bashkëpunimi gjerman
DEUTSCHE ZUSAMMENARBEIT

Published by
giz Deutsche Gesellschaft für Internationale Zusammenarbeit (GIZ) GmbH

REPUBLIKA E SHQIPËRISË
MINISTRIA E TURIZMIT DHE MJEDISIT

Agjencia Kombëtare e Mjedisit



# RAPORTI I GJËNDJES NË MJEDIS 2021

**Publikuar nga :**
Agjencia Kombëtare e Mjedisit

**Përgatitur nga :**
Sektori i Vlerësimit të Gjendjes dhe Ndërgjegjësimit Mjedisor
Drejtoria e Performancës Mjedisore

**Kontribuan:**
Sektori i Laboratorëve, Teknologjisë dhe Infrastrukturës Mjedisore
Sektori i Informacionit, GIS dhe Regjistrave Mjedisorë
Drejtoria e Kërkimit dhe Dijes Mjedisore

Sektori i Monitorimit
Drejtoria e Inspektim - Kontrollit

Ornela Shapo (Projekti GIZ, " Menaxhimi i Modernizuar i Mbetjeve të Ngurta dhe Ekonomia Ricikluese në Respekt të Mjedisit" )

# SHKURTIME

| | |
|---|---|
| AKM | Agjencia Kombëtare e Mjedisit |
| AKB | Agjencia Kombëtare e Bregdetit |
| AKBN | Agjencia Kombëtare e Burimeve Natyrore |
| AKZM | Agjencia Kombëtare e Zonave të Mbrojtura |
| AdZM | Administrata e Zonave të Mbrojtura |
| BIONNA | Sistem Ndërkombëtër i Monitorimit. të Faunës së Egër |
| BaU | Punë si zakonisht |
| BE | Bashkimi Evropian |
| BRE | Burime të Rinovueshme të Energjisë |
| CH4 | Metan |
| $CO_2e$ | Ekuvalenti i Dioksidit të Karbonit |
| DKU | Direktiva Kuadër e Ujit |
| EE | Efiçenca e Energjisë |
| FGM | Fondi Global për Mjedisin |
| Gazet-F | Gazet e Fluorinuara |
| GES | Gaz me Efekt Serrë |
| GNPNK | Grupi Ndërministror i Punës për Ndryshimet Klimatike |
| GC/KC | Garantimi i Cilësisë/Kontrolli i Cilësisë |
| GIZ/DKTI | Shoqëria Gjermane për Zhvillim/Menaxhimi i Modernizuar dhe Miqësor ndaj Klimës i Mbetjeve dhe Riciklimit |
| HFC-të | Hidrofluorokarbone |
| ISHTI | Inspektoriati Shtetëror Teknik Industrial |
| INSTAT | Instituti i Statistikave |
| KKP | Kontributi Kombëtar i Përcaktuar |
| KNNAD (CLRTAP) | Konventa për Ndotjen Ndërkufitare të Ajrit në Distancë të Largët |
| MTM | Ministria e Turizmit dhe Mjedisit |
| Mp | Mineralizimi i përgjithshëm |

| | |
|---|---|
| MBZHR | Ministria e Bujqësisë dhe Zhvillimi Rural |
| MIMN | Menaxhimi i Integruar i Mbetjeve të Ngurta |
| MZKP | Masat Zbutëse Kombëtare të Përshtatjes |
| MRV | Monitorimi, Raportimi dhe Verifikimi |
| NJQV | Njësia e Qeverisë Vendore |
| P.M.L | Parametrat Maksimal të Lejuar |
| PbE | Përshtatje e Bazuar në Ekosistem |
| PBB | Produkti i Brendshëm Bruto |
| PNKK(IPPC) | Paneli Ndërqeveritar për Ndryshimet Klimatike |
| PAEU | Platforma e Analizës me Emetime të Ulëta |
| PTNPTP (LULUCF) | Përdorimi i Tokës, Ndryshimi i Përdorimit të Tokës dhe Pyjet |
| PKP | Plani Kombëtar i Përshtatjes |
| POAM | Përbërësit Organik të Avullueshëm pa Metan |
| PPTT (FOLU) | Pyjet dhe Përdorimet e Tjera të Tokës |
| PFC | Perfluorokarbone |
| SiMF | Sistem të Monitorimit të Faunës së Egër |
| SEIZP (EFFIS) | Sistemi Evropian i Informacionit për Zjarret në Pyje |
| STE e BE (EUETS) | Sistemi i Tregtimit të Emetimeve i BE-së |
| SKZHI | Strategjia Kombëtare për Zhvillim dhe Integrim |
| SK | Strategjia Kombëtare |
| OKBUR (FAO) | Organizata e Kombeve të Bashkuara për Ushqim dhe Bujqësinë |
| TPP/RCP | Trajektorë e Përqendrimeve Përfaqësuese |
| RSHTN | Regjistri i Shkarkimit dhe Transferimit të Ndotësve |
| UPB | Ura Peshimi me një Bosht |
| VKM | Vendimi i Këshillit të Ministrave |

# HYRJE

Raporti i Gjendjes në Mjedis për vitin 2021, paraqet vlerësimin e gjendjes së mjedisit bazuar në të dhënat përkatëse për komponentët kryesorë të mjedisit. Raporti analizon presionet që i bëhen mjedisit të cilat sjellin ndikimet në mjedis, forcat shtytëse që paraqesin burimet e ndotjes si dhe reagimet apo veprimet që duhet të kryhen për të parandaluar forcat shtytëse dhe presionet. Gjithashtu vlerëson tendencën e treguesve të matur dhe jep rekomandime për të lehtësuar vlerësimin dhe efektivitetin e masave të politikave mjedisore.

Ky raport është një mesazh për politikëbërësit, të cilët nëpërmjet njohjes së gjendjes në mjedis dhe rekomandimeve, të ndërmarrin veprime në hartimin e politikave më efikase në parandalimin e ndikimeve në mjedis. Këto politika të së ardhmes duhet të bazohen në përgjigjet efektive ndaj sfidave tona mjedisore si dhe njohurive apo gjetjeve më të përditësuara të cilat paraqiten në Raportin e Gjendjes në Mjedis.

Nuk mund të nënvlerësojmë dhe dimensionin social që përcjell ky Raport. Synimi ynë është që publiku të marrë njohuri për cilësinë e mjedisit ku jeton, problematikat që hasen si dhe përfshirjen e qytetarëve në përmirësimin e gjendjes nëpërmjet zhvillimit të ndërgjegjësimit në mbrojtje të mjedisit.

Raporti i Gjendjes në Mjedis 2021, kontribuon në nxjerrjen në pah të arritjeve kryesore dhe problemeve të tanishme për secilin tregues mjedisor. Siguron një vëzhgim të gjendjes në mjedis dhe një kuadër veprimesh që janë të nevojshme të ndërmerren për të krijuar një mjedis të pastër për brezat që vijnë.

# HISTORIKU I RAPORTIT TË GJENDJES NË MJEDIS



## 1.1 Informacion i përgjithshëm

### Tematikat dhe burimi i të dhënave:

Monitorimi i cilësisë së ujërave sipërfaqësore të Shqipërisë në lumenj, liqene kryhet nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit për parametrat fiziko- kimike në lumenjtë e baseneve Drini-Bunë, Mat, Ishëm- Erzen, Shkumbin, Vjosë dhe Seman. Tributarët (Lumi i Pogradecit, Lumi Vërdovë, Lumi Tushemisht) ujërat e të cilëve derdhen në liqenin e Ohrit dhe ndikojnë në cilësinë e tij. Ndërsa për liqenin e Ohrit dhe të Shkodrës monitorimi kryhet për parametra fiziko-kimike, klorofila -a dhe indeksi i gjendjes trofike TSI. (Karlson).

Monitorimi sasior, hidrodinamik dhe i cilësisë së ujërave nëntokësore është kryer nga Shërbimi Gjeologjik Shqiptar për basenet kryesore ujëmbajtëse të Shqipërisë; Drin, Mat, Erzen-Ishëm, Shkumbin, Seman,Vjosa dhe Zona Jonike. Ky monitorim përfshin vlerësimin sasior të shfrytëzimit të ujërave, të matjes së nivelit dhe cilësisë të ujërave nëntokësore të baseneve bazuar mbi parametrat fiziko-kimike të matur.

## 1.2 Cilësia e ujërave sipërfaqësore në lumenj

### 1.2.1 Vlerësimi i gjendjes së lumenjve




Vlerësimi i cilësisë së lumenjve dhe liqeneve përcaktohet në bazë të parametrave fiziko-kimikë duke i krahasuar me normat e lejuara të përcaktuara në Direktivën Kuadër të Ujit të BE (DKU)

Tabela 1. Vlerat limite të parametrave kimike në lumenj sipas DKU

| | Njesia | Vlerat limite te parametrave kimike | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Gjendje e Lartë Kl.I | Gjendje e Mirë Kl.II | Gjendje e Moderuar Kl.III | Gjendje e Varfër K.IV | Gjendje e Keqe Kl.V |
| Oksigjen i tretur | mgO/l | >7 | >6 | >5 | >4 | <3 |
| $NBO_5$ | mg/l | <2 | <3.5 | <7 | <18 | >18 |
| pH (acid) | | | >6.5 | >6 | | |
| pH (alkalin) | | | <8.5 | <9 | | |
| $NH_4$ | mgN/l | <0.05 | <0.3 | <0.6 | <1.5 | >1.5 |
| $NO_2$ | mgN/l | <0.01 | <0.06 | <0.12 | <0.3 | >0.3 |
| $NO_3$ | mgN/l | <0.8 | <2 | <4 | <10 | >10 |
| $PO^4$ | mgP/l | <0.05 | <0.10 | <0.2 | 0.5 | >0.5 |
| P-total | mgP/l | <0.1 | <0.20 | <0.4 | <1 | >1 |

Temperaturat e ujërave të lumenjve variojnë në varësi të stinës dhe pozicionimit të stacioneve të kampionimit, ku në rrjedhat e sipërme ujërat e lumenjve karakterizohen nga temperatura më të ulëta, pasi janë ujëra që burojnë nga zonat malore. Ujërat e lumenjve vlerësohen alkalin me pH nga 7.55-8.54.

## • Baseni i Drinit

**Lumi Drin** është lumi më i gjatë i trojeve shqiptare me një gjatësi 285 km, i cili derdhet në Detin Adriatik afër qytetit të Lezhës dhe në lumin e Bunës, degë që u formua pas një përmbytjeje në shekullin e 19.

Tabela 2. Stacionet e Basenit Drin

| Nr. | Kodi i kampionit | Emërtimi i Lumit | Vendndodhja | Koordinatat gjeografike |
|---|---|---|---|---|
| 1. | D1 | Drini i Zi | Topojan- Ura Burrel -Peshkopi | N 41.580626 E 20.434238 |
| 2. | D2 | Drini | Bahçallek - Ura Bahçallek | N 42.041771 E 19.490806 |
| 3. | D3 | Drini i Bardhë | Luma - Kukës | N 42.040408 E 20.274955 |
| 4. | Bu1 | Buna | Muriqan – afër fshatit, në kufi | N 42.009313 E 19.411012 |
| 5. | Bu2 | Buna | Ura e vjetër Shkodër - Shirokë | N 42.045851 E 19.487121 |
| 6. | DLe | Drini Lezhë | Kune-Vain para derdhjes në det | N 41.753554 E 19.593363 |

Grafiku 1. Vlerat mesatare, $O_2$ i tretur, mg/l




Grafiku2. Vlera mesatare $NBO_5$ , mg/l



Stacionet janë të ngopura me oksigjen dhe klasifikohen Klasa I – Gjendje e lartë. Ujërat paraqesin cilësi të mirë në lidhje me parametrin $NBO_5$ në rrjedhën e sipërme ndërsa në stacionin DLe – Drini Lezhë kemi vlera të larta të cilat e klasifikojnë këtë stacion në Klasën IV – Gjendje e varfër.

Grafiku 3.Vlerat mesatare $N\text{-}NH_4$, mg/l




Grafiku2. Vlera mesatare $NBO_5$, mg/l




Drini Lezhë ka një përmbajtje të amonjakut në vlerën 0.43 mg/l duke u klasifikuar në Klasën III- Gjendje e moderuar. Përmbajtja e nitrateve rezulton në vlera më të ulëta se norma e lejuar, duke i klasifikuar të gjitha stacionet në Klasën I – Gjendje e lartë. Përmbajtja e nitriteve është nën normën e lejuar në vlerat 0.0015 – 0.0033 mg/l duke i klasifikuar të gjitha stacionet në Klasën I – Gjendje e lartë.

Grafiku 5. Vlera mesatare e $P\text{-}PO_4$, mg/l




Grafiku 6. Vlera mesatare e P-total, mg/l




Nuk kemi tejkalim të vlerave të lejuara për përmbajtjen e orto-fosfateve dhe fosforit total duke i klasifikuar të gjitha stacionet në Klasën I – Gjendje e lartë.

## • Baseni i Matit

Mati është një lum i cili burimin e vet e ka afër Martaneshit, në qarkun e Dibrës. Lumi i Matit ka një gjatësi totale prej 115 km dhe derdhet në Detin Adriatik në afërsi të Fushë – Kuqes në mes të qyteteve Lezhë dhe Laç.

Tabela 3. Stacionet e Basenit Mat

| Nr. | Kodi i kampionit | Emërtimi i Lumit | Vendndodhja | Koordinatat gjeografike |
|---|---|---|---|---|
| 1. | Ma1 | Fani i Madh | Ndërfushë, ndërmjet urave Milot – Kukës dhe Milot - Rrëshen | N 41.775874<br>E 19.859456 |
| 2. | Ma2 | Fani i Vogël | Bukmirë– Ura e Vjetër Milot – Kukës që të lidh me Rrugën e Kombit | N 41.779305<br>E 19.855054 |
| 3. | Ma3 | Lumi Mat | Klos - Darsë | N 41.506614<br>E 20.083041 |
| 4. | Ma4 | Lumi Mat | Ura e Re Tiranë-Shkodër | N 41.685437<br>E 19.671641 |

Grafiku 7. Vlerat mesatare, $O_2$ i tretur, mg/l




Grafiku 8. Vlera mesatare $NBO_5$ , mg/l




Të gjitha stacionet e lumit Mat janë të ngopura me oksigjen duke i klasifikuar në Klasa I – Gjendje e lartë. Vlerat mesatare për $NBO_5$ paraqiten nën normën e lejuar duke i klasifikuar stacionet me cilësi të mirë. Vihet re vlerë më e lartë e $NBO_5$ në stacionin Ma2.

Grafiku 9.Vlerat mesatare N-$NH_4$ , mg/l




Grafiku 10. Vlera mesatare N-$NO_2$, mg/l




Vlerësojmë se përsa i përket përmbajtjes së amonjakut stacionet klasifikohen në Klasa II – Gjendje e mirë. Përmbajtja e ulët e nitriteve i klasifikon këto stacione në Klasën I – Gjendje e lartë.

Grafiku 11.Vlerat mesatare N-$NO_3$ , mg/l




Grafiku 12. Vlera mesatare P-$PO_4$, mg/l



Grafiku 13. Vlerat mesatare P-total, mg/l




Referuar përmbajtjes së nitrateve, ortofosfateve dhe fosforit total, stacionet klasifikohen në Klasa I- Gjendje e lartë

## • Baseni Ishëm – Erzen

Lumi i Tiranës përshkon pjesën veriore të Tiranës, në zonën e quajtur Bregu i Lumit, aty ku formohet kufiri administrativ verior i Tiranës, i cili e ndan nga Komuna Paskuqan. Lana derdhet në Lumin e Tiranës, i cili kalon përmes qytetit të Tiranës. Ai buron në pjesën perëndimore të Qafës së Priskës dhe ka një gjatësi prej 29 km. Në hyrje të Tiranës, Lana rrjedh në një kanal të sistemuar betoni dhe pastaj bashkohet me lumin e Tiranës në verilindje të Bërxullës nga ku formohet Lumi i Ishmit. Lumi Ishëm rrjedh përmes Shqipërisë Qendrore me një gjatësi rreth 74 km i cili formohet nga bashkimi i Lumit të Tiranës, delta e të cilit ndodhet në Kepin e Rodonit. Lumi Erzen buron nga Mali me Gropa, 25 km nga lindja e Tiranës, pranë Shëngjergjit dhe derdhet në Gjirin e Lalëzit në veri të qytetit të Durrësit.

Tabela 4. Stacionet e Basenit Ishëm-Erzen

| Nr. | Kodi i kampionit | Emërtimi i Lumit | Vendndodhja | Koordinatat gjeografike |
|---|---|---|---|---|
| 1. | T1 | Lumi i Tiranës | Ura e Brarit | N 41.372595 E 19.855204 |
| 2. | T2 | Lumi i Tiranës | Kamëz – poshtë urës | N 41.354077 E 19.773338 |
| 3. | L1 | Lumi i Lanës | Lanabregas- 200 – 300 m sipër gurores Dajti | N 41.3293 E 19.8788 |
| 4. | L2 | Lumi i Lanës | Ish dogana Kashar në autostradë 200 m poshtë urës 700 – 800m nga kryqëzimi i Coca - Colës | N 41.3385 E 19.7762 |
| 5. | Ish1 | Lumi Ishëm | Ura Rinas | N 41.435932 E 19.696267 |
| 6. | Ish2 | Lumi Ishëm | Ura e Gjolës | N 41.467270 E 19.691924 |
| 7. | Ish3 | Lumi Ishëm | Ura Salmer | N 41.541421 E 19.610609 |
| 8. | Er1 | Lumi Erzen | Pëllumbas | N 41.245533 E 19.936300 |
| 9. | Er2 | Lumi Erzen | Ura e Beshirit | N 41.292176 E 19.755325 |
| 10. | Er3 | Lumi Erzen | Sallmone – Fshati Rinia | N 41.360944 E 19.549134 |

Grafiku 14. Vlerat mesatare, $O_2$ i tretur, mg/l në basenin Ishëm-Erzen




Lumi Erzen rezulton të jetë me ujëra të pasur me oksigjen duke u klasifikuar në Klasën I – Gjendje e lartë.

Grafiku 15. Vlera mesatare $NBO_5$ , mg/l




Tejkalim të vlerës limite për parametrin nevoja biokimike për oksigjen kemi në stacionet T2 – Kamëz poshtë urës , L2 – Ish Dogana Kashar, ku vlera mesatare është 97 mg O/l. Një vlerë shumë e lartë që dëshmon një shkallë ndotjeje të lartë duke e klasifikuar në Klasën V – Gjendje e keqe , ku duhet të merren masa të menjëhershme (> 18 mg/l). Tejkalim të normës kemi edhe në tre stacionet e monitorimit të Lumit Ishëm, ku gjendja paraqitet me një ndotje të lartë e klasifikuar në Klasën V – Gjendje e keqe.

Grafiku 16.Vlerat mesatare $N\text{-}NH_4$ , mg/l




Kemi tejkalim të vlerës limite për përmbajtjen e amonjakut në stacionin T2 – Ura Kamëz, L2 – Lanabregas me vlerën mesatare më të lartë 24.8 mg/l duke e klasifikuar këtë stacion në Klasën V – Gjendje e keqe. Stacionet e lumit të Ishmit klasifikohen në Klasën V – Gjendje e keqe. Lumi Erzen klasifikohet në Klasën II – Gjendje e mirë.

Grafiku 17. Vlera mesatare $N\text{-}NO_2$, mg/l




Përmbajtja e nitriteve është nën normën e lejuar në të gjitha stacionet e këtij baseni, duke përjashtuar T2 – Ura e Kthesës së Kamzës duke e klasifikuar në Klasën V – Gjendje e varfër.

Grafiku 18. Vlera mesatare $N\text{-}NO_3$, mg/l




Përmbajtja e nitrateve në të gjitha stacionet e monitoruara rezulton në vlera më të ulëta se norma e lejuar.

Grafiku 19. Vlera mesatare P-$PO_4$, mg/l




Vlerësohet se kemi tejkalim të vlerës limite të përmbajtjes së orto – fosfateve në stacionin T2–Ura e Kamzës, L2– Lanabregas në vlerën 1.4 mg/l duke e klasifikuar këtë stacion në Klasën V
– Gjendje e keqe.
Tejkalim të vlerës limite kemi edhe në lumin e Ishmit, duke e klasifikuar në Klasën e V – Gjendje e keqe.
Lumi Erzen nuk ka përmbajtje të ortofosfateve.

Grafiku 20. Vlera mesatare P-total, mg/l




Stacioni L2–Lanabregas tejkalon vlerën limite, duke klasifikuar Lanabregasin në Klasën V–Gjendje e keqe. Gjithashtu, është vlerësuar se ka prani të fosforit total në të tre stacionet e monitorimit të Lumit Ishëm në vlera të larta.

## Baseni Shkumbin

Lumi Shkumbin buron në malin e Valamarës (Shqipëri) me një gjatësi prej 181 km dhe derdhet në Detin Adriatik

Tabela 5. Stacionet e Basenit Shkumbinit

| Nr. | Kodi i kampionit | Emërtimi i Lumit | Vendndodhja | Koordinatat gjeografike |
|---|---|---|---|---|
| 1. | Sh1 | Lumi i Shkumbinit | Qukës -500 mbi fshatin Qukës | N 41.070265 E 20.467855 |
| 2. | Sh2 | Lumi i Shkumbinit | Ura Toplias | N 41.097940 E 20.081447 |
| 3. | Sh3 | Lumi i Shkumbinit | Ura e Paprit | N 41.052378 E 19.942619 |
| 4. | Sh4 | Lumi i Shkumbinit | Ura Rrogozhinë | N 41.062902 E 19.645174 |

Grafiku 21. Vlera mesatare $O_2$ i tretur, mg/l




Grafiku 22. Vlera mesatare $NBO_5$, mg/l



Vlerat mesatare të përmbajtjes së oksigjenit të tretur i klasifikojnë këto ujëra të Basenit të Shkumbinit në Klasën I – Gjendje e lartë, pasi janë mbi normën > 7mgO/l. Nuk ka tejkalim të vlerës limite për $NBO_5$ në asnjë nga stacionet e monitoruara.

Grafiku 23. Vlera mesatare $N\text{-}NH_4$, mg/l




Grafiku 24. Vlera mesatare $N\text{-}NO_2$, mg/l




Referuar vlerave për amonjakun rezulton se ujërat e këtij baseni klasifikohen në Klasën II – Gjendje e mirë. Përmbajtja e nitriteve është nën normën e lejuar, duke i vlerësuar stacionet në Klasën I – Gjendje e lartë.

Grafiku 25. Vlera mesatare $N\text{-}NO_3$, mg/l




Grafiku 25. Vlera mesatare $P\text{-}PO_4$, mg/l




Grafiku 26. Vlera mesatare P-total , mg/l




Përmbajtja e nitrateve, ortofosfateve dhe fosforit -total në të gjitha stacionet e monitoruara rezulton në vlera më të ulëta se norma e lejuar, duke i klasifikuar në Klasën I – Gjendje e lartë.

- **Baseni Vjosë**

Lumi Vjosa buron në veriperëndim të Greqisë, në Epir nga malet e Pindit në lindje të Janinës, ku rrjedha e tij vazhdon në drejtim të veriperëndimit dhe derdhet në detin Adriatik, në Shqipëri. Lumi ka një gjatësi prej 272 km, prej të cilave 80 km në territorin e Greqisë dhe rreth 192 km brenda territorit të Shqipërisë, rrjedha e të cilit përshkon jugun e Shqipërisë, dhe është kufiri ndarës natyror midis rrethit të Fierit dhe Vlorës.

Tabela 6. Stacionet e Basenit Vjosë

| Nr. | Kodi i kampionit | Emërtimi i Lumit | Vendndodhja | Koordinatat gjeografike | |
|---|---|---|---|---|---|
| 1. | Vj1 | Lumi i Vjosës | Çarshovë – pas fshatit Petran | N 40.206037 | E 20.42145 |
| 2. | Vj2 | Lumi i Vjosës | Ura e qytetit | N 40.234072 | E 20.354869 |
| 3. | Vj3 | Lumi Drino | Ura e Leklit - Tepelenë | N 40.259037 | E 20.055159 |
| 4. | Vj4 | Lumi i Vjosës | Ura Memaliaj | N 40.351397 | E 19.972733 |
| 5. | Vj5 | Lumi i Vjosës | Ura e Mifolit - Vlorë | N 40.634750 | E 19.461599 |

Grafiku 27. Vlera mesatare $O_2$ i tretur, mg/l




Grafiku 28. Vlera mesatare $NBO_5$ , mg/l




Ujërat janë të pasura me oksigjen duke i klasifikuar në Klasën I – Gjendje e lartë. Bazuar vlerave të $NBO_5$ , i cili është parametër i rëndësishëm për vlerësimin e cilësisë së ujërave të lumenjve si një tregues i shkallës së ndotjes, vlerësohet se stacionet klasifikohen në Klasën II- Cilësi e mirë.

Grafiku 29. Vlera mesatare $N\text{-}NH_4$ , mg/l




Grafiku 30. Vlera mesatare $N\text{-}NO_3$ , mg/l




Grafiku 31. Vlera mesatare $P\text{-}PO_4$ , mg/l




Grafiku 32. Vlera mesatare P-total , mg/l



Përmbajtja e nitriteve të Basenit të Vjosës është në vlera shumë të ulëta 0.0011 – 0.0017 mg/l duke i klasifikuar në Klasën I – Gjendje e lartë. Gjithashtu referuar përmbajtjes së amoniakut, nitrateve, ortofosfateve dhe fosforit total, stacionet klasifikohen në Klasën I- Gjendje e lartë.

## • Baseni Seman

Semani është lumi i dytë për nga gjatësia në Shqipëri, pas Drinit, rreth 281 km i gjatëi i cili formohet nga bashkimi i dy lumenjve Osum dhe Devoll, në afërsi të fshatit Kozarë. Lumi i Semanit pasi përshkruan fushën e Myzeqesë, bashkohet me Lumin e Gjanicës i cili përshkon përmes  qytetin e Fierit dhe derdhet në Detin Adriatik

Tabela 7. Stacionet e Basenit Seman

| Nr. | Kodi i kampionit | Emërtimi i Lumit | Vendndodhja | Koordinatat gjeografike |
|---|---|---|---|---|
| 1. | Dv0 | Lumi i Semanit | Bilisht – Ura e Treshit | N 40.4101 E 21.0056 |
| 2. | Dv1 | Lumi i Devollit | Kuçovë – Ura Kuçovë Kozarë | N40.828639 E 19.910801 |
| 3. | Os1 | Lumi i Osumit | Ura Lapan | N 40.254252 E 20.171348 |
| 4. | Os2 | Lumi i Osumit | Fshati Uznovë | N 40.689065 E 19.973427 |
| 5. | Os3 | Lumi i Osumit | Dimal | N 40.774274 E 19.874563 |
| 6. | Gj4 | Lumi i Gjanicës | Ura e Qytetit Fier | N 40.73383 E 19.572400 |
| 7. | Se5 | Lumi i Semanit | Ura e Mbrostarit | N 40.750471 E 19.579492 |
| 8. | Se6 | Lumi i Semanit | Mujalli, Libofshë | N 40.785391 E 19.564659 |

Grafiku 33. Vlera mesatare $O_2$ i tretur, mg/l




Stacioni Gj4 - Ura e qytetit Fier rezulton me një përmbajtje oksigjeni në vlerën kufi. Stacionet e tjera klasifikohen në Klasa I- Gjendje e lartë.

Grafiku 34. Vlera mesatare $NBO_5$ , mg/l




Stacionet Dv1, Os3, Gj4 dhe Se6, kanë një përmbajtje të lartë të $NBO_5$, ku impakti i shkarkimeve urbane dhe industriale  të qytetit është i ndjeshëm.

Grafiku 35. Vlera mesatare N-$NH_4$ , mg/l




Ujërat e stacioneve Dv1–Lumi Devoll, Kozarë, Os1–Lapan, Os3–Lumi Osum, Dimal dhe stacioni Gj4 – Ura e qytetit Fier kanë përmbajtje të lartë të amonjakut duke e klasifikuar në Klasën V–Gjendje e keqe, ndotje e cila kërkon marrjen e masave të menjëhershme.

Grafiku 36. Vlera mesatare N-$NO_2$ , mg/l




Përmbajtja e nitriteve është nën normën e lejuar duke i vlerësuar në cilësi të mirë, me përjashtim të Stacionit Dv –Lumi Devoll, Kozarë.

Grafiku 37. Vlera mesatare N-$NO_3$ , mg/l




Përmbajtja e nitrateve, është nën vlerën kufi të lejuar, duke i klasifikuar në Klasa I- Gjendje e lartë.

Grafiku 38. Vlera mesatare P-$PO_4$ , mg/l




Nuk kemi tejkalim të vlerës limite të përmbajtjes së orto – fosfateve, duke i klasifikuar këto stacione në cilësi të mirë (Klasa II), në përjashtim të stacionit Os3 – Lumi Osum në Dimal që klasifikohet në Klasa III- Gjendje e moderuar.

Grafiku 39. Vlera mesatare P-total , mg/l




Referuar vlerave mesatare vjetore vlerësojmë se stacionet nuk e tejkalojnë vlerën e lejuar, përmbajtja e të cilave varion nga 0.012mg/l – 0.17mg/l. Vlera më e lartë është matur në stacionin Os3-Lumi Osum-Dimal, duke e klasifikuar në Klasën II– Gjendje e mirë.

Në tabelat e mëposhtme paraqitet vlerësimi për basenet, referuar përmbajtjes së parametrave të Direktivës Kuadër të Ujit për vitin 2021 si dhe tendenca në vite.

Tabela 8. Vlerësimi i baseneve për vitin 2021

| Baseni Drini-Bunë | Baseni Ishëm- Erzen | Baseni i Shkumbinit | Baseni i Semanit | Baseni i Vjosës | Baseni i Matit |
|---|---|---|---|---|---|
| Klasa IV Gjendje e varfër | Klasa V Gjendje e keqe | Klasa II Gjendje e mirë | Klasa V Gjendje e keqe | Klasa II Gjendje e mirë | Klasa III Gjendje e moderuar |

Tabela 9 . Tendenca në vite

| Viti | Baseni Drini-Bunë | Baseni Ishëm- Erzen | Baseni i Shkumbinit | Baseni i Semanit | Baseni i Vjosës | Baseni i Matit |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 2018 | Klasa III | Klasa V | Klasa IV | Klasa V | Klasa II | Klasa III |
| 2019 | Klasa IV | Klasa V | Klasa III | Klasa V | Klasa III | Klasa II |
| 2020 | Klasa IV | Klasa V | Klasa III | Klasa V | Klasa II | Klasa III |
| 2021 | Klasa IV | Klasa V | Klasa II | Klasa V | Klasa II | Klasa III |

Bazuar mbi të dhënat e tendencës në vite, vërehet se kemi përmirësim të cilësisë të ujërave të basenit Shkumbin në vitin 2021 krahasuar me vitin 2020, duke kaluar nga Klasa III- Gjendje e moderuar në Klasa II- Gjendje e mirë. Basenet e tjera i përkasin të njëjtës kategori të klasifikimit të gjendjes si në vitin 2020.

## • Tributarët (Lumi i Pogradecit, Lumi Vërdovë, Lumi Tushemisht)

Vlerësimi i cilësisë të tributarëve të cilët derdhen në liqenin e Ohrit, është me rëndësi duke qenë se mund të ndikojnë në cilësinë e këtij liqeni. Ujërat e këtyre tre lumenjve vlerësohen alkaline me pH < 8.5, me vlera që variojnë nga 7.9 – 8.4.

## Lumi i Pogradecit

Tabela 10. Vlerësimi i cilësisë së lumit Pogradec

| Nr. | Parametri | Vlera mesatare vjetore | Norma | Klasifikimi |
|---|---|---|---|---|
| 1. | $NBO_5$ | 1 mg/l | < 7 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 2. | Amonjak | 0.047 mg/l | < 0.6 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 3. | Nitrite | 0.001 mg/l | < 0.12 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 4. | Nitrate | 1.01 mg/l | < 4 | Gjendje e mirë – Klasa II |
| 5. | Orto - fosfate | 0.012 mg/l | < 0.2 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 6. | Fosfori total | 0.015 mg/l | < 0.4 | Gjendje e lartë – Klasa I |

Referuar vlerave të parametrave të matur, Lumi i Pogradecit klasifikohet me cilësi shumë të mirë Klasa I.

## Lumi i Pogradecit

Tabela 11. Vlerësimi i cilësisë së lumit Vërdovë

| Nr. | Parametri | Vlera mesatare vjetore | Norma | Klasifikimi |
|---|---|---|---|---|
| 1. | $NBO_5$ | 10.6 mg/l | < 7 | Gjendje e varfër – Klasa IV |
| 2. | Amonjak | 4.5 mg/l | < 0.6 | Gjendje e keqe – Klasa V |
| 3. | Nitrite | 0.66 mg/l | < 0.12 | Gjendje e keqe – Klasa V |
| 4. | Nitrate | 1.29 mg/l | < 4 | Gjendje e mirë – Klasa II |
| 5. | Orto - fosfate | 0.32 mg/l | < 0.2 | Gjendje e varfër – Klasa IV |
| 6. | Fosfori total | 0.35 mg/l | < 0.4 | Gjendje e moderuar – Klasa III |

Përmbajtja e lartë e amonjakut dhe nevojës biokimike për oksigjen, dëshmojnë për shkarkime urbane të cilat derdhen direkt pa asnjë trajtim paraprak dhe kjo situatë kërkon të merren masa të menjëhershme. Lumi i Vërdovës referuar gjithë parametrave të mësipërm klasifikohet në një lum me cilësi të keqe Klasa V.

## Lumi i Tushemishtit

Tabela 12. Vlerësimi i cilësisë së lumit Tushemisht

| Nr. | Parametri | Vlera mesatare vjetore | Norma | Klasifikimi |
|---|---|---|---|---|
| 1. | $NBO_5$ | 2mg/l | < 7 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 2. | Amonjak | 0.022 mg/l | < 0.6 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 3. | Nitrite | 0.005 mg/l | < 0.12 | Gjendje e lartë - Klasa I |
| 4. | Nitrate | 0.56 mg/l | < 4 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 5. | Orto-fosfate | 0.011 mg/l | < 0.2 | Gjendje e lartë – Klasa I |
| 6. | Fosfori total | 0.013 mg/l | < 0.4 | Gjendje e lartë – Klasa I |

Lumi i Tushemishtit, referuar parametrave të statusit kimik, vlerësohet në ujëra me cilësi shumë të mirë në Klasën I.

Tabela 13. Tendenca në vite për tributarët

| Viti | Lumi i Pogradecit | Lumi i Vërdovës | Lumi i Tushemishtit |
|---|---|---|---|
| 2018 | Klasa II- Gjendje e mirë | Klasa V- Gjendje e keqe | Klasa II- Gjendje e mirë |
| 2019 | Klasa II- Gjendje e mirë | Klasa V- Gjendje e keqe | Klasa II- Gjendje e mirë |
| 2020 | Klasa II- Gjendje e mirë | Klasa V- Gjendje e keqe | Klasa I - Gjendje e lartë |
| 2021 | Klasa I - Gjendje e lartë | Klasa V- Gjendje e keqe | Klasa I - Gjendje e lartë |

Vërehet se kemi përmirësim të cilësisë të ujërave të Lumit të Pogradecit në vitin 2021 krahasuar me vitet e mëparshme.
Lumi i Vërdovës i përket të njëjtës kategori të klasifikimit të ujërave.
Cilësia e ujërave të Lumit Tushemisht është përmirësuar krahasuar me vitet 2018 dhe 2019.

## 1.3 Monitorimi i cilësisë së liqeneve




Vlerësimi i cilësisë së liqeneve përcaktohet nëpërmjet vlerave limite të cilësisë së ujërave të liqeneve sipas Direktivës Kuadër të Ujërave dhe indeksi i gjendjes trofike Karlson (TSI) si më poshtë:

Tabela 14. Vlerat limite të cilësisë së ujërave të liqeneve sipas DKU

| Parametrat | Njësia matëse | Vlerat limite për përcaktimin e gjendjes | | |
|---|---|---|---|---|
| | | Oligotrofik | Mezotrofik | Eutrofik |
| Transparenca | m | 5-10 (max 15-20) | 1-2 (max.5-10) | <1 (max 2-3) |
| Nevoja Kimike për Oksigjen (NKO) | mg $O_2$ /l | 1-2 | 8-9 | 20-65 |
| Nevoja Biokimike për Oksigjen($NBO_5$ ) | mg $O_2$/l | <3 | 3-5,5 | 5,5-14 |
| Nitrate ($NO_3$-N) | mg N/l | <1 | <1 | >2 |
| Fosfor total (P- total ) | µg P/l | 4-10 | 10-35 | 35-100 |

Tabela 15. Indeksi i gjëndjes trofike Karlson (TSI)

| Indeksi TSI | Përshkrimi |
| --- | --- |
| TSI <30 | Oligotrofi klasike; ujra te qarta, oksigjen gjatë gjithë vitit në shtresën lipolimnion, peshq në thellësi |
| TSI 30-40 | Liqenet e thellë paraqiten oligotrofe klasike, por ujërat e cekta bëhen anoksike gjatë verës. |
| TS 40-50 | Ujëra akoma të qarta, por rritet probabiliteti i anoksisë në shtresën hipolimnom gjatë verës. |
| TS 50-60 | Nivel i ulët i eutrofisë klasike: reduktim i transparencës, anoksi në hipolimnion gjatë verës, makrofite të pranishme, peshq të ujërave të ngrohta. |
| TSI 60-70 | Predomonojnë algat blu-të gjelbërta, shkuma e algave e mundshme, prani e vlerësueshme e makrofiteve. |
| TSI 70-80 | "Bloom" i algave gjatë verës, shtresë e dëndur makrofite, po me shtrirje të kufizuar për shkak të depërtimit të dritës. Shpesh gjendja mund të klasifikohet si hipereutrofike. |
| TSI > 80 | Shkumë algash, peshq të ngordhur gjatë verës, makrofitet, dominojnë peshq rezistentë. |

## 1.3.1 Vlerësimi i gjendjes për liqenet

Liqeni i Shkodrës është një liqen me thellësi relativisht të vogël, ku mungon fenomeni i shtresëzimit, përzierjes së ujit. Në çdo pikë monitorimi janë kampionuar mostra në 2 thellësi të ndryshme: 0 m dhe 10 m.

Tabela 16. Vlerësimi i cilësisë së ujërave të Liqenit të Shkodrës

| Parametrat | Shirokë | Koplik | Zogaj | Njësia |
| --- | --- | --- | --- | --- |
| NKO | 9.0 | 6.5 | 7.0 | mg $O_2$/l |
| $NBO_5$ | 5.0 | 4.0 | 4.0 | mg $O_2$/l |
| Nitrate | < 1 | < 1 | < 1 | mg N/l |
| P-total | 7.6 (përmbajtja mesatare për tre stacionet) | | | µg P/l |
| Klorofila-a | 3.47 | 3.35 | 3.39 | mg/$m^3$ |
| Indeksi trofik | 39.76 | 35.36 | 39.84 | TSI ( Indeksi Karlson ) |

Transparenca e ujit varion nga 2m – 5.2 m duke i klasifikuar ujërat me cilësi mezotrofike. Referuar përmbajtjes mesatare të fosforit total, ujërat klasifikohen me cilësi oligotrofike. Liqeni i Shkodrës nuk paraqet ndotje biologjike referuar indeksit Karlson.

***Duke u nisur nga vlerat e transparencës, të nevojës kimike për oksigjen dhe nevojës biokimike për oksigjen, rezulton se ujërat e liqenit të Shkodrës janë të cilësisë mezotrofike.***

***Liqeni i Ohrit*** karakterizohet nga fenomeni i shtresëzimit, për shkak të thellësisë së tij. Ujërat e liqenit janë të ngopura me oksigjen me vlera që variojnë 10 – 13 mg/l.
Parametrat e matur i referohen dy pikave të monitorimit, ku pika e parë është stacion reference në thellësi 150 metra dhe mostrat merren në 8 thellësi të ndryshme nga sipërfaqja deri në fund të liqenit e përkatësisht 0, 20, 40, 60, 80, 100, 120, 150 m, dhe stacioni nr.2 (litoral) është 200 m nga bregu, në thellësi mbi 5 metra

Tabela 17. Vlerësimi i cilësisë së ujërave të Liqenit të Ohrit

| Parametrat | Stacion 1 (reference) | Stacion 2 (litoral) | Njësia |
|---|---|---|---|
| Transparenca | 11 | 5 | m |
| NKO | 4 | 5.3 | mg $O_2$/l |
| $NBO_5$ | 2.6 | 3.0 | mg $O_2$/l |
| Nitrate | < 1 | < 1 | mg N/l |
| P-total | 11 | 11 | µg P/l |
| Klorofila a | 4.75 | 2.69 | mg/$m^3$ |
| Indeksi trofik | 45.88 | 40.29 | TSI ( Indeksi Karlson ) |

*Referuar të dhënave për parametrat e monitoruar vlerësohet se ujërat e liqenit të Ohrit janë me cilësi mezotrofike.*

***Liqeni i Prespës*** është monitoruar në Liqenin e Prespës së Madhe në tre pika kampionimi përkatësisht në Goricë, Liqenas dhe Gollomboç dhe Prespa e Vogël në një pikë kampionimi. Vlera mesatare e **transparencë**s për ujërat e liqenit të Prespës së Madhe janë 4.36 m duke e klasifikuar Prespën e Madhe me cilësi mezotrofike dhe në Prespën e Vogël vlera e transparencës është 0.4 m duke e klasifikuar këtë liqen në cilësi eutrofike.
Përsa i përket **nevojës kimike për oksigjen**, në të tre stacionet e monitorimit të cilësisë së ujërave të Liqenit të Prespës së Madhe dhe Prespës së Vogël vlerësojmë se ujërat klasifikohen në cilësi mezotrofike. Vlerat mesatare të **nevojës biokimike për oksigjen** në të tre stacionet e monitorimit variojnë nga 2.6 – 3.8 mg/l, në Prespën e Vogël vlera e matur është 1.6 mg/l.
Përmbajtja e **nitrateve** është vlerësuar brenda normës së lejuar < 1 mg/l për stacionet e Prespës së Madhe dhe stacionin e Prespës së Vogël. Ujërat e liqenit të Prespës nuk kanë përmbajtje të **fosforit total**.

Tabela 18. Vlerësimi i Klorofila –a dhe indeksi trofik, Liqeni i Prespës

| Parametrat | Goricë | Liqenas | Gollomboc | Prespë e Vogël | Njësia |
|---|---|---|---|---|---|
| Klorofila -a | 1.27 | 1.54 | 1.9 | 0.81 | mg/$m^3$ |
| Indeksi trofik | 32.7 | 30.1 | 26.95 | 28.36 | TSIC (Indeksi Karlson) |

***Bazuar mbi rezultatet e të gjithë parametrave bazë të mësipërm, vlerësojmë se ujërat e Liqenit të Prespës janë të cilësisë mezotrofike.***

**Gjendja e cilësisë të liqenit të Shkodrës, Ohrit dhe Prespës për periudhën 2018-2021 paraqitet e njëjtë. Liqenet janë me cilësi mezotrofike.**

## 1.4 Vlerësimi sasior, hidrodinamik dhe hidrokimik i ujërave nëntokësorë

### 1.4.1 Vlerësimi i gjendjes

- **Baseni i Drinit**

Në basenin e Drinit shfrytëzohen rezervat e ujërave nëntokësore për furnizim me ujë të pijshëm të qyteteve Shkodër, Malësi e Madhe, Tropojë, Pukë, Kukës, Peshkopi, Pogradec si dhe fshatrave që i përkasin këtyre bashkive.

***Monitorimi sasior 2020-2021***
Sasia e përgjithshme e ujit që shfrytëzohet nga akuiferi i Mbishkodrës është rreth Q=1200-1300 l/sek, sasi kjo me një rritje të lehtë krahasuar me vitet e mëparshme. Koefiçienti i shfrytëzimit të akuiferit kuartenar zhavorror varion K= 0.33-0.5.
Sasia e përgjithshme që shfrytëzohet nga akuiferi i Nënshkodrës është Q= 500-800 l/sek, duke patur një rritje të lehtë krahasuar me vitet e mëparshme. Koeficienti i shfrytëzimit K=0.3-0.4.
Për zonën e e Tropojës; nga burimi Quku i Dunishës merret rreth 100 l/sek për qytetin e Bajram Currit dhe fshatrat përreth. Për qytetin e Pogradecit nga burimet e Tushemishtit merret një sasi uji rreth 200 l/ sek. Nga burimi i Linit Pogradec merret rreth 20 l/sek ujë për doganën, 20 l/sek për fshatin Lin dhe rreth 80 l/sek për rezervatin e peshkut. Gjithsej Q= 320 l/sek. Për furnizimin me ujë të qytetit të Kukësit përdoret Gurra e Kolosianit me sasi 100 l/sek, burimet e Lojmeve me prurje Q=50-100 l/sek. Për qytetin e Krumës përdoret burimi Gurra e Krumës me sasi Q= 100 l/sek.

***Monitorimi hidrodinamik***
Monitorimi hidrodinamik për vitin 2021 është kryer në akuiferin poroz të basenit të Drinit në 4 puse hidrogjeologjik.

Tabela. 19 Rrjeti i monitorimit hidrodinamik dhe nivelet maksimale dhe minimale të tyre

| Nr. | Vendndodhja | X | Y | Niveli (m) Max | Niveli (m) Min |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Grudë-Fushë-M.Madhe | 4670106 | 4374 082 | -13.86 | -18.87 |
| 2 | Shtoj i Vjetër-Shkodër | 4666468 | 4377399 | -13.24 | -16.58 |
| 3 | St. qendror Dobrac-Shkodër | 4662864 | 4375310 | -0.67 | -2.73 |
| 4 | Shpimi Karburanti Aliaj | 46 82 391 | 43 70 586 | -32.0 | -32.5 |

***Monitorimi hidrokimik*** (cilësia e ujërave nëntokësore për vitin 2021)
Është kryer në këto akuiferë për basenin e Drinit me frekuencë 2 herë në vit;

- Akuiferi poroz Shkodër dhe Nënshkodër
- Akuiferi Karbonatik

Vlerësimi i cilësisë së ujërave nëntokësore është bazuar në normat e VKM Nr 379, datë 25.05.2016 për miratimin e rregullores "Cilësia e ujit të pijshëm" dhe direktivës EC 80/778 (P.M.L.) në lidhje me cilësinë e ujit që përdoret për konsum njerëzor.

Tabela. 20 Vlerësimi i parametrave për basenin e Drinit, viti 2021

| Vendndodhja | Muaji | REZULTATET E ANALIZAVE mg/l | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Kimike e plotë | | | | | | |
| | | pH | $NH_4$ | $NO_3$ | $NO_2$ | Mineralizim Përgjithshëm | Fortësia e përgjithshme ° gjermane | Spc (µs/cm) |
| Shpim Hot i Ri | Mars 2021 | 7.65 | 2.4 | 1.82 | 0.01 | 240.23 | 7.7 | 270 |
| | Shtator 2021 | 7.49 | 0.06 | 1.24 | 0.01 | 226.73 | 7.84 | 270 |
| Fushë Grudë - Koplik | Mars 2021 | 7.32 | 0.68 | 20.28 | 0 | 496.57 | 17.36 | 596 |
| | Shtator 2021 | 7.07 | 0 | 29.04 | 0.01 | 528.52 | 18.62 | 656 |
| Dobraç - Shkodër,P.1 | Mars 2021 | 7.52 | 0.18 | 2.19 | 0.01 | 337.84 | 11.76 | 406 |
| | Shtator 2021 | 7.36 | 0 | 5.47 | 0.01 | 329.96 | 11.62 | 408 |
| Dobraç - Shkodër, P 2 | Mars 2021 | 7.6 | 0.16 | 6.2 | 0 | 307.34 | 10.58 | 365 |
| | Shtator 2021 | 7.32 | 0.17 | 3.21 | 0.01 | 312.24 | 10.92 | 381 |
| Dobraç - Shkodër, P 3 | Mars 2021 | 7.62 | 0.01 | 1.39 | 0.01 | 271.83 | 9.24 | 324 |
| | Shtator 2021 | 7.36 | 0.08 | 3.79 | 0.01 | 270.03 | 9.24 | 355 |
| St. Velipojë, Shkodër | Mars 2021 | 7.84 | 0 | 1.09 | 0.05 | 308.15 | 10.5 | 383 |
| | Shtator 2021 | 7.76 | 0.24 | 0.51 | 0.07 | 316.23 | 10.64 | 393 |
| St. Gocaj, Lezhë | Mars 2021 | 7.84 | 0.057 | 0 | 0.01 | 371.84 | 11.42 | 435 |
| | Shtator 2021 | 7.67 | 0 | 0.8 | 0.01 | 376.69 | 11.2 | 437 |
| St. Blinisht, Lezhë | Mars 2021 | 7.83 | 0.28 | 0.15 | 0.08 | 472.65 | 11.06 | 542 |
| | Shtator 2021 | 7.68 | 0.11 | 0 | 0.31 | 457.64 | 10.22 | 540 |
| St. Bërdica Shkodër | Mars 2021 | 7.22 | 0.031 | 6.35 | 0 | 692.92 | 24.08 | 806 |
| | Shtator 2021 | 7.12 | 0.05 | 4.59 | 0.01 | 691.29 | 24.41 | 843 |
| Burimi Lin, Pogradec | Mars 2021 | 7.24 | 0 | 1.17 | 0 | 278.41 | 9.52 | 316 |
| | Shtator 2021 | 7.35 | 0 | 0.51 | 0 | 252.21 | 8.54 | 292 |
| Burimi Tushemisht | Mars 2021 | 7.23 | 0 | 2.34 | 0.001 | 291.44 | 9.52 | 337 |
| | Shtator 2021 | 7.32 | 0 | 1.97 | 0.004 | 287.88 | 9.1 | 334 |
| **Norma** | **VKM 379 (25.05.2016)** | **6.5-9.5** | **0.1 (0.5)** | **50** | **0.5** | **1200** | **10-20(25)** | **2500** |
| **Norma** | **E.C. 80/778 (P.M.L.)** | **6,5-8,5** | **0,05-0.5** | **25-50** | **nl-0,1** | | **>60** | |

***Në Akuiferin poroz Shkodër dhe Nënshkodër***
Janë ujëra alkalinë të dobëta.Fortësia e përgjithshme varion nga 7.7 – 24.41° gjermane. Janë ujëra të butë në shpimin Hot i Ri, janë me fortësi mesatare në shpimet e tjerë, në Dobraç, St.Velipojë, Kisha e Madhe, etj. Vetëm në shpimin në Bërdicë, vlerat e Fp janë të larta në afërsi të maksimales. Referuar vlerave të mineralizimit të përgjithshëm vlerësohet se janë ujëra të ëmbla. Përmbajtja e amoniakut $NH_4$, për dy fazat e monitorimit për akuiferin kuaternar, ka vlera nga 0 - 2.4 mg/l. Takohet përmbajtje e rritur e $NH_4$ në zonën e Nën-Shkodrës si Blinisht dhe Velipojë, si dhe në zonën Hot i Ri dhe Grudë Fushë - Koplik Shkodër. Kjo situatë ka lidhje me mos zbatimin e zonave sanitare dhe përmbytjet. Përmbajtja e nitriteve, varion nga 0 - 0.31 mg/l. Nuk ka ndotje masive, ato janë shfaqje sporadike

***Në Akuiferin Karbonatik***
Janë ujëra neutral, mbizotëron joni hidrokarbonat. Fortësia e përgjithshme varion nga 7.98 - 11.34° gjermane. Ujërat klasifikohen në ujëra të buta. Mineralizimi i përgjithshëm varion nga 195.20 - 311.84 mg/l, pra janë ujëra të ëmbla, tipi i ujit është $HCO^3$ –Ca. Përmbajtja e $NH_4$ dhe $NO_2$ janë në vlera të ulta brenda parametrave të lejuar.

## • Baseni i Matit

Në basenin e Matit shfrytëzohen rezervat e ujërave nëntokësore për furnizimin me ujë të pijshëm të qyteteve Lezhë, Durrës, Laç, Rrëshen, Burrel si dhe fshatrat e tyre.

Monitorimi sasior 2020-2021
Sasia e përgjithshme e ujit që është shfrytëzuar nga akuiferi poroz i Lezhës është Q= 850-900 l/sek, sasi kjo, me një rritje të lehtë krahasuar me vitet e mëparshme. Koeficienti i shfrytëzimit K=0.5-0.6. Sasia e përgjithshme e ujit që është shfrytëzuar nga akuiferi poroz i Milot-Fushë Kuqes është Q= 1600-1700 l/sek, sasi kjo që është rritur 600 l/sek për shtimin e sasisë që furnizon qytetin e Durrësit dhe rrethinat e tij në krahasim me vitet e mëparshme. Koeficienti vjetor i shfrytëzimit varion K=0.6-0.7. Sasia e përgjithshme që është shfrytëzuar nga akuiferi poroz alluvial i lumenjve Mat dhe Fan është Q=75-100 l/sek, kjo sasi është ndryshuar me vitet e mëparshme. K=0.2-0.3.
Në akuiferin karbonatik sasia e përgjithshme e ujit të shfrytëzuar është Q= 350-500 l/sek. Kjo sasi ka ndryshuar krahasuar me vitet e mëparshme. Koeficienti vjetor i shfrytëzimit K=0.4-0.5.

***Monitorimi hidrodinamik, 2021***
Monitorimi hidrodinamik është kryer në akuiferin kuaternar të Lezhës dhe Fushë-Kuqes në 2 puse hidrogjeologjik si më poshtë:

Tabela 21. Rrjeti i monitorimit hidrodinamik dhe nivelet maksimale dhe minimale të tyre

| Nr. | Vendndodhja | X | Y | Niveli (m) Max | Niveli (m) Min |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Kisha Shënkoll (akuiferi Lezhës, baseni Mat) | 4613550 | 4386800 | -4.6 | -6 |
| 2 | Gorre (akuiferi Fushë-Kuqe, baseni Mat) | 4612912 | 4387869 | -1.3 | -1.75 |

***Monitorimi hidrokimik*** për basenin e Matit është kryer në këto akuiferë:
- Në akuiferin Kuaternar në Zonën e Lezhës
- Në akuiferin Kuaternar në Fushë-Kuqe.

Tabela. 22 Rezultatet e analizave per basenin e Matit, viti 2021

| Vendndodhja | Muaji | REZULTATET E ANALIZAVE mg/l | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Kimike e plotë | | | | | | |
| | | pH | $NH_4$ | $NO_3$ | $NO_2$ | Mineral-izim Përg-jithshëm | Fortësia e përgjithshme ° gjermane | Spc (µs/cm) |
| Laç | Prill 2021 | 7.690 | 0.005 | 1.820 | 0.001 | 363.930 | 12.180 | 446.000 |
| | Shtator 2021 | 7.650 | 0.090 | 4.890 | 0.000 | 358.630 | 12.320 | 450.000 |
| Milot | Prill 2021 | 7.590 | 0.016 | 2.120 | 0.002 | 322.050 | 10.920 | 390.000 |
| | Shtator 2021 | 7.460 | 0.050 | 1.020 | 0.000 | 244.950 | 8.120 | 291.000 |
| Milot | Prill 2021 | 7.350 | 0.050 | 2.190 | 0.002 | 512.800 | 17.920 | 609.000 |
| | Shtator 2021 | 7.520 | 0.030 | 0.950 | 0.000 | 279.180 | 9.380 | 342.000 |
| Gurrëz | Prill 2021 | 8.050 | 0.050 | 0.000 | 0.009 | 243.120 | 8.260 | 299.000 |
| | Shtator 2021 | 7.900 | 0.000 | 2.190 | 0.000 | 245.310 | 8.260 | 300.000 |
| Patok | Prill 2021 | 8.050 | 0.030 | 0.070 | 0.000 | 1171.770 | 10.780 | 2112.000 |
| | Shtator 2021 | 8.090 | 0.000 | 0.440 | 0.020 | 850.580 | 3.500 | 1418.000 |
| Patok | Prill 2021 | 7.840 | 0.020 | 0.000 | 0.680 | 590.220 | 8.260 | 953.000 |
| | Shtator 2021 | 7.520 | 0.030 | 0.880 | 0.630 | 1538.190 | 17.350 | 2610.000 |
| F. Kuqe | Prill 2021 | 7.930 | 0.040 | 0.290 | 0.002 | 253.590 | 8.400 | 316.000 |
| | Shtator 2021 | 7.570 | 0.000 | 0.800 | 0.020 | 258.020 | 8.540 | 321.000 |
| F. Kuqe | Prill 2021 | 7.740 | 0.000 | 1.460 | 0.000 | 267.090 | 8.400 | 344.000 |
| | Shtator 2021 | 7.550 | 0.000 | 1.310 | 0.010 | 261.080 | 8.820 | 484.000 |
| F. Kuqe | Prill 2021 | 7.850 | 0.000 | 1.240 | 0.003 | 349.540 | 8.120 | 461.000 |
| | Shtator 2021 | 7.820 | 0.000 | 1.460 | 0.010 | 337.820 | 11.200 | 485.000 |
| Barbullojë | Prill 2021 | 8.470 | 0.030 | 0.088 | 0.280 | 569.800 | 2.520 | 923.000 |
| | Shtator 2021 | 8.450 | 0.160 | 0.800 | 0.003 | 534.460 | 2.800 | 825.000 |
| Barbullojë | Prill 2021 | 8.450 | 0.090 | 0.000 | 0.220 | 524.070 | 1.540 | 778.000 |
| | Shtator 2021 | 8.450 | 0.250 | 0.440 | 0.007 | 513.250 | 1.820 | 775.000 |
| Shëngjin | Prill 2021 | 8.360 | 0.090 | 0.000 | 0.140 | 522.730 | 1.900 | 822.000 |
| | Shtator 2021 | 8.380 | 0.160 | 0.510 | 0.003 | 518.420 | 2.100 | 817.000 |
| Rrilë | Prill 2021 | 8.490 | 0.040 | 0.000 | 0.010 | 506.790 | 0.700 | 726.000 |
| | Shtator 2021 | 8.550 | 0.040 | 0.290 | 0.000 | 489.300 | 0.850 | 720.000 |
| Rrilë | Prill 2021 | 8.190 | 0.000 | 0.000 | 0.035 | 330.500 | 4.340 | 469.000 |
| | Shtator 2021 | 8.160 | 0.080 | 2.550 | 0.030 | 335.960 | 4.620 | 468.000 |
| Hoteli i Gjuetisë | Prill 2021 | 8.310 | 0.200 | 0.000 | 0.014 | 704.140 | 1.820 | 1159.000 |
| | Shtator 2021 | 8.330 | 0.250 | 0.880 | 0.000 | 690.670 | 2.380 | 1129.000 |
| Kisha Shënkoll | Prill 2021 | 7.850 | 0.040 | 0.000 | 0.001 | 179.810 | 6.300 | 228.000 |
| | Shtator 2021 | 7.830 | 0.088 | 1.090 | 0.005 | 230.110 | 7.700 | 274.000 |
| **Norma** | **VKM 379 (25.05.2016)** | **6.5-9.5** | **0.1(0.5)** | **50** | **0.5** | **1200** | **10-20(25)** | **2500** |
| **Norma** | **E.C 80/778(P.M.L)** | **6.5-8.5** | **0.05-0.5** | **25-50** | **nl-0.1** | | | **>60** |

***Në akuiferin e Lezhës:***
Referuar vlerave të pH janë ujëra alkalinë të dobëta. Fortësia e përgjithshme varion nga 0.7-7.7° gj gjermane, pra janë ujëra shumë të buta deri mesatare. Bazuar mbi mineralizimin e përgjithshëm janë ujëra të ëmbla, tipi i ujit është kryesisht Cl-$HCO_3$–Na, $HCO_3$-Na-Mg, $HCO_3$-Ca-Mg. Përmbajtje të amonjakut ($NH_4$) në Kishën Shënkoll është brenda standartit të ujit të pijshëm. Vlera mbi normë vërehen në stacionet e Barbullojës në Shëngjin dhe tek Hoteli i Gjuetisë. Kjo ndotje vjen për mos respektim të zonave sanitare, pasi në zonë ka shtëpi banimi në një distancë shumë të afërt me këto stacione. Përmbajtja Nitriteve $NO_2$ dhe nitrateve $NO_3$ është brenda normave të lejuara.

***Në akuiferin kuaternar të Fushë-Kuqes***
Janë ujëra me alkalinitet të dobët, pH varion nga 7.23 – 8.09. Referuar vlerave të fortësisë të përgjithshme, janë ujëra me fortësi mesatare deri të forta. Vlerat më të ulëta të mineralizimit të përgjithshëm i kemi në Gurrëz. Në Patok vlerat e Mp janë afër kufirit të lejuar. Tipi i ujit $HCO_3$-Mg-Ca, Cl-$HCO_3$-Na. Përmbajtja e $NH_4$ dhe $NO_3$, paraqitet brenda vlerave të lejuara. Përmbajtja e $NO_2$ është në vlera të ulta brenda parametrave të lejuar, me përjashtim të shpimit në Patok ku vlerat e $NO_2$ arrijnë deri në 0.68 mg/l në Prill të vitit 2021, që dëshmon për ndotje të freskët të ujërave nëntokësore.

## • Baseni Erzen-Ishëm

Ujërat nëntokësore të këtij baseni në përgjithësi kanë veti fiziko-kimike të mira. Ato përdoren për furnizimin me ujë të pijshëm të popullsisë dhe bizneseve.

***Monitorimi sasior 2020-2021***
**Në akuiferin poroz Kuartenar**, sasia e përgjithshme e ujit që është shfrytëzuar është Q=1620-2500 l/sek. Koefiçenti i shfrytëzimit varion K= 0.85-0.95. Sasia e rezervave që shfrytëzohen për ujë të pijshëm në akuiferin karstik (karbonatik) arrin në Q= 800-1000 l/sek. K= 0.45-0.6. Sasia e ujit që shfrytëzohet në akuiferin ujëmbajtës me porozitet çarje (formacionet ultrabazike) është Q= 65 l/sek. Ndërsa në akuiferin ujëmbajtës me porozitet poro- çarje(ranorë-konglomerat) sasia e përgjithshme që shfrytëzohet varion Q= 100-200 l/sek. Koefiçenti i shfrytëzimit K=0.75-0.85.

**Monitorimi hidrodinamik, 2021**

Regjimi i ujërave nëntokësore lidhet kryesishr me faktorët natyror që janë reshjet atmosferike, temperatura, infiltrimi, avullimi dhe faktorët artificialë, si shfrytëzimi intensiv dhe ndryshimet në rrjetin hidrografik. Monitorimi hidrodinamik i ujërave nëntokësore në basenin Erzen-Ishëm është realizuar 2 herë në vit në 3 puse në zonën Tiranë –Laknas – Bilaj.

Tabela 23. Pikat e monitorimit hidrodinamik dhe nivelet maksimale dhe minimale të tyre

| Nr. | Vendndodhja | Koordinatat | | Niveli max (m) | Niveli min (m) |
|---|---|---|---|---|---|
| | | X | Y | | |
| 1 | 33 Laknas - Tiranë | 4582048 | 4395181 | -2.5 | -11.4 |
| 2 | 2/97 Rinas | 4591495 | 4391495 | -4.2 | -9.5 |
| 3 | 416 Bilaj (Fushë - Krujë) | 4593912 | 4390064 | -5.4 | -12 |

***Monitorimi hidrokimik*** (cilësia e ujërave nëntokësore)

Monitorimi hidrokimik për basenin Erzen - Ishëm është kryer në këto akuiferë:
- ***Në akuiferin Kuaternar të Tiranës.***
- ***Në akuiferin Kuaternar të Fushë – Krujës***

Tabela 24. Rezultatet e analizave për basenin e Erzen – Ishëm, viti 2021

| Vendndodhja e shpimit | Muaji | REZULTATET E ANALIZAVE (mg/l) | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Kimike e plotë | | | | | | |
| | | pH | $NH_4$ | $NO_3$ | $NO_2$ | Mineral-izim Përg-jithshëm | Fortësia e përg-jithshme ° gjermane | Spc (µs/cm) |
| 1P Selitë. Tiranë | Prill 2021 | 6.92 | 0 | 6.06 | 0.001 | 580.64 | 18.67 | 737 |
| | Shtator 2021 | 7.13 | 0.07 | 16.2 | 0 | 597.31 | 18.48 | 749 |
| 2P Selitë. Tiranë | Prill 2021 | 6.99 | 0.005 | 7.88 | 0 | 646.4 | 20.44 | 799 |
| | Shtator 2021 | 7.07 | 0.08 | 13.43 | 0 | 619.26 | 19.18 | 787 |
| Pusi nr. 1. Unaza Re - Buka. Yzber-isht - Tiranë | Prill 2021 | 6.84 | 0.005 | 8.24 | 0.003 | 641.24 | 20.72 | 842 |
| | Shtator 2021 | 6.95 | 0 | 27.43 | 0 | 663.64 | 21.14 | 811 |
| Shpimi 3/97 Val-ias - Rinas. Tiranë | Prill 2021 | 7.09 | 0 | 5.11 | 0.003 | 814.79 | 27.49 | 949 |
| | Shtator 2021 | 6.94 | 0.06 | 4.01 | 0.005 | 789.05 | 26.88 | 956 |
| Shpimi 47. Bërx-ull. Tiranë | Prill 2021 | 6.93 | 0 | 4.38 | 0.007 | 893.24 | 28.78 | 1059 |
| | Shtator 2021 | 6.96 | 0.07 | 10.14 | 0 | 878.66 | 27.86 | 1083 |
| Shpimi 6. Laknas. Tiranë | Prill 2021 | 6.91 | 0 | 5.84 | 0.004 | 753.46 | 24.46 | 967 |
| | Shtator 2021 | 6.99 | 0.05 | 3.5 | 0.004 | 788.8 | 24.36 | 997 |
| Shpimi 16/97 Rr. Kavajës. Tiranë | Prill 2021 | 7.09 | 0.01 | 14.01 | 0.001 | 585.3 | 18.06 | 771 |
| | Shtator 2021 | 7.19 | 0.02 | 11.31 | 0 | 565.75 | 17.64 | 712 |
| Shpimi 30/B Laknas. (Shinat e Trenit) | Prill 2021 | 6.83 | 0 | 8.83 | 0.007 | 735.13 | 23.6 | 1069 |
| | Shtator 2021 | 6.86 | 0.05 | 3.94 | 0.004 | 784.16 | 24.22 | 948 |
| Shpimi 2/97 Rinas. Tiranë | Prill 2021 | 7.01 | 0 | 0.73 | 0.005 | 660.61 | 22.4 | 779 |
| | Shtator 2021 | 7.36 | 0.03 | 1.82 | 0.01 | 630.23 | 21.42 | 766 |
| Shpimi 160. Thumanë. Fushë - Krujë | Prill 2021 | 6.95 | 0.005 | 9.85 | 0.003 | 695.54 | 24.5 | 828 |
| | Shtator 2021 | 7.32 | 0.06 | 10.73 | 0 | 634.66 | 21.84 | 753 |
| Shpimi 1N Gramez. Fushë - Krujë | Prill 2021 | 7.42 | 0 | 7.9 | 0.06 | 801.41 | 26.69 | 948 |
| | Shtator 2021 | 7.55 | 0.08 | 13.79 | 0.06 | 784.39 | 26.45 | 932 |
| Shpimi 327. Fus-hë - Krujë | Prill 2021 | 7.27 | 0.02 | 6.49 | 0.005 | 810.36 | 28.61 | 948 |
| | Shtator 2021 | 7.34 | 0.03 | 12.77 | 0.001 | 834.57 | 28.55 | 999 |
| Shpimi 59. Ura Gjolës | Prill 2021 | 7.22 | 0 | 6.79 | 0.004 | 649.14 | 23.09 | 796 |
| | Shtator 2021 | 7.29 | 0.05 | 7.73 | 0.002 | 668.24 | 22.81 | 798 |
| **Norma** | **VKM 379 (25.05.2016)** | **6.5 - 9.5** | **0.1** | **50** | **0.5** | **1200** | **10-20(25)** | **2500** |
| **Norma** | **E.C. 80/778 (P.M.L.)** | **6.5 - 8.5** | **0,05-0.5** | **25-50** | **nl-0,1** | | **>60** | |

Grafiku 1. Vlerësimi i cilësisë së ujrave bregdetare të larjes sipas kategorive, viti 2021




Grafiku.2 Cilësia e plazheve sipas stacioneve për vitin 2021




**Tendenca në vite**

Tabela 3. Cilësia e ujrave bregdetare të larjes sipas kategorive, 2016-2021 (%)

| Cilësia | 2016 | | 2017 | | 2018 | | 2019 | | 2020 | | 2021 | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | % | Stacione | % | Stacione | % | Stacione | % | Stacione | % | Stacione | % | Stacione |
| A-Cilësi e shkëlqyer | 53 | 52 | 68 | 53 | 82.4 | 89 | 89 | 106 | 89.9 | 107 | 51 | 60 |
| B-Cilësi e mirë | 23 | 23 | 15 | 12 | 13 | 14 | 2.5 | 3 | 5 | 6 | 32 | 38 |
| C-Cilësi e mjaftueshme | 9 | 9 | 6 | 5 | 0.9 | 1 | 6 | 7 | 0.9 | 1 | 8 | 10 |
| D-Cilësi e keqe/Masa të menjëherëshme | 15 | 15 | 10 | 8 | 3.7 | 4 | 2.5 | 3 | 4.2 | 5 | 9 | 11 |

Grafiku 3. Vlerësimi i cilësisë së ujrave bregdetare të larjes sipas kategorive, 2016-2021 ( %)




Numri i stacioneve të kategorisë A- Cilësisë e shkëlqyer, për plazhet e monitoruara në vitin 2021 është ulur në krahasim me vitet e mëparshme..
Numri i stacioneve të kategorisë B- Cilësisë së mirë për vitin 2021 është rritur në krahasim me vitet e mëparshme.
Numri i stacioneve të kategorisë C- Cilësisë së mjaftueshme për vitin 2021 është pothuajse njësoj në krahasim me vitin 2016 dhe më e lartë në krahasim me 2017, 2018, 2019, dhe 2020.
Numri stacioneve të kategorisë D- Cilësisë shumë të keqe për vitin 2021 është rritur në krahasim me 2018, 2019 dhe 2020.

## 2.3 Cilësia e ujërave bregdetare në Dhërmi, Borsh, Lukovë, Zvërnec, Ksamil, Shëngjin dhe Velipojë.

### 2.3.1 Vlerësimi i gjendjes

Tabela 4. Stacionet e monitorimit të ujërave bregdetare, 2021

| Nr. | Kodi i kampionit | Emërtimi i stacionit | Vendndodhja | Koordinatat gjeografike |
|---|---|---|---|---|
| 1. | Dhe | Zonë bregdetare | Në mes të plazhit kryesor | N 40.083187 E 19.380408 |
| 2. | Hi | Zonë bregdetare | Plazhi në mes të qytetit të Himarës | N 40.060153 E 19.443742 |
| 3. | Bo | Zonë bregdetare | Në det 100 m larg bregut | N 40.023901 E 19.503488 |
| 4. | Lu | Zonë bregdetare | Në det 100 m larg bregut | N 39.582651 E 19.543780 |
| 5. | Ks | Zonë bregdetare | Në det 100 m nga bregu, në mes të plazhit | N 39.462753 E 20.000157 |
| 6. | Zv | Zonë bregdetare | Në det 100 m nga bregu, në mes të plazhit | N 40.294703 E 19.251227 |
| 7. | Shgj1 | Zonë bregdetare | Tek porti jashtë argjinaturës | N 41.4841 E 19.3533 |
| 8. | Shgj2 | Zonë bregdetare | Në fund të plazhit, afër Kunes | N 41.4741 E 19.3680 |
| 9. | Ve1 | Zonë bregdetare | Kompleksi “La Maroja” | N 41.5653 E 19.3615 |
| 10. | Ve2 | Zonë bregdetare | 100 m larg ujë këmbimit det - lagunë | N41.5435 E 19.2625 |

Grafiku 4. Përmbajtja e $O_2$ të tretur, mg/l




Grafiku 5. Përmbajtja e N-$NH_4$, mg/l




Grafiku 6 . Përmbajtja e P-$PO_4$, mg/l




Oksigjeni i tretur është matur in – situ dhe bazuar mbi rezultatet vlerësohet se ujërat janë të ngopura me oksigjen të cilat variojnë nga 11 – 13 mg/l. Përmbajtja e amoniakut varion nga 0.3 – 0.65 mg/l (< 1 mg/l). Prania e nitriteve në ujërat bregdetare të monitoruara është në vlera shumë të ulëta, nën limitin e dedektimit. Kemi përmbajtje të ulët të ortofosfateve në vlera 0.004 mg/l – 0.013 mg/l. Referuar rezultateve për të gjithë parametrat vlerësojmë një cilësi të mirë të ujërave bregdetare.

**Tendenca në vite**

Tabela 5. Vlerësimi i gjendjes për periudhën 2019-2021

| | | Viti 2019 | | | Viti 2020 | | | Viti 2021 | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Nr. | Kodi | Parametrat (mg/l) | | | Parametrat (mg/l) | | | Parametrat (mg/l) | | |
| | | $O_2$ i tretur | N-$NH_4$ | P-$PO_4$ | $O_2$ i tretur | N-$NH_4$ | P-$PO_4$ | $O_2$ i tretur | N-$NH_4$ | P-$PO_4$ |
| 1. | Dhe | 12 | Nuk ka | 0.013 | 11.33 | 0.56 | 0.01 | 12 | 0.12 | 0.013 |
| 2. | Hi | 12.1 | Nuk ka | 0.009 | 11.77 | 0.11 | 0.01 | 12 | 0.27 | 0.01 |
| 3. | Bo | 12 | Nuk ka | 0.01 | 11.60 | 0.30 | 0.04 | 12 | 0.25 | 0.006 |
| 4. | Lu | 12 | Nuk ka | 0.008 | 12 | 0.17 | 0.012 | 12 | 0.14 | 0.007 |
| 5. | Ks | 12 | Nuk ka | 0.008 | 12 | 0.35 | 0.008 | 12 | 0.18 | 0.006 |
| 6. | Zv | 11 | 0.24 | 0.003 | 10.7 | 0.35 | 0.013 | 11.7 | 0.30 | 0.004 |
| 7. | Shgj1 | 11 | 0.36 | 0.01 | 11.5 | 0.38 | 0.025 | 11 | 0.18 | 0.004 |
| 8. | Shgj2 | 11 | 0.23 | 0.008 | 10.8 | 0.41 | 0.027 | 11 | 0.18 | 0.005 |
| 9. | Ve1 | | | | 11.5 | 0.43 | 0.009 | 13 | 0.19 | 0.007 |
| 10. | Ve2 | | | | 9.5 | 0.65 | 0.028 | 13 | 0.09 | 0.012 |

Referuar të dhënave për periudhën 2019 - 2021 për ujërat bregdetare në Dhërmi, Borsh, Lukovë, Zvërnec, Ksamil, Shëngjin, Velipojë , vlerësohet se nuk ka prani të nitriteve për të tre vitet. Vërehet prani e përmbajtjes së amoniakut për zonat bregdetare Dhërmi, Borsh, Lukovë, Ksamil gjatë viteve 2020-2021 krahasuar me vitin 2019, ku nuk ka prani të amonjakut. Kemi luhatje të lehta të vlerave nga viti në vit dhe gjendja e cilësisë të ujërave bregdetare është e njëjtë. Ujërat paraqiten me cilësi të mirë.

## 2.4 Monitorimi i cilësisë të lagunës së Butrintit, Karavastasë dhe Nartës




Janë laguna bregdetare me ujë të kripur, zona të cilat kanë komunikim me detin pjesërisht apo tërësisht dhe janë habitate ujore me hidrodinamikë të ulët, habitati lagunor është zonë sub – litorale. Lagunat të cilat kanë komunikim me detin janë habitate me kripshmëri të lartë dhe si të tilla shfaqin luhatje të vlerave të pH në kohë dhe hapësirë. Këto habitate ujore ku prania e lëndës organike mund të jetë krahasimisht e lartë dhe shpejtësia e lëvizjes së ujit është e ulët, trupi ujor është i prirur për shtresëzim dhe tendencë për kërkesë të lartë të respirimit të cilat çojnë në reduktim të sasisë së oksigjenit duke ecur drejt shtratit të lagunës.

### 2.4.1 Vlerësimi i gjendjes

Vlerësimi i cilësisë të lagunave i referohen normave limite të liqeneve dhe indeksi i gjendjes trofike TSI, (Karlson) sipas Direktivës Kuadër të Ujit (referuar tabelës 14 dhe 15 në Kapitullin I).

**Laguna e Butrintit**
Kjo lagunë ndodhet në juglindje të Sarandës dhe në afërsi të Parkut Kombëtar të Butrintit, me një sipërfaqe prej rreth 16.3 km$^2$ ku thellësia mesatare arrin rreth 14 metra dhe thellësia maksimale 21 metra. Laguna ka një shtrirje në gjatësi rreth 7.1 km dhe 3.3 km e gjerë dhe në fundin jugor të saj është e lidhur me Detin Jon me anë të Kanalit Vivar. Kjo lagunë përdoret për kultivimin e midhjeve. Monitorimi realizohet në një stacion kampionimi në thellësitë 0 m dhe 5 m. Temperatura e ujit varion nga 18 - 27°C dhe oksigjeni i tretur i matur in – situ varion nga 9.6 – 11 mg /l ku dëshmon që ujërat janë të pasura me oksigjen.

Tabela 6. Vlerësimi i cilësisë të lagunës së Butrintit, 2021

| Parametri | Vlera | Njësia | Vlerësimi i gjendjes |
|---|---|---|---|
| Transparenca | 3.5 | m | Cilësi mezotrofike |
| NKO | 34.6 | mg $O_2$/l | Cilësi eutrofike |
| $NBO_5$ | 20.8 | mg $O_2$/l | Cilësi eutrofike |
| Nitrate | 0.4 | mg N/l | Cilësi oligotrofike |
| P-total | 14 | µgP/l | Cilësi mezotrofike |
| Klorofila-a | 0.48 | mg/m$^3$ | Cilësi oligotrofike |
| Indeksi trofik | 19.15 | TSI Karlson | Cilësi oligotrofike |

***Ujërat e lagunës së Butrintit bazuar në përmbajtjen e lartë organike, e reflektuar nga vlera të larta të NKO dhe $NBO_5$ janë me cilësi eutrofike.***

### Laguna e Karavastasë

Ndodhet në afërsi të qytetit të Lushnjes dhe në qendër të Ultësirës Perëndimore, si pjesë e Parkut Kombëtar të Divjakës, si dhe laguna më e madhe në gjithë bregdetin jugor të Adriatikut me një sipërfaqe 4330 ha, gjatësia 10.6 km, gjërësia 4.3 km dhe thellësia deri në 1.5 m. Gjate verës mund të arrijë edhe deri në 30 cm. Laguna e Karavastasë ndahet nga deti nëpërmjet një brezi të gjerë rëre, të mbuluar nga pylli i dendur, buzë të cilit ndodhet një plazh mjaft i madh, i cili lidhet me detin me tri kanale, njëri prej të cilëve artificial, i hapur për nevojat e peshkimit.

Monitorimi i Lagunës së Karavastasë realizohet në dy pika monitorimi, një pikë është në det dhe tjetra në ujë – këmbimin det – lagunë. Ujërat e kësaj lagune paraqesin vlerë mesatare të pH 7.78.

Tabela 7. Vlerësimi i cilësisë të lagunës së Karavastasë, 2021

| Parametri | Vlera | Njësia | Vlerësimi i gjendjes |
|---|---|---|---|
| Transparenca | 0.4 | m | Cilësi eutrofike |
| NKO | 20 | mg $O_2$/l | Cilësi eutrofike |
| $NBO_5$ | 12 | mg $O_2$/l | Cilësi eutrofike |
| Nitrate | 1.1 | mg N/l | Cilësi mezotrofike |
| P-total | 30 | µgP/l | Cilësi eutrofike |
| Klorofila-a | 28.3 | mg/m$^3$ | Cilësi eutrofike |
| Indeksi trofik | 62.28 | TSI Karlson | Cilësi eutrofike |

*Ujërat e lagunës së Karavastasë bazuar në transparencën e ulët dhe përmbajtjen e lartë të parametrave të tjerë, vlerësohen me cilësi eutrofike.*

### Laguna e Nartës

Laguna e Nartës përfaqëson një nga lagunat më të mëdha e më të rëndësishme të Shqipërisë, e cila shtrihet në skajin jugor të Ultësirës bregdetare në afërsi të qytetit të Vlorës me një sipërfaqe të përgjithshme 41.8km$^2$, formuar nga akumulimi i pandërprerë i prurjeve të ngurta të lumit Vjosa.

Kjo lagunë monitorohet në 2 pika kampionimi, njëra në Urën e Manastirit dhe tjetra në ujëkëmbimin det – lagunë.

Tabela 8 . Vlerësimi i cilësisë të lagunës së Nartës, 2021

| Parametri | Vlera | Njësia | Vlerësimi i gjendjes |
|---|---|---|---|
| Transparenca | 0.4 | m | Cilësi eutrofike |
| NKO | 20 | mg $O_2$/l | Cilësi eutrofike |
| $NBO_5$ | 12 | mg $O_2$/l | Cilësi eutrofike |
| Nitrate | 1.1 | mg N/l | Cilësi mezotrofike |
| P-total | 30 | µgP/l | Cilësi eutrofike |
| Klorofila-a | 28.3 | mg/m$^3$ | Cilësi eutrofike |
| Indeksi trofik | 62.28 | TSI Karlson | Cilësi eutrofike |

*Ujërat e lagunës së Nartës bazuar në vlerat e parametrave të matur, vlerësohen me cilësi mezotrofike.*

### Tendenca në vite





| | 2020 | 2021 |
|---|---|---|
| Laguna e Butrintit | *Cilësi mezotrofike me tendencë eutrofie* | *Cilësi eutrofike* |
| Laguna e Karavastas | *Cilësi eutrofike* | *Cilësi eutrofike* |
| Laguna e Nartës | *Cilësi eutrofike* | *Cilësi mezotrofike.* |

Kemi përkeqësim të gjendjes në Lagunën e Butrintit duke kaluar nga cilësi mezotrofike në cilësi eutrofike ne vitin 2021. Laguna e Karavastasë i përket të njëjtës kategori për të dy vitet. Vërehet përmirësim i cilësisë të ujërave në lagunën e Nartës, duke kaluar nga cilësi eutrofike në cilësi mezotrofike

## 2.5 Ndikimi i shkarkimeve të lëngëta urbane në zonat bregdetare







Në qytetin e Durrësit dhe Vlorës ujërat urbane shkarkohen nëpërmjet stacioneve të pompimit. Në qytetin e Durrësit, ujërat urbane shkarkohen në det, në zonën e Porto Romanos (Spitallë), në qytetin e Vlorës shkarkohen në det, në zonën e Pyllit të Sodës, kurse në qytetin e Sarandës shkarkohen në kanalin e Çukës e më pas në det.Vlerësimi i cilësisë së ujërave urbane është kryer sipas normave të shkarkimeve të lëngëta urbane nga impiantet e trajtimit, të përcaktuara në Legjislacionin Shqiptar VKM Nr.177 datë 31.03.2005, që janë të njëjta me ato të Direktivës së Komunitetit Evropian .

Tabela 9. Normat e shkarkimeve të lëngëta urbane

| Nr | Parametrat | Përqëndrimi |
|---|---|---|
| 1 | Nevoja biokimike për oksigjen ($NBO_5$) | 25 mg/l $O_2$ |
| 2 | Nevoja kimike për oksigjen (NKO) | 125 mg/l $O_2$ |
| 3 | Lënda totale në suspension | 35 mg/l |
| 4 | Fosfori total | 1 mg P/l |

Tabela 10  Stacionet e monitorimit në zonat bregdetare

| Nr. | Kodi i kampionit | Zona bregdetare | Vendndodhja | Koordinatat gjeografike |
|---|---|---|---|---|
| 1. | Dr1 | Durrës | Porto Romano | N 41.375550 E 19.421549 |
| 2. | Dr2 | Durrës | 10 m në det | N 41.374478 E 19.421225 |
| 3. | Dr3 | Durrës | Currilat | N 41.319580 E 19.430960 |
| 4. | Dr4 | Durrës | Kanali Plepa – Shkëmbi i Kavajës | N 41.28543 E 19.50894 |
| 5. | V1 | Vlorë | Hidrovori Vlorë – Pylli i Sodës | N 40.470928 E 19.458578 |
| 6. | V2 | Vlorë | Në det 20 m pas stacionit të pompimit – Pylli i Sodës | N 40.469208 E 19.454117 |
| 7. | V3 | Vlorë | Plazhi i Ri - Vlorë | N40.453422 E 19.478732 |
| 8. | V4 | Vlorë | Shkolla e Marinës | N 40.442729 E 19.494879 |
| 9. | S1 | Sarandë | Plazhi i qytetit – Tek porti | N 39.873377 E 20.008538 |
| 10. | S2 | Sarandë | Bar Riviera në qendër të qytetit | N 39.868564 E 19.998654 |

## 2.5.1 Vlerësimi i cilësisë së ujërave bregdetare

Grafiku 7.  Përmbajtja e $NBO_5$, mg/l




Grafiku 8.  Përmbajtja e NKO, mg/l




Grafiku 9.  Përmbajtja e lëndës pezull , mg/l




Grafiku 10.  Përmbajtja e NKO, mg/l



**Nevoja biokimike për oksigjen** është tregues i rëndësishëm në vlerësimin e ndotjes organike të ujërave sipërfaqësore si pasojë e shkarkimeve urbane të patrajtuara. Përmbajtja e $NBO_5$ tejkalon normën e lejuar në stacionet Dr1 - Hidrovori, V1 – Në det pas hidrovorit tek Pylli i Sodës, V2 – në det pas stacionit të pompimit dhe S1 – në det, kolektori.
**Nevoja kimike për oksigjen** është nën vlerën e lejuar, për të gjitha stacionet e monitorimit, ku vlera më e lartë është matur në stacionin V1 – Hidrovori Vlorë.

**Përmbajtja e lëndëve pezull** rezulton mbi normën e lejuar në të gjitha stacionet e monitoruara në Vlorë dhe Sarandë.
**Përmbajtja e fosforit total** është vlerësuar mbi normën e lejuar vetëm në stacionin Dr1 – Hidrovori Durrës.

Në tabelën e mëposhtme jepen tendenca dhe krahasimi me vitin 2020 të ndikimit të shkarkimeve urbane në cilësinë e ujërave të zonave bregdetare .

Tabela 11. Tendenca në vite 2020-2021

| | | Viti 2020 | | | | Viti 2021 | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Kodi i kampionit | Zona bregdetare | $NBO_5$ mg /l | NKO mg/l | Lënda pezull mg/l | P-total mg/l | $NBO_5$ mg/l | NKO mg/l | Lënda pezull mg/l | P-total mg/l |
| Dr1 | Durrës | 29 | 48 | 71.2 | 0.64 | 44 | 81 | 22.7 | 2.4 |
| Dr3 | Durrës | 33 | 55 | 200 | 0.017 | 5 | 9 | 8.2 | 0.007 |
| Dr4 | Durrës | 20 | 31 | 60.4 | 0.16 | 25 | 42 | 22.33 | 0.814 |
| V1 | Vlorë | 38 | 64 | 25.6 | 2.57 | 52 | 90 | 62.9 | 0.85 |
| V2 | Vlorë | 23 | 38 | 53.66 | 0.94 | 32.5 | 55.5 | 53.1 | 0.63 |
| V3 | Vlorë | 15 | 25 | 78.44 | 0.016 | 11 | 19 | 71.6 | 0.016 |
| V4 | Vlorë | 10 | 17 | 103.76 | 0.022 | 4 | 8 | 244 | 0.008 |
| S1 | Sarandë | 4 | 8 | 48.1 | 0.084 | 29 | 48 | 44.6 | 0.015 |
| S2 | Sarandë | 6 | 9 | 64.58 | 0.018 | 25 | 41 | 48.0 | 0.015 |
| **Norma** | | **25** | **125** | **35** | **1** | **25** | **125** | **35** | **1** |

## 2.6 Forcat shtytëse, presionet, ndikimi, reagimet

Faktori kryesor i ndotjes së ujrave bregdetarë të larjes mbeten shkarkimet e ujërave urbane të patrajtuara në trupat ujorë pritëse bregdetare në mënyrë direkte dhe indirekte. Gjithashtu faktor tjetër është numri i pushuesve dhe praktikat jo të mira higjienike të tyre që ndikon në prishjen e cilësisë së mjedisit si në ndotjen e brezit ranor ashtu dhe të ujërave bregdetarë. Funksionimi i sistemeve të kanalizimeve të shkarkimeve urbane dhe përmirësimi i infrastrukturës të impianteve të trajtimit të ujërave urbane janë tregues të reagimit. Ndotja e ujërave bregdetare shkaktohet edhe nga aktivitetet e anijeve dhe trageteve që mund të emetojnë sasi ndotësish, duke favorizuar rritjen e nutrientëve (azot dhe fosfor) të cilët ndikojnë në eutrofikimin e sistemeve ujore.

## 2.7 Rekomandime

- Vënia në funksionim me efiçiencë të plotë dhe zgjerimi i kapaciteteve të impianteve të trajtimit të ujërave urbane që janë në efiçencë, dhe/ose ngritja e impianteve të trajtimit të ujërave në zona të vogla banimi.
- Informimi i publikut mbi cilësinë e ujrave bregdetarë të larjes dhe vendosja e tabelave informuese në kohë reale në çdo pikë monitorimi.
- Rekomandohet marrja e masave nga Pushteti Lokal kudo ku ka ujëra larës, në zonat e cilësuara të ndotura për trajtimin e ujrave urbane, para se ato të shkarkohen në det.
- Vendosjen e tualeteve, shtimin e koshave të mbeturinave, të dhomave të ndërrimit, kullave të vrojtimit, në plazhet publike.
- Përmirësimin e sistemit të menaxhimit të mbeturinave inerte dhe urbane në plazhe.
- Kryerja e kontrolleve ndaj subjekteve që ushtrojnë aktivitetin e tyre në zona bregdetare për të mos lejuar derdhjen e ujrëve të përdorura drejtpërdrejt në ujërat larës si dhe për zbatimin dhe ruajtjen e rregullave higjeno- sanitare.
- Rekomandohet forcimi i komunikimit ndër institucional dhe mundësisht ngritja e një task-force, për të marrë masa në kohë reale për ndotjen dhe për të informuar publikun.

## 3.1 Informacion i përgjithshëm

### Tematikat dhe burimi i të dhënave

Ndryshimet në klimën e tokës në mbarë botën po ndikojnë në shëndetin, mjedisin dhe të ardhmen tonë. Në Shqipëri vera është më e gjatë dhe më e nxehtë, ndërsa dimri është më i butë dhe më i shkurtër. Ndotja e ajrit ndikon në shëndetin tonë dhe në oksigjenin që thithim. Thatësirat shndërrohen në përmbytje të papritura dhe shpërthejnë zjarre nëpër pyje. Bregdeti ynë po ngrohet 20% më shpejt se pjesa tjetër e globit, dhe ne jemi një prej vendeve më të prekura nga erozioni bregdetar në Evropë. Shqipëria po bën progres me legjislacionin në fushën e ndryshimeve klimatike dhe synon krijimin e një sistemi monitorimi, raportimi dhe verifikimi, për të përforcuar proçeset e mbledhjes së të dhënave dhe informacioneve dhe për të rritur transparencën në lidhje me ndryshimet klimatike. Shqipëria ka ndërmarrë projekte për zbutjen e ndikimeve mjedisore të ndryshimeve klimatike, si p.sh. përmirësimi i infrastrukturës së ujit dhe menaxhimit të plazheve, si rezultat i të cilit Shqipëria ka arritur standardet e BE-së në cilësinë e ujit
Të dhënat për ndryshimet klimatike janë marrë nga Raporti dy-vjeçar i përditësuar për Shqipërinë botuar nga Ministria e Turizmit dhe Mjedisit. Ky dokument është hartuar në kuadër të projektit "Republika e Shqipërisë: Aktivitete mundësuese për përgatitjen e Komunikimit të Katërt Kombëtar dhe Raportit të Parë Dyvjeçar të Përditësuar, në kuadër të Konventës Kuadër të Kombeve të Bashkuara për Ndryshimet Klimatike" të zbatuar nga Ministria e Turizmit dhe Mjedisit dhe Programi i Kombeve të Bashkuara për Zhvillim (PKBZH), me mbështetjen financiare të Fondit Global për Mjedisin (FGM).
Qeveria Shqiptare ka miratuar nëpërmjet VKM nr. 568 dt 06.10.2021 Kontributin Kombëtar të Përcaktuar 2021-2030 (NDC), një dokument kombëtar që nxjerr në pah angazhimin e vendit tonë, për zvogëlimin e emetimeve të gazeve me efekt serrë (GES), objektivat e lidhura me klimën dhe politikat dhe masat që qeveria synon të zbatojë në përgjigje të ndryshimit të klimës dhe si një kontribut për të arritur objektivat globale të përcaktuara në marrëveshjen e Parisit mbi klimën.

Në ndryshim nga Kontributi Kombëtar i Përcaktuar 2015-2030 e cila parashikonte masa lidhur me vetëm dy sektorë, atë të energjisë dhe industrisë, Kontributi Kombëtar i Përcaktuar 2021-2030 e ka rritur numrin e sektorëve në 5. Konkretisht:

- Sektori i energjisë dhe transportit;
- Sektori i pyjeve dhe përdorimit te tokës;
- Sektori i bujqësisë;
- Sektori i industrisë, si dhe
- Sektori i mbetjeve.

Duke marrë në konsideratë të gjithë sektorët (përfshirë PTNPTP-në), emetimet për skenarin KKP (duke përfshirë masat zbutëse) parashikohet të rriten nga 10 139 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 11 978 kt $CO_2$e në vitin 2030, çka përfaqëson një rritje prej +18,1%. Diferenca me skenarin BaU në vitin 2030 është -3170 kt $CO_2$e, çka përbën një zbutje prej -20,9%.

## 3.2 Vlerësimi i gjendjes

### • Inventari Kombëtar i Gazeve me Efekt Serrë

Shqipëria ka zhvilluar një inventar të emetimeve antropogjene sipas burimeve dhe përthithjeve nga përthithësit për të gjitha gazet me efekt serrë (GES) të emetuara në atmosferë ose të përthithura nga atmosfera që prej vitit 1990, si pjesë të Komunikimeve të saj Kombëtare për Ndryshimet Klimatike. Shqipëria, publikoi për herë të parë një Raport për Inventarin Kombëtar i cili ofron informacione të hollësishme në lidhje me inventarin e GES-ve për vitet 2010-2016 dhe një rishikim të rezultateve të inventarit për vitin 2009, për t'u përshtatur me përdorimin e Udhëzimeve të Programit të Ndryshimeve Klimatike (PNK)të vitit 2006. Inventari mbulon emetimet për te gjitha gazet me efekt serrë dhe përllogatitjet e përthithjeve sipas ndarjeve në Udhëzimet e PNK-së të vitit 2006: Energjia, PIPP, BPPTT dhe mbetjet. Inventari mbulon GES-et e mëposhtme: $CO_2$, $CH_4$, $N_2O$, PFC-të dhe HFC-të dhe emetimet e prekursorve dhe të gazeve me efekt jo të drejtpërdrejtë të CO, NOX, NMVOC dhe $SO_2$.

Inventari i Gazeve me Efekt Serrë: u koordinua nga Ministria e Turizmit dhe Mjedisit si pika e kontaktit e KKKBNK-së dhe autoriteti qendror në Shqipëri përgjegjës për politikat për ndryshimet klimatike. Në tabelën dhe figurën e mëposhtme paraqiten emetimet neto, përfshirë përthithjet nga Bujqësia, Pyjet dhe Përdorimet e Tjera të Tokës (BPPTT), për vitet 2009-2016, të ndara sipas sektorëve. Kontribuesit më të rëndësishëm të emetimeve të GES-ve në Shqipëri janë sektori i energjisë dhe ai i bujqësisë, pyjet dhe përdorimet e tjera të tokës (BPPTT).

Tabela 1: Emetimet antropogjene të GES-ve në Shqipëri, të ndara sipas sektorëve (Gg $CO_2$ e.)

| Sektori | 2009 | 2010 | 2011 | 2012 | 2013 | 2014 | 2015 | 2016 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Energjia | 4340 | 4347 | 4398 | 4252 | 5026 | 4746 | 4813 | 4781 |
| PIPP | 1358 | 967 | 1125 | 1154 | 1245 | 1194 | 1106 | 1020 |
| BPPTT | 3748 | 3870 | 6647 | 7641 | 3641 | 3560 | 3620 | 3688 |
| Mbetjet | 621 | 660 | 705 | 747 | 784 | 801 | 821 | 839 |
| Të tjera | 75 | 80 | 82 | 83 | 86 | 104 | 129 | 134 |
| **Totali** | **10 141** | **9924** | **12 957** | **13 876** | **10 782** | **10 405** | **10 489** | **10 461** |

Grafiku 1: Emetimet dhe përthithjet e $CO_2$ e. nga të gjithë sektorët e ekonomisë (Gg)




**Masat zbutëse**

Për zbutjen e ndryshimeve klimatike, Shqipëria në 2019, miratoi Dokumentin Strategjik për Ndryshimet Klimatike dhe Planin e Veprimit për Zbutjen me **gjashtë prioritete strategjike** (PS) të zbutjes:

- PS.1 Garantimi i rritjes së qëndrueshme ekonomike
- PS.2 Ngritja e një sistemi monitorimi, raportimi dhe verifikimi për GES
- PS.3 Forcimi i kapaciteteve të institucioneve përkatëse dhe i bashkëpunimit ndërinstitucional
- PS.4 Integrimi i ndryshimeve klimatike në planifikimin strategjik sektorial
- PS.5 Përforcimi i ngritjes së kapaciteteve dhe ndërgjegjësimit
- PS.6 Harmonizimi me kuadrin e BE-së për ndryshimet klimatike.

**Skenari "punë si zakonisht" BaU mbështetet** në tendencat aktuale dhe në zhvillimin e ardhshëm ekonomik dhe merr në konsideratë rrethanat kombëtare. Nuk është marrë në konsideratë asnjë ndryshim madhor në teknologji. Duke marrë në konsideratë të gjithë sektorët (përfshirë PPTT-në), emetimet në skenarin BAU parashikohet të rriten nga 10 139 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 15 148 kt $CO_2$e në vitin 2030, çka përfaqëson një rritje prej +49,4%. Skenari KKP merr në konsideratë strategjitë kombëtare dhe planet e veprimit, siç janë detajuar në analizën sektoriale.

Grafiku 2: Emetimet historike dhe të projektuara për të gjithë sektorët (BaU)




**Skenari KKP** në sektorin e energjisë bazohet në skenarin e strategjisë së kombinuar, të kalibruar me shifra për periudhën 2015-2019. Skenari KKP merr në konsideratë përdorimin e gazit natyror në pothuajse të gjithë sektorët. Gjithashtu, ky skenar merr në konsideratë zbatimin e Planeve të ndryshme Kombëtare të Veprimit për Efiçencën e Energjisë (PKVEE) me qëllim rritjen e efiçencës së energjisë me 15% në aspektin e ofertës dhe të kërkesës në vitin 2030. Gjithashtu, ai merr në konsideratë Planin Kombëtar të Veprimit për Burimet e Rinovueshme të Energjisë (PKVBRE).

Grafiku 3: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e energjisë




**Për sektorin e Proçeseve Industriale dhe Përdorimit të Produkteve (PIPP-së)** nuk janë hartuar ose nuk zbatohen masa zbutëse. Në sektorin e energjisë merret në konsideratë ndikimi i efiçencës së energjisë apo i masave për ndryshimin/shkëmbimin e lëndëve djegëse në industri. Për rrjedhojë, skenarët BaU dhe KKP janë identikë.

Grafiku 4: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU për sektorin e PIPP-së



Në sektorin e energjisë, diferenca e vogël ndërmjet dy skenarëve mund të shpjegohet pjesërisht nga kinetika e degradimit të mbetjeve që dërgohen në landfille. Në fakt, kjo kinetikë shkakton një hendek ndërmjet maksimumit të mbetjeve të groposura (960 kt në vitin 2010) dhe vlerës maksimale të emetimit të vëzhguar (728 kt $CO_2$e në vitin 2024). Paralelisht, merret në konsideratë edhe një rritje e konsiderueshme e emetimeve që lidhen me zhvillimin e incineratorëve të mbetjeve në vend.

Grafiku 5: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e mbetjeve




Masat zbutëse shtesë të marra në konsideratë në sektorin e bujqësisë mundësojnë përmirësim të plehërimit, kullotave dhe praktikave të ushqyerjes së kafshëve. Megjithatë, këto masa kanë ndikim të ulët duke pasur parasysh rëndësinë e popullatës së bagëtive në nivelin e emetimeve. Kjo shpjegon se pse emetimet për skenarin KKP për sektorin e bujqësisë (duke përfshirë masat zbutëse) parashikohet të ulen nga 2344 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 2071 kt $CO_2$e në vitin 2030, çka përfaqëson një ndryshime prej -11,6% (shihni figurën e mëposhtme). Diferenca me skenarin BaU në vitin 2030 është -68 kt $CO_2$e, që përbën një ndikim të kufizuar zbutës prej -3,2%.

Grafiku 6: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e bujqësisë




Në sektorin e PPTT-së emetimet për skenarin KKP, parashikohet të ulen nga 1319 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 598 kt $CO_2$e në vitin 2030, kjo përfaqëson një rënie prej -54,7%. Diferenca me skenarin BaU në vitin 2030 është -1174 kt $CO_2$e, çka përbën një ndikim zbutës prej -66,2%.

Grafiku 7: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e PPTT-së




## • Analiza e përshtatjes

Vlerësimi i përshtatjes fokusohet në Basenin e Lumit Vjosa (BLV), i cili është sistemi i dytë më i madh ujor në Shqipëri dhe shtrihet në një sipërfaqe prej 6784 $km^2$. Është një nga lumenjtë më të gjatë ndërkufitar në rajonin e Ballkanit.

**Rritja e temperaturës:** Ligatinat me rëndësi kombëtare në deltën e Vjosës do të ndryshojnë si pasojë e rritjes së nivelit të detit dhe temperaturës së mjedisit ujor. Ndërtimi i hidrocentraleve do të ketë ndikim të rëndë në faunën e egër. Mund të shkaktohet humbje e përhershme e habitatit dhe biotopeve të veçanta si pasojë e përmbytjeve, luhatjes së niveleve të ujit, përhapjes së specieve ekzotike dhe pengesave ndaj migrimit të peshkut.

**Turizmi dhe vendbanimet:** do të ndikohen nga ndryshimet klimatike – si pozitivisht, ashtu edhe negativisht. Për zonën bregdetare të BLV-së, rritja e parashikuar e temperaturës pritet të zgjasë periudhën e turizmit të diellit dhe të detit. Rritja e parashikuar e temperaturës në seksionin e sipërm të basenit pritet të ketë efekte negative në turizmin dimëror. Për sa i përket agroturizmit dhe turizmit rural, reshjet e dendura, veçanërisht në stinët e ndërmjetme, do të ndryshojnë pushimet dhe kontakti me natyrën do të ndryshojë gjithnjë e më shumë për shkak të pamundësisë për të pasur një marrëdhënie të drejtpërdrejtë me të dhe kufizimit të përfshirjes me punën e fermerit.

**Shëndeti dhe kanalizimet:** do të ndikohen nga ndryshimet klimatike. Do të ketë përkeqësim të astmës për shkak të ndryshimeve në stinën e polenit dhe alergjenitet, si dhe në ekspozimet ndaj ndotësve të ajrit, të ndikuar nga ndryshimet e temperaturës, lagështisë dhe shpejtësisë së erës. Shumë agjentë infektivë rrisin qarkullimin dhe virulencën e tyre në temperatura më të ngrohta. Parashikohet rritje e niveleve të standardizuara sipas moshës të një sërë sëmundjesh infektive dhe parazitare në qarqet e BLV-së. Shqipëria ka siguruar mbështetje nga Partneriteti për të përditësuar dhe përmirësuar KKP-në që paraqiti në vitin 2015. Në veçanti, Shqipëria synon të rrisë ambicien e saj për zbutjen, duke zgjeruar sektorët që merren në konsideratë (duke shtuar transportin dhe bujqësinë, pyjet dhe përdorimin e tokës krahas sektorëve të proçeseve industriale dhe energjisë), dhe të përfshijë masat e përshtatjes, veçanërisht ato që lidhen me zonat bregdetare. Ndikimet kryesore lidhen me futjen e gazit natyror të importuar në vend rreth vitit 2023, rritjen e nivelit të biokarburanteve në transportin rrugor dhe shqyrtimin e efiçencës së energjisë bazuar në përmirësimin e teknologjisë dhe rinovimin e flotës. Duke marrë në konsideratë të gjithë sektorët (përfshirë PPTT-në), emetimet në skenarin BAU parashikohet të rriten nga 10 139 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 15 148 kt $CO_2$e në vitin 2030, çka përfaqëson një rritje prej +49,4%. Skenari KKP merr në konsideratë strategjitë kombëtare dhe planet e veprimit, siç janë detajuar në analizën sektoriale.

Grafiku 8: Emetimet historike dhe të projektuara për të gjithë sektorët (BaU)




Skenari KKP në sektorin e energjisë bazohet në skenarin e strategjisë së kombinuar, të kalibruar me shifra për periudhën 2015-2019. Skenari KKP merr në konsideratë përdorimin e gazit natyror në pothuajse të gjithë sektorët. Gjithashtu, ky skenar merr në konsideratë zbatimin e Planeve të ndryshme Kombëtare të Veprimit për Efiçencën e Energjisë (PKVEE) me qëllim rritjen e efiçencës së energjisë me 15% në aspektin e ofertës dhe të kërkesës në vitin 2030. Gjithashtu, ai merr në konsideratë Planin Kombëtar të Veprimit për Burimet e Rinovueshme të Energjisë (PKVBRE), përkatësisht objektivin e tij që burimet e rinovueshme të mbulojnë 38% të konsumit final të energjisë në vitin 2020 dhe 42% të konsumit final në vitin 2030.

Grafiku 9: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e energjisë




Grafiku 10: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU për sektorin e PIPP-së



Në sektorin e energjisë, diferenca e vogël ndërmjet dy skenarëve mund të shpjegohet pjesërisht nga kinetika e degradimit të mbetjeve që dërgohen në landfille. Në fakt, kjo kinetikë shkakton një hendek ndërmjet maksimumit të mbetjeve të groposura (960 kt në vitin 2010) dhe vlerës maksimale të emetimit të vëzhguar (728 kt $CO_2$e në vitin 2024). Paralelisht, merret në konsideratë edhe një rritje e konsiderueshme e emetimeve që lidhen me zhvillimin e incineratorëve të mbetjeve në vend.

Grafiku 11: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e mbetjeve




- **Masat zbutëse**

Në përputhje me strategjinë kombëtare, qëllimi është të rritet prodhimi, të mos ulet popullata e bagëtive dhe të rritet rendimenti. Kjo shpjegon se pse emetimet për skenarin KKP për sektorin e bujqësisë (duke përfshirë masat zbutëse) parashikohet të ulen nga 2344 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 2071 kt $CO_2$e në vitin 2030, çka përfaqëson një ndryshim prej -11,6% (shihni figurën e mëposhtme). Diferenca me skenarin BaU në vitin 2030 është -68 kt $CO_2$e, çka përbën një ndikim të kufizuar zbutës prej -3,2%.Në sektorin e PPTT-së, emetimet për skenarin KKP (duke përfshirë masat zbutëse) parashikohet të ulen nga 1319 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 598 kt $CO_2$e në vitin 2030, çka përfaqëson një rënie prej -54,7% (shihni figurën e mëposhtme). Diferenca me skenarin BaU në vitin 2030 është -1174 kt $CO_2$e, çka përbën një ndikim zbutës prej -66,2%. Rastet e zjarreve të mëdha në pyje shkaktuan dy vlerat maksimale (2011-2012 dhe 2017) dhe ngjarje të tilla nuk mund të projektohen. Krahas kësaj mase për parandalimin e zjarreve, në skenarin KKP merren në konsideratë edhe masa të tjera zbutëse: ulja e nivelit të përdorimit të drurëve të zjarrit (supozimi mbi konsumin e drurëve të zjarrit është përllogaritur në sektorin e energjisë, kështu që sektori i PPTT-së janë në përputhje me pyllëzime të reja; përmirësimi i efiçencës së vjeljes së drurëve të zjarrit; përmirësimi i menaxhimit të qëndrueshëm të pyjeve, tokave bujqësore dhe kullotave për të rritur nivelin e sekuestrimit të karbonit dhe për të mbrojtur biodiversitetin.

Grafiku12: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e PPTT-së



## • Analiza e përshtatjes me ndryshimet klimatike

Vlerësimi i përshtatjes fokusohet në basenin e lumit Vjosa (BLV), i cili është sistemi i dytë më i madh ujor në Shqipëri dhe shtrihet në një sipërfaqe prej 6784 km2. Pas vitit 2000, tendenca e temperaturës mesatare tregon një periudhë me anomali pozitive nga viti 2001 e deri më sot. Kjo ka ardhur si pasojë e rritjes së temperaturave maksimale dhe minimale ditore, veçanërisht gjatë periudhës së verës. Që nga viti 2000, ka pasur një periudhë me rritje të nivelit të reshjeve. Pas vitit 2000, tendenca e temperaturës mesatare tregon një periudhë me anomali pozitive nga viti 2001 e deri më sot.

### - Tendenca e ndryshimeve klimatike

Për sa i përket **temperaturës**, të gjithë skenarët për BLV-në sugjerojnë se temperatura në zonë ka gjasa të rritet. Po kështu, priten tendenca në rritje të temperaturave vjetore dhe sezonale, si në vlerat minimale edhe në ato maksimale. Parashikohen të rriten edhe temperaturat ekstreme. Analiza tregon një rrezik më të lartë për intensifikimin e reshjeve të dendura që shkaktojnë përmbytje, si dhe një rritje të mundshme të shpeshtësisë së thatësirave. Niveli i detit parashikohet të rritet.

**Burimet ujore** janë një nga faktorët mjedisorë më të cenueshëm për sa i përket ndikimit të ndryshimeve klimatike. Ulja e prurjeve të lumenjve varet kryesisht nga ndryshimet në nivelin total të reshjeve, nga shpërndarja e tyre brenda vitit dhe nga fakti nëse reshjet bien në formën e borës apo të shiut. Temperatura është veçanërisht e rëndësishme në basenet ku mbizotëron bora. Rritja e temperaturës do të ndikojë në proçesin e avullimit në basen, i cili ndikon gjithashtu në prurjet e lumenjve edhe në nivelin e ujëmbledhësit. Për shkak të këtyre temperaturave më të larta ka gjithashtu shumë të ngjarë që të rritet avullimi potencial në të gjitha zonat. Këto rritje do të jenë më të mëdha në stinët me ulje të nivelit të reshjeve. Në të gjitha analizat e kryera, ulja e reshjeve mesatare vjetore shkakton një rënie në prurjet mesatare vjetore në BLV.

**Bujqësia** do të ndikohet nga ndryshimet klimatike. Rritja e shpeshtësisë dhe intensitetit të thatësirave dhe përmbytjeve do të shkaktojë stres të rëndë fiziologjik dhe të drejtpërdrejtë te bimët dhe kafshët. Ndryshimet e mundshme në nivelin e detit do të kenë ndikim të konsiderueshëm te bujqësia në zonat e rrafshëta, kryesisht zonat bregdetare që përfshijnë për shkak të përmbytjeve, depërtimit të ujit të kripur në tokat bujqësore, humbjes së sipërfaqes tokësore nga erozioni bregdetar etj.

**Toka** do të ndikohet nga ndryshimet klimatike. Analiza zbulon se erozioni i tokës në zonën e BLV-së është mesatar dhe se fenomeni do të vazhdojë të jetë aktiv gjatë viteve të ardhshme, duke pësuar një rritje graduale në sasinë e materialit të gërryer.

**Menaxhimi i rrezikut nga fatkeqësitë** është një kërkesë kyçe për përshtatjen ndaj ndryshimeve klimatike. Analiza tregon një numër në rritje të ngjarjeve të fatkeqësive gjatë tre dekadave të fundit, kur merren parasysh përmbytjet, përmbytjet e shpejta, zjarret në pyje, rrëshqitjet e tokës, stuhitë.

**Biodiversiteti dhe ekosistemet pyjore** do të ndikohen nga ndryshimet klimatike. Duke supozuar një rritje të temperaturës me 1-2°C, parashikohet që ekosistemet pyjore të zëvendësohen nga ekosistemet e livadheve. Rritja e temperaturës do të shkaktojë kushte të ndryshme të tokës, duke e bërë të pasigurt mbjelljen e pyjeve të qëndrueshme në brezin tokësor të livadheve malore deri në 1900 m mbi nivelin e detit. Me rritjen e temperaturave do të ketë një përzierje më të madhe të pyjeve. Bimësia e rrallë do të bëhet dominuese, duke shkretuar pyjet me vlerë mjedisore dhe ekonomike. Ligatinat me rëndësi kombëtare në deltën e Vjosës do të ndryshojnë si pasojë e rritjes së nivelit të detit dhe temperaturës së mjedisit ujor.

**Turizmi dhe vendbanimet** do të ndikohen nga ndryshimet klimatike – si pozitivisht, ashtu edhe negativisht. Për zonën bregdetare të BLV-së, rritja e parashikuar e temperaturës pritet të zgjasë periudhën e turizmit të diellit dhe të detit. Rritja e parashikuar e temperaturës në seksionin e sipërm të basenit pritet të ketë efekte negative në turizmin dimëror. Pritet një rritje e konsiderueshme e nevojës për ujë dhe energji. Do të ketë një kërkesë në rritje për energji për ftohje, veçanërisht në pjesën bregdetare të BLV-së.

**Shëndeti dhe kanalizimet** do të ndikohen nga ndryshimet klimatike. Do të ketë përkeqësim të astmës për shkak të ndryshimeve në stinën e polenit dhe alergjenitet, si dhe në ekspozimet ndaj ndotësve të ajrit, të ndikuar nga ndryshimet e temperaturës, lagështisë dhe shpejtësisë së erës. Sëmundjet kronike të mushkërive rrisin ndjeshmërinë ndaj ndryshimeve në cilësinë e ajrit të mjedisit të lidhura me ndryshimet klimatike.

**Në Shqipëri ekzistojnë strategji** për përshtatjen ndaj ndryshimeve klimatike, ku përfshihen Strategjia Kombëtare për Zhvillim dhe Integrim 2015-2020, Plani Kombëtar për Përshtatjen ndaj ndryshimeve klimatike i cili është pjesë përbërëse e Strategjisë Kombëtare për

Ndryshimet Klimatike Dokumenti i Politikave Strategjike për Mbrojtjen e Biodiversitetit për periudhën 2016-2020, Strategjia Kombëtare për Menaxhimin e Integruar të Burimeve Ujore, Plani i Përgjithshëm Kombëtar 2030 dhe Plani i Integruar Ndërsektorial për Bregdetin.

Tabela 2: Përmbledhje e masave të propozuara për të trajtuar përshtatjen ndaj ndryshimeve klimatike

| Fusha strategjike | Masa e propozuar | Dokumentet strategjike |
|---|---|---|
| Garantimi i menaxhimit të qëndrueshëm të burimeve natyrore dhe ndërmarrja e masave për klimën. | Menaxhimi më i mirë i pyjeve dhe ujërave dhe zbatimi i metodave të prodhimit bujqësor që mbrojnë mjedisin dhe zbusin ndryshimet klimatike. | SKZHI-II |
| | Rritja e synuar e numrit të fermave organike të certifikuara deri në vitin 2020. | SKZHI-II |
| | Rritja e numrit të fermerëve që përfitojnë nga infrastruktura e ujitjes deri në 300 000 fermerë brenda vitit 2020. | SKZHI-II |
| | Përmirësimi i efiçencës së ujit, infrastrukturës së ujitjes, varieteteve të bimëve, sistemit të kullimit, plehërimit dhe ruajtjes së lagështisë së tokës në bujqësi. | PNK |
| Përmirësimi dhe forcimi i mbrojtjes së natyrës. | Rritja e synuar e sipërfaqes së zonave të mbrojtura në 17% të territorit nëpërmjet zgjerimit dhe menaxhimit të integruar të zonave të mbrojtura. | SKZHI-II |
| | Sigurimi i statusit të ruajtjes për 5% të specieve dhe habitateve të kërcënuara. | SKZHI-II |
| | Krijimi i rrjetit ekologjik "Natura 2000" të zonave me interes të veçantë ruajtjeje për BE-në. | SKZHI-II, SNM |
| | Rritja e numrit të zonave të mbrojtura dhe përmirësimi i menaxhimit të zonave ekzistuese. | |
| Forcimi i menaxhimit dhe ruajtjes së burimeve pyjore dhe kullosore. | Reduktimi i synuar me 40% i prerjeve të jashtëligjshme të pemëve deri në vitin 2020. | SKZHI-II |
| | Arritja e mbulimit 100% me plane mbarështimi për të gjitha ekonomitë pyjore në nivel kombëtar. | SKZHI-II |
| | Rehabilitimi i 25% të sipërfaqeve të degraduara. | SKZHI-II |
| | Plane të përmirësuara të menaxhimit të pyjeve dhe pyllëzimi. | |
| | Parandalimi i prerjeve të jashtëligjshme të pemëve përmes kryerjes së kontrolleve nga policia pyjore. | |
| | Parandalimi i zjarreve. | |
| | Ripyllëzimi i pyjeve bregdetare dhe të brendshme. | |
| Forcimi i menaxhimit të përdorimit të ujit, me qëllim reduktimin e përmbytjeve dhe të fenomeneve të erozionit. | Rehabilitimi dhe modernizimi i infrastrukturës ekzistuese për ujitjen, kullimin dhe mbrojtjen nga përmbytjet. | SKZHI-II, PPK |
| | Krijimi dhe zbatimi i mekanizmave për menaxhimin e qëndrueshëm të sistemeve të ujitjes, kullimit dhe mbrojtjes nga përmbytjet (përmirësim nga pikëpamja cilësore i funksionalitetit të sistemit të kullimit). | SKZHI-II |
| | Përgatitja dhe zbatimi i planeve të menaxhimit të baseneve të lumenjve. | SKZHI-II |
| | Rehabilitimi i shtretërve të dëmtuar të lumenjve. | SKZHI-II |
| | Rehabilitimi i ndërtesave të dëmtuara nga shkaqe natyrore | SKMIBU |

| Fusha strategjike | Masa e propozuar | Dokumentet strategjike |
|---|---|---|
| Humbjet e tokës. | Forcimi i bashkëpunimit dhe përmbushja e detyrimeve institucionale. | SKMIBU |
| | Zbutja e pasojave duke ofruar mbështetje financiare për familjet, shtëpitë e të cilave janë dëmtuar nga fatkeqësi natyrore ose fatkeqësi të tjera. | SKMIBU |
| | Zhvillimi i një plani kombëtar për menaxhimin e fatkeqësive duke përfshirë:<br><br>Vlerësimin fillestar të rrezikut nga përmbytjet për çdo basen ujëmbledhës<br><br>Analizën e rrezikut të mungesës së ujit (në lidhje edhe me zjarret në pyje) për secilin basen ujëmbledhës<br><br>Reduktimin e rrezikut të sëmundjeve me prejardhje nga uji<br><br>Krijimin e sistemeve të paralajmërimit të hershëm. | SKMIBU |
| | Përfshirja e çështjeve të ndryshimeve klimatike në të gjitha dokumentet strategjike për administrimin e ujërave. | |
| | Menaxhimi më i mirë i burimeve ujore, me qëllim reduktimin e efekteve të përmbytjeve dhe thatësirave, si dhe të humbjeve përkatëse të tokës. | SNM |
| | Menaxhimi i kërkesës për ujë përmes ripërdorimit të ujit, sigurimit të rezervave të reja ujore, grumbullimit të ujërave të shiut, shkripëzimit etj. | PNK |
| | Monitorimi i dinamikës së vijës bregdetare dhe i nivelit të detit. | PNK |
| | Monitorimi i cilësisë së ujit të ligatinave dhe i ujërave nëntokësore. | PNK |
| | Menaxhimi i erozionit bregdetar dhe i masave të përshtatjes për të përballuar rritjen e parashikuar të nivelit të detit | PNK |
| Zhvillimi i turizmit të qëndrueshëm | Zhvillimi i turizmit të qëndrueshëm në Shqipëri, i cili do të ndihmojë në ruajtjen e ekosistemeve natyrore. | SKZHI-II |

## • Tendencat historike të emetimeve

Në tabelën dhe figurën e mëposhtme paraqiten emetimet neto, përfshirë përthithjet nga BPPTT, për vitet 2009-2016, të ndara sipas sektorëve. Ndarje më të detajuara të emetimeve dhe përthithjeve disponohen në Raportin për Inventarin Kombëtar. Kontribuesit më të rëndësishëm të emetimeve të GES-ve në Shqipëri janë sektori i energjisë dhe ai i BPPTT-së.

Tabela 3: Emetimet antropogjene të GES-ve në Shqipëri, të ndara sipas sektorëve (Gg CO2 e.)

| | 2009 | 2010 | 2011 | 2012 | 2013 | 2014 | 2015 | 2016 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Energjia | 4340 | 4347 | 4398 | 4252 | 5026 | 4746 | 4813 | 4781 |
| PIPP | 1358 | 967 | 1125 | 1154 | 1245 | 1194 | 1106 | 1020 |
| BPPTT | 3748 | 3870 | 6647 | 7641 | 3641 | 3560 | 3620 | 3688 |
| Mbetjet | 621 | 660 | 705 | 747 | 784 | 801 | 821 | 839 |
| Tjetër | 75 | 80 | 82 | 83 | 86 | 104 | 129 | 134 |
| Totali | 10 141 | 9924 | 12 957 | 13 876 | 10 782 | 10 405 | 10 489 | 10 461 |

Grafiku13: Emetimet dhe përthithjet e $CO_2$ e. nga të gjithë sektorët e ekonomisë (Gg)




Në tabelën dhe figurën e mëposhtme paraqiten emetimet neto, duke përfshirë përthithjet nga BPPTT, për vitet 2009-2016, të ndara sipas gazeve. Gazi me efekt sere, më i rëndësishëm në Shqipëri është $CO_2$.

Tabela 4. Emetimet antropogjene të GES-ve në Shqipëri të ndara sipas gazeve (Gg $CO_2$ e.)

| Sektori | 2009 | 2010 | 2011 | 2012 | 2013 | 2014 | 2015 | 2016 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| $CO_2$ | 7028 | 6773 | 9731 | 10 589 | 6678 | 6919 | 7022 | 6939 |
| $CH_4$ | 2103 | 2151 | 2190 | 2253 | 2925 | 2381 | 2361 | 2370 |
| $N_2O$ | 1010 | 1000 | 1037 | 1034 | 1172 | 1089 | 1081 | 1118 |
| HFC-të | Nuk ka | Nuk ka | Nuk ka | 0,1 | 8 | 16 | 25 | 35 |
| Totali | 10 141 | 9924 | 12 957 | 13 876 | 10 782 | 10 405 | 10 489 | 10 461 |

Grafiku 14: Totali i emetimeve të GES-VE sipas gazeve (Gg $CO_2$ e.)




## ● Projeksionet për skenarin BaU

KKP mbështetet në krahasimin midis skenarit "Punë si zakonisht" (BaU) dhe një skenari që merr në konsideratë masat zbutëse, i quajtur skenari KKP. Projeksionet mbështeten në supozimet makroekonomike, si parashikimet për PBB-në dhe popullsisë, si dhe në tendencat historike, strategjitë dhe planet e miratuara në nivel kombëtar. Popullsia pritet të mbetet e qëndrueshme përgjatë periudhave kohore. Parashikimi i PBB-së, i marrë në konsideratë për hartimin e supozimeve, është paraqitur në figurën e mëposhtme:

Grafiku 15: Të dhënat historike dhe parashikimi i PBB-së



Skenari BaU mbështetet në tendencat aktuale dhe në zhvillimin e ardhshëm ekonomik dhe merr në konsideratë rrethanat kombëtare. Duke marrë në konsideratë të gjithë sektorët (përfshirë PPTT-në), emetimet në skenarin BAU parashikohet të rriten nga 10 139 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 15 148 kt $CO_2$e në vitin 2030, duke përfaqësuar një rritje prej +49,4%.

Grafiku 16: Emetimet historike dhe të projektuara për të gjithë sektorët (BaU)




## • Sektori i energjisë

Në sektorin e energjisë, sipas skenarit BaU, konsumi pritet që të rritet me shpejtësi në përputhje me zhvillimin ekonomik bazuar në teknologjitë aktuale. Emetimet e GES-ve për skenarin BaU parashikohet të rriten nga 4664 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 8466 kt $CO_2$e në vitin 2030, dhe kjo përfaqëson një rritje prej+38,5%, siç tregohet ne grafikun e mëposhtëm.

Grafiku 17: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU për sektorin e energjisë




Grafiku 18: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e energjisë



Në grafik vihen re se emetimet për skenarin KKP (duke përfshirë masat zbutëse) parashikohet të rriten nga 4664 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 6544 kt $CO_2$e në vitin 2030, çka përfaqëson një rritje prej +40,3% figurën e mëposhtme). Diferenca me skenarin BaU në vitin 2030 është -1921 kt $CO_2$e, dhe përbën një ndikim zbutës prej -22,7%.
Tabela e mëposhtme paraqet një përmbledhje të masave zbutëse të marra në konsideratë në skenarin KKP për këtë sektor. Lista përmbledhëse e masave të paraqitura më poshtë bazohet në listën e masave të paraqitura në Strategjinë e Energjisë dhe në të gjitha dokumentet e tjera strategjike të përmendura më sipër.

Tabela 5: Përmbledhje e masave zbutëse kryesore për sektorin e energjisë

| N° | Sektori | Emri | Nënsektori | Konteksti politik | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|
| E1 | Energjia | Efiçenca e energjisë | Transporti | Planet Kombëtare të Veprimit për Efiçencën e Energjisë (PKVEE),SKE, Plani i Veprimit për Sektorin e Transportit, Strategjia Kombëtare e Energjisë 2018-2030 | Sistem efikas transporti:<br>Rritja e përqindjes së transportit publik për udhëtarët dhe mallrat (rrugor, hekurudhor dhe në rrugë ujore). Deri në vitin 2030, 30% e udhëtimeve të transportit rrugor me distancë më të gjatë se 300 km do të kalojnë në modalitete të tjera transporti, si p.sh. transporti hekurudhor. Deri në vitin 2050, objektivi për t'u arritur është 50%.<br><br>Etiketimi i energjisë së mjeteve të reja. |
| E1 | Energjia | Efiçenca e energjisë | Ndërtesat - rezidenciale dhe terciare | Planet Kombëtare të Veprimit për Efiçencën e Energjisë (PKVEE), Strategjia | Përmirësimi i performancës së energjisë në ndërtesa duke marrë në konsideratë kushtet klimatike dhe lokale të vendit, komfortin e brendshëm të ndërtesave dhe masat për efikasitetin e kostos. Rinovimi i stokut të ndërtesave publike çdo vit me 2% të sipërfaqes së |
| | | | | Kombëtare e Energjisë 2018-2030 | ngrohur/ftohur për ndërtesat që administrohen apo përdoren nga një autoritet publik ose që ofrojnë një<br><br>Shërbim publik, me qëllim përmbushjen e kërkesave minimale të performancës së energjisë |

| N° | Sektori | Emri | Nënsektori | Konteksti politik | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|
| E1 | Energjia | Efiçenca e | Sektori energjisë (prodhimi, transmetimi dhe shpërndarja e energjisë elektrike) | Planet Kombëtare të Veprimit për Efiçencën e Energjisë (PKVEE),<br><br>Strategjia Kombëtare e Energjisë 2018-2030 | Ndërtimi centraleve të reja<br><br>Reduktimi i humbjeve të transmetimit dhe shpërndarjes nëpërmjet nxitjes së prodhimit të shpërndarë. |
| E1 | Energjia | Efiçenca e energjisë | Industria | Planet Kombëtare të Veprimit për Efiçencën e Energjisë(PKVEE), Strategjia Kombëtare e Energjisë 2018-2030 | Reduktimi i emetimeve nga industritë, bazuar në efiçencën e energjisë |
| E2 | Energjia | Energjia e rinovueshme | Sektori energjisë | Plani Kombëtar i Veprimit për Burimet e Rinovueshme të Energjisë (PKVBRE),<br><br>Plani Kombëtar i Veprimit për BRE 2019-2020 | Procesi i diversifikimit dhe largimit nga energjia hidrike dhe promovimi i burimeve alternative të energjisë së rinovueshme:<br><br>Deri në vitin 2030, energjia nga burimet e rinovueshme duhet të përbëjë 42% të konsumit final bruto të energjisë. |
| E3 | Energjia | Penetrimi i gazit natyror | Furnizimi me energji | Master Plani i Gazit 2018 | Rritja e penetrimit të gazit natyror. Zhvillimi i shërbimeve dhe tregut të gazit në Shqipëri bazuar në gazin natyror të furnizuar përmes Gazsjellësit Trans- Adriatik (Projekti GTA/TAP), si dhe përmes burimeve të mundshme të gazit të zbuluara dhe të përdorura në vend, ose përmes gazsjellësve, si p.sh. Gazsjellësi Adriatik-Jon (Projekti PGAJ/IAP) dhe Gazsjellësi Shqipëri-Kosovë (Projekti GShK/ALKOGAP). Shqipëria synon të krijojë një depozitë nëntokësore të gazit natyror në Dumre, pranë Elbasanit (Projekti GNN/UGS Dumre). Ndërtimi i tubacionit do të lidhë projektin GTA, pranë zonës së Stacionit të Kompresorëve të Fierit, me TEC-in e Vlorës dhe me të gjithë qarkun e Vlorës. Kjo do të bëjë të mundur rifunksionimin e TEC-it të Vlorës duke përdorur gazin natyror si lëndë djegëse. |

- **Sektori i mbetjeve:**

Për sektorin e PIPP-së nuk janë hartuar ose nuk zbatohen masa zbutëse. Në sektorin e energjisë merret në konsideratë ndikimi i efiçencës së energjisë apo i masave për ndryshimin/shkëmbimin e lëndëve djegëse në industri. Për rrjedhojë, skenarët BaU dhe KKP janë identikë.

Grafiku 19: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU për sektorin e PIPP-së




Në këtë sektor paralelisht, merret në konsideratë edhe një rritje e konsiderueshme e emetimeve që lidhen me zhvillimin e incineratorëve të mbetjeve në vend

Grafiku 20: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU për sektorin e mbetjeve




Tabela e mëposhtme paraqet një përmbledhje të masave zbutëse të marra në konsideratë në skenarin KKP për këtë sektor.

Tabela 6: Përmbledhje e masave zbutëse për sektorin e mbetjeve

| N° | Sektori | Emri | Nënsektori | Konteksti politik | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|
| M1 | Mbetjet | Reduktimi I sasisë së mbetjeve që shkojnë në landfill | Landfilli | Plani Kombëtar për Menaxhimin e Mbetjeve<br>Vendimi i Qeverisë Nr. 418, datë 27.5.2020 KK3 dhe komunikimet me ekipet e inventarit kombëtar. | Në vitin 2030, parashikohet që sasia e mbetjeve urbane që shkojnë në landfille të reduktohet me 35% kundrejt sasisë totale (sipas peshës) të mbetjeve urbane të biodegradueshme të prodhuara në vitin 2010. |
| M2 | Mbetjet | Ngritja e Sistemeve të kapjes së metanit | Landfilli | KTK | Fillimi i kapjes së CH4 në vitin 2025 dhe zhvillimi linear deri në një nivel kapjeje prej 10% të sasisë prej 1,34 milionë ton CH4 në vitin 2030. |
| M3 | Mbetjet | Rritje e sasisë së mbetjeve të kompostuara | Kompostimi | Strategjia Kombëtare për Mbetjet në Shqipëri - Tabela A5.1 -Projeksioni i mbetjeve | Rritje e sasisë së mbetjeve të kompostuara me 85% në periudhën 2009-2020, dhe më pas +3% çdo vit deri në vitin 2030. |

| N° | Sektori | Emri | Nënsektori | Konteksti politik | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|
| M4 | Mbetjet | Niveli konstant i sasisë totale të mbetjeve klinike të incineruara | Incinerimi | KK3 dhe komunikimet me ekipet e inventarit kombëtar Strategjia Kombëtare për Mbetjet në Shqipëri - Tabela A5.1 - Projeksioni i mbetjeve | Niveli konstant i sasisë totale të mbetjeve klinike të incineruara. |
| M5 | Mbetjet | Rritje e Incinerimit të MNU-ve (mbetje të ngurta urbane) | Incinerimi | KTK dhe komunikimet me ekipet e inventarit kombëtar. Strategjia Kombëtare për Mbetjet në Shqipëri - Tabela A5.1 - Projeksioni i mbetjeve | Nisja e incinerimit të MNU-ve në vitin 2017 (vetëm për testim) dhe rritje graduale ndërmjet periudhës 2021-2030.<br><br>2017: Nisja<br><br>2017 - 2018: +100%<br><br>2018 - 2019: +50%<br><br>2019 - 2020: +33%<br><br>2020 - 2021: +25%<br><br>2021 - 2030: +27% |
| M6 | Mbetjet | Ulje e sasisë së mbetjeve të djegura në ambiente të hapura. | Djegie në ambiente të hapura | Strategjia Kombëtare për Mbetjet në Shqipëri - Tabela A5.1 - Projeksioni i mbetjeve | |
| M7 | Mbetjet | Trajtimi i ujërave të përdorura në zonat rurale | Trajtimi i ujërave të përdorura | KK3 dhe komunikimet me ekipet e inventarit kombëtar | Nuk parashikohet ndryshim lidhur me metodat e trajtimit të ujërave të përdorura në zonat rurale. Rritje e nivelit të lidhjes së popullsisë urbane me lagunat e cekëta anaerobike. |
| M8 | Mbetjet | Trajtimi i ujërave të përdorura në industri | Trajtimi i ujërave të përdorura | KK3 dhe komunikimet me ekipet e inventarit kombëtar | Rritje e produktit total të industrisë deri në vitin 2030, përllogaritur nga të dhënat kombëtare dhe norma e rritjes së PBB-së. |
| M9 | Mbetjet | Rritje e konsumit të proteinave | Trajtimi I ujërave të përdorura | Organizata e Kombeve të Bashkuara për Ushqimin dhe Bujqësinë (OKBUB) - Divizioni i statistikave (DS) | Rritje e konsumit vjetor të proteinave për frymë, përllogaritur nga të dhënat e FAOSTAT. |

## ● Sektori i bujqësisë

Në sektorin e bujqësisë, emetimet për skenarin BaU parashikohet të ulen nga 2344 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 2140 kt $CO_2$e në vitin 2030, çka përfaqëson një rënie prej -8,7% (shihni figurën e mëposhtme). Megjithatë, rëniet gjatë periudhës 2016-2019 bazohen në grupet e të dhënave të OKBUB-së, dhe projeksioni sipas skenarit BaU vlerëson një rritje të vogël nga viti 2020 deri në vitin 2030, në përputhje me popullatën e bagëtive të parashikuar në KK3.

Grafiku 21: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU për sektorin e bujqësisë




Grafiku 22: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e bujqësisë



Tabela 7: Përmbledhje e masave zbutëse për sektorin e bujqësisë

| N° | Sektori | Emri | Nënsektori | Konteksti politik | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|
| B1 | Bujqësia | Nxitja e prodhimit bujqësor dhe konkurrueshmërisë në Shqipëri | Prodhimi blegtoral dhe i kulturave | PPB/Politika e BE-së për Zhvillimin Rural; SKZHI-II; PPK | Rritje e prodhimit, mosulje e popullatës së bagëtive, rritje e rendimentit. |
| B2 | Bujqësia | Përmirësimi i plehërimit me plehërues të prodhuar nga azoti duke aplikuar normën e duhur | Prodhimi i kulturave bujqësore | PPB/Politika e BE-së për Zhvillimin Rural; SKZHI-II; PPK; SNZHRB; IPARD; KTK. | Ndikimi i masave B2 dhe B3 është reduktimi i normës mesatare të përdorimit të plehëruesve mineralë në kulturat bujqësore. Supozojmë se kjo normë mesatare do të ulet me 10% gjatë periudhës 2019-2030. |
| B3 | Bujqësia | Përmirësimi i plehërimit me plehërues të prodhuar nga azoti duke aplikuar burimin e duhur | Prodhimi i kulturave bujqësore | PPB/Politika e BE-së për Zhvillimin Rural;SKZHI-II; PPK; SNZHRB; IPARD; KTK. | Përmirësimi i plehërimit me plehërues të prodhuar nga azoti duke aplikuar burimin e duhur, duke nxitur përdorimin e lëndëve organike dhe të mbetjeve të kulturave bujqësore në vend të plehëruesve mineralë. Ndikimi i masave B2 dhe B3 është reduktimi i normës mesatare të përdorimit të plehëruesve mineralë në kulturat bujqësore. Supozojmë se kjo normë mesatare do të ulet me 10% gjatë periudhës 2019-2030. Gjithashtu, gjykojmë se mund të përdoren plehërues të tjerë minerale krahas uresë, kështu që parashikojmë një ulje prej 50% të përdorimit të uresë ndërmjet viteve 2019 dhe 2030. |
| B4 | Bujqësia | Rritje e kohës së kaluar në kullota | Blegtoria | KTK | Kjo masë zbatohet vetëm për gjedhët. Në vitin 2016, lopët qumështore kaluan 18% të kohës në kullota. Parashikohet se në vitin 2030, ato do të kalojnë 25% të kohës duke kullotur. Në vitin 2016, gjedhët e tjerë e kalonin 20% të kohës në kullota. Parashikohet se në vitin 2030, ato do të kalojnë 25% të kohës duke kullotur. Kjo masë rrit nivelin e sekuestrimit të karbonit në kullota. |
| B5 | Bujqësia | Optimizimi i Ushqimit të kafshëve me qëllim reduktimin e emetimeve të N2O dhe CH4 | Blegtoria | SKZHI-II; SNZHRB; IPARD | Teknika të përmirësuara ushqyerjeje për kafshët në vendin e strehimit të tyre (aty ku ushqyerja e tyre mund të kontrollohet). Kjo masë zbatohet vetëm për gjedhët në vendstrehime në vitin 2030, dhe përfshin nivele të ndryshme zbatimi. Teknikat e përmirësuara të ushqyerjes çojnë në: Ulje të normës së sekretimit të azotit (inputet e azotit në rastin kur ushqimi i përshtatet më mirë nevojave të kafshëve). Supozojmë se përmirësimi i ushqyerjes çon në një reduktim prej 10%. Një ulje të nivelit të CH4 enterik (shtimi i yndyrës në ushqim): sipas instrumentit MKPGES, kjo mund të çojë në një reduktim prej 4% të emetimeve të CH4 për çdo 1% yndyrë të shtuar. |

## • Sektori i PPTT-së

Në sektorin e PPTT-së, emetimet për skenarin BaU parashikohet të rriten nga 1319 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 1772 kt $CO_2$e në vitin 2030, pra kemi një rritje prej +34,3% (shihni figurën e mëposhtme).

Grafiku 23: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU për sektorin e PPTT-së




**Në sektorin e PPTT-së, emetimet për skenarin KKP** (duke përfshirë masat zbutëse) parashikohet të ulen nga 1319 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 598 kt $CO_2$e në vitin 2030, çka përfaqëson një rënie prej -54,7% (shihni figurën e mëposhtme).

Në sektorin e PPTT-së, emetimet për skenarin KKP (duke përfshirë masat zbutëse) parashikohet të ulen nga 1319 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 598 kt $CO_2$e në vitin 2030, duke përfaqësuar një rënie prej -54,7% (shihni figurën e mëposhtme).

Grafiku 24: Emetimet e projektuara sipas skenarit BAU dhe skenarit KKP për sektorin e PPTT-së



Tabela 8: Përmbledhje e masave zbutëse për sektorin e PPTT-së

| N° | Sektori | Emri | Nënsektori | Konteksti politik | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|
| P1 | PPTT | Energjia: Ndryshimet në miksin e lëndëve djegëse, reduktimi I përdorimit të drurëve të zjarrit.<br><br>Moratoriumi mbi drutë e zjarrit | Toka pyjore e drutë e zjarrit | SNM, SKZHI-II, DPSMB | Ndryshimi i nivelit të vjeljes së drurëve të zjarrit është në përputhje të drejtpërdrejtë me projeksionet e zbatuara në sektorin e energjisë lidhur me ndryshimet në miksin e lëndëve djegëse. Sipas skenarit BaU, konsumi i drurëve të zjarrit parashikohet të rritet me 14% ndërmjet periudhës 2016-2030 dhe të ulet me 4% sipas skenarit KKP<br><br>Në vitin 2030, parashikohet që zbatimi I kësaj mase të mundësojë uljen e emetimit vjetor që përllogaritet në -314 kt $CO_2$e krahasuar me skenarin BaU. |
| P2 | PPTT | Sipërfaqe të reja pyllëzimi | Toka pyjore | SNM, PPK, SNZHRB, KTK | Në bazë të rrethanave kombëtare dhe duke marrë në konsideratë tendencat aktuale, potenciali për pyllëzime të reja vlerësohet në 300 ha në vit.<br><br>Në vitin 2030, parashikohet që zbatimi i kësaj mase të mundësojë uljen e emetimit vjetor që përllogaritet në -7 kt $CO_2$e krahasuar me skenarin BaU. |
| P3 | PPTT | Përmirësimi i menaxhimit dhe monitorimit me qëllim parandalimin e zjarreve | Toka pyjore - çrregullimet dhe djegia e biomasës | SNM | Ndonëse nuk është e mundur të parashikohen rastet e ardhshme të zjarreve, përmirësimi i monitorimit dhe i menaxhimit të zjarreve në pyje do të ndihmojë në reduktimin e këtij rreziku. Skenari BaU merr në konsideratë një rrezik mesatar të zjarreve në pyje prej 10 000 ha/vit (një nivel më i ulët se ngjarjet e mëdha por pak më i lartë se vitet e tjera për të përfaqësuar një rrezik në rritje), ndërsa KKP merr në konsideratë një rënie progresive prej 5% të këtij rreziku.<br><br>Në vitin 2030, parashikohet që zbatimi i kësaj mase të mundësojë uljen e emetimit vjetor që përllogaritet në -251 kt $CO_2$e krahasuar me skenarin BaU. |
| P4 | PPTT | Përmirësimi i efiçencës së vjeljes së drurëve të zjarrit | Toka pyjore - mbetjet e drurëve të zjarrit - çrregullimet | SKZHI-II, PKVEE, KTK | Përmirësimi i efiçencës së përdorimit të drurëve të zjarrit çon në reduktimin e mbetjeve të drurëve të zjarrit.<br><br>Në vitin 2030, parashikohet që zbatimi i kësaj mase të mundësojë uljen e emetimit vjetor që përllogaritet në -145 kt $CO_2$e krahasuar me skenarin BaU. |

| N° | Sektori | Emri | Nënsektori | Konteksti politik | Përshkrimi |
|---|---|---|---|---|---|
| P5 | PPTT | Përmirësimi i menaxhimit të qëndrueshëm të pyjeve | Toka pyjore - rritja | SNM; SKZHI-II; PPK; IPARD; LAFKPK; DPSMB; DPP | Menaxhimi i përmirësuar i pyjeve, i zbatuar në mënyrë progresive për një sipërfaqe prej 5000 ha në vit, mundëson një normë rritjeje më të lartë të biomasës së pemëve në këto zona. Në vitin 2030, parashikohet që zbatimi i kësaj mase të mundësojë uljen e emetimit vjetor që përllogaritet në -18 kt $CO_2$e krahasuar me skenarin BaU. |
| P6 | PPTT | Përmirësimi i menaxhimit të qëndrueshëm të kullotave për të rritur nivelin e sekuestrimit të karbonit dhe për të mbrojtur biodiversitetin | Kullotat | SNM; LAFKPK; SKNM | Në skenarin KKP, toka e kullotave përmirësohet përmes inputeve shtesë krahas menaxhimit bujqësor (menaxhimi i blegtorisë, më shumë inpute, siç shihet në sektorin e bujqësisë). |
| P7 | | | | | Në vitin 2030, parashikohet që zbatimi i kësaj mase të mundësojë uljen e emetimit vjetor që përllogaritet në -202 kt $CO_2$e krahasuar me skenarin BaU. |

## Tendenca klimatike

Tendenca e temperaturës mesatare për 1930-2006, krahasuar me mesataren e periudhës 1961-1990 për zonën e ujëmbledhësit të Vjosës, tregon se gjatë periudhës 1931-1970 ka pasur një anomali pozitive pasuar nga një anomali negative mes viteve 1971 dhe 2000 siç shifet në figurën e mëposhtme. Pas vitit 2000, ka pasur një periudhë me anomali pozitive nga viti 2001 e deri më sot. Kjo ka ardhur si pasojë e rritjes së temperaturave maksimale dhe minimale ditore, veçanërisht gjatë periudhës së verës

Grafiku 25: Anomalitë e temperaturës mesatare, rrjedha e poshtme e lumit Vjosa



Analiza e anomalive të **tendencës së reshjeve vjetore** për periudhën 1931-2008, në zonën e rrjedhës së poshtme të Vjosës (shihni figurën e mëposhtme) tregon se ndryshimi i vlerave normale (1961-1990) mund të ndahet në nënperiudha të ndryshme: një periudhë shumë e lagësht gjatë një periudhe e lagësht viteve 1935-1945, e ndjekur nga një periudhë e lagësht gjatë viteve 1951-1980 deri në 40% mbi vlerën normale, një periudhë e thatë gjatë viteve 1981-2000 deri në 45,3% nën vlerën normale, ndërsa që nga viti 2000 ka pasur një periudhë me rritje të nivelit të reshjeve.

Grafiku 26: Anomalitë e reshjeve, rrjedha e poshtme e lumit Vjosa




Të gjithë skenarët për Basenin e Lumit Vjosa sugjerojnë se temperatura në zonë ka gjasa të rritet. Po kështu, priten tendenca në rritje të temperaturave vjetore dhe sezonale, si në vlerat minimale edhe në ato maksimale Duke pasur parasysh qasjen e zbutjes (ngrohja në nivel global është kufizuar deri në 2°C), TPP2.6 parashikon rritjen më të ulët. Temperaturat maksimale mesatare parashikohet të arrijnë deri në 1,1°C mbi periudhën normale (1986-2005) brenda vitit 2050 dhe të mbeten në nivele të pandryshuara në vijim. TPP8.5 (ngrohja globale 4°C) shfaq projeksionet më negative me rritje të temperaturave maksimale mesatare deri në 2,0°C dhe 4,7°C, përkatësisht brenda vitit 2050 dhe 2100 (shihni figurën e mëposhtme).

## • Burimet ujore

Burimet ujore janë një nga faktorët mjedisorë më të cënueshëm për sa i përket ndikimit të ndryshimeve klimatike. Ulja e prurjeve të lumenjve varet kryesisht nga ndryshimet në nivelin total të reshjeve, nga shpërndarja e tyre brenda vitit dhe nga fakti nëse reshjet bien në formën e borës apo të shiut. Të gjithë këta faktorë ndikohen nga ndryshimet klimatike.

Grafiku 27: Projeksionet e prurjeve për TPP4.5, TPP8.5 dhe TPP2.6, BLV



Ndryshimet e pritshme te reshjet dhe temperaturat do të ndikojnë jo vetëm në hidrologjinë e basenit ujëmbledhës, por edhe në kërkesën për ujë. Kërkesa për ujë në sektorin industrial dhe familjar tregon ndryshime të ngjashme në të gjithë skenarët klimatikë. Vetëm kërkesa për ujë për vaditje po ushtron presion shtesë mbi një sistem në ndryshim. Figura e mëposhtme tregon se si kërkesa totale e sistemit rritet me kalimin e kohës nga viti i parë i skenarit referencë (2016) deri në vitin e fundit të modelit (2050). Skenarë të ndryshëm shfaqin kërkesë në rritje.

## Bujqësia

Disa rezultate kryesore që lidhen me ndikimet e ndryshimeve klimatike në rendimentin e kulturave janë:

- Rritja e shpeshtësisë dhe intensitetit të thatësirave si pasojë e reduktimit të burimeve ujore shkakton stres të rëndë fiziologjik te bimët dhe kafshët
- Rritja e shpeshtësisë së përmbytjeve si pasojë e shpeshtësisë dhe intensitetit të reshjeve të dendura të shiut, për një periudhë të caktuar kohore, shkakton stres fiziologjik dhe stres të drejtpërdrejtë fizik te bimët dhe kafshët
- Koha e disponueshmërisë së ujit kur nuk ka mungesë të theksuar ose sasi të tepërt uji, por disponueshmëria e tij gjatë vitit ndryshon në mënyrë të tillë që nuk është më e përshtatshme për praktikat aktuale bujqësore, për kulturat apo për kafshët
- Ndryshimet e mundshme në nivelin e detit do të kenë ndikim të konsiderueshëm te bujqësia në zonat e rrafshëta (kryesisht zonat bregdetare që përfshijnë fushat e Fierit, të Vlorës dhe të Xarës në Sarandë), për shkak të përmbytjeve, depërtimit të ujit të kripur në tokat bujqësore, humbjes së sipërfaqes tokësore nga erozioni bregdetar etj.

Disa prej rezultateve të analizës së ndikimit sipas projeksioneve të TPP4.5, të realizuara në kuadër të KK4, janë ilustruar në figurën e mëposhtme.

Grafiku 28: Projeksioni i kërkesës për ujë për ujitje duke përdorur softuerin CROPWAT



## • Toka

Ndikimi i ndryshimeve klimatike në erozionin e tokës vlerësohet duke përdorur metodën e erozionit potencial (MEP). Kjo metodë vlerëson sasinë potenciale të materialit të gërryer dhe të depozituar për vitet 2035 dhe 2050, duke marrë në konsideratë skenarët e ndryshimeve klimatike TPP8.5 dhe TPP4.5.

## • Menaxhimi i rrezikut të fatkeqësive (MRF)

Duke marrë në konsideratë rezultatet e skenarëve të ndryshimeve klimatike (SNK), numri i katastrofave pritet të rritet. Një nga fatkeqësitë më të rëndësishme në BLV janë përmbytjet, veçanërisht në rrjedhën e poshtme të tij.

Grafiku 29: Shpërndarja e katastrofave historike të përmbytjeve në basenin e lumit Vjosa 1990-2018, në nivel prefekture. Numrat akumulativë për çdo vit




Ndikimi i ndryshimeve klimatike te biodiversiteti dhe ekosistemet e pyjeve identifikon cenueshmëritë kyçe që lidhen me ndryshimet klimatike në BLV, me fokus te zonat e mbrojtura. Në veçanti, ai identifikon ndikimin e hidrocentraleve dhe hidrocentraleve të vegjël te biodiversiteti dhe pyjet, në kushtet e ndryshimeve klimatike.

Duke pasur parasysh ndryshimet e parashikuara në temperaturat minimale dhe ato maksimale, pritet rënie e gradë-ditëve të ngrohjes dhe rritje e gradë-ditëve të ftohjes. Kjo tregon kërkesën në rritje për energji për ftohje, veçanërisht në pjesën bregdetare të BLV-së, Konispol.

Grafiku 30: Ndryshimet në gradë-ditët e ngrohjes dhe ftohjes për TPP të ndryshme, Konispol (vlerat mesatare mujore)



## 3.3 Presionet, forcat shtytëse, ndikimi, reagimi

Përdorimi i substancave që dëmtojnë shtresën e ozonit është një tregues i presionit që ushtrohet në mjedis duke ndikuar në proçesin e ndryshimeve klimatike.
Në zbatim të VKM nr. 10, datë 9.1.2019 "Për miratimin e rregullave për prodhimin, importin, eksportin, hedhjen në treg dhe përdorimin e substancave ozonholluese, si dhe për importin, eksportin, hedhjen në treg dhe përdorimin e produkteve e të pajisjeve që përmbajnë këto substanca", përcaktohen kuotat vjetore për importin e substancave ozonholluese të kontrolluara.
Në tabelën e mëposhtme paraqitet sasia totale e importuar e substancave ozonholluese për periudhën 2019-2021.

Burimi: Ministria e Turizmit dhe Mjedisit

| 2019 | 2020 | 2021 |
|---|---|---|
| 98 Ton | 70.8 Ton | 60 Ton |

Sasia e importuar e substancave ozonholluese është ulur në vitin 2021 në krahasim me vitet e mëparshme, duke paraqitur kështu reagimin e qeverisë për minimizimin e ndikimit të substancave të kontrolluara në dëmtimin e shtresës së ozonit.
Faktorët e tjerë dhe emetimet sipas sektorëve që ndikojnë në ndryshimet klimatike janë paraqitur mësipër (pika 3.2).

## 4.1 Informacion i përgjithshëm

### Tematikat dhe burimi i të dhënave

Burimi i të dhënave për biodiversitetin, zonat e mbrojtura dhe monumentet e natyrës është Agjencia Kombëtare e Zonave të Mbrojtura.

Monitorimi i gjendjes shëndetësore dhe vitalitetit në pyje si dhe vlerësimi i specieve drunore dhe bimëve aromatiko-mjekësore të kërcënuara dhe në rrezik zhdukje është kryer nga Agjencia Kombëtare e Pyjeve. Ky monitorim është përqëndruar në llojet kryesore që përbëjnë fondin pyjor të vendit tonë për treguesit e parametrave të fenomenit të ç'ngjyrosjes (tjetërsimit të ngjyrës së halave ose gjetheve), ç'halëzimit (rënies së halave) dhe ç'gjethëzimit (rënies së gjetheve), evidentimin e dëmtuesve dhe sëmundjeve kryesore të llojeve kryesore pyjore.

Monitorimi i bimëve aromatiko-mjekësore kryhet me qëllim njohjen e dhe vlerësimin e ecurisë së statusit të tyre duke përfshirë gjendjen vegjetative dhe fitosanitare të tyre.

## 4.2 Vlerësimi i gjendjes

### 4.2.1 Biodiversiteti

Lista e kuqe e florës dhe faunës së egër shqiptare është miratuar me Urdhër të Ministrit të Mjedisit Nr 1280, date 20.11.2013 "Për miratimin e Listës së Kuqe të Florës dhe Faunës së Egër" dhe përmban 402 specie.

- ***Censusi ndërkombëtar i shpendëve ujorë dimërues***

Numërimi Ndërkombëtar i Shpendëve Dimërues, në Shqipëri u organizua në Janar 2021, me përfshirjen e Administratave të Zonave të Mbrojtura në të 12 qarqet me mbështetjen e ekspertëve ornitolog dhe specialistëve e vullnetarëve. Censusi i vitit 2021 mbuloi 31 ligatina (lumenj, liqene, rezervuare, ekosisteme bregdetare etj) në të gjithë Shqipërinë. Për vitin 2021 në total u regjistruan 64 lloje shpendësh, me një numër total individësh prej 142.376.
Llojet më shpesh të gjetura ishin: Bajzat (Fulica atra), Rosa Kryekuqe e madhe (Maraca Penelope), Rosa kërre (Anas crecca), Pulëbardha e zakonshme (Croicocephalus ridibundus) etj.
Në Divjakë – Karavasta është evidentuar numri më i madh i shpendëve më pas vjen Prespa e Madhe dhe Liqeni i Shkodrës.

Tabela 1.Shpendët Dimërues të regjistruar gjatë Censusit të vitit 2021

| Nr. | Vendnumërimet | Individë | Specie |
|---|---|---|---|
| 1 | Divjakë-Karavasta | 34241 | 53 |
| 2 | Bunë-Velipojë | 1646 | 22 |
| 3 | Liqeni i Shkodrës | 20098 | 20 |
| 4 | Kune-Vain | 9458 | 41 |
| 5 | Patok | 1981 | 23 |
| 6 | Sektori Rinia-Lalëz | 7278 | 26 |
| 7 | Shëna-Vlash | 128 | 6 |
| 8 | Karpen | 96 | 8 |
| 9 | Fierzë | 624 | 7 |
| 10 | Seman | 40 | 8 |
| 11 | Liqeni i Thanës | 9850 | 21 |
| 12 | Liqenet e Belshit | 207 | 10 |
| 13 | Liqeni i Banjës | 83 | 7 |
| 14 | Vjosë-Nartë | 11291 | 39 |

| Nr. | Vendnumërimet | Individë | Specie |
|---|---|---|---|
| 15 | Orikum | 1006 | 19 |
| 16 | Butrint | 2348 | 31 |
| 17 | Liqeni I Pogradecit | 17900 | 20 |
| 18 | Prespë e Madhe | 21294 | 20 |
| 19 | Prespë e Vogël | 70 | 6 |
| 20 | Vau i Dejës | 1201 | 10 |
| 21 | Liqeni i Tiranës | 309 | 7 |
| 22 | Liqeni i Farkës | 48 | 3 |
| 23 | Rezervuari i Bulos | 157 | 11 |
| 34 | Syri i Kaltër | 53 | 4 |
| 25 | Liqeni i Ulzës | 14 | 4 |
| 26 | Rezevuari i Kasharit | 4 | 2 |
| 27 | Liqeni i Tapizës | 27 | 4 |
| 28 | Rezervuari i Thumanës | 467 | 4 |
| 29 | Rezervuari i Paskuqanit | 62 | 3 |
| 30 | Rezervuari i Kurjanit | 363 | 8 |
| 31 | Këneta e Roskovecit | 29 | 2 |
| | **TOTALI** | **142376** | **64** |

## • Monitorimi i faunës së egër në zonat e mbrojtura mjedisore

Agjencia Kombëtare e Zonave të Mbrojtura (AKZM) është instuticionalizuar me VKM nr. 102, datë 04.02.2015, si strukturë funksionale e Ministrisë të Turizmit dhe Mjedisit. Kjo Agjenci që nga 6-mujori i dytë i vitit 2017 e në vazhdim është përfshirë në kryerjen e punës, për ndjekjen permanente, të Vëzhgim-Monitorimit të Faunës së Egër, në territoret e sistemit të Zonave të Mbrojtura Mjedisore, sipas specieve të përcaktuara për këtë qëllim. Në Vëzhgim - Monitorim, janë gjithsej 40 specie, si më poshtë vijon:

| | |
|---|---|
| 1. | Ariu i Murmë (Ursus arctos), |
| 2. | Mace e Egër (Felis silvestris), |
| 3. | Rrëqebulli (Lynx lynx balcanicus), |
| 4. | Lundërza (Lutra lutra), |
| 5. | Dhia e Egër (Rupicarpa rupicarpa), |
| 6. | Kaprolli (Capreolus capreolus), |
| 7. | Baldosa (Meles meles), |
| 8. | Ujku (Canis lupus), |
| 9. | Çakalli (Canis aureus), |
| 10. | Derri i Egër (Sus scrofa), |
| 11. | Lepuri i Egër (Lepus europacus), |
| 12. | Dhelpra (Vulpes vulpes), |
| 13. | Zardafi/Kunadhja Gushëverdhë (Martes martes), |
| 14. | Shqarthi/Kunadhja Gushëbardhë (Martes foina), |
| 15. | Kryekuqe e Madhe (Anas penelope), |
| 16. | Kryekuqe Qafëgjelbër (Anas platyrhynchos), |

| | |
|---|---|
| 17. | Grilla (Anas crecca), |
| 18. | Rosa Bishtëgjelë (Anas acuta), |
| 19. | Rosa e Përhime (Anas strepera), |
| 20. | Sqepluga (Anas clypeata), |
| 21. | Marsatorja (Anas querquedula), |
| 22. | Shapka e Ujit (Gallinago gallinago), |
| 23. | Bajza (Fulica atra), |
| 24. | Thëllënxa e Malit (Alectoris graeca), |
| 25. | Pëllumb i Egër (Columba livia), |
| 26. | Shapka (Scolopax rusticola), |
| 27. | Turtulli (Streptopelia turtur), |
| 28. | Shkurta (Coturnix coturnix), |
| 29. | Lauresha (Alauda arvensis), |
| 30. | Pelikani Kaçurrel (Pelecanus cripus), |
| 31. | Kryekuqja e Mjeme (Aythea ferina), |
| 32. | Kryekuqja e Vogël (Aythea nyroca), |
| 33. | Zhytraku i Madh (Mergus merganser), |
| 34. | Karabullaku Madh (Phalacrocorax corba), |
| 35. | Karabullaku me Çafkë (Phalacrocorax aristotelis), |
| 36. | Pelikani Rozë (Pelecanus onocrotalus), |
| 37. | Çafka e Përhime (Ardea cinerea), |
| 38. | Karabullaku i Vogël (Phalacrocorax pygmeus), |
| 39. | Murrcaku (Netta rufina), |
| 40. | Dallandyshja Faqebardhë e Detit (Chlidonias hybrida). |

Nga këto specie, 13 janë gjitarë dhe 27 prej tyre janë shpendë. Llojet e faunës së egër grupohen në gjitarë të mëdhenj, të mesëm dhe gjitarë të vegjël, sikundër shpendët grupohen në ujorë e jo ujorë.
Nga këto 40 specie, 17 prej tyre janë shpallur objekt gjuetie, kurse 23 të tjerat, konsiderohen specie kryesore të faunës së egër, ndaj janë përcaktuar për vëzhgim dhe monitorim.
Procesi, realizohet nëpërmjet punës së përditëshme të Rangers-ave (Rojeve Mjedisore), sipas AdZM-ve në të 12-të qarqet e vendit.
Bazuar në Direktivën e Këshillit të Europës nr. 92/43/EEC e dates 21 maj 1992, mbi ruajtjen e habitateve natyrore dhe të faunës e florës së egër (Direktiva e Habitateve), dhe gjithashtu në Direktivën e Këshillit të Europë Nr. 2009/147/EC e datës 30 Nëntor 2009 mbi ruajtjen e shpendëve të egër (Direktiva e Shpendëve), AKZM ka krijuar një Sistem të Monitorimit të Faunës së Egër "AKZM-SiMF", si sistem kombëtar i monitorimit, i njehsuar me sistemin e BIONNA-s, si sistem ndërkombëtar i monitorimit. Vazhdon të praktikohet hedhja online e të dhënave nëpërmjet aplikimit të këtij sistemi të ri, në mënyrë të përditësuar.
Evidentimi i specieve dhe identifikimi i tyre realizohet sipas këtyre mënyrave; Kamera Kurth, Vrojtim direkt, Jashtëqitje, Gjurmë, Tjetër (Pupla, Qime etj). Përveç këtyre, në tërësinë e të dhënave të Rangers-ave, në bashkëpunim me specialistët e AdZM-së përkatëse, janë plotësuar edhe informacioni për datën, orën, koordinatat në gradë Decimal, dhe vendin e identifikimit (zonë e mbrojtur apo jo dhe emri popullor), konfliktet e ndodhura, lloji i dëmit të shkaktuar dhe koha e kryerjes së tij, ngordhjet e konstatuara në Faunën e Egër (koha, shkaku, mënyra e ngordhjes dhe gjinia e mosha për specien e ngordhur), pa përjashtuar këtu shënime apo sqarime të tjera specifike për çdo rast, sipas zonave të mbrojtura ku është kryer Vëzhgim-Monitorimi.

## • Rrjeti kombëtar i zonave të mbrojtura mjedisore

Në Republikën e Shqipërisë, zonat e mbrojtura janë shpallur, me VKM – të përkatëse, bazuar në Ligjin nr. 8906 "Për zonat e mbrojtura", datë 06.06.2002, (të

ndryshuar) dhe me ligjin nr. 81/2017, datë 04.05.2017 “Për zonat e mbrojtura”, (në fuqi). Kjo pasi ka shumë zona të mbrojtura që janë shpallur të tilla dhe vite përpara vitit 2002.

Gjithashtu mund të përmendim edhe Vendimin e Këshillit Kombëtar të Territorit nr. 10. Datë 28.12.2020 “Për miratimin e kufijve të Zonave të Mbrojtura (ZM-ve), si hapi i parë i proçesit të shpalljes së ZM-ve mjedisore. I gjithë sistemi i zonave të mbrojtura, që përfshin aktualisht rreth 18.5% të territorit të vendit, është përcaktuar sipas kritereve të IUCN –së, në gjashtë kategori dhe konkretisht:

Tabela 2.Kategoritë e Zonave të Mbrojtura dhe sipërfaqet respektive

| Nr. | Emërtimi i kategorisë së zonës së mbrojtur | Nr. | Kategoria | Sipërfaqe në Ha |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Rezervat Strikt Natyror/Rezervat Shkencor | 2 | I | 4800.00 |
| 2 | Park Kombëtar | 14 | II | 230707. 26 |
| 3 | Monument Natyre | 725 | III | 3470.00 |
| 4 | Rezervat Natyror i Menaxhuar/Park Natyror | 25 | IV | 169275.42 |
| 5 | Peisazh i Mbrojtur | 6 | V | 97333. 63 |
| 6 | Zonë e Mbrojtur e Burimeve Natyrore të Menaxhuara/me përdorim të shumëfishtë | 4 | VI | 18245.00 |
| | **Totali** | **776** | | **523831. 31** |

Referuar VKM nr. 31, datë 20.1.2016 “Për miratimin e Dokumentit të Politikave Strategjike për Mbrojtjen e Biodiversitetit”, sistemi i vetëm i Kodeve për Sistemin e Zonave të Mbrojtura Mjedisore është ai sipas Rrjetit të Zonave Emerald për Shqipërinë duke identifikuar 25 Zona të Mbrojtura si potenciale për tu përfshirë në Rrjetin Emerald. Të dhënat e detajuara jepen në tabelën e mëposhtme:

Tabela 3. Rrjeti i Zonave Emerald për Shqipërinë

| Kodi | Emri | Kategoria sipas IUCN | Territori |
|---|---|---|---|
| AL0000001 | Parku Kombëtar Llogara | II | 1.010 |
| AL0000002 | Parku Kombëtar Pisha e Divjakës | II | 1.250 |
| AL0000003 | Parku Kombëtar Prespë | II | 27.750 |
| AL0000004 | Parku Kombëtar Butrint | II | 2.500 |
| AL0000005 | Rezervë Strikte Natyrore Allamani | I | 1.650 |
| AL0000006 | Parku Kombëtar Tomorr | II | 4.000 |
| AL0000007 | Parku Kombëtar Dajt (i zgjeruar) | II | 29.347 |
| AL0000008 | Peisazh i Mbrojtur Vjosë - Nartë | V | 19.412 |
| AL0000009 | Rezervat Natyror i Menaxhuar, Liqeni Shkodrës | IV | 26.535 |
| AL00000010 | Parku Kombëtar i Alpeve (i propozuar) | II | 77.458 |
| AL00000011 | Parku Kombëtar Kurora e Lurës - Kunorë - Valmore - Zall Gjoçaj (i propozuar) | II | 16.596 |
| AL00000012 | Parku Kombëtar Bredhi i Hotovës-Dangëlli | II | 14.973 |
| AL00000013 | Peizazh i Mbrojtur i Moravës (i propozuar) | V | 29.155 |
| AL00000014 | Parku Kombëtar Karaburun - Orikum - Dukat (i propozuar) | II | 33.036 |
| AL00000015 | Peizazh i Mbrojtur Bizë - Brosh - Bërdhet (i propozuar) | V | 4.594 |
| AL00000016 | Parku Kombëtar Karavasta (i propozuar) | II | 19.677 |
| AL00000017 | Rezervat Natyror i Menaxhuar Shëngjin - Ishëm (i propozuar) | IV | 30.000 |
| AL00000018 | Rezervat Natyror i Menaxhuar Kuturman - Qafë Bush | IV | 4.210 |
| AL00000019 | Peizazh i Mbrojtur Pogradec | V | 24.350 |

| Kodi | Emri | Kategoria sipas IUCN | Territori |
|---|---|---|---|
| AL00000020 | Parku Kombëtar Gërmenj - Shelegur - Leskovik - Piskal (i propozuar) | II | 30.421 |
| AL00000021 | Peizazh i Mbrojtur Lumi Buna | V | 22.479 |
| AL00000022 | Parku Kombëtar Rajcë - Shebenik | II | 33.927 |
| AL00000023 | Parku Kombëtar Korab | II | 31.360 |
| AL00000024 | Rezervat Natyror i Menaxhuar Rrushkull - Ishëm (i propozuar) | IV | 2.030 |
| AL00000025 | Rezervat Natyror i Menaxhuar Berzanë | IV | 1.298 |

## • Monumentet e natyrës

Me VKM-në nr. 187, datë 25.3.2021 "Për disa ndryshime dhe shtesa në vendimin nr. 303, datë 10.5.2019, të Këshillit të Ministrave, "Për miratimin e listës së rishikuar, të përditësuar, të monumenteve të natyrës shqiptare", janë shpallur gjithsej 721 monumente natyre.

Tabela 4.Baza e të dhënave e përditësuar e monumenteve të natyrës

| Nr. | Qarku | Bashkia | Numri i Monumenteve të Natyrës |
|---|---|---|---|
| I | Berat | Berat | 8 |
| | | Skrapar | 27 |
| | | Poliçan | 2 |
| | **Totali** | | **37** |
| II | Dibër | Dibër | 42 |
| | | Bulqizë | 18 |
| | | Mat | 23 |
| | **Totali** | | **86** |
| III | Durrës | Durrës | 5 |
| | | Krujë | 11 |
| | | Shijak | 2 |
| | **Totali** | | **18** |
| IV | Elbasan | Elbasan | 15 |
| | | Librazhd | 22 |
| | | Gramsh | 19 |
| | | Prrenjas | 11 |
| | | Belsh | 4 |
| | | Peqin | 5 |
| | **Totali** | | **76** |
| V | Fier | Fier | 4 |
| | | Lushnjë | 5 |
| | | Divjakë | 9 |
| | | Patos | 3 |
| | | Mallakastër | 13 |
| | **Totali** | | **34** |

| Nr. | Qarku | Bashkia | Numri i Monumenteve të Natyrës |
|---|---|---|---|
| VI | Gjirokastër | Gjirokastër | 12 |
| | | Përmet | 21 |
| | | Libohovë | 17 |
| | | Dropull | 13 |
| | | Tepelenë | 14 |
| | | Memaliaj | 4 |
| | | Këlcyrë | 4 |
| | **Totali** | | **85** |
| VII | Korçë | Korçë | 11 |
| | | Pogradec | 17 |
| | | Devoll | 9 |
| | | Maliq | 11 |
| | | Pustec | 7 |
| | | Kolonjë | 23 |
| | **Totali** | | **78** |
| VIII | Kukës | Kukës | 15 |
| | | Has | 7 |
| | | Tropojë | 25 |
| | **Totali** | | **47** |
| IX | Lezhë | Lezhë | 10 |
| | | Mirditë | 18 |
| | | Kurbin | 12 |
| | **Totali** | | **40** |
| X | Shkodër | Shkodër | 57 |
| | | Vau Dejës | 3 |
| | | Fushë Arrëz | 9 |
| | | Pukë | 12 |
| | | Malësi e Madhe | 34 |
| | **Totali** | | **115** |
| XI | Tiranë | Tiranë | 14 |
| | | Rrogozhinë | 2 |
| | | Kavajë | 7 |
| | **Totali** | | **23** |
| XII | Vlorë | Vlorë | 20 |
| | | Sarandë | 3 |
| | | Selenicë | 10 |
| | | Himarë | 28 |
| | | Delvinë | 12 |
| | | Finiq | 8 |
| | | Konispol | 5 |
| | **Totali** | | **86** |
| | **Shuma Total** | | **725** |

Sqarojmë se, në tabelën e mësipërme (në total), përfshihen edhe 4 monumente natyror, të cilët janë shpallur me VKM nr. 102, datë 15.01.1996 me sipërfaqe dhe konkretisht janë:

1- Bredhi i Sotirës (qarku Gjirokastër): 1740.0 ha
2- Zheji (qarku Gjirokastër): 1500.0 ha
3- Syri i Kaltër (qarku Vlorë): 180.0 ha
4- Vlashaj (qarku Dibër): 50.0 ha.

### 4.2.2 Gjendja shëndetësore e pyjeve

Vlerësimi i gjendjes shëndetësore është kryer në bashkitë me sipërfaqe më të madhe të fondit pyjor, ku dhe është ngritur rrjeti i sipërfaqeve provë konkretisht: *Berat, Poliçan, Skrapar, Dibër, Bulqizë, Mat, Klos, Krujëë, Elbasan, Gramsh, Librazhd, Prenjas, Belsh, Peqin, Divjakë, Lushnjë Mallakastër, Gjirokastër, Libohovë, Tepelenë, Memaliaj, Përmet, Këlcyrë, Pogradec, Korçë, Maliq, Pustec, Kolonjë, Kukës, Has, Tropojë, Lezhë, Mirditë, Shkodër, Malësi e Madhe, Pukë, Fushë- Arrëz, Vau i Dejës, Tiranë, Kavajë, Vlorë, Selenicë, Himarë, Delvinë, Finiq, etj*

Tabela 5. Shkalla e fenomeneve të gjendjes shëndetësore e vlerësuar në 5 klasa.

| *Klasat* | *Shkalla e ç'gjethëzimit (ç'halëzimit)* | *Ç'ngjyrosja* | *Dëmtuesit* | *Sëmundjet* | *Përqindja* |
|---|---|---|---|---|---|
| *0* | *Të pa ç'halëzuara* | *Nuk ka ç'ngjyrosje* | *Nuk janë prekur* | *Nuk janë prekur* | *0-10 %* |
| *1* | *Lehtësisht të ç'halëzuara* | *Ç'ngjyrosje e lehtë* | *Prekje e lehtë* | *Prekje e lehtë* | *11-25%* |
| *2* | *Mesatarisht të ç'halëzuara* | *Ç'ngjyrosje e mesme* | *Prekje e mesme* | *Prekje e mesme* | *26-60 %* |
| *3* | *Shumë të ç'halëzuara* | *Ç'ngjyrosje e shkallës së lartë* | *Prekje e shkallës së lartë* | *Prekje e shkallës së lartë* | *61-100%* |
| *4* | *Komplet të ç'halëzuara* | *Komplet e ç'ngjyrosur* | *Komplet të prekur* | *Komplet të prekur* | *100%* |

- **Ç'halëzimi (rënia e halave), për llojet halorë**

Sipas klasave të vlerësimit rezultatet për pishën mesdhetare janë; në klasën e parë 37.24%, në klasën e dytë 25.69%, në klasën e tretë 6.63%.
Për llojin pishë e zezë, për drurët me moshë nën 50 vjet rezulton; në klasën e parë 29.31%, në klasën e dytë, 31.63%, në klasën e tretë 13.83%. Nisur nga këto vlera theksojmë kemi një rritje të përqindjes së klasës së dytë dhe të tretë. Ky fenomen është vërejtur në masivet e pyllëzuar jashtë arealit të vet dhe në terrene të eroduara dhe shumë të cekëta. Faktor tjetër që ka ndikuar në këtë situatë është edhe shkalla e lartë e prekjes nga dëmtuesi i procesionares së pishës.
Për masivet me pishë të zezë me moshë mbi 60 vjet, në klasën e parë 30.64%, në klasën e dytë kemi 30.56% dhe në klasën e tretë kemi 11.66%. Për llojin bredh rezulton se në klasën e parë 27.11%, në klasën e dytë, 34.06%, në klasën e tretë 5.45%. Për llojet e tjerë halorë kemi; në klasën e parë 28.37%, në klasën e dytë, 31.36%, në klasën e tretë 10.24%.

- **Ç'gjethëzimi rënia e gjetheve për llojet fletorë**

Për llojin ah në moshën mbi 60 vjet rezulton; në klasën e parë 38.25%, në klasën e dytë, 31.4%, në klasën e tretë 10.15%.

Për llojet e dushqeve sipas klasave të vlerësimit, për dushkajat me moshë deri 60 vjet rezulton; në klasën e parë 33.35%, në klasën e dytë, 24.29%, në klasën e tretë 7.9%.
Për llojet e dushqeve sipas klasave të vlerësimit, për dushkajat me moshë mbi 60 vjet rezulton; në klasën e parë 32.15%, në klasën e dytë, 24.82%, në klasën e tretë 10.87%.
Për fletorët e tjerë me moshë mbi 60 vjet rezulton: në klasën e parë 34.39%, në klasën e dytë, 23.21%, në klasën e tretë 3.32%. Për llojin gështenjë fenomeni i ç'gjethëzimit është i lidhur jo vetëm me kushtet e stacionit dhe ato klimatike por edhe në varësi të shkallës së prekjes nga kanceri i gështenjës dhe sëmundja e bojës.

- **Ç'ngjyrosja (tjetërsimi i ngjyrës së halave/gjetheve) për halorët**

Për llojin e pishave mesdhetare kemi; në klasën e parë 37.79%, në klasën e dytë, 28.77%, në klasën e tretë 3.8%.
Për llojin pishë e zezë me moshë nën 59 vjet rezulton; në klasën e parë 29.87%, në klasën e dytë, 29.61%, në klasën e tretë 14.13%. Për llojin pishë e zezë me moshë mbi 60 vjet rezulton; në klasën e parë 29.38%, në klasën e dytë, 27.69%, në klasën e tretë 10.68%. Ky fenomen është vërejtur në masivet e pyllëzuar jashtë arealit të vet dhe në terrene të eroduara dhe shumë të cekta.

Faktor tjetër që ka ndikuar në këtë situatë është edhe shkalla e lartë e prekjes nga dëmtuesi i procesonaries së pishës. Për llojin bredh fenomeni i ç'ngjyrosjes rezulton: në klasën e parë 32.85%, në klasën e dytë, 30.78%, në klasën e tretë 6.48%.

Për llojet halorë të tjerë rezulton: në klasën e parë 30.91%, në klasën e dytë, 25.81%, në klasën e tretë 6.92%.

- **Ç'ngjyrosja e gjetheve për fletorët**

Për llojin ah të moshës mbi 60 vjet, sipas klasave të vlerësimit kemi: në klasën e parë 30.77%, në klasën e dytë, 25.24%, në klasën e tretë 13.84%. Për llojet e dushqeve sipas klasave të vlerësimit për moshën deri 60 vjet rezulton; në klasën e parë 30.13%, në klasën e dytë, 30.14%, në klasën e tretë 7.15%. Për llojet e dushqeve sipas klasave të vlerësimit për moshën mbi 60 vjet kemi; në klasën e parë 31.09%, në klasën e dytë, 28.3%, në klasën e tretë 10.54%.

Për llojet fletorë të tjerë kemi; në klasën e parë 33.23%, në klasën e dytë, 22.31%, në klasën e tretë 10.87%.

- **Shkalla e prekjes së pyjeve nga dëmtuesit dhe sëmundjet kryesore të tyre**.

Tabela 6. Dëmtuesit dhe sëmundjet e llojeve halorë dhe fletorë

| Lloji | Dëmtuesit | Sëmundjet |
|---|---|---|
| Pishë e zezë | Procesionaria e pishës (Thaumetopoea pityocampa, Den and Schiff), | Shyta e zakonshme (Lophodermium pinastri)<br>Ndryshku i halave (Cronartium ribicola Fisch<br>Ç'ngjyrosja e halave (Diplodia mutila); |
| | Biskpërdredhësi i pishës (Rhyacionia boliana, Den and Schiff) | |
| | Kuqeziu i halave (Haematoloma darsatum Ahrens), | |
| | Piralida e pishës (Dioryctria sylvestrella Ratz), | |
| Pisha Mesdhetare | Krasitësi (Tonicus Minor Htg), | |
| | Skolitet e pishës (Ips sexdentitus Berner), | |
| | Hundëgjati i pishës (Pissodes castaneus De Geer), | |
| Bredh | Skolitet e trungut dhe degëve të bredhit (Cryphalus piceae Ratz | Rrëzimi i halave të bredhit (Lophodermium nervisequm D.C) |
| | Turigjati i bredhit (Pissades piceae), | Nxirja e halave (Trichesphaeria parasitica Hartig |
| Selvi | Morri i selvisë (cinara cupressi Buckson | Kanceri i selvisë (Seiridium cardinale), |
| | Skolitet e selvisë (Phlesinus aubie, thuyae Pires), | |
| Ahu | Miza e Ahut (Micola fagi Hartig), | Kanceri i ahut (Nectia dittisima), |
| | Turigjati i ahut (Rhynchaenus fagi L.); | Vrugu i Ahut (Phytophthora fagi), |
| | Morri i ahut (Phyllaphis fagi L), | Kalbëzimi i ahut (Fome fomentarius), |
| | Breshka e lëvores së Ahut (Cryptococcus fagisuga Lindinger); | |
| Dushqet | Vemja e dushkut (Limantria dispar L) | Hiri i dushkut (Microsphaera alphitoides), |
| | Gjethpërdredhësja e dushkut (Tortrix viridana L), | Kanceri i dushkut (Cryphonectria parasitica); |
| | Krizomela e dushkut (Altica quercetarum) | Tharja e majave të lisit (Botryosphaera sterensi) |
| | Procesionaria e dushkut ( Thaumetopoea processionea L), | Eshka e dushkut (Polyperus dryphilus); |
| | Matësi skeletues (Erannis defoliaria Cleck), | Kalbëzimi i dushkut (Armillaria mellea) |
| | Skolitet e dushqeve (Scolitus inricatus Ratz.), | |
| Gështenja | Krimbi i gështenjës (Carpocapsa Splendona Hb), | Kanceri i gështenjës (Cryphonectria parasitica). |
| | Turigjati i gështenjës (Corculio elephas Gyll) | Sëmundja e bojës(Phytoftora cambirora |
| | Minusja e gjetheve të gështënjës (Titischeria complonella Hb | Ndryshku i gështenjës ( Mycosparella maculiformis |

### • Shkalla e prekjes nga dëmtuesit kryesorë, për vitin 2021 vlerësohet si më poshtë;

Për llojin e pishave mesdhetare kemi; në klasën e parë 35.49%, në klasën e dytë, 26.15%, në klasën e tretë 3.77%. Për llojin e pishës së zezë rezulton; në klasën e parë 31.43%, në klasën e dytë, 34.19%, në klasën e tretë 11.23%.

Nga verifikimet e kryera në terren mbi gjendjen e llojit të pishës së zezë (Pinus nigra Arn. ssp) rezulton që dëmtuesi i procesonaries së pishës (Thaumetopoea pityocampa, Den and Schiff), ka prekur thuajse të gjithë grumbujt e pishës së zezë në të gjithë territorin e vendit.

Dëmtuesi i procesonaries së pishës së zezë, është prezent në masivet e pyjeve me pishë në territoret e bashkive: Tropojë, Kukës, Pukë, Shkodër, Malësi e Madhe, Fushë-Arrëz, Vau i Dejës, Mirditë, Bulqizë, Korçë, Pogradec, Prenjas Kolonjë, Elbasan, Gramsh. Në këto masive shkalla e përhapjes është mbi 50% dhe shkalla e prekjes mesatarisht është rreth 35% , me një numër (1-3) qeska për dru. Për llojin bredh rezulton se dëmi i shkaktuar nga dëmtuesit sipas klasave të vlerësimit është; në klasën e parë 31.46%, në klasën e dytë, 27.33%, në klasën e tretë 2.%.

Për llojet halorë të tjerë si; robull, hartinë, arne, etj, fenomeni i prekjes nga dëmtuesit është i pranishëm dhe sipas klasave të vlerësimit rezulton; në klasën e parë 33.64%, në klasën e dytë, 30.12%, në klasën e tretë 4.53%.

Për llojin Ah shkalla e prekjes nga dëmtuesit paraqitet; në klasën e parë 35.16%, në klasën e dytë, 24.62% dhe në klasën e tretë 10.08%.

Në sipërfaqet e llojeve dushk dhe gështënjë shkalla e prekjes nga dëmtuesit është; në klasën e parë 30.15%, në klasën e dytë, 27.31% dhe në klasën e tretë 11.23%.

Për llojet fletorë të tjerë si; mështekën, rrap, bush, etj, fenomeni i prekjes nga dëmtuesit është; në klasën e parë 38.28%, në klasën e dytë, 24.61% dhe në klasën e tretë 9.65%.

### • Shkalla e prekjes nga sëmundjet për vitin 2021 paraqitet si vijon:

Për llojin e pishave mesdhetare shkalla e prekjes është; në klasën e parë 33.16%, në klasën e dytë, 26.23% dhe në klasën e tretë 4.98%. Për pishën e zezë sipas shkallës së prekjes është: në klasën e parë 33.34%, në klasën e dytë, 34.26% dhe në klasën e tretë 3.83%.

Për llojin bredh rezulton; në klasën e parë 32.28%, në klasën e dytë, 26.31% dhe në klasën e tretë 4.98%. Për llojet halorë të tjerë si; robull, hartinë, arrne, etj, fenomeni i prekjes nga sëmundjet është i pranishëm dhe sipas klasave të vlerësimit rezulton; në klasën e parë 34.56%, në klasën e dytë, 29.77% dhe në klasën e tretë 8.51%. Për llojin Ah sipas klasave të vlerësimit të bëra për shkallën e prekjes nga sëmundjet rezulton; në klasën e parë 33.16%, në klasën e dytë, 22.83% dhe në klasën e tretë 9.93%. Për llojet dushk dhe gështenjë, shkalla e prekjes nga sëmundjet sipas klasave të vlerësimit të dëmit rezulton; në klasën e parë 34.9%, në klasën e dytë, 22.58% dhe në klasën e tretë 11.58%. Për llojet fletorë të tjerë, të tilla si; mështekën, bush, rrap etj, rezulton; në klasën e parë 36.49% në klasën e dytë, 26.38% dhe në klasën e tretë 10.82%.

Bazuar në gjendjen problematike që është parë vitet e fundit për llojin rrap (Platanus orientalis), në shtretërit e lumenjve; Shkumbin, Mat, Vjosë dhe Drino, janë kryer verifikime në terren të këtyre lumenjve ku;

1. Fenomeni i tharjes vërehet gjatë gjithë gjatësisë së shtretërve të lumenjve.
2. Kemi drurë që janë të tharë 100%.
3. Kemi drurë që kanë një tharje më masën 50-60% të drurit.
4. Drurë që janë 10-40% në fazën e fillimit të fenomenit të tharjes.
5. Fenomeni i tharjes vërehet;në drurët e të gjitha moshave me diametra nga 10 cm e lart
6. Lartësia e tyre varion nga 3 m deri në 20 m lartësi
7. Origjina e tyre është farore
8. Fenomeni vërehet edhe në drurët që janë shumë pranë njëri tjetrit një është i tharë kurse tjetri është në gjëndje të mirë vëgjetative.
9. Një dukuri e veçantë vërehet në disa individë të rrallë që fenomeni i tharjes ka ndodhur brënda një sezoni të vegjetacionit, kjo vërehet në drurë që i ka të gjitha gjethet të thara.
10. Fenomeni i tharjes së verejtur gjatë gjithë gjatësisë së lumit Shkumbin nga Prrenjasi deri në Peqin është afërsisht 10-12% të numrit të drurëve. Ky vlerësim është kryer nga vëzhgimi gjatë lëvizjes në shtratin e lumit.Në gjithë shtratin e lumit kemi drurë që janë të tharë komplet, por kemi dhe drurë që janë në fillim të fenomenit të tharjes.

Dëmtuesit më kryesor të konstatuar në këtë sipërfaqe do të përmendim;

Minuesja e gjetheve të rrapit (Lithocollettis platania. Stainton).

Sëmundjet më kryesore të konstatuara në drurët e tharë plotësisht, po edhe ata që janë në proçes tharje janë; Anekroza e rrapit (Gnomonia veneta.Kleb), (Genomonia platani.Kleb) dhe (Gloeosporium platania). Një sëmundje tjetër e hasur në llojin bush është tharja e këtij lloji në territoret e bashkisë Burrel.

### 4.2.3 Vlerësimi i specieve drunore dhe bimëve aromatiko-mjekësore të kërcënuara dhe në rrezik zhdukjeje.

- **Speciet drunore të rrezikuara**

Pyjet janë ekosistemet më të përparuara natyrore dhe kanë rëndësi shumë të madhe sepse ato janë ekosisteme me biodiversitet shumë të pasur. Njohja e gjendjes së llojeve drunore të kërcënuara ose në rrezik zhdukjeje, nëpërmjet eksplorimit, verifikimit dhe grumbullimit të dhënave për çdo grumbull ose individ (ekzemplar) drurësh është proçesi i zbulimit të ndryshimeve, vënies në pah të drejtimeve, trendeve që kanë këto lloje

Tabela 7. Rrjeti i monitorimit të specieve drunore dhe statusi i kërcënimit

| Nr | Lloji pyjor | Bashkia | Ekonomia Pyjore | Statusi i kërcënimit sipas listës së kuqe (IUCN) |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Rrobull | Bulqizë Dibër Gramsh Mat Maliq Kukës Skrapar | Liqeni i Zi Lurë Sogor, Mali i Grabovës, Holtë- Lukovë Masdejë Strelcë, Mesmal Bicaj-Kolesjan Devriteroll | Vu D2 |
| 2 | Arnen | Tropojë Dibër Gramsh Mat Maliq | Çerem Dragobi Lurë Sogor, Mali i Grabovës Masdejë Strelcë | EN A1b |
| 3 | Ilqe | Berat Gramsh Vlorë Mirditë | Hija e Roshnikut Lubinjë-Tunjë Llogara Gziq | EN A1b |
| 4 | Rrenjë | Fier Lezhë | Kunorë Kune - Vaine | Vu A1b |
| 5 | Lajthi e egër | Kukës Pustec Has Libohovë | Arrën Parku i Prespës Tej drini i bardhë Çajup | EN A1b |
| 6 | Caraca e tournefortit | Pustec | Parku i Prespës | Vu |
| 7 | Venja | Pustec Libohovë | Parku i Prespës Çajup | CR 1b |
| 8 | Drunakuqja | Përmet | Petran – Çarshovë, Petran-Zavalan Ali Bostivan | Vu A2b |
| 9 | Mështekën | Dibër Korçë Kukës | Kastriot-Sllovë Dardhë Shishtavec-Zapod | CR B2e |
| 10 | Gështenjë Kali | Librazhd Tepelenë | Stravaj Kurvelesh | CR A1a |
| 11 | Hartina (siperfaqe e Re) | Peshkopi Maliq Gramsh | Lurë Lenie Mali i Sogorës-Grabovë | CR A1b |
| 12 | Bliri (siperfaqe e Re) | Përmet Libohovë Vlore Shkoder | Bredhi i Hotovës Çajup Llogara Theth | CrA1c |
| 13 | Tisi (sipërfaqe e Re) | Tiranë Dibër | Bizë Lurë | VU A1b |

Nga monitorimi i kryer në terren përgjatë këtij viti për gjendjen e llojeve pyjore të kërcënuara dhe në rrezik zhdukje, rezulton se llojet e monitoruara takohen në grumbuj pyjor, në grupe drurësh dhe si individ të veçantë. Shkaktarët për kërcënimin për zhdukje për llojet e mësipërme janë të ndryshëm dhe kryesisht si pasojë e ndryshimeve të treguesve klimatike apo prishjes së habitatit të tyre. Kërcënimi vjen edhe si pasojë e shfrytëzimit pa kriter të ndodhura në vitet e mëparshme apo zjarreve të shfaqura në arealin e vendndodhjes së tyre.

Më poshtë japim një renditje të llojeve sipas shkallës së kërcënimit nga më e kërcënuara tek më pak e kërcënuara.




Katër llojet e para me shkallë më të lartë rreziku, janë të kërcënuar si pasojë e ndryshimeve të treguesve klimatike apo prishjes së habitatit të tyre. Llojet e tjera janë të kërcënuara si pasojë e shfrytëzimit pa kriter apo zjarreve të shfaqura në arealin e vendndodhjes së tyre.

Për llojet si; Caracën e Kaukazit, Tisi, Rrenjën, Gështenjën e kalit, Lajthinë e egër, që janë në kufijtë ekstrem të rrezikimit, është e nevojshme ngritja e rrjetit të konservimit ,'in-situ" dhe ,"ex-situ". Grumbullimi i farave nga këto pika monitorimi dhe prodhimi i fidanëve për pyllëzim të këtyre llojeve në arealin e përhapjes së tyre, do të ndihmonte në ruajtjen dhe shtimin e këtyre llojeve në të ardhmen.

## • Bimët aromatiko-mjekësore

Shqipëria karakterizohet nga një larmi e madhe biologjike dhe natyrore. Në veçanti, zonat malore të saj përfaqësojnë habitate të rëndësishme për llojet aromatiko-mjekësore të rralla, disa prej të cilave gjenden vetëm në vendin tonë. Bimët mjekësore dhe aromatike janë pjesë e atyre produkteve të biodiversitetit që mund të përdoren për përfitime ekonomike. Monitorimi i bimëve aromatiko-mjekësore kryhet me qëllim njohjen e dhe vlerësimin e ecurisë së statusit të tyre. Këto lloje janë pjesë e listes së kuqe të florës shqiptare, të klasifikuara si lloje të kërcënuara apo të rrezikuara deri në zhdukje. Duke qënë së këto bimë kanë interes të lartë për eksport, shpesh presioni që ushtrohet mbi to është i lartë.

Tabela.8 Monitorimi Sherebelës (Salvia officinalis), statusi i kërcënimit VU A1b

| Zona e monitoruar | Rrethi | Përshkrimi i gjendjes |
|---|---|---|
| Qafa e Muzinës, | Delvinë | Gjëndja vegjetative dhe fitosanitare e sherebelës në këtë sipërfaqe monitoruese (50 m2 ) paraqitet më e mirë se ajo e viteve të kaluara, kjo sepse dhe presioni i ushtruar nga faktori human ka qenë më i pakët. Brenda kësaj sipërfaqeje ka dhe bimë të tjera, që do të thotë se nga ana e faktorit human nuk është ushtruar presion për grumbullimin e saj gjatë periudhës së frutifikimit. Si pasojë e këtij fenomeni edhe numri i bimëve brenda sipërfaqes është rritur |
| Qafa e Llogaras, | Vlorë | Gjëndja vegjetative dhe fitosanitare e sherebelës në këtë sipërfaqe monitoruese (50 m2 ) paraqitet shumë e mire. |
| Leskovik | Kolonjë | Gjëndja e kulturës së sherebelës në këtë sipërfaqe parqiteshe e mirë dhe jo e dëmtuar. Numri i bimëve brenda sipërafqes monitoruese (50 m2 ), rezulton të ketë një rritje të lehtë me atë të viteve paraardhëse |
| Mali Partizan | Berat | Nga kontrolli i kësaj sipërfaqeje monitoruese(50 m2 ), rezultoi se si pasojë e grumbullimit të bimëve të sherebelës jashtë normave dhe kritereve teknike gjëndja e saj paraqitet disi e dëmtuar. Kjo gjë tregon se kultura e sherebelës në këtë zonë si në të gjitha zonat e tjera në përgjithësi është nën trysninë e faktorit human. |
| Tërpan Lapidari i qafës së Tërpanit | Berat | Masivet e Sherebelës në sipërfaqen monitoruese(50 m2 )paraqiteshin më mire se viti i kaluar. Mund të thuhet se kjo zonë përmban rezerva të konsiderueshme të Sherebelës, të cilat mund të shërbejnë si të ardhura për grumbulluesit lokalë të zonës të cilët ushtrojnë aktivitetin e tyrë në fushën e bimëve aromatiko-mjekësore |
| Kallmet , Lugina e Manhatisë | Lezhë | Gjendja vegjetative dhe fitosanitare e sherebelës në sipërfaqen monitoruese(50 m2 ) duket më e mirë se në vitet para-ardhëse. Vihen re disa dëmtime mekanike të cilat vijnë si pasojë e grumbullimit pa zbatuar të gjitha rregullat teknike të vjeljes. |
| Mali i Miçanit | Skrapar | Gjendja e kulturës së sherebelës në këtë zonë me sipërfaqe (50 m2 ) po shkon drejt degradimit si rezultat i grumbullimit të saj. |
| Krastë | Martanesh | Përsa i përket numrit të bimëve brenda kësaj sipërfaqeje (50 m2 ) vihet re një rritje e lehtë në krahasim me atë të vitit paraardhës për shkak të mos grumbullimit. Ndërsa përsa i takon gjëndjes vegjetative të bimëve të ndodhura në këtë sipërfaqe monitoruese ajo rezultont të ishte shumë e mirë. |
| Fushe Arrëz | Shkodër | Nga verifikimet e bëra në këtë sipërfaqe(50 m2) , lloji sherebelë ka një gjendje të mirë vegjetative dhe fitosanitare. Nuk kishte grumbullim masiv në këtë sipërfaqe dhe si rezultat ishin shfaqur dhe bimë të tjera brenda sipërfaqes duke pësuar një rritje. |

Tabela 9. Monitorimi i Çajit të Malit (Sideritis raeseri), statusi i kërcënimit EN A1c

| Zona e monitoruar | Rrethi | Përshkrimi i gjendjes |
|---|---|---|
| Zonën e Prespës, Qafa e Bigllës | Pustec | Grumbullimi i kulturës së Çajit të Malit kryhet masivisht, pasi ai kërkohet mjaft si nga tregu vendas ashtu dhe nga tregu Maqedonas.<br>Nga kontrolli dhe verifikimi i numrit të bimëve brenda kësaj sipërfaqeje (50m2) rezultoi se ka gjendje të mirë fitosantare. |
| Dropull, Dervican | Gjirokastër | Nga verifikimi i bërë në terren, themi se numri i bimëve brenda sipërfaqes (50 m2 ) është i lartë dhe përsa i përket gjëndjes fitosantare dhe vegjetative, paraqiten shumë mirë. |
| Pepellash | Kolonjë | Gjëndja e kulturës së Çajit të malit në këtë sipërfaqe (50 m2 ) paraqitet e mirë. |

Tabela 10. Monitorimi i Salepit (Orchiss. Sp) statusi i kërcënimit VUA1b

| Zona e monitoruar | Rrethi | Përshkrimi i gjendjes |
|---|---|---|
| Zonën e Prespës, Llofka e kuqe | Pustec | Nga kontaktet e kryera me specialistët e Shërbimit Pyjor pranë Bashkisë dhe me grumbullues të kësaj kulture rezuton se kjo kulture sa vjen dhe po rrezikohet.<br>Në sipërfaqen e ngritur (25 m2) rezultoi se ka një numër bimësh të pa ndryshuar nga viti kaluar dhe një gjëndje vegjetative e cila ishtë më e dobët se në vitin parardhës, gjë kjo e cila vinte si pasojë e mos zbatimit të rregullave të grumbullimit nga ana e personave të paliçensuar.<br>Është e rëndësishme të theksohet fakti se për këtë kulturë duhet të tregohet më tepër kujdes për ruajtjen dhe konservimine saj si IN-SITU ashtu dhe EX-SITU. |
| Kepi i Rodonit | Durrës | Nga verifikimi brenda sipërfaqes (25 m2 ) rezulton se gjëndja fitosantare është e mirë ndërsa ajo vegjetative është e gjendjes mesatare. |
| Erind | Libohovë | Nga verifikimi i bërë në këtë sipërfaqe(25 m2 ) rezulton se ka një gjendje të mirë vegjetative dhe fitosanitare të llojit Salep. |

Tabela 11. Monitorimi i Xhirokull (Colchicum automnale) statusi i kërcënimit EN A1b

| Zona e monitoruar | Rrethi | Përshkrimi i gjendjes |
|---|---|---|
| Zona e Ballabanit | Përmet | Përsa i takon gjendjes vegjetative të bimëve në sipërfaqen (25 m2 ) , mund të themi që kanë një gjendje të mirë vegjetative dhe se ka një rritje të lehtë të numrit të bimëve. |

Tabela 12. Monitorimi i Boronicës (Vaccinium myrtillus) statusi i kërcënimit VUA2b

| Zona e monitoruar | Rrethi | Përshkrimi i gjendjes |
|---|---|---|
| Bjeshket e Çeremit | Tropojë | Gjëndja vegjetative dhe fitosanitare e boronices në këtë sipërfaqe monitoruese (50 m2 ) paraqitet shumë e mirë. |
| Lurë, liqeni i lopëve | Dibër | Numri i bimëve në këte sipërfaqe të re (50 m2 ) paraqitet i lartë. Gjendja vegjetative dhe fitosanitare është e shkëlqyer kjo si pasojë e ndërhyrjes së ulët të faktorit human dhe klimës së përshtatshme. |
| Shpellë e Lushkës | Pogradec | Gjendja vegjetative dhe fitosanitare është e mirë në këtë sipërfaqe (50 m2 ) . Numri i bimëve është i lartë. |

## 4.3 Presionet, forcat shtytëse, ndikimi

Trysnia për përdorimin e burimeve natyrore, si nga popullata vendore ashtu edhe sektori privat dhe investimet publike është mjaft e lartë. Biodiversiteti po shkatërrohet gjithnjë e më shumë, kryesisht për shkak të veprimtarisë njerëzore, por edhe si rezultat i ndryshimeve klimatike, duke çuar në një fragmentim të mëtejshëm të habitateve, veçanërisht ato alpine. Faktorët klimatikë si temperaturat ekstreme të ulta dhe të larta kanë ndikimin e tyre në fenomenin e ç'ngjyrosjes dhe të ç'halëzimit. Gjithashtu faktor tjetër mund të përmendim dhe atë të zjarreve të rëna para fillimit të vegjetacionit.Shkalla e prekjes nga dëmtuesit dhe sëmundjet varet nga cikli biologjik i zhvillimit të tyre ku dëmtuesi i procesonaries së pishës është shfaqur gjatë gjithë vitit, kanceri i gështenjës ka qenë i pranishëm gjatë gjithë vitit. Hiri i dushkut ka qenë prezent deri në muajin korrik.

Zjarret në pyje është një tregues i presionit që ushtrohet në pyje duke ndikuar në dëmtimin e vegjetacionit, biodiversitetit dhe ekosistemin e tyre. Në tabelën në vijim paraqitet numri i zjarreve dhe sipërfaqet e djegura apo të përshkruara për vitin 2021.

Tabela 13. Numri i zjarreve sipas qarqeve, 2021

| QARKU | Numri i zjarreve | Sipërfaqe e djegur (Ha) | Sipërfaqe e përshkruar (Ha) |
|---|---|---|---|
| KORÇË | 69 | 186 | 77.7 |
| KUKËS | 17 | 43.9 | 8.3 |
| DURRËS | 41 | 59.4 | 17.8 |
| LEZHË | 25 | 330.6 | 443.42 |
| TIRANË | 69 | 93.48 | 23.2 |
| SHKODËR | 57 | 133.6 | 83.36 |
| DIBËR | 39 | 43.1 | 73 |
| GJIROKASTËR | 67 | 103.45 | 16.9 |
| VLORË | 90 | 415 | 23 |
| BERAT | 27 | 76 | 0.4 |
| ELBASAN | 33 | 84.02 | 41.6 |
| FIER | 68 | 440.3 | 64.5 |
| **Total** | **754** | **2,009** | **873.2** |

*Burimi: Agjencia Kombëtare e Mbrojtjes Civile*

## 4.4 Rekomandime

### Biodiversiteti

- Të kryhet inventarizimi i florës dhe faunës
- Të zbatohet udhëzuesi për metodikat e inventarizimit të florës dhe faunës
- Monitorimi brenda territorit të Zonave të Mbrojtura ka disa vite që kryhet. Rekomandohet të realizohet monitorimi edhe jashtë territorit të Zonave të Mbrojtura.
- Në zbatim të Urdherit të Ministrit nr 1280, date 20.11.2013 "Për miratimin e Listës së Kuqe të Florës dhe Faunës së Egër", sugjerojmë që të ketë monitorim të këtyre llojeve nga AKZM për territorin brenda Zonave të Mbrojtura dhe kontrata monitorimi me ekspertë dhe institucione të fushës për llojet e listës së kuqe, për të mundësuar grumbullimin e të dhënave dhe trendin e popullatave të këtyre llojeve ndër vite.

### Gjëndja shëndetësore e fondit pyjor

- Mbajtja nën kontroll të sëmundjeve dhe dëmtuesve, ku shkalla e prekjes është më e madhe se kufijtë kritikë të lejueshëm.
- Marrja e një studimi të hollësish për përcaktimin e shkaqeve që kanë sjellë fenomenin e tharjes së llojeve rrap dhe bush.
- Identifikimi i të gjitha sipërfaqeve të llojeve të pishave mesdhetare të prekura nga dëmtuesi i procesonaries së pishës si dhe marrja e masave për mbajtjen nën kontroll të këtij dëmtuesi.
- Marrja e një studimi të hollësishëm për përcaktimin e mundësisë së rehabilitimit të sipërfaqeve të përshkuara dhe të djegura nga zjarret e rëna në vitet e mëparshme që nuk kanë mundësi të ripërtërihen në mënyrë natyrale.
- Marrjen e masave për parandalimin e rënies së zjarreve si; ndërgjegjësimin e komunitetit, zbatimin e masave silvikulturore si; ndërtimin e brezave mbrojtës, hapja e korridoreve për shuarjen e zjarreve në pyje etj.
- Vënia para përgjegjësisë të kundravajtësit që është shkaktar për rënien e zjarrit, etj.
- Monitorim i dëmtuesit të gështenjes "Paraziti grerëza galeformuese" (Dryocosmus Kuriphilus Hymoneptra-Cynipidae) e cila ka mbi 3 vite që ka dëmtuar në masë gështenjat (sidomos masivet e Shkodrës dhe Malësisë së Madhe).

### Duke u nisur nga situata e krijuar nga dëmtuesi procesionares së pishës rekomandohet:

- Aplikimi i luftimit të integruar (metoda mekanike me atë biologjike, i kombinuar kjo me ruajtjen e parazitëve dhe larvave të dëmtuesit. Në këtë rast, do të priten vetëm qeskat me larva, të cilat dallohen qartë nga ngjyra e bardhë karakteristike e gjendjes së tyre. Ndërkohë qeskat e majës së drurit nuk do të priten, por vetëm do të shkatërrohen.
- Nisur nga dëmi që ka shkaktuar dëmtuesi i procesonaries së pishës, sugjerojmë se duhet të ndërhyhet me metodën biologjike të luftimit të këtij dëmtuesi.
- Në këto kushte del e nevojshme riprodhimi në masë të insektit që ushqehet me larvën e dëmtuesit (koleopterit Calosoma sycophanta), në kuadrin e luftës biologjike ndaj proçesionares

### Speciet drunore dhe bimët aromatiko-mjekësore të kërcënuara dhe në rrezik zhdukje

- Në vendet ku takohen speciet drunore dhe bimët aromatiko-mjekësore të kërcënuara dhe në rrezik zhdukje të vihen tabela informuese për vlerat dhe kujdesin që duhet treguar ndaj këtyre llojeve, në mënyrë që të sigurohet mbrojtja e tyre, për ti patur këto lloje në vazhdimësi dhe në të ardhmen.
- Rekomandojmë kufizimin e grumbullimit të bimëve aromatiko-mjekësore.
- Sensibilizimi i komunitetit ku grumbullohen këto bimë, përmes vendosjes së tabelave në vendet ku rriten këto bimë për rëndësinë e tyre dhe shkallën e kërcënimit për zhdukje.
- Hartimi i një strategjie për ruajtjen dhe përdorimin e burimeve bimore lokale në shkallë kombëtare dhe sidomos i atyre specieve që janë në rrezik zhdukjeje

## 5.1 Informacion i përgjithshëm

### Tematikat dhe burimi i të dhënave

Monitorimi i nivelit të gërryerjes së tokës bujqësore në brigjet e lumenjve kryesor të Shqipërisë Vjosë, Osum, Seman, Shkumbin, Drin, dhe Bunë si dhe masat që duhet të merren per të parandaluar atë është kryer nga Qendra e Transferimit të Teknologjive Bujqësore. Gjithashtu është kryer dhe vlerësimi i cilësive fiziko-kimike për parametrat, konduktiviteti elektik, azoti nitrik, azoti amoniakal, fosfatet, potasi, aciditeti (pH), mbetje e thatë.

Monitorimi i punimeve gjeokimike dhe vlerësimi i riskut në zonën Kanali i Hoxharës- Plazhi i Darëzezës është kryer nga Shërbimi Gjeologjik Shqiptar për përcaktimin e ndikimit gjeogjen dhe antropogjen në këtë zonë. Nëpërmjet monitorimit vlerësohet ndikimi i shfrytëzimit të zonës dhe aktivitetit njerëzor. Gjithashtu kryhet vlerësimi i riskut të parametrave gjeokimik për ekosistemin dhe njerëzit.

Monitorimi i dinamikës së vijës bregore të rajonit të Shëngjin-Grykëderdhja e lumit Buna është kryer nga Shërbimi Gjeologjik Shqiptar. Ky monitorim për herë të fundit është realizuar gjatë vitit 2017 ku nga analiza e kryer në atë periudhë ka rezultuar që e gjithë vija bregore e këtij rajoni ka patur një dinamikë intensive të erozionit dhe akumulimit ku determinues ka qenë fenomeni i erozionit.

## 5.2 Monitorimi i nivelit të gërryerjes së tokës bujqësore në brigjet e lumenjve.

### 5.2.1 Vlerësimi i gjendjes për gërryerjet

Gërryerja vetë si fenomen është: largimi i materialeve të ngurta, të akumuluara në vite si aluvione ose jo, që ndodhen në të dy anët e lumit nga veprimi fizik i ujit, i ardhur me shpejtësi. Shtretërit e lumenjve nuk kanë pozicione stabile, ato janë në dinamikë të përherëshme duke u shoqëruar dhe me fenomene të tjera dhe shumë herë të dëmshme. Fenomeni më shqetësues i ndryshimeve të shtretërve të lumenjve është ai i marrjes me vete të aluvioneve shumë shtresore të akumuluara në vite dhe që nga njeriu janë sistemuar dhe vënë nën shfrytëzim duke i mbjellë me kultura të ndryshme bujqësore ose të shfrytëzuara për aktivitete të ndryshme social- ekonomike.

### Lumi Drin

Prurja mesatare vjetore e Drinit arrin 352 $m^3$/sek, kurse maksimalja e regjistruar është mbi 5100 $m^3$/sek. Monitorimi është kryer përgjatë vijës lumore nga Gjorisa, pika ku Drini i Zi futet në trojet Shqiptare deri në pikën fundore të Arrasit..

**Okshatin:** Gërryerja ka filluar në vitin 2014 dhe nga ai vit e në vazhdim në këtë pikë kemi një gërryerje prej afërsisht 1.7 ha. Në këtë pikë shtrati i lumit është i gjërë dhe devijimi i lumit ka ardhur si rezultat i ndërhyrjes në shtratin e lumit duke marrë materiale inerte.

Gërryerja në pikën e **Podgorcës** ( Maqellarë) ka nisur para vitit 2003 dhe ka qenë intensiv, brenda 5 – 6 vitesh kemi gërryerje 1.2 ha . Në vitin 2010 kemi ndërhyrje të MBUZHR, duke ndërtuar prita mbrojtëse për të shmangur erodimin e mëtejshëm.

Pika e **Kishavecit** është një ndër pikat më të dëmtuara ndër vite në pellgun e Dibrës. Gërryerja ka filluar në vitin 2016, dhe për 5 vite kemi një sipërfaqe të eroduar prej afërsisht 8 ha .

Në **Arras** kemi dëmtim të tokës bujqësore e cila ka arrdhur nga veprimi i Lumit Drin në të djathtë dhe të përroit të Setës në anën e majtë. Vetëm për 6 vite kemi një erodim prej afro 4.33 Ha. Vazhdon të jetë në rrezikun e erodimit të mëtejshëm edhe të Setës edhe të Drinit.

Figura. 1 Topografimi në pikat e monitorimit Lumi Drin, viti 2021




## Lumi Kir dhe Bunë

Prurja mesatare vjetore e Bunës arrin 670 m$^3$/sek. Monitorimi është kryer në zonën e Zallit të Kirit dhe Bunës në pjesën e poshtme. Në **Bardhaj**, nga prurjet e fuqishme, të shoqëruar edhe me materiale inerte të ngurta, kemi gëryerje masive në anën e majtë të rrjedhës të disa blloqeve të tokës. Brenda 14 viteve kemi rreth 2.2 Ha tokë bujqësore të gërryer.

Nga monitorimi i pikës **Ajasem** rezulton se kemi një rrjedhë të qetë, pasi lumi është në sipërfaqe të sheshtë dhe me pedencë të vogël. Por kemi gërryerje të tokës si pasojë e prurjeve shumë të mëdha që shtohen edhe nga hapja e kaskadës së Vaut të Dejës. Gjatë periudhës 2003-2020 kemi rreth 0.7 Ha tokë bujqësore të gërryer.

Pika e **Daragjatit** është shumë sensitive. Ajo ka qenë nën efektin e lumit të Bunës pas bashkimit me Drinin, duke sjellë prurje shumë të mëdha dhe me fuqi të madhe gërryese. Në këtë pikë kemi rindërtimin e një kordoni të gjatë të veprave mbrojtëse, gjë që ka sjellë ndalimin e mëtejshëm të gërryerjes së tokës bujqësore. Sipërfaqja e gërryer në pikën **Obot** është afërsisht 9 dynym. Kjo pikë është nën efektin e vazhdueshëm të rrjedhës.

Figura 2. Topografimi në pikat e monitorimit Lumi Kir dhe Bunë, viti 2021




## Lumi Shkumbin

Lumi Shkumbin në pjesën e sipërme në qarkun e Elbasanit, duke filluar që në fushë Labinot dhe poshtë ka shumë pika të rrezikshme që erodon tokën bujqësore. Pas fryrjes së shtratit edhe nga përrenjtë malor me prurje relativisht të mëdha, bëhet akoma dhe më i rrezikshëm.

Në pikën e Shushicës, lumi gërryen vazhdimisht në anën e majtë. Mbi Shushicë kemi ndërhyrje me prita mbrojtëse. Kemi një gërryerje prej rreth 1 Ha tokë në periudhën prej 16 vitesh. Tokat e pikës në Bujqës ndodhen poshtë argjinaturës së ndërtuar në vitet e mëparshme. Bashkimi i Lumit Shkumbin me Përroin e Zarranikës, sjell dhe shumë materiale të ngurta, që bëjnë të mundur edhe devijimin e rrjedhës në të majtë duke marrë përpara edhe tokën bujqësore. Sipërfaqja e gërryer është 8.6 dynym. Në Paulesh gjatë periudhës 2002-2021 kemi rreth 3 Ha tokë bujqësore të gërryer. Në pikën Sulzotaj kemi gëryerje të tokës në anën e majtë, pasi kemi të bëjmë me toka aluvionale të lehta . Brenda viteve 2005-2021 kemi një sipërfaqe të eroduar prej afërsisht 1.3 Ha

Figura 3. Topografimi në pikat e monitorimit Lumi Shkumbin, viti 2021




## Lumi Seman dhe Osum

Prurja mesatare e lumit Seman është 95,7m 3/s. Ujëmbledhësi i Semanit përbëhet nga fusha bujqësore me mbulesë të pakët bimore që i nënshtrohet një erozioni të madh.

Në pikën Vertop, Berat kemi një gërryerje prej 2.01 Ha.

Nga monitorimi i pikës së Moravës, Majtas rezulton se gjatë periudhës 2007-2021 është gërryer 4.76 ha tokë. Ndërsa në Moravë, Djathtas për periudhën 2004-2018 kemi gërryerje me 1.68 ha tokë. Pas vitit 2018 në këtë pikë janë ndërtuar pritat mbrojtëse duke bërë të mundur shmangien e erodimit të mëtejshëm. Në pikën Adriatik për periudhën 2004-2021 është gërryer 4.4 dynym tokë.

Figura 4. Topografimi në pikat e monitorimit Lumi Seman dhe Osum viti 2021




## Lumi Vjosë

Prurja mesatare e ujrave në grykëderdhje është rreth 204 $m^3/s$. Në muajin prill, prurja është rreth dhjetë herë më e madhe se në gusht. Pika e Qesaratit është një nga pikat ku gërryerja është shumë masive. Për një peiudhë 5 – 6 vjet kemi 8.7 Ha sipërfaqe të gërryer. Në pikën Mesarake 1 kemi një zhvendosje të lumit duke ndryshuar shtratin dhe duke gërryer ndër vite afërsisht 0.54 dynym tokë. Dëmtimi i pritave në pikën Mesarake 2 gjatë vitit 2007, ka bërë që për një periudhë 10-vjeçare të kemi një gërryerje prej rreth 7.4 Ha. Në pikën Feras kemi gërryerje të tokës bujqësore në rastet e prurjeve përtej normales. Gërryerja është evidente, dhe në harkun e 10 – 13 viteve kemi një gërryerje në përmasat e 2.7 Ha.

Figura 5. Topografimi në pikat e monitorimit Lumi Vjosë viti 2021




***Konkretisht nga monitorimi i pikave janë konstatuar gjithsej rreth 57.8 Ha tokë bujqësore e gërryer respektivisht; në Lumin Drin, 15 Ha , Lumin Bunë, 6.7 Ha, Lumin Shkumbin 5.9 Ha, Lumi Osum 11.2 Ha dhe lumi Vjosë rreth 19 Ha.***

## 5.2.2 Vlerësimi i cilësive fiziko – kimike të ujit, (prurjeve) në lumenjtë kryesor

Vlerësimi për cilësinë e ujit të lumenjve bëhet duke u bazuar në kriteret e FAO-s (Food Agriculture Organization) dhe Udhëzuesin e Ekspertëve të Universitetit të Kalifornisë.

Tabela 1. Vlerat limite për cilësinë e ujërave të lumenjve

| Treguesit | Simboli | Njësia matëse | Limitet |
|---|---|---|---|
| **Përmbajtja e kripërave** | | | |
| Konduktiviteti elektrik | EC | ds/m | 0-3 |
| **Elementët Ushqyes** | | | |
| Azoti nitrik | $NO_3$- | mg/l | 0-10 |
| Azoti amoniakal | $NH_4$+ | mg/l | 0-5 |
| Potasi (Kalium) | K+ | mg/l | 0-2 |
| **Faktorë të ndryshëm** | | | |
| Aciditeti | pH | -log (H+) | 6.0-8.5 |
| Mbetje e thatë | | g/l | 0-5 |

Tabela 2. Vlerat mesatare të parametrave sipas lumenjve, 2021

| | | Parametrat | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Lumi | Stacioni i monitorimit | EC | $NO_3$ | $NH_4$ | K | pH | Mbetje e thatë |
| Drin | Mjedë | 0.37 | 0.21 | 0.14 | 0.59 | 7.4 | 0.192 |
| Drini i Zi | Brezhdan | 0.587 | 1.18 | 2.1 | 0.97 | 7.3 | 0.278 |
| Vjosa | Poçem | 0.417 | 0.82 | 0.59 | 0.96 | 7.2 | 0.214 |
| Shkumbini | Çengelaj, Diga mbi lum | 0.894 | 0.81 | 0.51 | 1.79 | 8.0 | 0.22 |
| Osumi | Ura e Kuçit | 0,567 | 1.97 | 1.17 | 1.38 | 7.0 | 0.79 |
| **Limitet** | | **0-3** | **0-10** | **0-5** | **0-2** | **6.0-8.5** | **0-5** |

Konduktiviteti elektrik është brenda normës së lejuar për të gjithë lumenjtë duke u klasifikuar si ujëra të lehta nga pikëpamja e sasisë së kripërave të tretura. Përmbajtja e azotit nitrik, azotit amoniakal dhe kaliumitështe brenda limiteve në të gjithë lumenjtë. Nje nga treguesit kryesor për gërryeshmerinë e lumit është mbetja e thatë e cila trasportohet me masën ujore dhe përbën shkallën erozive të tokës së gërryer. Vihet re se në lumenjtë me prurje të madhe si Drini në Mjedë apo Vjosa në Poçem ka një nivel mesatar ose të ulët transportues të mbetjes së thatë në ujëra, gjë që tregon një gërryeshmëri të pranueshme jo të niveleve shumë të mëdha. Përsa i përket lumenjve të tjerë si lumi Shkumbin në Çengelaj Drini i Zi në Brezhdan ose Osumi në Urën e Kuçit ka një nivel gërryeshmërie më të larte pasi sasia transportuese aluvionale është më e lartë. Referuar rezultateve përmbajtja e parametrave të monitoruar është brenda limiteve për të gjithë lumenjtë.

## 5.3 Monitorimi i punimeve gjeokimike dhe vlerësimi i riskut në zonën Kanali i Hoxharës- Plazhi i Darëzezës

Për vitin 2021, u krye rikonjicioni i zonës bregdetare nga Kanali i Hoxharës deri në afërsi të grykëderdhjes së lumit Vjosa (plazhi i Darëzezës) për të përcaktuar vendmarrjet e kampioneve gjeokimike. Provëmarrja u realizua në marrjen e kampioneve në rëra dhe në toka për thellësinë deri në 15 cm dhe kampioneve të marra për sfondin gjeokimik natyror (S.Gj.N), në thellësinë deri në 60 cm.

Fig. 6. Harta skematike e materialit faktik gjeokimik për zonën e bregdetare, Kanali i Hoxharës - plazhi i Darëzezës.




## 5.3.1 Përcaktimi i ndikimit gjeogjen dhe antropogjen

Për të gjykuar mbi ndikimin e aktivitetit të veprimtarisë njerëzore nga shfrytëzimi i kësaj zone, llogariten përmbajtjet antropogjene të elementëve mbi vlerat normale. Për këtë llogariten përmbajtjet gjeogjene (natyrale) të elementëve në toka. Pra duhet të përcaktohet që në fillim Sfondi Gjeokimik Natyror (S.Gj.N.). Duke e menduar se toka mbi mbulesën Kuaternare, në aspektin gjeokimik, është homogjene, dhe provat e marra mbi 4-5 km larg zonës bregdetare, në thellësinë 50-60 cm nga sipërfaqja (thellësi kjo që shmang në një masë të konsiderueshme ndotjen antropogjene), pra përfaqëson një mjedis të pastër, larg burimit të ndotjes, ku mundësia e depërtimit të ndotjes është e papërfillshme (e pakët). Pra përmbajtja e elementëve në këtë thellësi është e përafërt me S. Gj. N.

Në tabelën e mëposhtme jepen parametrat gjeokimik statistikorë të Sfondit Gjeokimik Natyror në toka ne thellësinë 50-60cm, për këtë zonë (të llogaritur me programin matematikor Statistika).

Tabela 3. Parametrat statistikorë të sfondit gjeokimik natyror, Kanali i Hoxharës - plazhi i Darëzezës.

| | Na% | K% | Ca% | Mg% | Fe% | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3% | S% |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 | 6 |
| Shuma | 6.36 | 7.16 | 43.2 | 26.46 | 19.71 | 3579 | 1834 | 177 | 5166 | 477 | 520 | 9 | 0 | 219 | 49.1 | 0.296 | 0.118 |
| Minimum | 0.73 | 0.88 | 6.4 | 3.83 | 2.56 | 559 | 241 | 21 | 503 | 68 | 76 | 0 | 0 | 26 | 7.6 | 0.021 | 0.008 |
| Maksimum | 1.2 | 1.98 | 8.4 | 5.31 | 4.99 | 646 | 437 | 46 | 1265 | 94 | 115 | 6 | 0 | 63 | 8.8 | 0.086 | 0.034 |
| Mesatare | 1.06 | 1.19 | 7.2 | 4.41 | 3.29 | 596.5 | 305.67 | 29.5 | 861 | 79.5 | 86.67 | 1.5 | 0 | 36.5 | 8.18 | 0.049 | 0.020 |
| Devijim standart | 0.17 | 0.42 | 0.84 | 0.52 | 0.92 | 28.62 | 69.43 | 8.73 | 276.32 | 11.52 | 14.79 | 2.51 | 0.00 | 14.02 | 0.48 | 0.02 | 0.01 |

Tabela 4. Peshat e elementëve në faktorët gjeokimikë, për provat e sfondit gjeokimik natyror(50-60 cm)

| Elementët | Faktor 1 | Faktor 2 |
|---|---|---|
| Cr | -0.812 | -0.173 |
| Ni | 0.940 | -0.173 |
| Co | 0.949 | -0.185 |
| Cu | 0.609 | 0.481 |
| Pb | -0.484 | -0.818 |
| Zn | 0.824 | -0.252 |
| Mn | 0.903 | 0.252 |
| Fe | 0.964 | -0.100 |
| K | 0.955 | -0.142 |
| Na | -0.887 | 0.314 |

Vihet re se peshën më të madhe në faktorin **1** e kanë elementët **Ni, Co, Zn, Mn, Fe dhe K**. Ndërsa tek **Faktori 2** janë në përgjithësi vlera të ulta negative, me vlere pozitive janë vetëm elementët **Cu, Mn dhe Na**. Nga analiza faktoriale janë nxjerrë bashkëshoqërimet e mëposhtme:

1. **Fe - Co - Ni - Zn - Mn - (K)**
2. **Cu - Mn - Na**

Pra për të dhënat e tokave mbi mbulesën kuaternare në thellësinë 50-60cm kemi bashkëshoqërimin gjeokimik karakteristik: **Fe, Co, Ni, Zn, Cu, Mn (Na, K)** që janë krijuar në një mjedis të pa ndikuar nga veprimtaria industriale. **Natyra e tyre është me origjinë gjeogjene**, të formuara nga formacionet gjeologjike që ndërtojnë rajonin kanë bërë të mundur përqendrimin e përmbajtjeve të elementëve si **Ni, Co, Zn, Mn, Fe, K** në toka, ku në gjendjen e sotme kemi krijimin e bashkëshoqërimeve gjeokimike karakteristike për ketë thellësi. Këto bashkëshoqërime nevojiten për ti krahasuar me bashkëshoqërimet gjeokimike në rëra, në plazhin e Darëzezës të marra në thellësinë 10-15 cm.

Proçesi i përcaktimit të **sfondit gjeokimik natyror** ka një rëndësi të veçantë dhe është pikënisja e çdo studimi mjedisor. Sa më saktë që të bëhet përcaktimi i këtij parametri gjeokimik, aq më i qartë dhe më i drejtë bëhet interpretimi i materialeve gjeokimike, (përcaktimi i saktë i ndotjeve të mundshme, ndikimi i burimeve ndotëse në mjediset përkatëse etj).

Tabela 5. Parametrat statistikore të provave për thellësinë 10-15 cm.

| Elementët | Na% | K% | Ca% | Mg% | Fe% | Mn | Ni | Co | Cr | Cu | Zn | Pb | Cd | Li | pH | SO3% | S% |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Numri provave | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 | 65 |
| Shuma | 49.08 | 33.71 | 821.2 | 269.14 | 127.05 | 44156 | 13519 | 1209 | 95104 | 4309 | 4050 | 1666 | 35 | 780 | 525.7 | 6.60 | 4.41 |
| Minimum | 0.53 | 0.37 | 7.2 | 3.42 | 1.62 | 567 | 151 | 0 | 504 | 30 | 30 | 0 | 0 | 10 | 7 | 0.01 | 0.004 |
| Maksimumi | 1.54 | 1.21 | 16.8 | 5.65 | 3.49 | 1005 | 322 | 47 | 3268 | 115 | 143 | 107 | 4 | 14 | 9.3 | 0.374 | 0.75 |
| Mesatarja | **0.76** | **0.52** | **12.63** | **4.14** | **1.95** | **679.32** | **207.98** | **18.60** | **1463.1** | **66.29** | **62.31** | **25.63** | **0.54** | **12** | **8.09** | **0.10** | **0.07** |
| Deviacioni standart | 0.14 | 0.11 | 1.82 | 0.40 | 0.29 | 70.68 | 37.53 | 9.64 | 1351.90 | 18.35 | 26.04 | 27.88 | 0.87 | 0.81 | 0.72 | 0.08 | 0.13 |

Tab. 6. Peshat e elementëve në faktorët gjeokimikë, për provat e radhës, në thellësinë deri 15 cm.

| Elementët | Faktor 1 | Faktor 2 |
|---|---|---|
| Cr | 0.057 | 0.532 |
| Ni | 0.393 | 0.102 |
| Co | 0.531 | 0.068 |
| Cu | 0.527 | 0.300 |
| Pb | -0.537 | 0.119 |
| Zn | 0.712 | 0.229 |
| Mn | 0.352 | 0.813 |
| Fe | 0.797 | 0.213 |
| K | 0.522 | -0.782 |
| Na | 0.713 | -0.577 |

Referuar të dhënave, rezulton se faktori 1 është predominues. Duke u nisur nga faktorët gjeokimik që paraqiten në tabelën 6, krahasuar me vlerat **>0.7**, që konsiderohen si vlera sinjifikative (me "peshë" të rëndësishme), shohim që me "peshë" më të madhe **në Faktorin 1**, paraqiten elementët **Zn, Fe** dhe **Na**. Ndërsa tek Faktori 2 janë në përgjithësi me vlera të ulta përveç elementit **Mn**, që është me vlerë me të madhe. Kjo tregon se kemi të bëjmë me një mjedis me origjinë gjeogjene (natyrore) dhe me bashkëshoqërim gjeokimik karakteristik: **Fe - Zn - Na**.

## 5.3.2 Normalizimi i përmbajtjeve mesatare të elementëve me sfondin gjeokimik natyror, në Zonën bregdetare Kanali i Hoxharës-Plazhi i Darëzezës.

Normalizimi i përmbajtjeve mesatare i ndikimit në mjedis është bërë sipas vlerave të raportit të përmbajtjeve **mesatare të elementëve kimikë** të provave në thellësinë 10-15cm, me sfondin gjeokimik natyror përkatës.

Graf 1. Normalizimi i përmbajtjeve mesatare të elementëve me S.Gj.N, në Kanali Hoxharës - plazhi i Darëzezës.




Nga grafiku më sipër shohim që elementët Ca, Cr, Pb, SO3 dhe S, kanë vlera mbi sfondin gjeokimik natyror ose afër tij, ndërsa elementët e tjerë kanë vlera poshtë sfondit gjeokimik.

### 5.3.3 Vlerësimi i Riskut

Vlerësimi i riskut bazohet në vlerat e llogaritura të raportit të përmbajtjeve mesatare të elementëve të analizuar, me normat e lejuara përkatëse si dhe në vlerat e raportit të përmbajtjeve të këtyre elementëve për secilën provë, me normat e lejuara përkatëse, bazuar në listë Holandën, (Hollandliste-2014), të ndërtuara me anë të programit Surfer, duke paraqitur të dhënat e marra për SRC integruar dhe duke i përshkruar elementët Cr, Ni, Co, Cu, Zn etj, në trajtë grafike.

Tabela 7. Vlerat e normave të përmbajtjeve të elementëve në Toka, sipas Lijzen JPA

| Elementët | SRC njerëz | SRC eco | SRC integr. |
|---|---|---|---|
| As | 576 | 85 | 85 |
| Ba | 934 | 890 | 890 |
| C | 28 | 13 | 13 |
| Cr total | - | 220 | 220 |
| Cr i tretshëm | 276 | 220 | 220 |
| Cr+6 | 78 | 220 | 78 |
| Co | 43 | 180 | 43 |
| Cu | 86.0 | 96 | 96 |
| Hg | 210 | - | - |
| Hg inorganik | 210 | 36 | 36 |
| Hg organik | - | 4 | - |
| Pb | 622 | 58 | 58 |
| Mo | 131 | 190 | 190 |
| Ni | 147 | 140 | 140 |
| Zn | 461 | 350 | 350 |

Graf. 2 Normat për SRCeco. dhe SRCintg, sipas List Holanda, krahasuar me provat gjeokimike ne thellësinë 10-15cm, zona Kanali i Hoxharës-plazhi i Darëzezës.




***SRCeco** – Përmbajtja e riskut serioz për ekosistemin.
***SRCinteg.** – Përmbajtja e riskut serioz e integruar ku përfshihen njerëzit dhe ekosistemi.

Nga të dhënat e marra në zonën bregdetare Kanali i Hoxharës deri në afërsi të grykë derdhjes së lumit Vjosa (plazhi i Darëzezës), duke i krahasuar me normat e list Holandës vëmë re që elementet **Cr** dhe **Ni** janë më të larta se norma. Elementët Cu, Pb, Zn, Co, janë me vlerë nën norma. Për elementin Ni rezulton me vlerë 1.5 herë mbi normë dhe **Cr** 6.6 herë mbi normë për SRCeco. dhe SRCintg*. Këto vlera duke qenë disi në përgjithësi të ulta nuk përbëjnë risk për njerëzit dhe ekosistemin.

## 5.4 Monitorimi i dinamikës së vijës bregore të rajonit të Shëngjin-Grykëderdhja e lumit Buna

### 5.4.1 Vlerësimi i gjendjes

Gjatë vitit 2021 kemi një dinamikë intensive të lëvizjes së vijës bregore, ku ka segmente në të cilat mbizotëron erozioni si dhe segmente të tjerë në akumulim. Për vlerësim më të lehtë, vija bregore e rajonit është ndarë në dy segmente.

**Segmenti i parë** që përfshin vijën bregore nga porti i Shëngjinit deri në lagunën e Vilunit (plazhet e Ranës së Hedhun dhe Rrjollit).

**Segmenti i dytë** që përfshin vijën bregore të plazhit të Velipojës nga kanali i Vilunit deri në grykëderdhjen e lumit Buna.

- **Vija bregore nga porti i Shëngjinit deri në lagunën e Vilunit**

Vija bregdetare në këtë segment deri në vitin 2017 ka patur në përgjithësi një dinamikë të qetë. Lëvizjet e saj kanë qenë të lehta, ku në përgjithësi ka mbizotëruar akumulimi. Plazhi Rana e Hedhun nga plazhi i Sigalit deri në Rrjoll ka një gjatësi deri 6 km dhe gjerësi nga 120 deri 400 milje(ml). Rana e Hedhun rezulton një vijë bregore e tipit abraziv ku shkëmbinjtë gëlqeror bien direkt mbi det. Gjithashtu lokalizohen edhe gjire të vegjël akumulativ që po shfrytëzohen në përgjithësi si pika turistike.

Nga matjet e kryera në këtë segment gjatë vitit 2021 në periudhën 2017-2021 dinamika e vijës bregore ka ndryshuar. Pothuaj në të gjithë gjatësinë mbizotëron erozioni. Në rajonin e plazhit të Sigal-it (pjesa jugore e segmentit) erozioni është më intensiv duke u eroduar me gjerësi rreth 14 ml. Në gjithë segmentin me gjatësi rreth 300 ml është eroduar rreth 0.24 ha plazh dhe në dy segmente me gjatësi rreth 100 ml janë akumuluar rreth 0.05 ha plazh me bilanc negativ rreth 0.19 ha.

Është e rëndësishme të theksohet se në vijën bregore nga porti i Shëngjinit deri në lagunën e Vilunit, erozioni vjen duke u rritur. Bilanci erozion-akumulim në periudhën 2013-2017 ka qenë rreth 5 ha pozitiv ndërsa në periudhën 2017-2021 është rreth 10 ha negativ.

Figura 7. Pamje satelitore të fenomeneve gjeodinamike në segmentin Shëngjin-Vilun.




## • Vija bregore e plazhit të Velipojës nga kanali i Vilunit deri në grykëderdhjen e lumit Buna.

Laguna e Vilunit përbën një ekosistem mjaft interesant të këtij segmenti. Nga viti 1944 deri në vitin 1985 kanali i komunikimit të tij me detin është spostuar rreth 200 ml në veriperëndim, ndërsa nga viti 1985 deri tani është rikthyer në pozicionin e mëparshëm. Kanali i Vilunit nga viti 2013 deri në vitin 2017 është spostuar në veri rreth 80 ml dhe nga viti 2017 deri në vitin 2021 ky spostim ka vazhduar edhe për 50 ml të tjera.

Në plazhin e Velipojës vija bregore është spostuar më në veri dhe sipërfaqet e eroduara dhe akumuluara nga spostimi i kanalit nuk janë të njëjta. Nga rreth 0.8 ha që është akumuluar në plazhin e Rrjollit rreth 1.65 ha janë eroduar në plazhin e Velipojës më një bilanc negativ rreth 0.8 ha. Përsa i përket dinamikës së vijës bregore të gjithë segmentit vazhdon të jetë shumë intensive. Në rajonin jugor të plazhit të Velipojës, nga kanali i Vilunit në një distancë rreth 2.5 km në veri deri tek resorti i fundit i plazhit të Velipojës mbizotëron fenomeni i erozionit.

Në periudhën 2017-2021 deti ka përparuar në drejtim të tokës duke eroduar vijën bregore në një gjatësi rreth 1800 ml. Gjerësia e brezit të eroduar lëviz nga 5-6 deri në 30 ml duke ulur sipërfaqen e plazhit rreth 2.12 ha

Më në veri në krahun jugor të aksit të derdhjes së lumit Buna rezulton përsëri akumulim sipërfaqe të përgjithshme rreth 5.65 ha. Përballë këtij segmenti në largësi rreth 400 ml nga bregu në krahun e majtë të rrjedhjes së lumit është krijuar nga akumulimi një ishull i vogël me sipërfaqe rreth 1000 m2.

Aktualisht ritmet e erozionit nga viti 2013 deri në vitin 2017 kanë rënë dhe në ndonjë sektor të ngushtë rezulton edhe akumulim. Nga monitorimi i aksit të lumit Buna në vitin 2021 nuk vërehet ndonjë ndryshim i madh. Gjatë aksit të tij vërehen disa alternime vatrash akumulimi dhe erozioni në ekuilibër me trashësi që shkon nga disa cm deri 0.5 ml.

Figura 8. Pamje satelitore të fenomeneve gjeodinamike në segmentin e plazhit të Velipojës




Në formë tabelore jepet bilanci i përgjithshëm i erozion-akumulimit në gjithë hapësirën e segmentit Shëngjin-Derdhja e lumit Buna. Referuar të dhënave, bilanci i përgjithshëm në këtë rajon është negativ me 10.87 ha erozion.

Tabela 8. Bilanci i erozion-akumulimit në segmentin Shëngjin-Derdhja e lumit Buna.

| Nr | Segmenti | Dinamika e vijës bregore | | | | Dinamika e shelfit litoral 1985-2017 | | | Dinamika e shelfit litoral 2017-2021 | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | Akumulim | | Erozion | | Akumulim (ha) | Erozion (ha) | Bilanci (ha) | Akumulim (ha) | Erozion (ha) | Bilanci (ha) |
| | | Km | % | Km | % | | | | | | |
| 3 | Shëngjin - Rrijoll | 1.0 | 8.9 | 10.2 | 91 | 12.5 | 11.2 | +1.3 | 1.4 | 10.5 | -9.1 |
| 2 | Velipojë-Bunë | 2.2 | 34.9 | 4.1 | 65.1 | 61.5 | 58.8 | +2.7 | 13.15 | 14.92 | -1.77 |
| | Shuma | 3.2 | | 14.3 | | 74 | 70 | +4 | 14.55 | 25.42 | -10.87 |

## 5.6 Forcat shtytëse, presionet, ndikimi, reagimi

Faktorë kryesor që ndikojnë në ndryshimin e rrjedhës së lumenjve dhe gërryerjen e tokës janë:

- Prurjet e mëdha të ardhura nga sasia e madhe e reshjeve të rëna në një kohë të shkurtër. (reshje me intensitet të lartë)
- Ndërhyrjet, e pa studiuara, në shtretërit e lumenjve si rezultat i marrjes së materialeve inerte dhe i mbushjeve të një anëshme duke ngushtuar shtratin e lumit
- Rritja e bimëve drunore në brendësi të shtratit, të cilat bëjnë të mundur devijimet e rrjedhës në drejtim të brigjeve.
- Hedhja e materialeve inerte dhe e mbeturinave të ndryshme në lumenj, të cilat sjellin ngushtim të shtratit, akumulim në fund dhe ngritje të nivelit të ujit dhe për pasojë devijim të rrymës.
- Dëmtime të argjinaturave mbrojtëse përgjatë rrjedhës së lumenjve.

Ndikim të drejtpërdrejtë në rritjen e pasojave të këtij fenomeni ka dhënë shfrytëzimi shumëvjeçar dhe pa kriter i inerteve lumore dhe veçanërisht ngritja e impianteve të përpunimit, në ato segmente ku brigjet e tyre janë të kufizuar me toka bujqësore.

Shkaqet e fenomeneve morfogjenetike të vijës bregore të rajonit të Shëngjin-Grykëderdhja e lumit Buna mund të jenë të ndryshme dhe vijnë kryesisht si rrjedhojë e prishjes së ekuilibrave ndërmjet prurjes së materialeve nga stereja dhe energjisë së rrymave e dallgëve detare që e shpërndajnë këtë material.

Këto fenomene janë të lidhura me veçoritë e zhvillimit morfotektonik, ndërtimin gjeologo-strukturor, larminë e formacioneve litologjike, dinamikën hidrologjike, si dhe me faktorë të tjerë antropogjen ku mund të përmendim mungesën e sedimenteve pas ndërtimit të shumë HEC-eve në të gjithë vendin dhe kryesisht të digave mbi lumin Drin.

## 5.7 Rekomandime

*Gërryerja e lumenjve*

- Instancat përkatëse të pushtetit qëndror MBUZHR, Bordet rajonale dhe lokale të kullimit si dhe Pushteti Lokal , duhet të marin masat e nevojshme dhe në kohën e duhur, që në momentet e fillimit të shfaqjes së fenomenit, për të bërë të mundur ruajtjen e këtij aseti shumë të rëndësishëm të pasurisë kombëtare.
- Duhet që të shmangen në mënyrë të domosdoshme ndërhyrjet në shtretërit e lumenjve, hedhjet e materialeve, apo veprime te tjera që bëjnë devijimin e rrjedhës lumore.
- Të shmanget ngritja e karrierave të inerteve si dhe të mos jepen leje shfrytëzimi për inerte në një gjatësi prej 1 km vijë lumore kur ato kanë tokë bujqësore në një ose të dy anët e tij.
- Të merren masat e nevojshme për të bërë të mundur disiplinimin e shumë përrenjve dhe burimeve të tjera malore që mbartin me vete shumë materiale inerte , në mënyrë që ato të minimizohen ose të eleminohen para se të bien në shtratin e lumit, dhe të shmanget depozitimi i tyre në shtratin e lumit pasi ndikojnë në devijimin e rrjedhës lumore.
- Bordet e kullimit si dhe Pushteti Lokal të jenë shumë operativ në ndërhyrje pasi në shumë raste ndërhyrjet në kohë japin rezultat dhe shmangin gërryerje masive.

*Vija bregore të rajonit të Shëngjin-Grykëderdhja e lumit Buna*

- Zonat me aktivitet të lartë erozional të vijës bregore të rajonit të Shëngjin-Grykëderdhja e lumit Buna të monitorohen çdo vit.
- Marrjen e masave për uljen e ndërtimit të HEC-eve në të gjithë vendin dhe kryesisht mbi lumin Drin.

## 6.1 Informacion i përgjithshëm

### Tematika dhe burimi i të dhënave

Monitorimi e cilësisë së ajrit urban është kryer nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit në qytetet kryesore të vendit si: Durrës, Shkodër, Korçë, Fier, Berat, Lezhë dhe Vlorë, për treguesit kryesorë të ndotjes së ajrit urban si: PM10, $NO_2$, $SO_2$, $O_3$, CO.

Të dhënat për cilësinë e lëndës djegëse për vitin 2021 janë siguruar nga Inspektoriati Shtetëror Teknik Industrial (ISHTI).

## 6.2 Vlerësimi i gjendjes

### 6.2.1 Cilësia e ajrit urban

Për monitorimin e cilësisë të ajrit urban janë zbatuar metodat standarte sipas të cilave përcaktohen mesataret kohore të monitorimit të cilësisë së ajrit, bazuar në direktivën CAFE të BE për një ajër të pastër dhe kërkesave të EEA për raportime. Vlerësimi është kryer duke i krahasuar me limitet sipas standarteve të Bashkimit Europian(BE)

Tabela 1. Normat e Bashkimit Europian për ajrin urban

| Normat e BE | PM10 µg/m³ | $SO_2$ µg/m³ | O3 µg/m³ | CO mg/m³ | $NO_2$ µg/m³ |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 orëshe | | 350 | | | 200 |
| 8 orëshe | | | 120 | 10 | |
| 24 orëshe | 50 | 125 | | | |
| Vjetore | 40 | | | | 40 |

Monitorimi e cilësisë së ajrit urban realizohet në qytetet kryesore të vëndit si: Durrës, Shkodër, Korçë, Fier, Berat, Lezhë dhe Vlorë. Monitorimi bëhet për treguesit kryesorë të ndotjes së ajrit urban si: PM10, $NO_2$, $SO_2$, $O_3$, CO.

Tabela 2. Stacionet e monitorimit

| Nr | Stacionet | Vend-ndodhja | Treguesit | Kordinatat |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Durrës | Oborri i shkollës "Jusuf Puka" | $NO_2$, $O_3$, CO | 41°18'50.26"N<br>19° 26'57.44"E |
| 2 | Shkodër | Oborri i qëndrës Shëndetësore të Reabilitimit të handikapateve mendorë. | CO | 42°04'25.13"N<br>19°31'24.62"E |
| 3 | Korçë | Oborri i shkollës "Raqi Qirinxhi". | $O_3$ | 40°37'33.39"N<br>20°46'48.76"E |
| 4 | Fier | Oborri i shkollës "Janaq Kilica". | $SO_2$,$O_3$ | 40°43'33.4"N<br>19°33'17.3"E |
| 5 | Vlorë | Bashkia Vlorë | PM10 | 40°47'45"N<br>19° 49' 33"E |
| 6 | Berat | Bashkia Berat | PM10 | 40° 70' 24"N<br>19°95' 73" E |
| 7 | Lezhë | Bashkia Lezhë | PM10 | 41°78'17"N<br>19° 64' 37"E |

## • Vlerësimi i situatës nga grimcat e pluhurit (PM10)

Grimcat e pluhurit (PM) janë një përzierje e aerosoleve (të ngurta ose të lëngëta) që përfshin një diapazon të gjërë në madhësi dhe kompozime kimike. PM10 i referohet grimcave me diametër 10 micrometër ose më të vogël, dhe emetohet direk në atmosferë si grimca primare, ose formohet si rezultat i emisioneve të $SO_2$, NOx, NH3 dhe NMVOC. PM10 emetohen dhe nga shumë burime antropogjenike si djegja e lëndës djegëse, ndërtimi, pluhuri natyral pezull, kripa e detit etj. PM mund të shkaktojë dhe përkeqësojë sëmundjet e zemrës dhe mushkërive, goditjet në zemër dhe aritmi. PM mund të dëmtojnë sistemin nervor qëndror, sistemin riprodhues dhe mund të shkaktojë kancer. Gjithashtu nga ekspozimi i gjatë i njeriut në një mjedis me ndotje të madhe nga PM10 shkakton vdekje të parakohshme.

Monitorimi është realizuar me TECORA, me metodën gravimetrike dhe të dhënat janë llogaritur ditore. Aparatet TECORA për monitorimin e grimcave të pluhurit PM10 instalohen pranë Bashkive të qyteteve të marra në studim.

Tabela. 3 Vlerat mesatare të PM10 të monitoruara gjatë periudhës Prill-Dhjetor 2021.

| Qytetet | Prill | Maj | Qershor | Korrik | Gusht | Shtator | Tetor | Nëntor | Dhjetor |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Vlorë | 32.77 μg/m³ | 23.31 μg/m³ | 35.09 μg/m³ | 30.39 μg/m³ | 31.62 μg/m³ | 24.14 μg/m³ | 17.38 μg/m³ | 20.58 μg/m³ | 22.2 μg/m³ |
| Berat | 26.92 μg/m³ | | | | | | | | |
| Lezhë | | | 46.89 μg/m³ | | | | | | |
| Norma Vjetore e BE | 40 μg/m³ | 40 μg/m³ | 40 μg/m³ | 40 μg/m³ | 40 μg/m³ | 40 μg/m³ | 40 μg/m³ | 40 μg/m³ | 40 μg/m³ |

## • Qyteti i Vlorës

Grafiku1. Monitorimi për periudhën Prill-Dhjetor 2021 në Vlorë




Nuk ka tejkalim të normës vjetore të PM10 për vitin 2021 në qytetin e Vlorës.

- **Qyteti i Beratit.**

Grafiku 2. Vlera mesatare mujore e PM10, në qytetin e Beratit viti 2021.




Vihet re, se nuk ka tejkalim të normës vjetore të PM10 për muajin Prill 2021 të monitoruar në qytetin e Beratit.

- **Qyteti i Lezhës**

Grafiku 3. Vlera mesatare mujore e PM10, në qytetin e Lezhës viti 2021.




Vlera mesatare mujore e PM10 e monitoruar në qytetin e Lezhës është 46.89 µg/m³ dhe norma vjetore e BE është 40 µg/m³ rezulton që kemi një tejkalim të normës vjetore të shprehur në % prej 17.22%.

Grafiku 4. Shpërndarja e PM10 për të tre qytetet gjatë vitit 2021



Grafiku 5. Numri i ditëve që tejkalojnë normën ditore të PM10




Për sa i përket tejkalimit të normës ditore të PM10 e cila është 50 µg/m³, numri i ditëve që tejkalojnë këtë normë është:

- 21 ditë në stacionin e Vlorës nga 35 ditë në vit që është norma e BE
- 5 ditë në stacionin e Lezhës nga 35 ditë në vit që është norma e BE
- 4 ditë në stacionin e Beratit nga 35ditë në vit që është norma e BE.

## • Vlerësimi i situatës nga $NO_2$(Dioksid Azoti)

NOx është një ndotës që emetohet në atmosferë si rezultat i djegies së lëndës djegëse në proçeset industriale dhe sektori i transportit rrugor. NOx ndihmon në formimin e ozonit dhe grimcave të pluhurit. $NO_2$ është i lidhur me efekte të padëshiruara në shëndet dhe mund të dëmtojë mëlçinë, shpretkën gjithashtu mund të përkeqësojë sëmundjen e mushkërive duke krijuar probleme respiratore. $NO_2$ ndikon në formimin e shiut acid dhe në eutrofikimin e tokës dhe ujit.

Grafiku 6. Vlerat mesatare të $NO_2$ në stacionin e Durrësit.




Monitorimi i $NO_2$ për vitin 2021 është realizuar për muajin Korrik në stacionin e Durrësit. Nga të dhënat e monitoruara rezulton se nuk kemi tejkalim të vlerës limite vjetore në këtë stacion për muajin Korrik.

## • Vlerësimi i situatës nga $SO_2$( Dioksid Squfuri)

Burimi kryesor i $SO_2$ është sektori i prodhimit të energjisë elektrike. $SO_2$ mund të ndihmojë në formimin e grimcave dytësore sulfate dhe formimin e shiut acid. $SO_2$ është një ndotës që shkakton probleme serioze në shëndetin e popullatës si përkeqësimin e astmës si dhe redukton funksionin e mushkërive dhe irriton aparatin respirator. Gjithashtu ndihmon në formimin e shiut acid, impaki i të cilit mund të jetë i dukshëm duke shkaktuar dëmtimin e pyjeve dhe ekosistemin e liqeneve dhe lumenjve. Monitorim i $SO_2$ për periudhën Korrik-Dhjetor 2021 është realizuar në stacionin e Fierit. Bazuar në të dhënat e monitoruara rezulton se nuk ka tejkalim të vlerës limite ditore dhe as të vlerës limite orare të BE.

Grafiku 7. Vlerat ditore të $SO_2$ për periudhën Korrik-Dhjetor 2021, Fier.




## • Vlerësimi i situatës nga ozoni ($O_3$)

Ozoni formohet si rezultat i zinxhirit të reaksioneve kimike me gazet e emetuara në atmosferë si NOx, CO, NMVOCs dhe CH4 në prani dhe të rrezatimit diellor.

Po ashtu, ozoni kur paraqitet në nivele të larta mund të shkaktojë probleme të shëndetit respirator përkeqësimin e astmës dhe sëmundje të tjera të mushkërive. Ozoni gjithashtu është gaz me efekt serë duke kontribuar në ngrohjen e atmosferës.

Grafiku 8. Vlerat mesatare të $O_3$ në qytetet e Durrësit, Korçës dhe Fierit.




Monitorimi i O3 është realizuar në 3 stacione si: Durrës, Korçë dhe Fier për periudhën Korrik-Gusht 2021. Bazuar në mesataret 8 orare krahasuar dhe me normën 8 orare të BE, vërejmë se ka tejkalime në stacionin e Durrësit për muajin Korrik dhe në stacionin e Korçës për muajt Korrik-Gusht

- **Vlerësimi i situatës nga CO (Monoksidi i Karbonit)**

Burimet kryesore të shkarkimit të CO në ajër janë transporti rrugor, biznesi, shtëpitë dhe industria. Monoksidi i Karbonit emetohet në atmosferë për shkak të djegies jo të plotë të lëndës djegëse. Është një ndotës që në nivele të larta mund të shkaktojë probleme në zemër dhe të dëmtojë sistemin nervor Monitorimi i CO është kryer në qytetin e Durrësit për periudhën Korrik-Dhjetor dhe në Shkodër për muajin Korrik .

Grafiku 9. Vlerat 8 orare të CO në stacionet Durrës dhe Shkodër




Nuk ka tejkalim të normës 8 orare të CO në stacionin e Durrësit për periudhën Korrik -Dhjetor 2021. Gjithashtu nuk ka tejkalim të normës 8 orare të CO në stacionin e Shkodrës për muajin Korrik 2021.

## 6.2.2 Cilësia e lëndëve djegëse

Motorët me djegie dhe sidomos ato me naftë, janë një nga burimet më të rëndësishme të grimcave në atmosferë. Një alternativë që ka përparuar është zëvendësimi i automjeteve me benzinë dhe naftë me automjete elektrike. Për të kontrolluar ndotjen e ajrit nga djegia e lëndës djegëse, është e nevojshme të merren masa për të zvogëluar emetimin e gazrave dhe grimcave ndotëse. Kjo nënkupton masa ligjore dhe teknologjike të tilla si vendosja e dispozitave ligjore kombëtare dhe ndërkombëtare për zvogëlimin e shkarkimeve.

Ndaj kontrolli për respektimin e standarteve shtetërore për cilësinë e lëndëve djegëse, për cilësinë e naftës dhe nënprodukteve të saj, realizohet në zbatim të pikës 2 të nenit 23 të ligjit nr.8450, datë 24.02.1999, "Për përpunimin, transportimin dhe tregtimin e naftës, gazit dhe nënprodukteve të tyre", të ndryshuar, VKM Nr.429, datë 26.06.2019 "Për cilësinë e disa lëndëve të djegshme, të lëngëta, për përdorim termik, civil dhe industrial, si dhe për përdorim në mjetet e transportit ujor", dhe Udhëzimit Nr.3492, datë 30.04.2015 "Për koordinimin ndërinstitucional dhe fiskal të naftës bruto dhe nënproduktet e saj në Republikën e Shqipërisë".

Në pikën 2 të udhëzimit të përbashkët të Ministrisë së Energjisë dhe Industrisë, Ministrisë së Turizmit dhe Mjedisit dhe Ministrisë së Financave me Nr.3496, datë 10.06.2016 "Për mbledhjen dhe ruajtjen e të dhënave për cilësinë e lëndëve djegëse të lëngëta, të mesme, të rënda (Gas Oil), lëndëve djegëse të rënda (heavy fuel oil), dhe lëndëve djegëse të lëngëta marine (marine fuel), përcaktohet se: ISHTI në bashkëpunim me Drejtorinë e Përgjithshme të Doganave merr dhe sistemon të dhënat për prodhuesit vendas dhe tregtarët me shumicë për shkallën e përputhshmërisë me standartet shtetërore.

**Në Vendimin nr. 429/2019 e miratuar nga Qeveria Shqiptare përcaktohet:**

a) Llojet e lëndëve djegëse të lëngëta dhe vlerat kufi të përmbajtjes së squfurit në to.
b) Treguesit fiziko-kimikë të lëndës djegëse, të cilat duhet të përmbushen përpara tregtimit të tyre.
c) Kushtet e përdorimit të lëndëve djegëse të lëngëta nga anijet në portet, ujërat territoriale të Shqipërisë, zonat eksluzive ekonomike dhe zonat e kontrollit të shkarkimit të oksideve të squfurit në ajër.

**d)** Mënyrën e përcaktimit dhe monitorimit të treguesve tekniko-cilësorë të lëndës djegëse.
**e)** Metodat për reduktimin e shkarkimeve të lëndëve, ndotësve në ajër, dhe raportimin e përputhshmërisë me vlerat kufi të përmbajtjes së ndotësve.

Qëllimi i këtij vendimi është reduktimi i shkarkimeve të Dioksidit të Squfurit, që vjen nga djegia e lëndëve djegëse të lëngëta, të prodhuara nga hidrokarburet, duke përmirësuar cilësinë e tyre dhe duke zvogëluar efektet e dëmshme te njeriu dhe mjedisi.
Kontrolli i rregullt i cilësisë së produkteve të naftës, përfshin përcaktimin e vetive fizike dhe kimike të nënprodukteve të naftës sipas kërkesave të standarteve shtetërore ekzistuese, parandalimin e falsifikimit të cilësisë gjatë transportimit, ruajtjes dhe tregtimit, përdorimit dhe justifikimin e markave të përdorura të produkteve që subjektet kanë vendosur në tabelat e shitjes.

Testimi dhe inspektimi për çdo seri nënproduktesh nafte dhe dhënia e rezultateve laboratorike përbëjnë masa shtesë për verifikimin e testimeve të kryera nga rafineritë e naftës dhe vendeve të origjinës së produkteve. Shtimi i qëllimshëm i ndotësve që mund të kryhen gjatë shpërndarjes është i vështirë të identifikohet nëse nuk bëhen analizat laboratorike dhe nuk monitorohen me kujdes.

**Gjatë vitit 2021 janë analizuar në total 94 mostra produktesh të ndryshme mazuti në stacione të ndryshme ku janë vënë re:**

1. Për produktin **Mazut** A.F.T sh. a: janë analizuar **8 mostra** përgjatë vitit 2021 dhe janë vënë re, se rezultatet e treguesve si pika e flakërimit, viskoziteti në 100°C (mm2/s), viskoziteti në 100°C (°E), uji (%volum), hiri (% mase) squfuri (% mase) dhe fuqia kalorifike janë brenda kufijve të lejuar.
2. Për produktin **Mazut Elva 2001** sh. a: gjatë vitit 2021 janë analizuar gjithsej **44 mostra**, ku edhe për këto mostra rezultatet e treguesve të matur janë brenda normave të lejuara dhe marrja e mostrave është në përputhje me standartin S SH EN ISO 3170:2005.
3. Për produktin **Mazut Europetrol Durrës Albania**: janë analizuar **10 mostra** përgjatë gjithë vitit dhe gjithashtu është vëne re se treguesit e matur janë brenda kufijve të lejuar.
4. Për produktin **Mazut Resuli sh. a**: janë analizuar **4 mostra** përgjatë gjithë vitit dhe është vënë re, se të gjitha rezultatet përkojnë me normat e vendosura të lejuara.
5. Për produktin **Mazut Alb Impex sh. a**: janë analizuar **20 mostra** përgjatë vitit 2021 dhe gjithashtu është vënë re se rezultatet janë brenda kufijve të lejuar.
6. Për produktin **Mazut Trios sh. a**: nga analizimi i **4 mostrave** vjetore rezulton se treguesit e matur janë brenda kufijve të lejuar ku pika e flakërimit është > 80°C, viskoziteti në 100°C (mm2/s) varjon nga 12-21.8, viskoziteti në 100°C (°E) varion nga 2.05-3.20, hiri (% mase) varion nga 0.034 -0.075, squfuri (% mase) varion nga 0.533-0.745 dhe fuqia kalorifike janë brenda kufijve të lejuar.
7. Për produktin **BOLV OIL sh. a**: rezultatet e mostrës së analizuar **përgjatë vitit** janë brenda kufijve të lejuara dhe në përputhje me standartet e vendosura.
8. Së fundmi për produktin **Mazut Izvor 99 sh. a**: janë analizuar gjithsej **3 mostra** ku edhe për këto mostra të shtatë treguesit e paraqitur për cilësinë e lëndëve djegëse janë brenda kufijve të lejuara.

Metodat e marrjes së mostrave që zbatohen janë në përputhje me standartin S SH EN-ISO 3170:2005, ndërsa kryerja e analizave është analizuar në laboratorin e këtij institucioni i cili funksionon sipas S SH ISO/IEC 17025:2017.
Nuk janë marrë mostra për lëndët djegëse të lëngëta marine (marine fuel). Për mungesë të instrumentave për marrjen e kampioneve dhe atyre laboratorike, për rrjedhojë nuk janë kryer analizat në lëndët djegëse të lëngëta për Nikel-Vanadium, Poliklor-bifenil, Poliklor-trifenil.
Për plotësimin e nevojave të ekonomisë, janë importuar nga Maqedonia e Veriut, Mazut me përmbajtje Squfuri më të vogël se 1%.
Nga ana e ISHTI janë planifikuar investimet për ngritjen e infrastrukturës së nevojshme për kontrollin e përmbajtjes së Squfurit në lëndët djegëse që përdorin anijet, tragetet dhe mjete të tjera detare që qarkullojnë në ujërat territoriale dhe zonat e mbrojtura të Republikës së Shqipërisë, si dhe ankorohen në porte gjatë ngarkimit, shkarkimit dhe qëndrimit, duke përfshirë kohën e shpenzuar kur nuk janë të angazhuara në kohën e ngarkesave.

Metodat e marrjes së mostrave që zbatohen janë në përputhje me standartin S SH EN-ISO 3170:2005, ndërsa kryerja e analizave është analizuar në laboratorin e këtij institucioni i cili funksionon sipas S SH ISO/IEC 17025:2017.

Nuk janë marrë mostra për lëndët djegëse të lëngëta marine (marine fuel). Për mungesë të instrumentave për marrjen e kampioneve dhe atyre laboratorike, për rrjedhojë nuk janë kryer analizat në lëndët djegëse të lëngëta për Nikel-Vanadium, Poliklor-bifenil, Poliklor-trifenil.

Për plotësimin e nevojave të ekonomisë, janë importuar nga Maqedonia e Veriut, Mazut me përmbajtje Squfuri më të vogël se 1%.

Nga ana e ISHTI janë planifikuar investimet për ngritjen e infrastrukturës së nevojshme për kontrollin e përmbajtjes së Squfurit në lëndët djegëse që përdorin anijet, tragetet dhe mjete të tjera detare që qarkullojnë në ujërat territoriale dhe zonat e mbrojtura të Republikës së Shqipërisë, si dhe ankorohen në porte gjatë ngarkimit, shkarkimit dhe qëndrimit, duke përfshirë kohën e shpenzuar kur nuk janë të angazhuara në kohën e ngarkesave.

## 6.3 Forcat shtytëse, presionet, ndikimi

Një faktor i rëndësishëm që ndikon në cilësinë e ajrit në atmosferë, është edhe cilësia e lëndëve djegëse. Emetimet e automjeteve motorike janë një nga shkaqet kryesore të ndotjes së ajrit. Ndër gazrat e lëshuar janë: monoksidi i karbonit, dioksidi i karbonit, oksidet e azotit dhe dioksidi i squfurit. Monoksidi i karbonit (CO) e ka burimin kryesor nga djegia jo e plotë e lëndës djegëse nga motorët e automjeteve. Monoksidi i karbonit është një gaz shumë i rrezikshëm, pasi kur thithet në përqendrime të larta, zëvendëson oksigjenin në gjak dhe mund të shkaktojë vdekjen. Këto gazra vijnë gjithashtu edhe nga trafiku i automjeteve. Burim tjetër i emetimeve në ajër janë sektori i ndërtimit, rikonstruksionet urbane si dhe prishjet e ndërtesave.

Ajri i ndotur ndikon jo vetëm tek njerëzit me probleme shëndetësore, por edhe tek ata të shëndetshëm, përfshirë këtu si: irritimin e rrugëve të frymëmarrjes shoqëruar kjo me vështirësi në frymëmarrje, irritimi i syve, hundës dhe fytit, kollitjes, shtrëngimi i kraharorit, gulçim sidomos gjatë ecjes, ushtrimeve ose aktiviteteve të tjera në natyrë.

Nivele të larta të ndotjes së ajrit mund të shkaktojnë probleme të menjëhershme shëndetësore, duke përfshirë përkeqësimin e sëmundjeve kardiovaskulare , i sëmundjeve të organeve të frymëmarrjes duke shtuar ngarkesën në zemër dhe mushkëri, të cilat duhet të punojnë më shumë për të furnizuar trupin me oksigjen dhe si pasojë do të kenë qelizat e dëmtuara në sistemin e frymëmarrjes.

## 6.4 Rekomandime

- Përmirësim të infrastrukturës rrugore, transportit dhe cilësisë së karburanteve.
- Shtim i numrit të makinave dhe autobusëve me karburante ekologjike në transport publik.
- Zëvendësimi i automjeteve me benzinë dhe naftë me automjete elektrike.
- Kontroll të rreptë të shkarkimeve nga aktivitetet industriale.
- Promovim të burimeve të pastra dhe të rinovueshme të energjisë.
- Rritjen e sipërfaqeve të gjelbra.
- Marrje të masave nga djegiet e pakontrolluara të mbetjeve urbane.
- Reduktim të emetimeve nga ndërtimet dhe konstruksionet urbane.

## 7.1 Informacion i përgjithshëm

### Tematikat dhe burimi i të dhënave

Mbetjet marrin vlerë kur menaxhohen në mënyrën e duhur. Mirëmenaxhimi i tyre sjell përfitim ekonomik dhe mbron mjedisin dhe shëndetin e njerëzve. Burimi i të dhënave për këtë raportim është marrë nga disa institucione publike si:

- Njësitë e Qeverisjes Vendore
- Agjencia Kombëtare e Mjedisit
- Projekti GIZ "Menaxhimi i Modernizuar i Mbetjeve të Ngurta dhe Ekonomia Ricikluese në Respekt të Mjedisit".
- Ministria e Turizmit dhe Mjedisit
- Ministria e Shëndetësisë dhe Mbrojtjes Sociale

Për qëllim të këtij raportimi do të kuptojmë me mbetje të ngurtë lëndën, objektin ose pjesë e tij, që nuk përdoren më ose që zotëruesi do t'i hedhë. Lëndët, objektet ose pjesët e tyre vlerësohen si mbetje, për sa kohë që materialet e nxjerra prej tyre ose energjia e prodhuar nuk përfshihen në proçesin e prodhimit.

## 7.2 Vlerësimi i gjendjes

### 7.2.1 Menaxhimi i mbetjeve përgjatë vitit 2021

Viti 2021 sikurse edhe viti 2020 u karakterizua nga sfidat që solli në të gjithë sektorët e ekonomisë Pandemia COVID '19 , e cila ka sjellë efekte edhe në sektorin e menaxhimit të integruar të mbetjeve. Mbetjet e grumbulluara dhe përpunuara në total gjatë vitit 2021 vlerësohen të kenë arritur në rreth 890,000 Tonë në të gjithë vendin (duke konsideruar këtu edhe ato pak bashki që nuk kanë raportuar). AKM nuk ka një shifër të raportuar në lidhje me sasinë vjetore të mbetjeve të gjeneruara në të gjithë vendin. Shifrat bazohen në grumbullimin e mbetjeve nga bashkitë, kompanitë e liçensuara dhe institucione të tjera publike sipas përgjegjësive ligjore të raportimit.

- **Raportimi për mbetjet**

Bazuar në Vendimin e Këshillit të Ministrave numër 687, datë 29.07.2015 "Për miratimin e rregullave për mbajtjen, përditësimin dhe publikimin e statistikave të mbetjeve", Njësitë e qeverisjes vendore kanë detyrimin të dorëzojnë të dhënat mbi rrymat e mbetjeve të gjeneruara në territorin që ato administrojnë deri më 31 janar të çdo viti. Gjithashtu Ministria përgjegjëse për infrastrukturën, energjinë, shëndetësinë dhe bujqësinë kanë detyrimin të raportojnë rrymat e përcaktuara në vendimin më sipër deri në 10 shkurt të çdo viti.
Në bazë të këtij vendimi kanë respektuar detyrimin ligjor të raportimit në Agjencinë Kombëtare të Mjedisit për vitin 2021 në total vetëm 59 bashki. Bashkitë Polican dhe Fier nuk kanë raportuar sipas këtij detyrimi ligjor, Gjithsesi për të dhënë një pamje të plotë të sasive totale të mbetjeve të grumbulluara nga bashkitë edhe shifrat për këto bashki janë plotësuar me të dhëna në këtë raport bazuar në ushtrimin e peshimit të mbetjeve për bashkinë Poliçan dhe shifrave të vitit pararendës të raportuar nga bashkia Fier. Sipas formatit të kërkuar të raportimit bashkitë japin informacion në lidhje me sasitë e mbetjeve të grumbulluara sipas disa rrymave të cilat janë: organike (shtëpiake); inerte; spitalore; plastike; metalike; dru; letër dhe karton; bateri të dala jashtë përdorimit; goma të dala jashtë përdorimit; vajra të përdorur; produkte të kafshëve; tekstile; elektrike dhe elektronike; mbetje mikse; të depozituara në landfill; të depozituara në incinerator; të depozituara gjithsej; mbetje industriale.
Nisur nga pamundësia për të peshuar mbetjet por edhe për shkak të kapaciteteve të vogla pranë bashkive për të raportuar sipas rrymave (për shkak të mosnjohjes së metodologjisë së vlerësimit apo matjes së rrymave të mbetjeve) bashkitë raportojnë kryesisht për rrymat e mbetjeve: shtëpiake; inerte; spitalore; plastike; metalike; dru; letër dhe karton; dhe të depozituara në landfill apo incinerator). Për rrjedhojë po japim më poshtë sasitë totale të mbetjeve të grumbulluara dhe depozituara sipas bashkive më poshtë. Sikurse vihet re raportimi vjen duke u stabilizuar për shkak të rritjes së numrit të bashkive që raportojnë por edhe përmirësimit të cilësisë së të dhënave të raportuara. Përmirësimi i cilësisë së të dhënave vjen për shkak të rritjes së numrit të bashkive që depozitojnë mbetjet në landfille sanitare apo incinerator (ku peshimi bëhet në hyrje të depozitimit) nga 18 bashki në vitin 2020 në 26 bashki në 2021 por edhe si rrjedhojë e peshimit të mbetjeve nga AKM me mbështetjen e GIZ (Agjencia Gjermane për Zhvillim).
Përpos bashkive pranë AKM raportojnë të gjitha ato kompani që kanë leje mjedisore dhe sipas lejes mjedisore kryejnë aktivitete që mund të kenë ndikim në mjedis. Raportimi i këtyre kompanive përfaqëson mbetje të krijuara dhe transferuara nga aktiviteti ekonomik dhe industrial. Përveç këtyre kompanive mbetjet raportohen edhe nga Ministria e Mbrojtjes (për mbetjet e rrezikshme nga aktiviteti i tyre); Ministria e Shëndetësisë (si pjesë e mbetjeve spitalore dhe gjithë spitalet e tjera private) si edhe Ministria e Turizmit dhe Mjedisit (në lidhje me mbetjet e eksportuara).

Monitorimi për mbetjet është bazuar mbi treguesit sipas VKM Nr 1189 /2009 "Për rregullat dhe proçedurat për hartimin dhe zbatimin e Programit Kombëtar të Monitorimit të Mjedisit", të cilat janë pjesë e Kategorisë Ç, "Treguesit mjedisor të trysnisë në mjedis", pika 3, të cilat përfshijnë dhe kufizohen vetëm në: (i) sasitë vjetore të prodhimit, (ii) shpërndarja e mbetjeve sipas bashkive dhe qarqeve, (iii) përmbajtja në përqindje e përbërësve ndotës, (iv) përbërja merceologjike e mbetjeve.

Sipas këtij vendimi, ministria përgjegjëse për bujqësinë, ministria përgjegjëse për infrastrukturën/transportin, ministria përgjegjëse për shëndetësinë dhe ministria përgjegjëse për industrinë, janë të detyruara të plotësojnë formatin e raportimit të statistikave vjetore të mbetjeve dhe t'ia dorëzojnë Agjencisë Kombëtare të Mjedisit brenda datës 10 shkurt të çdo viti.

E njëjta periudhë raportimi si më sipër parashikohet edhe në VKM numër.687/2015, "Për miratimin e rregullave mbi mbajtjen, përditësimin dhe publikimin e statistikave mbi mbetjet" i cili ka hyrë në veprim në janar 2019, ku edhe bashkitë janë përgjegjëse për të raportuar të dhënat mbi mbetjet sipas formularëve përkatës.

## ● Mbetjet bashkiake

Grumbullimi, transferimi dhe trajtimi i mbetjeve vlerësohet se përfaqëson mbi 70% të gjenerimit të tyre në nivel bashkie përsa i përket mbetjeve bashkiake. Të dhënat për bashkitë bazohen mbi vetëdeklarimin e tyre. Bashkitë përgjithësisht i mbështesin shifrat e deklaruara nga vlerësimi i tyre, pasi peshimi i sasive të mbetjeve të grumbulluara nga bashkia mungon.

Tabela 1. Sasia vjetore të mbetjeve sipas bashkive

| Qarku | Bashkia | 2020 | 2021 |
|---|---|---|---|
| **Shkodër** | **Shkodër Qark** | **40,738,000** | **42,021,840** |
| | Shkodër | 34,378,000 | 33,314,000 |
| | Malësi e Madhe | 445,000 | 2,362,840 |
| | Pukë | 2,000,000 | 1,800,000 |
| | Vau Dejës | 3,325,000 | 3,475,000 |
| | Fushë-Arrëz | 590,000 | 1,070,000 |
| **Lezhë** | **Lezhë Qark** | **21,593,000** | **33,182,600** |
| | Kurbin | | 10,112,600 |
| | Lezhë | 17,213,000 | 18,690,000 |
| | Mirditë | 4,380,000 | 4,380,000 |
| **Kukës** | **Kukës Qark** | **14,009,000** | **27,031,000** |
| | Kukës | 7,819,000 | 11,150,000 |
| | Tropojë | 6,190,000 | 12,204,000 |
| | Has | | 3,677,000 |
| **Dibër** | **Dibër Qark** | **18,833,000** | **22,994,000** |
| | Dibër | 8,150,000 | 8,592,000 |
| | Bulqizë | 4,150,000 | 9,651,000 |
| | Mat | 4,633,000 | 4,100,000 |
| | Klos | 1,900,000 | 651,000 |
| **Tiranë** | Tiranë Qark | 341,849,671 | 367,721,200 |
| | Tiranë | 254,604,655 | 244,787,000 |
| | Kamëz | 33,990,000 | 34,568,000 |
| | Vorë | 48,380,016 | 47,360,000 |
| | Kavajë | | 13,490,700 |
| | Rrogozhinë | 4,875,000 | 27,515,500 |
| **Durrës** | Durrës Qark | 72,576,000 | 83,065,096 |
| | Durrës | 43,545,000 | 55,306,196 |
| | Shijak | 9,947,000 | 9,558,900 |
| | Krujë | 19,084,000 | 18,200,000 |

| | | | |
|---|---|---|---|
| **Elbasan** | **Elbasan Qark** | **48,190,780** | **42,048,900** |
| | Elbasan | 27,595,623 | 23,316,000 |
| | Belsh | 2,045,010 | 2,160,000 |
| | Cërrik | 3,046,947 | 3,903,800 |
| | Peqin | 3,587,100 | 3,587,100 |
| | Gramsh | 4,800,000 | 2,980,000 |
| | Librazhd | 2,409,600 | 3,022,000 |
| | Përrenjas | 4,706,500 | 3,080,000 |
| **Fier** | **Fier Qark** | **120,053,661** | **89,525,650** |
| | Fier | 48,221,000 | 48,221,000* |
| | Divjakë | 19,976,000 | 4,530,000 |
| | Lushnje | 30,043,661 | 13,432,100 |
| | Mallakastër | 1,895,000 | 4,354,550 |
| | Patos | 13,182,000 | 13,182,000 |
| | Rroskovec | 6,736,000 | 5,806,000 |
| **Berat** | **Berat Qark** | **35,216,000** | **24,518,829** |
| | Berat | 13,115,000 | 10,329,500 |
| | Poliçan | 4,406,000 | 1,127,329* |
| | Skrapar | 2,000,000 | 1,511,000 |
| | Kucove | 9,016,000 | 9,016,000 |
| | Dimal | 6,679,000 | 2,535,000 |
| **Korçë** | **Korçë Qark** | **48,813,840** | **47,800,860** |
| | Korçë | 19,129,000 | 21,639,000 |
| | Devoll | 4,224,000 | 4,219,220 |
| | Kolonjë | 4,200,000 | 1,095,000 |
| | Maliq | 7,700,000 | 7,300,000 |
| | Pustec | 820,000 | 1,013,000 |
| | Pogradec | 12,740,840 | 12,534,640 |
| **Vlorë** | **Vlorë Qark** | **75,522,710** | **93,977,910** |
| | Vlorë | 60,000,000 | 69,210,000 |
| | Selenicë | 1,452,400 | 6,737,000 |
| | Delvinë | | 1,172,440 |
| | Finiq | | 640,000 |
| | Himarë | 4,107,000 | 3,983,310 |
| | Konispol | 690,000 | 730,000 |
| | Sarandë | 9,273,310 | 11,505,160 |
| **Gjirokastër** | **Gjirokastër Qark** | **19,342,900** | **14,130,500** |
| | Gjirokastër | 7,833,400 | 4,648,000 |
| | Dropull | 1,500,000 | 1,550,000 |
| | Këlcyrë | 1,209,500 | 1,209,500 |
| | Libohovë | | 800,000 |
| | Memaliaj | | 643,000 |
| | Përmet | 4,500,000 | 4,850,000 |
| | Tepelenë | 4,300,000 | 430,000 |
| | **TOTAL (ne kg)** | **856,738,562** | **888,018,385** |

Shënim : * Bashkia Fier janë të dhëna të vitit të kaluar, Poliçan vlerësim nga peshimi

Peshimi ndodh vetëm në ato bashki të cilat dërgojnë mbetjet në impiantet e trajtimit përfundimtar të mbetjeve (si landfill apo incinerator rajonal) për rrjedhojë bashkitë që kanë shifra të bazuara në peshim janë gjithsej 27, si më poshtë:

Tabela 2. Bashkitë dhe impiantet e depozitimit përfundimtar të mbetjeve,

| Impianti rajonal (sipas zonës së mbetjeve) | Dërgojnë mbetjet në Incenerator ose Landfill sanitar | Dërgojnë mbetjet në vend depozitime të thjeshta |
|---|---|---|
| Bajkaj (Landfill sanitar)<br>Qarku Vlorë dhe Gjirokastër<br>(Zona e mbetjeve Vlorë Jug) | 1. Sarandë<br>2. Himarë<br>3. Finiq<br>4. Delvinë<br>5. Konispol | 1. Gjirokastër<br>2. Përmet<br>3. Këlcyrë<br>4. Tepelenë<br>5. Memaliaj<br>6. Libohovë<br>7. Dropull |
| Bushat (Landfill sanitar)<br>Shkodër dhe Lezhë | 6. Shkodër<br>7. Lezhë<br>8. Vau-Dejës<br>9. Kurbin<br>10. Malësi e Madhe | 8. Mirditë<br>9. Pukë<br>10. Fushë-Arrëz |
| Maliq (Landfill sanitar) Korçë | 11. Korçë<br>12. Maliq<br>13. Devoll<br>14. Kolonjë<br>15. Pogradec | 11. Pustec |
| Sharra (Landfill sanitar + incinerator) Tiranë dhe Durrës | 16. Tiranë<br>17. Durrës<br>18. Kamëz<br>19. Vorë<br>20. Shijak<br>21. Kavajë | 12. Krujë |
| Berat (Landfill sanitar)<br>Berat | Në projektim & ndërtim | 13. Berat<br>14. Urë-Vajgurore / Dimal<br>15. Kuçovë<br>16. Poliçan<br>17. Skrapar |
| Vlorë (Landfill sanitar)<br>Qarku Vlorë (Zona e mbetjeve Vlorë Veri) | Në ndërtim | 18. Vlorë<br>19. Selenicë |
| Incinerator (sipas zonës së mbetjeve) | Dërgojnë mbetjet | Nuk dërgojnë mbetjet |
| Elbasan (Incinerator)<br>Qarku Elbasan | 22. Elbasan<br>23. Cërrik<br>24. Belsh<br>25. Librazhd<br>26. Gramsh | 20. Peqin<br>21. Përrenjas<br>22. Rrogozhinë (Qarku Tiranë) |
| Fier (Incinerator)<br>Qarku Fier | Finalizuar.<br>Në pritje marrja në dorëzim e veprës | 23. Fier<br>24. Lushnje<br>25. Divjakë<br>26. Patos<br>27. Rroskovec<br>28. Mallakastër |
| Nuk ka impiant rajonal të ndërtuar apo në ndërtim | | |
| Dibër<br>Qarku Dibër | | 29. Dibër<br>30. Bulqizë<br>31. Mat<br>32. Klos |
| Kukës<br>Qarku Kukës | | 33. Kukës<br>34. Has<br>35. Tropojë |

Në inceneratorin e Elbasanit tashmë shkojnë edhe bashkia Gramsh. Në lanfillin e Sharrës depozituan për herë të parë gjatë vitit 2021 edhe bashkitë: Kavajë, Shijak, Durrës dhe Vorë. Në landfillin e Maliqit depozituan për herë të parë gjatë vitit 2021 edhe bashkia Pogradec. Në landfillin e Bushatit është shtuar edhe Bashkia Kurbin.

Ndërtimi i inceneratorit të Fierit përfundoi, ndërkohë që pritet të bëhet operacional gjatë vitit 2022. Për rrjedhojë edhë bashkitë në këtë qark do të dërgojnë mbetjet në këtë infrastrukturë rajonale. Janë duke u ndërtuar edhe dy landfille rajonale ai i Beratit dhe ai i Vlorës të cilët do ti shërbejnë zonës së mbetjeve (Qarku Berat dhe Qarku Vlorë Veri), të cilat pritet të rrisin më tej numrin e bashkive që depozitojnë mbetjet në to.

Raportohet se gjatë vitit 2021 në këto impiante rajonale të depozitimit përfundimtar të mbetjeve janë depozituar rreth 573 mijë Ton (ose 65% e mbetjeve të grumbulluara në të gjithë vendin). Sasia e mbetjeve që depozitohen në impiante sanitare të cilat ofrojnë kushte të kontrolluara të grumbullimit të mbetjeve është rritur me rreth 40% brenda një viti (2021 kundrejt vitit 2020). Kjo rritje ka të bëjë me faktin se disa bashki i janë shtuar listës së atyre bashkive që grumbullojnë mbetjet në këto impiante si: Gramsh; Kurbin; Durres; Shijak; Vorë; Kamëz; Kavajë dhe Pogradec

Tabela 3. Depozitimi përfundimtar i mbetjeve në impiante

| Nr. | Impianti për depozitimin përfundimtar të mbetjeve (Landfill sanitar / incinerator) | Sasia vjetore e mbetjeve të depozituara në Ton (2020) | Sasia vjetore e mbetjeve të depozituara në Ton (2021) |
|---|---|---|---|
| 1 | Landfilli Bushatit (Vau-Dejës) | 54,916 | 67,954 |
| 2 | Landfilli Sharrës (Tiranë) | 298,150 | 405,071 |
| 3 | Incineratori Elbasanit | 35,097 | 35,382 |
| 4 | Incineratori Fierit | | 0 |
| 5 | Landfill Beratit | | 0 |
| 6 | Landfilli Maliqit | 31,029 | 46,788 |
| 7 | Landfilli Bajkaj (Sarandë) | 9,277 | 18,031 |
| 8 | Landfilli Vlorës | | 0 |
| | **TOTAL** | **428,469** | **573,226** |

Bazuar në VKM-në e raportimit bashkitë filluan të dorëzojnë të dhënat e tyre tek AKM në janar 2022 (si vit raportimi 2021). Duke qenë se jo të gjitha bashkitë raportuan edhe pse AKM insistoi në dorëzimin e raportit vjetor pranë saj, të dhënat për bashkitë të cilat nuk kanë raportuar janë marrë nga raporti i peshimit të mbetjeve në disa bashki të vendit. Ushtrim të cilin AKM e realizoi me mbështetjen e GIZ.



Vihet re se bashkitë raportojnë shumë pak ose aspak në lidhje me rrymat e mbetjeve. Për rrjedhojë këtë vit të dhënat sipas rrymave nuk janë bërë pjesë e këtij raporti.

Tabela 4.Peshimi i mbetjeve të grumbulluara nga bashkitë

| Peshimi i mbetjeve në vite | 2020 | 2021 |
|---|---|---|
| Bashki që **peshojnë** mbetjet në vend depozitimin përfundimtar (landfill sanitar ose incinerator) | 18 | 26 |
| Bashki që **nuk peshojnë** mbetjet në vend depozitimin përfundimtar (vend depozitim i thjeshtë) | 43 | 35 |
| **Numri total i bashkive** | **61** | **61** |

Grafiku1. Peshimi mbetjeve për bashkitë




Vetëm 43% e bashkive peshojnë mbetjet e tyre të ngurta në pikën përfundimtare të depozitimit (landfill ose incinerator – lutem referoju tabelës më sipër). Për rrjedhojë të dhënat janë të bazuara në vetëdeklarimin e bashkive nisur nga një koefiçient i gjenerimit të mbetjeve për frymë sipas strategjisë kombëtare për menaxhimin e integruar të mbetjeve 2015-2025 e cila është rishikuar dhe miratuar në vitin 2020 e që përfshin periudhën 2020-2035.

Nisur nga deklarimet e bashkive të cilat konsiderohen të fryra, AKM me mbështetjen e projektit të Agjencisë Gjermane për Zhvillim (GIZ) bëri peshimin e mbetjeve në 27 bashki të vendit (të cilat nuk depozitojnë mbetjet e tyre në pika përfundimtare ku ndodh peshimi) ku në 7 prej të cilave u peshuan dy herë mbetjet përgjatë dy sezoneve (periudhë e thatë dhe periudhë e lagësht).

Të dhënat e marra nga peshimi i mbetjeve treguan një diferencë midis realitetit dhe deklarimit nga ana e bashkive. Në përfundim të proçesit të peshimit AKM i dërgoi bashkive përkatëse vlerësimet në lidhje me sasitë vjetore të mbetjeve të grumbulluara nga bashkitë përkatëse, të cilën rekomandonte ta raportonin si pjesë e raportimit vjetor. Një raport të detajuar të rezultateve të peshimit dhe vlerësimit vjetor të mbetjeve në bashkitë përkatëse do ta gjeni si aneks të kësaj RGJM-je.

## • Mbetjet nga aktivitetet e liçensuara

Aktivitetet e liçensuara pranë AKM-së, të cilat kanë impakt në mjedis dhe prodhojnë apo përpunojnë mbetje, kanë detyrimin sipas kritereve të lejes së dhënë të raportojnë në mënyrë periodike pranë AKM. Për vitin 2021 raportohet se janë krijuar, përpunuar apo transferuar rreth 430 mijë ton mbetje të parrezikshme dhe të rrezikshme. Kategoritë e mbetjeve të raportuara bëhen sipas kodit përkatës të mbetjeve. Në mënyrë të agreguar këtu jepen kategoritë kryesore të raportuara.

Tabela 6. Mbetjet e raportuara nga aktivitetet

| Mbetje sipas katallogut (agreguar të ngjashme) në Kg | Viti 2021 |
|---|---|
| Mbetje ambalazhi letre dhe kartoni | 544,498 |
| Plastikë | 26,383 |
| Mbetje ambalazhi qelqi | 14,270 |
| Mbetje ambalazhi metalike | 125 |
| Vajra dhe dhjamëra ushqimore | 64,380 |
| Pilat, bateritë dhe akumulatorët | 5,766,523 |
| Mbetje druri dhe të tjera druri | 20,480 |
| Mbetjet e përziera urbane | 31,429,771 |
| Mbetje nga pastrimi i ujërave të zeza | 161,480 |
| Llumra nga gropat septike | 3,137,799 |
| Goma jashtë përdorimit | 45,392 |
| Skrap | 11,928,582 |

| | |
|---|---|
| Alumin | 1,204,370 |
| Dhera dhe gurë | 277,779,503 |
| Mbetje nga industria e hekurit dhe e çelikut + metale | 3,655,848 |
| Tekstilet | 285,620 |
| Mbetje spitalore, medikamentesh dhe të tjera lidhur me aktivitetin e tyre | 932,886 |
| Mbetje të fibrave tekstile të përpunuara | 3,533,900 |
| Baltë nga shpime te ndryshme | 20,221,851 |
| Ujëra të zeza | 2,020 |
| Mbetje të tjera të pabiodegradueshme | 491,180 |
| Mbetje inerte | 903,040 |
| Mbetje nga pastrimi i ujërave të zeza (e lëngët) + ngurtë | 739,360 |
| Bateri alkaline | 3,422,313 |
| Mbetje nga metalurgjia termike e plumbit | 12,996 |
| Bakër, bronz, tunxh | 361,906 |
| Hekur dhe çelik | 63,102 |
| Zink | 23,133 |
| Mbetje të përziera nga ndërtimi dhe të prishjeve | 197,600 |
| Skorie e papërpunuar | 22,794,460 |
| Smërç nga mulliri | 1,529,160 |
| Llumrat nga trajtimi i ujërave të zeza urbane | 252,000 |
| Mbetje të biodegradueshme | 20,175,173 |
| Mbetje të lëkurës së regjur (prerje, kanale mostrime, pluhura nga përpunimi), që përmbajnë krom | 169,040 |
| Balta që përmbajnë lëndë të rrezikshme | 291,720 |
| Përzierje mbetjesh nga seperatorët ujë/nafte | 7,332,660 |
| Vaj sintetik motori, ingranazhi dhe lubrifikues | 37,540 |
| Vajrat minerale të makinerive që përmbajnë halogjenë (përveç emulsioneve dhe solucioneve) | 84,430 |
| Mbetje vajrash hidraulike | 5,400 |
| Mbetje ambalazhi që përmbajnë ose janë të kontaminuara me substanca të rrezikshme | 1,059 |
| Absorbentë, material filtrues (duke përfshirë filtra naftë të paspecifikuar) dhe rroba mbrojtëse të kontaminuara nga substanca të rrezikshme | 225 |
| Vajra të ndotura nga lundrime të tjera | 2,956,423 |
| Baltë dhe mbetje të tjera nga shpimet për naftë hidrokarbure | 829,040 |
| Baltë dhe mbetje të tjera nga shpimet që përmbajnë substanca të rrezikshme | 4,285,240 |
| Mbetje të lëngshme ujore, që kanë substanca të rrezikshme | 624,970 |
| Mbetje të tjera të paspecifikuara | 305,670 |
| Vajra motori, ingranazhesh dhe lubrifikues të paklorinuar me bazë minerale | 200 |
| **Total (në ton)** | **428,645** |

- **Mbetjet Spitalore**

Mbetjet spitalore, të cilat klasifikohen si mbetje të rrezikshme raportohen nga spitalet private dhe spitalet publike si detyrim ligjor pranë Ministrisë së Shëndetësisë dhe Çështjeve Sociale.

Sasia totale e mbetjeve spitalore, farmaceutike dhe të tjera të lidhura me to sipas këtij raportimi rezulton të jetë rreth 1,337 Ton.

Tabela 7. Sasia e gjeneruar e mbetjeve spitalore

| Nr | Qarku | Sasia e mbetjeve, Kg |
|---|---|---|
| 1 | Tiranë | 707,564 |
| 2 | Durrës | 36,005 |
| 3 | Shkodër | 159,878 |
| 4 | Vlorë | 40,869 |
| 5 | Elbasan | 44,734 |
| 6 | Korçë | 191,853 |
| 7 | Fier | 45,019 |
| 8 | Gjirokastër | 15,946 |
| 9 | Lezhë | 33,469 |
| 10 | Dibër | 16,609 |
| 11 | Berat | 25,048 |
| 12 | Kukës | 19,623 |
| | **Totali në kg** | **1,337,000** |

Është për tu theksuar se pranë AKM raportojnë mbetje spitalore, dentare dhe medikamente e të tjera të lidhura me to nga kompani të cilat janë të pajisur me leje mjedisi nga AKM si pjesë e industrisë që ka impakt në mjedis. Sipas këtij raportimi për vitin 2021 janë gjeneruar rreth 933 Ton mbetje (referojuni tabelës 6. të këtij kapitulli). Për rrjedhojë vlerësohet se në total mbetjet spitalore të grumbulluara gjatë vitit 2021 janë rreth 2,270 Ton.

## Eksporti i mbetjeve

Rezulton se përgjatë gjithë vitit 2021 janë eksportuar rreth 48 mijë Ton mbetje nga të cilat vetëm pak më shumë sesa 1% e tyre janë mbetje të rrezikshme (spitalore dhe substanca të lëngshme ujore), ndërkohë që gjithë pjesa tjetër duket se janë mbetje të cilat shkojnë për riciklim si: plastikë, qelq, metale, dru, letër dhe karton si dhe vajra të përdorur.

Tabela.8 Eksporti i mbetjeve gjatë vitit 2021

| Të dhënat e informacionit | Kodi i Katalogut Shqiptar | Viti 2021 / sasia ne Kg |
|---|---|---|
| Sasia e mbetjve të rrezikshme (Mbetje te lengshme ujore qe kane substanca te rrezikshme) | 16 | 470,660 |
| Sasia e mbetjeve Spitalore të rrezikshme dhe Dentare | 07 01 02* | 1,666 |
| Sasia e mbetjeve Plastike | 15 01 02 | 486,705 |
| Sasia e mbetjeve të Qelqit | 15 01 07 | |
| Sasia e mbetjeve Metalike | 15 01 04 | 13,328,196 |
| Sasia e mbetjeve të Drurit | 15 01 03 | 24,611,135 |
| Sasia e mbetjeve të Letër dhe Kartonit | 03 03 08 | 9,082,686 |
| Sasia e mbetjeve të Vajrave të përdorur | 12 01 06* | 97,880 |
| **Total mbetje të eksportuara ne Ton** | | **48,079** |

Burimi: Ministria e Turizmit dhe Mjedisit

## • Riciklimi

Riciklimi është një nga hallkat më të rëndësishme në hierarkinë e mbetjeve adaptuar në legjislacionin shqiptar dhe në Strategjinë Kombëtare për Menaxhimin e Integruar të mbetjeve të Ngurta 2020-2035. Riciklimi ka njohur rritje në vend krahasuar me disa vite më parë, pasi janë ngritur kompani që grumbullojnë metalet, plastikën, letrën dhe qelqin dhe i riciklojnë ato të cilat janë liçensuar dhe pajisur me lejen përkatëse nga AKM. Edhe për rryma të tjera mbetjesh ka filluar grumbullimi dhe menaxhimi i tyre. Për t'u përmendur janë mbetjet spitalore, të baterive, të vajrave, të pajisjeve elektrike dhe elektronike. Përpjekjet për ndarjen në burim të mbetjeve, kanë qenë të shpeshta, por pa rezultat pozitiv. Kjo për shkak të mungesës së plotë të infrastrukturës por edhe të ndërgjegjësimit publik. Për fat të keq nuk mund të nxjerrim nga raportet e kompanive të riciklimit të dhëna në lidhje me sasitë vjetore të ricikluara dhe sipas rrymave të mbetjeve.

## 7.3 Tendenca ndër vite

Tabela 5. Sasia vjetore e mbetjeve bashkiake në vite sipas Qarqeve (në kg)

| Nr. | Qarku | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 | 2021 |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Shkodër | 44,228,580 | 46,250,000 | 31,790,750 | 40,738,000 | 42,021,840 |
| 2 | Lezhë | 4,288,000 | 24,118,250 | - | 21,593,000 | 33,182,600 |
| 3 | Kukës | 9,698 | 10,138,000 | - | 14,009,000 | 27,031,000 |
| 4 | Dibër | 7,200,000 | 18,946,000 | - | 18,833,000 | 22,994,000 |
| 5 | Tiranë | 226,584,000 | 514,003,950 | 465,152,779 | 341,849,671 | 367,721,200 |
| 6 | Durrës | 152,940,640 | 114,924,000 | 10,299,000 | 72,576,000 | 83,065,096 |
| 7 | Elbasan | 42,161,000 | 38,847,870 | 43,645,393 | 48,190,780 | 42,048,900 |
| 8 | Fier | 33,016,450 | 200,000 | 20,513,731 | 120,053,661 | 89,525,650 |
| 9 | Berat | 15,855,400 | 41,587,000 | - | 35,216,000 | 24,518,829 |
| 10 | Korçë | 46,598,000 | 16,960,000 | 80,471,859 | 48,813,840 | 47,800,860 |
| 11 | Vlorë | 70,921,260 | 171,860,510 | 73,087,884 | 75,522,710 | 93,977,910 |
| 12 | Gjirokastër | 2,537,000 | 4,467,000 | - | 19,342,900 | 14,130,500 |
| | TOTAL | 646,340,028 | 1,002,302,580 | 792,519,781 | 856,738,562 | 888,018,385 |

Grafiku 2. Gjenerimi i mbetjeve ndër vite




Vihet re një rritje e lehtë e sasive totale të mbetjeve përgjatë 2 viteve të fundit, e shpjeguar kjo me rritjen e nivelit të raportimit nga ana e bashkive. Ndërkohë ulja kundrejt vitit 2018 e më herët vjen si rrjedhojë e përmirësimit të cilësisë së të dhënave për shkak të peshimit të tyre si në pikën e depozitimit ashtu edhe nga peshimi i kryer nga AKM me ndihmën e GIZ.

## 7.4 Forcat shtytëse, presionet, reagimi, ndikimi

Rritja e konsumit, zhvillimi industrial, turizmi janë forca shtytëse që çojnë në rritjen e gjenerimit të mbetjeve. Gjenerimi i mbetjeve urbane, industriale dhe të rrezikshme janë tregues i presionit. Mosmenaxhimi i duhur i mbetjeve është një nga presionet që i ushtrohet mjedisit duke sjellë pasoja negative në mjedis dhe shëndetin e njerëzve. Mbetjet kur hidhen në mënyrë të parregullt, paraqesin rrezik serioz mjedisor për shëndetin e njerëzve, kafshëve dhe të gjitha gjallesave. Hedhja e mbetjeve pranë lumenjve ka ndikim negativ në cilësinë e ujërave të lumenjve si dhe të trupave ujorë pritës. Ndikimi kryesor i hedhjes së plastikës në mjedis, është se duhen shumë vite që ato të shpërbëhen. Përveç kësaj, nëse mbeturinat plastike digjen, ato lëshojnë një substancë toksike në ajër, duke shkaktuar ndotjen e ajrit dhe si pasojë efekte negative në shëndetin e njerëzve. Sasia e mbetjeve urbane të depozituara në landfill sanitar/incinerator është tregues i reagimit dhe lidhet me masat e duhura për mirëmenaxhimin e mbetjeve.

Një menaxhim i integruar i mirë i mbetjeve nënkupton proçeset që përfshijnë përdorimin e burimeve të mbetjeve në mënyrë më efiçiente dhe me një ndikim sa më të vogël mbi mjedisin.
Për këtë bashkitë të cilat janë ofruesit e shërbimit të pastrimit për komunitetin si edhe gjithë operatorët e liçensuar nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit (AKM) me ndikim në mjedis, u kërkohet që menaxhimin e mbetjeve ta kryejnë sipas parimit të përgjegjshmërisë ndaj mjedisit.
Menaxhimi i mbetjeve në mënyrë të përgjegjshëm ndaj mjedisit nënkupton ndërmarrjen e të gjithë hapave praktikë për të siguruar që mbetjet menaxhohen në mënyrë të tillë, që të mbrohet shëndeti i njerëzve dhe mjedisit prej ndikimeve negative që shkaktojnë mbetjet. Këto proçese përfshijnë:

- menaxhimin e mbledhjes së rrymave të ndryshme të mbetjeve, duke zbatuar hierarkinë e mbetjeve;
- vënien në dispozicion të komunitetit të infrastrukturës për mbledhjen, ndarjen, riciklimin, rikuperimin dhe depozitimin e mbetjeve;
- sigurimin e paisjeve me leje të posaçme dhe përmbushjen e kërkesave bazë sipas Lejes mjedisore të dhënë / lëshuar nga AKM si edhe monitorimi dhe zbatimi me rigorozitet i kushteve të lejes;
- dërgimin e mbetjeve vetëm tek pikat e autorizuara;
- raportimin periodik pranë AKM sipas kuadrit ligjor dhe kushteve të lejes së dhënë;
- kryerjen e inspektimit mjedisor nga ana e AKM për respektimin e kushteve të lejes dhe kuadrit ligjor përkatës për bashkitë dhe qytetarët;
- rritjen e ndërgjegjësimit dhe edukimit të të gjithë aktorëve të përfshirë në menaxhimin e mbetjeve për të qënë më miqësorë ndaj mjedisit.

## 7.5 Gjetje dhe rekomandime

Menaxhimi i mbetjeve është një shërbim i cili ofrohet tërësisht nga bashkitë nëpërmjet infrastrukturës vendore dhe rajonale. Rryma specifike mbetjesh menaxhohen nga operatorë privatë që kanë aktivitete me ndikim në mjedis si industri prodhuese dhe përpunuese ushqimi apo industriale, spitalet etj. Si rrjedhojë e rritjes së monitorimit të territorit dhe aktiveteteve të licensuara nga AKM dhe inspektoriati i mjedisit (tashmë pjesë e saj) janë rritur dhe përmirësuar raportimet që bëjnë këta operatorë. Nga ana tjetër është rritur numri i bashkive që depozitojnë mbetjet urbane në pika fundore si landifill sanitar apo incenerator, për rrjedhojë edhe raportimet e bashkive janë më të sakta pasi mbetjet në këto pika fundore peshohen në hyrjen e tyre.

Me qëllim përmirësimin e cilësisë së të dhënave AKM përgjatë fundit të vitit 2020 si edhe gjithë vitin 2021 ka iniciuar një aktivitet të ri në lidhje me peshimin e mbetjeve në pikat e depozitimit nga të gjitha bashkitë që nuk depozitojnë në landfill apo incinerator. Aktivitet që ka treguar se raportimet ndryshojnë nga shifrat e vërteta diku më shumë e diku më pak. AKM në vijim të këtij ushtrimi peshimi u ka kërkuar zyrtarisht bashkive që të raportojnë mbetjet sipas vlerave të nxjerra nga peshimi. Edhe gjatë vitit 2022 AKM me mbështetjen e Agjencisë Gjermane për Zhvillim (GIZ) do të vazhdojë peshimin edhe në ato bashki ku ende nuk është kryer ky ushtrim.

Është për tu theksuar fakti se edhe numri i bashkive që kanë raportuar pranë AKM është rritur ndjeshëm këtë vit, gjithësesi vëmendje u duhet tërhequr bashkive që raportimi të kryhet brenda fundit të muajit Janar të cdo viti kalendarik. Përpos sasive totale të mbetjeve të grumbulluara dhe depozituara bashkitë kanë përgjegjësinë ligjore të raportojnë edhe mbetjet sipas rrymave të tyre sipas formatit të VKM-së së statistikave të mbetjeve. Kjo do të rriste informacionin për sektorin e për rrjedhojë përmirësimin e hartimit të politikave dhe menaxhimit më të mirë të tyre.

## 8.1. Informacion i përgjithshëm

Tematikat dhe burimi i të dhënave
Informacioni për situatën e gjendjes së kimikateve të rrezikshme në subjekte të ndryshme, është marrë nga Ministria e Infrastrukturës dhe Energjetikës.

Burimi i të dhënave për magazinat e kimikateve të vjetra si dhe gjendjen e pikave të nxehta mjedisore në vendin tonë është Dokumenti i Politikave Strategjike dhe Plani Kombëtar i Menaxhimit të Integruar të Mbetjeve 2020-2035.

Të dhënat për sasinë e importuar të produkteve për mbrojtjen e bimëve dhe të produkteve plehëruese janë siguruar nga Autoriteti Kombëtar i Ushqimit.

## 8.2 Vlerësimi i gjendjes

### 8.2.1 Kimikatet nga industria

Gjendja e kimikateve në subjekte të ndryshme për vitin 2021 paraqitet në tabelën e mëposhtme

Tabela 1. Gjendja e kimikateve në subjekte të ndryshme

| Nr. | Subjekti | Lloji i kimikateve | Sasia | Situata/kushtet. |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Ndërmarrja e Furnizimit Industri-Miniera (NFIM), Elbasan | Cianure Kimikate (lindan, sulfure, etj.) | 14,7 ton 100 ton | Ambalazh thasë nejloni dhe fuçi metalike ku ka filluar korozioni. |
| 2 | Uzina e Prodhim Çelikut (UPÇ), Elbasan | Kimikate dhe reagent laboratorikë | | Ambalazhi në gjendje të kënaqëshme |
| 3 | Reparti i Inspektim Shpëtim Miniera (RISHM), Tiranë | Trioksid arseniku Klorur mërkuri Cianur kaliumi | 5,5 kg 1 kg 0,5 kg | Të ambalazhuara |
| 4 | Albkrom sh.a. (Miniera Bulqizë Ferro-Krom Burel) | Kalium Acid pluhur Sufine azbesti Difilamine | 4350 kg 350 kg 25 kg 17 litra | Pranë minierës |
| 5 | Ndërmarrja Industriale Nr.1, Tiranë | Cianur potasi | 33 kg | Ambalazhuar në fuçi metalike pjesërisht të amortizuara |
| 6 | Ndërmarrja Goma, Durrës | Mineral kromi pluhur | 25 ton | Në gjendje të hapur |
| 7 | Petrol Alba sh.a., Tiranë | -.Azbest pluhur (ish TEC Cërrik) -.Kimikate (ish TEC Kuçovë) -.Acid sulfurik (ish TEC Fier) -. Azbeste pluhur (ish TEC Fier) | 670 kg Sasi e papërcaktuar 14,87 ton 9,24 ton | Ambalazhuar në thasë të amortizuar Shishe qelqi, etiketë e palexueshme Rezervuarë metalikë Ambalazhuar në thasë të amortizuar |
| 8 | Korporata Elektroenergjetike Shqiptare (KESH), Tiranë | -.Izolues i matsave (HEC Fierzë) -.Vaj turbine (HEC Koman) -.Bateri akulumatore (HEC Vau Dejës) -.Matësa gjeneratori (HEC Vau Dejës) | 350 kg 17335 litra 268 copë 525 copë | Në kuti metalike Në fuçi metalike (Izoluar me azbest) |
| 9 | Ndërmarrja e Tekstileve BERATEX, Berat | Bojra dhe kimikate | 102 ton | Ambalazhuar në fuçi metalike (pjesërisht të koroduara) |
| 10 | Albbakër sh.a., në likuidim | Kimikate dhe reagentë | Sasi e papërcaktuar | Pjesërisht të hapura |
| 11 | Kombinati i Tekstileve të Pambukta, Tiranë | Kimikate bojra | 24,6 ton | Ambalazhuar në thaës (pjesërisht të çarë) |
| 12 | Uzina e Plehrave Azotike, Fier | Kimikate Karbonat kaliumi | 10 ton 50 ton | Ambalazuar në bidona Ambalazhuar në thaës (pjesërisht të çarë) |
| 13 | Albpetrol sh.a., Fier | Cianur Kaliumi Cianur bakri Nitrat kaliumi Oksid plumbi Hekzametafosfat kaliumi Bikromat kaliumi Sulfat kaliumi etj. | 390 kg 920kg 1225kg 200kg 8448 kg 4150 kg 1380kg Në total: 116 ton | Ambalazhet prej çeliku të koroduara, thasët pjesërisht të çarë |

Burimi: Ministria e Infrastrukturës dhe Energjisë

Tabela 2. Magazinat e kimikateve në vend, Iloji i kimikateve që ato kanë të depozituar

| Magazinat e kimikateve të vjetra | Përbërja e kimikateve dhe mbetjeve | Sasia (e përafërt) në kg |
|---|---|---|
| Ndërmarrja për furnizimin e minierave | Cianide dhe kimikate të tjer | 15,000 |
| Ish Kombinati Energjetik | Kimikate për përdorim në laborator | 300 |
| Kompleksi Laç | Kimikate për përdorim në laborator | 60 |
| Laboratori i impiantit të bakrit Rubik | Kimikate për përdorim në laborator | 70 |
| Laboratori i impiantit të bakrit Rubik | Kimikate për përdorim në laborator | 70 |
| Azotiku Fier | Acid formik, V2O5, TS 605, potasium karbonate | 93,300 |
| Dega Rajonale Tropojë | Kimikate për përdorim në laborator | 18,300 |
| Laboratori gjeologjik qendror | Kimikate për përdorim në laborator | 5,000 |
| Dega Rajonale Rubik | Kimikate për përdorim në laborator | 280 |
| Dega Rajonale Pukë | Kimikate për përdorim në laborator | 230 |
| **Totali** | | **241,270** |

Burimi: Dokumenti i Politikave Strategjike dhe Plani Kombëtar i Menaxhimit të Integruar të Mbetjeve 2020-2035.

Tabela 3. Pikat e nxehta mjedisore në Shqipëri

| Pikat e nxehta mjedisore në Shqipëri | Sasia potenciale e mbetjeve që ato kanë të depozituara | Përshkrimi i gjendjes |
|---|---|---|
| Kompleksi i shkrirjes së metaleve Elbasan | 1.5-2.0 million ton | Me potencialin më të lartë të ndotjes nga mbetjet e metaleve të rënda si **ferronikel dhe ferrokromit**, të trashëguara gjatë 35 viteve të fundit, duke ndotur ujrat e lumit Shkumbin. |
| Zona e minierës së bakrit Rreshen | N/A | Një ndër zonat më të mëdha për nxjerrjen e bakrit e vendosur në shtratin e lumenjve Mat-Fan, ku vlerësohet të këtë përqëndrime të larta të **arsenikut dhe metaleve të renda** në rrjedhën e lumenjve dhe sistemin e ujitjes së tokave bujqësore. |
| Zona e minierës së bakrit Kurbnesh | N/A | Vlerësohet si një ndër zonat më të mëdha të shkatërruara nga depozitat e mbetjeve me përqëndrime të larta të **bakrit**, shumë pranë rrjedhave të lumenjve Mat- Fan. |
| Zonat e bakrit Rubik dhe Reps | N/A | Vlerësohet si një nga zonat minerare me prodhimtari më të lartë (rreth 350k t në vit), dhe njihet për depozitat e **bakrit**, të cilat janë shumë pranë rrjedhës të lumit Fan. |
| Zona e minierës së bakrit Fushë Arrëz | N/A | Një nga zonat më të mëdha të minierave të **bakrit** në vend, e cila prodhonte rreth 320,000 Mt/vit xeheror bakri (kur operonte me kapacitet të plotë). |
| Zona e depozitave të ferronikelit Pogradec | N/A | Në këtë zonë ka depozita të mbetjeve nga **ferronikel** të depozituara pranë liqenit të Ohrit nga minierat e dikurshme në Përrenjas, Gurin të Kuq dhe Bitinskë. |
| Zonave e minierave të bakrit Rehovë | N/A | Zonë e minerës së **bakrit** në rrjedhën e lumit Osum në kufi me Greqinë. Raportohet të jetë një zonë e ndotur dhe bar i djegur rreth saj. |
| Zona e minierave të bakrit Kalimash/Kukës, Gjegjan | N/A | Zonë e minierës së **bakrit**, ku përqëndrime të **arsenikut** shkarkohen në ujrat e Drinit të mesëm. Zona e Gjegjanit raportohet të jetë më e ndotura. |

| Pikat e nxehta mjedisore në Shqipëri | Sasia potenciale e mbetjeve që ato kanë të depozituara | Përshkrimi i gjendjes |
|---|---|---|
| Nxjerrja e naftës në Ballsh, Kuçovë, Patos Marinzë | Në zonën e Ballshit shkarkohen rreth 20,000 ton naftë në mjedisin përreth | Në zonën e Patos Marinzës ujrat sipërfaqësorë dhe nëntokësorë ndotën seriozisht nga puset e naftës, gjatë nxjerrjes me pompa, nga tubacionet dhe impiantet e paratrajtimit, dhe në ajër shkarkohen gazi sulfurik dhe hidrokarbure të ndryshme. Ujrat e përdorur nga këto impiante shkarkohen në ujrat e lumit Gjanica, ku përveç **përbërësve të naftës** kanë edhe **lëndë toksike** |
| Mbetjet plastike nga PVC Lushnje | N/A | N/A |
| PVC Vlorë | N/A | 5km larg qytetit të Vlorës, 5-6 ha të fabrikës së vjetër të PVC, janë të ndotur më **Hg** deri në një thellësi 1.0 -1.5 m nën nivelin e tokës |
| Uzina e azotikut Fier | 850 $m^3$ solucione të mbetura nga prodhimtaria e uzinës | Potencialisht toka dhe ujrat nëntokësorë janë të ndotura me përmbajtje **arseniku**, të cilat derdhen në tubacionet e ujit të pijshëm apo shkarkohen në rrjedhën e lumenjve. |
| Mbetjet e pakontrolluara në lendfillin e Sharrës | N/A | N/A |
| Fabrika e superfosfatit Laç | 30,000 ton mbetje hekuri | Mbetjet janë të depozituara në zonën e fabrikës, e cila nuk kishte parashikuara shtresa mbrojtëse apo sistem drenazhimi |
| Impianti i prodhimit të letrës Lezhë | N/A | N/A |
| Depozitat në Balëz Elbasan | 216 ton mbetje të kimikatesh si, dikloremetan, kripëra të arsenikut, nitrate amoni, hidrokside të amonit | Në vitin 2008, uevidentua depozitimi i mbetjeve të kimikateve si, dikloremetan, kripëra të arsenikut, nitrate amoni, hidrokside të amonit etj (PNUD). Në vitin 2010, rreth 90 ton kimikate nga magazina në **Balëz të Elbasanit** u ripaketuan dhe u transportuan për në Gjermani, Belgjikë dhe Greqi nga një kompani greke. |
| Zona e Porto Romanos Durrës | N/A | Një nga zonat më të ndotura që në fillim të viteve '90 prej Ndërmarrjes së Kimikateve. Është vlerësuar prania e një sasie të madhe të kimikateve të rrezikshme të depozituara si **hekzaklorociklohekzan dhe krom (VI)**. Këto kimikate vlerësohen si shumë të rrezikshme, që shkaktojnë dëme në mjedisin përreth dhe në shëndetin e njerëzve. Dhurime të huaja kanë bërë të mundur që ndër vite të ndërmerren fushata pastrimi të kësaj zone. Në 2004, një fond i Bankës Botërore mundësoi pastrimin e një sipërfaqe prej 78,000m2 . Gjatë vitit 2010-2011, një fond i Qeverisë Hollandeze mundësoi pastrimin e 3 "pikave të nxehta duke mbledhur në mbrojtëse të veçanta rreth 60,000$m^3$ tokë të ndotur. |
| Stacioni hekurudhor në Bajzë të Shkodrës | 80 ton mbetje të sodium florsilikatit dhe mbetje të trajtimit të lëkurave | Në vitet 1991-1992 kimikate të rrezikshme të transportuar nga Gjermania u lanë në kushte aspak të favorshme. Një vit më pas, 1993, një pjesë e tyre u rikthyen përsëri në Gjermani, por pjesa më e madhe e tyre mbeti atje. Një investigim i vitit 2008, identifikoi rreth 80 ton të sodium florsilikatit dhe mbetje të trajtimit të lëkurave. Një pjesë e këtyre mbetjeve u eksportua në Britaninë e Madhe për asgjësim dhe një pjesë e tyre u depozitua në një lendfill në Shqipëri. |

### 8.2.2 Përdorimi i kimikateve në bujqësi

Përdorimi i produkteve për mbrojtjen e bimëve dhe i produkteve plehëruese në bujqësi janë tregues të presionit që ushtrohet në mjedis. Përveç funksionit pozitiv të mbrojtjes dhe rritjes së bimëve kanë edhe ndikim negativ në tokë dhe mjedis. Ujërat e vaditjes përmes rrjedhjes së tyre shkaktojnë ndotje të ujërave sipërfaqësore duke transportuar përmbajtje të kimikateve që vijnë si rezultat i përdorimit të produkteve për mbrojtjen e bimëve dhe të produkteve plehrëruese kimike.

Tabela 4. Sasia e importuar e produkteve për mbrojtjen e bimëve

| Nr. | Emërtimi | 2019 | | 2020 | | 2021 | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | kg | litër | kg | litër | kg | litër |
| 1 | Fungicide | 227706 | 77530 | 456451 | 44730 | 449149 | 98548 |
| 2 | Insekticide | 134257 | 115410 | 175264 | 84080 l | 83449 | 90258 |
| 3 | Herbicide | 146124 | 63894 | 109210 | 202469 | 18783 | 178586 |
| 4 | Rodenticide | 20500 | - | 27118 | - | 2060 | - |
| 5 | Të tjera | 28500 | 14310 | 18581 | 15557 l | 5000 | 63738 |
| | **Total** | **557087** | **271144** | **786624** | **346836** | **558441** | **431130** |

Burimi: Autoriteti Kombëtar i Ushqimit

Tabela 5. Sasia e importuar e produkteve plehëruese (PP)

| Nr. | Emërtimi | Njësia | 2019 | 2020 | 2021 |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | PP të thjeshta të azotit(N) total | Ton | 31809 | 27368 | 59889 |
| - | Nitrat | Ton | 4754 | 6092 | 25012 |
| - | Ure | Ton | 27055 | 21276 | 34877 |
| 2 | PP të thjeshta të fosforit (P) (Superfosfat pluhur dhe granular) | Ton | 16650 | 2693 | 15602 |
| 3 | PP të përbëra + mikroelemente total | Ton/litra | 103329 dhe 10464 litra | 102254 | 33097 |
| - | NP (DAP) | Ton | 262 | 2181 | 15307 |
| - | NK (Azot, Fosfor) | Ton | 489 | 3 | 18 |
| - | PK (Fosfor, Kalium) | Ton | 13 | 2697 | |
| - | Të përbëra NPK+mikroelemente | Ton/litra | 102565 dhe 10464 litra | 97373 | 17772 |
| 4 | PP bazuar në elemente dytësore | Ton | 31 | 31 | 36 |
| 5 | PP bazuar në mikroelemente | Ton | 6 | 8 | 25 |
| | **Total** | | **151825 Ton dhe 10464 litra** | **132354 Ton** | **108649 Ton** |

Burimi: Autoriteti Kombëtar i Ushqimit

Sasia e mbetjeve nga plehrat kimike dhe pesticideve të skaduara nga përdorimi në bujqësi në Vlorë dhe Fier paraqitet si mëposhtë:

| Vlorë | Fier |
|---|---|
| 1.04 litra + 0.00012 ton Produkte të Mbrojtjes së Bimëve | 9.15 litra+0.0045 ton Produkte të Mbrojtjes së Bimëve 0.007 ton Produkte Plehëruese |

Burimi: Autoriteti Kombëtar i Ushqimit

## 8.3 Forcat shtytëse, presionet ndikimi

Zhvillimi i aktiviteteve industriale, bujqësore si dhe kimikatet e gjeneruara dhe të magazinuara apo të mbetura stok nga ish industria janë forcat shtytëse dhe presionet që ndikojnë në ndotjen e mjedisit nga këto kimikate. Ndikimet negative të pranisë të kimikateve afër zonave të banuara janë të konsiderueshme përsa i përket shëndetit të njerëzve. Pikat e nxehta mjedisore paraqesin risk për mjedisin dhe shëndetin për shkak të kontaminimit të tokave nga kimikatet, ndotjes së ujërave nëntokësore dhe sipërfaqësore, ndotjes së ajrit.

## 8.4 Rekomandime

- Rehabilitimi i zonave të nxehta mjedisore (hotspot)
- Reduktimi i përdorimit të kimikateve në bujqësi dhe zhvillimi i bujqësisë organike
- Menaxhimi dhe asgjësimi i duhur i kimikateve laboratorike të papërdorshme për të shmangur magazinimin e tyre.
- Përdorimi i teknologjive më të mira në dispozicion nga sektori i industrisë për uljen e sasisë të kimikateve që gjenerojnë gjatë proçeseve teknologjike.

## 9.1. Informacion i përgjithshëm

Zhurmë mjedisore është çdo tingull, i padëshiruar apo i dëmshëm, i lëshuar nga veprimtaritë njerëzore, përfshirë zhurmën e lëshuar nga mjetet e transportit, nga trafiku rrugor, hekurudhor, ajror dhe nga sheshet ku zhvillohen veprimtari industriale,etj”. Gjenerimi i zhurmave ka efekte negative në shëndetin e njeriut si dhe në mjedis dhe për këtë duhen marrë masa mbrojtëse për zvogëlimin e nivelit të zhurmave në mjedis nëpërmjet ndërhyrjeve dhe të veprimeve, që merren ndaj burimit të zhurmës, si dhe në vendin e ndikimit të saj negativ, duke e sjellë atë në nivelin kufi.

**Tematika dhe burimi i të dhënave**

- Monitorimi i zhurmave urbane në qytetet Tiranë, Korçë, Gjirokastër, Sarandë, Berat, Pogradec, Kukës, Shkodër, Fier, Vlorë dhe Lezhë” kryhet nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit për periudhen e ditës dhe natës.

## 9.2. Vlerësimi i gjendjes së zhurmave mjedisore




Matjet e zhurmave bëhen në mungesë të reshjeve, mjegullës dhe borës, shpejtësia e erës nuk duhet të jetë më e lartë se 5 m/s, mikrofoni i mbrojtur me kufje anti-erë. Zinxhiri i matjeve duhet të jetë në përputhje me kushtet meterologjike të periudhës në të cilën bëhen matjet dhe në përputhje me normat e CEI 29-10 dhe EN 60804/1994.

Nivelet kufi të zhurmës për mjedise të caktuara si dhe efekti në shëndet sipas Udhëzimit Nr.8 datë 27.11.2007 jepen në tabelën e mëposhtme.

Tabela 1. Nivelet kufi të zhurmës për mjedise të caktuara

| Mjedisi specifik | Efekti kritik në shëndet | LAeq dB(A) | Koha bazë (orë) | LAmax Fast |
|---|---|---|---|---|
| Zona e jashtme e banimit | -Shqetësim serioz gjatë ditës dhe mbrëmjes. -Shqetësimi moderuar gjatë ditës dhe mbrëmjes | 55<br>50 | 16<br>16 | -<br>- |
| Në brendësi të banesave Në brendësi të dhomës së fjetjes | -Kuptueshmëri e fjalëve dhe shqetësime të lehta gjatë ditës dhe mbrëmjes -Prishja e gjumit natën | 35<br>30 | 16<br>8 | -<br>- |
| Nga ana e jashtme e dhomës së fjetjes | Prishje e gjumit, dritare e hapur | 45 | 8 | - |
| Klasa mësimi, kopshte fëmijësh (brënda) | Kuptueshmëri e fjalëve, vështirësi në shpjegim, komunikim,bashkëbisedim | 35 | Gjatë mësimit | - |
| Dhomat e fjetjes në kopshte (brënda) | Prishje e gjumit | 30 | Koha e gjumit | - |
| Ambjente pushimi (shlodhjeje) | Bezdisje,shqetësim (burime të jashteme) | 55 | Koha e pushimit | - |
| Spitale, salla/dhoma (brënda) | -Prishja e gjumit natën<br>-Prishja e gjumit ditën dhe në mbrëmje | 30<br>30 | 8<br>16 | 40<br>- |
| Spitale, salla trajtimi(brënda) | Interferencë (ndërfutje) në pushim, çlodhje | # 1 | | |
| Zona industriale, tregtare, qarkullimi (mjedis i jashtëm dhe i brendshëm) | Humbje dëgjimi | 70 | 24 | 110 |
| Ceremoni, festivale, qëndra argëtimi | Humbje dëgjimi<br>(klientet < 5 herë/ vit) | 100 | 4 | 110 |
| Fjalime, ligjerata, manifestime të jashtme apo të brëndshme | Humbje dëgjimi | 85 | 1 | 110 |
| Muzikë dhe tinguj difuze në kufjet e dëgjimit | Humbje dëgjimi | 85 #4 | 1 | 110 |
| Impulsione zanore nga lodrat, plasjet artificiale e armët e zjarrit | - Humbje dëgjimit (të rriturit)<br>-Humbje dëgjimit (fëmijët) | | | 140#2<br>120#2 |
| Parqet natyrore zonat e mbrojtura | Prishje e qetësisë | #3 | | |

LAeq dB( A) = Niveli ekuivalent i zhurmës i matur në shkallën A
Koha bazë (orë) = koha bazë e ekspozimit
LAmax Fast = Niveli i matur në shkallën A në mënyrën fast (të shpejtë).
# 1 = Sa më poshtë (e ulët) që të jetë e mundur
# 2 = Presioni akustik maksimal (LAF, maximum) matur 100 [illegible]m larg veshit
# 3 = Zonat e jashtme qetësuese duhet të mbrohen dhe raporti i zhurmës me zhurmën bazë duhet të ruhet sa më i ulët që të jetë e mundur.
# 4 = Poshtë (nën) kufjet e dëgjimit, përshtatur me vlerat në ambjent të hapur.

Monitorim i zhurmave mjedisore kryhet për një kohë matje 24 orëshe dhe niveli ekuivalent i presionit akustik LAeq për periudhën e ditës llogaritet nga ora $06^{00}$- $23^{00}$ dhe LAeq për periudhën e natës nga ora $23^{00}$- $06^{00}$.

Tabela 2 - Vlerat mesatare të nivelit të zhurmave Laeq ditën dhe natën.

| | Laeq Ditën dB | Laeq Natën dB |
|---|---|---|
| Tirana | 63.36 | 53.05 |
| Vlorë | 61.82 | 49.05 |
| Lezhë | 62.64 | 49.83 |
| Sarandë | 62.36 | 50.39 |
| Pogradec | 58.07 | 46.60 |
| Fier | 62.07 | 51.62 |
| Kukës | 53.88 | 42.41 |
| Gjirokastër | 59.83 | 50.8 |
| Korçë | 59.99 | 47.72 |
| Berat | 58.26 | 47.07 |
| Shkodër | 62.01 | 50.84 |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** |

Grafiku 1. Niveli i zhurmave ditën, në qytetet e monitoruara.




Shihet se kemi tejkalimin të normës ditën (55 dB ) në të gjitha qytetet, duke përjashtuar qytetin e Kukësit i cili është nën normën e lejuar. Niveli më i lartë i zhurmave është vlerësuar në stacionet e Tiranës ku kemi tejkalim të normës në masën 15.2%, Lezhës 13.89%, Sarandës 13.38%, Fierit 12.85% dhe Shkodra 12.74%. Nivelet më të ulëta janë monitoruar në Korçë, Gjirokastër, Berat dhe Pogradec.

Grafiku 2. Niveli i zhurmave natën në qytetet e monitoruara




Kemi tejkalimin të normës natën (45 dB) në të gjitha qytetet, përveç qytetit të Kukësit. Niveli më i lartë është monitoruar në stacionet e Tiranës me një tejkalim në shkallën 17.88%, qytetit të Fierit në masën 14.7% , Gjirokastrës me 12.8% dhe Shkodrës me 12.8%.

### 9.2.1 Vlerësimi i nivelit të zhurmave mjedisore sipas qyteteve

- **Qyteti Tiranë**

Tabela 3. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Tiranë

| Tiranë | Laeq Ditën | Laeq Natën |
|---|---|---|
| Rruga e Elbasanit | 67.4 | 59.3 |
| Kryqëzimi "Vasil Shanto" | 60.69 | 49.48 |
| Kryqëzimi "21 Dhjetori" | 70.19 | 52.48 |
| Shkolla e Bashkuar | 60.95 | 51.64 |
| Farmacia 10 | 61.84 | 52.61 |
| Laprakë, Kryqëzimi i spitalit | 63 | 55.13 |
| Partizani i panjohur | 62.97 | 51.76 |
| Selvia | 62.3 | 51.15 |
| Ish Banka Amerikane (Blloku) | 62.48 | 52.07 |
| Drejtoria e Policisë | 62.65 | 53.73 |
| Stacioni i trenit | 66.35 | 53.77 |
| Pallati i Kongreseve | 62.75 | 55.13 |
| Skënderbeu | 62.3 | 51.15 |
| Shkolla "Edit Durham" | 61.85 | 52.23 |
| Stadiumi Dinamo | 62.68 | 54.22 |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** |

Referuar të dhënave vlerësohet se kemi tejkalim të normës ditën dhe të normës natën. Nivelet më të larta janë monitoruar në stacionin 21 Dhjetori në vlerën 70.19 dB dhe më e ulëta në stacionin Vasil Shanto 60.69 dB. E shprehur në përqindje kemi tejkalim të normës me 27.6% tek stacioni 21 Dhjetori dhe në masën 10.34% tek stacioni Vasil Shanto me nivelin më të ulët.

## Qyteti Vlorë

Tabela 4. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Vlorë

| Vlorë | Laeq Ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Uji i ftohtë | 60.66 | 53.46 | 40°25'42.12"N 19°29'29.70"E |
| Hote Bolonja | 63.68 | 48.87 | 40°27'12.71"N 19°29'12.90"E |
| Xhamia | 62.15 | 45.63 | 40°28'5.03"N 19°29'29.70"E |
| Hyrje e qytetit | 60.81 | 49.14 | 40°28'41.35"N 19°29'18.99"E |
| Niveli kufi | 55 dB | 45 dB | |

Bazuar mbi të dhënat, kemi tejkalim të normës ditën dhe natën në të gjitha stacionet e monitoruara. Niveli i zhurmave natën është vlerësuar të jetë më i ulët tek Xhamia

## Qyteti Lezhë

Tabela 5. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Lezhë

| Lezhë | Laeq Ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Kryqëzimi Lagjja Gurra | 63.02 | 48.3 | 41° 4631.90"N 19°38'09.30"E |
| 11 Janari | 62.26 | 51.37 | 41° 46'49.64"N 19°38'36.63"E |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** | |

Në stacionin e 11 Janarit niveli i zhurmave ditën është 13.2 % më e lartë se norma ndërsa natën 14.1% më e lartë se norma. Në stacionin e Kryqëzimit te Lagjja Gurra niveli i zhurmave ditën është 14.58% më i lartë se norma, ndërsa natën është në masën 7.3% më i lartë se norma, e shpjeguar kjo nga saldimet e subjekteve private që operonin në këtë zonë, rruga jo e mirë dhe xhirimi i gomave.

## Qyteti Sarandë

Tabela 6. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Sarandë

| Sarandë | Laeq Ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Kryqëzimi Lagje Kodër | 61.42 | 47.96 | 39°52'23.57"N 20° 0'1.12"E |
| Tregu i Valutës | 64.01 | 53.4 | 39°52'32.08"N 20° 0'15.84"E |
| Bashkia | 60.64 | 48.55 | 39°52'30.50"N 20° 0'24.95"E |
| Hotel Butrinti | 63.38 | 51.65 | 39°52'9.88"N 20° 0'52.57"E |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** | |

Niveli i zhurmave në qytetin e Sarandës, krahasuar me normën si ditën ashtu dhe natën rezulton i lartë në të gjitha stacionet. Nivelet më të larta për periudhën e ditës janë në stacionin Tregu i Valutës dhe Hotel Butrinti.

## Qyteti Pogradec

Tabela 7. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Pogradec

| Pogradec | Laeq ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Terminali i autobuzave | 61.79 | 47.51 | 40° 54'25.77"N 20°39'02.03"E |
| Hyrja e qytetit | 54.36 | 45.7 | 40° 54'00.56"N 20°39'23.79"E |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** | |

Në stacionin tek terminali i autobuzave kemi tejkalim të normës ditën me 12.3% dhe në stacionin Hyrja e qytetit jemi nën normën e lejuar. Po ashtu edhe niveli i zhurmave natën ka tejkalim në stacionin tek terminali i autobuzave në masën 5.57%.

## • Qyteti Fier

Tabela 8. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Fier

| Fier | Laeq ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Banka (Tregu) | 63.2 | 50.84 | 40°43'31.65"N 19°33'22.82"E |
| Kryqëzimi i hyrjes me unazën | 63.36 | 51.92 | 40°43'52.43"N 19°34'3.99"E |
| Kryqëzimi për në Vlorë | 62.74 | 53.85 | 40°43'9.73" N 19°33'15.51"E |
| Prefektura | 59 | 49.89 | 40°43'40.70"N 19°33'36.69"E |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** | |

Niveli i zhurmave ditën dhe natën është më i lartë se norma ditën në të katër stacionet. Niveli më i lartë ditën është matur në vlerën 63.36 dB me një tejkalim në vlerën 15.2%.
Niveli i zhurmave natën është më i lartë se norma në stacionin Kryqëzimi për në Vlorë ku kemi tejkalim të normës në masën 19.6%. Kjo për arsye se është rrugë nacionale ndërlidhëse ku numri i makinave që hyjnë e dalin në qytet është më i lartë se në stacionet e tjera.

## • Qyteti Kukës

Tabela 9. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Kukës

| Kukës | Laeq Ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Bashkia | 52.98 | 42.31 | 42° 04'38.26"N 20°24'58.02"E |
| Stacioni i autobusave | 54.78 | 42.52 | 42° 04'32.10"N 20°25'33.37"E |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** | |

Referuar të dhënave vërehet se nuk kemi tejkalim të normës ditën dhe natën

## • Qyteti Gjirokastër

Tabela 10. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Gjirokastër

| Gjirokastër | Laeq Ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Kryqëzimi në hyrje | 60.55 | 52.83 | 40° 05'03.44"N 20°08'40.60"E |
| Rrethrrotullimi tek stadiumi | 59.11 | 48.78 | 40° 04'48.78"N 20°08'17.56"E |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** | |

Kemi tejkalim të normës për periudhën e ditës dhe të natës. Në stacionin e kryqëzimit në hyrje niveli i zhurmave ditën e tejkalon normën me 10%, ndërsa niveli i zhurmave natën e tejkalon normën me 17.4%.Në stacionin e Rrethrrotullimit tek stadiumi, niveli i zhurmave ditën e tejkalon normën ditën me 7.47% ndërsa niveli i zhurmave natën e tejkalon me 8.4 %.

## • Qyteti Korçë

Tabela 11. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Korçë

| Korçë | Laeq Ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Kryqëzimi i Spitalit | 60.94 | 48.93 | 40°36'45.73"N 20°47'1.51"E |
| Telekomi | 60.78 | 54.29 | 40°37'4.32"N 20°46'55.68"E |
| Tregu i shumicës | 59.89 | 44.93 | 40°37'3.88"N 20°46'33.88"E |
| Kryqëzimi në hyrje qytetit | 58.35 | 46.22 | 40°37'26.74"N 20°46'55.94"E |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** | |

Shihet se niveli më i lartë i zhurmave ditën është monitoruar në stacionin Kryqëzimi i Spitalit në nivelin 10.8% mbi normën e lejuar dhe në masën 8.73% për nivelin e zhurmave natën.

## • Qyteti Berat

Tabela 12. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Berat

| Berat | Laeq Ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Bashkia | 58.83 | 47.32 | 40° 42'11.50" N 19°57'23"E |
| Kryqëzimi i spitalit | 57.7 | 46.81 | 40° 42'03.12"N 19°58'07.64"E |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** | |

Kemi tejkalim të normave për periudhën e ditës dhe natës në të dy stacionet e monitoruara.

## • Qyteti Shkodër

Tabela 13. Niveli i zhurmave për periudhën e ditës dhe natës, Shkodër

| Shkodër | Laeq Ditën | Laeq Natën | Koordinatat |
|---|---|---|---|
| Universiteti (Hotel Rozafa ) | 61.31 | 51.56 | 40° 42'03.12"N 19°58'07.64"E |
| Kryqëzimi me hyrjen e qytetit | 62.72 | 50.13 | 40° 42'11.50" N 19°57'23"E |
| **Niveli kufi** | **55 dB** | **45 dB** | |

Në stacionin Kryqëzimi i hyrjes, niveli i zhurmave e tejkalon normën ditën me 14%, ndërsa në stacionin Universiteti (Hotel Rozafa) niveli i zhurmave ditën e tejkalon normën me 11.5%. Niveli i zhurmave natën e tejkalon normën me 14.57%.

Vlerësohet se përgjatë vitit 2021, niveli i ndotjes nga zhurmat është i lartë, pothuajse në të gjitha qytetet duke përjashtuar qytetin e Kukësit
Niveli më i lartë është monitoruar ne qytetin e Tiranës ku kemi tejkalim të normës ditën me 22.4% dhe natën me 31.7%.

## 9.2.2 Tendenca në vite

Tabela 14. Tendenca e zhurmave mjedisore 2018-2021 për periudhën e ditës dhe natës (dB)

| | 2018 | | 2019 | | 2020 | | 2021 | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Laeq Ditën | Laeq Natën | Laeq Ditën | Laeq Natën | Laeq Ditën | Laeq Natën | Laeq Ditën | Laeq Natën |
| **Tiranë** | 66.10 | 57.94 | 67.15 | 57.49 | 62.47 | 56.00 | 63.36 | 53.05 |
| **Vlorë** | 63.34 | 53.41 | 64.6 | 53.44 | 60.47 | 51.1 | 61.82 | 49.05 |
| **Lezhë** | 61.23 | 49.38 | 60.69 | 48.44 | 62.12 | 48.5 | 62.64 | 49.83 |
| **Sarandë** | 61.66 | 50.12 | 65.16 | 50.6 | 60.1 | 48.7 | 62.36 | 50.39 |
| **Pogradec** | 57.44 | 45 | 56.78 | 46.08 | 56.33 | 45.52 | 58.07 | 46.60 |
| **Fier** | 60.17 | 47.99 | 58.16 | 49.36 | 60.47 | 52.89 | 62.07 | 51.62 |
| **Kukës** | 55.99 | 45.46 | 56.42 | 45.24 | 54.76 | 43.35 | 53.88 | 42.41 |
| **Gjirokastër** | 59.57 | 50.09 | 61 | 53 | 58.34 | 49.89 | 59.83 | 50.8 |
| **Korçë** | 61 | 51.13 | 60.96 | 51.02 | 58.05 | 52.89 | 59.99 | 47.72 |
| **Berat** | | | 62.25 | 52.17 | 57.1 | 48.6 | 58.26 | 47.07 |
| **Shkodër** | 63.47 | 51.1 | 59.36 | 52.14 | 63.15 | 53.83 | 62.01 | 50.84 |

Grafiku.3 Tendenca e nivelit të zhurmave për periudhën e ditës 2018-2021



Grafiku.4 Tendenca e nivelit të zhurmave për periudhën e natës 2018-2021




## 9.3 Forcat shtytëse, presioni dhe ndikimi

Ndikimi kryesor në rritjen e nivelit të zhurmave në qytetet e monitoruara është vlerësuar fluksi i madh i automjeteve në akset rrugore që është tregues i forcave shtytëse. Gjendja motorike e automjeteve në qarkullim dhe mosha e vjetër e tyre që përfaqësojnë treguesit e presionit, sjellin uljen e parametrave optimale të certifikatës teknike të automjetit, lidhur me emetimin e zhurmës, boritë e automjeteve ku drejtuesit e të cilëve u bien pa kriter.

Gjatë natës, zhurma mjedisore duke filluar në nivelet Laeq në 45 dB mund të shkaktojë efekte negative në gjumë të tilla si lëvizjet e trupit, zgjimet, shqetësimet, si dhe efektet në sistemin kardiovaskular që bëhen të dukshme mbi 55 dB.

## 9.4 Rekomandime

Masat që duhet të ndërmerren për zvogëlimin e ekspozimit ndaj zhurmave përfshijnë

- Instalimin e barrierave të zhurmave rrugore dhe hekurudhore,
- Reduktimi i numrit të automjeteve në rrugë duke shtuar korsi te biçikletave,
- Shtimi i brezave mbrojtës të gjelbër midis zonave të banuara dhe rrugëve kryesore, si dhe shtimi i "zonave të qeta" në qytete
- Zbatimi rigoroz i teknikave për minimizimin e zhurmave në ndërtimin e rrugëve dhe zonave në ndërtim.

## 10.1 Informacion i përgjithshëm

Ndotja industriale është ndotja e cila lidhet drejtpërdrejt me aktivitetet industriale të cilat mund të ndikojnë negativisht në komunitet dhe mjedisin përreth.
Industria në vendin tonë i referohet prodhimit të mallrave brenda një ekonomie. Aktivitetet e përfshira janë furnizimi me energji, industria nxjerrëse, industria prodhuese (hekuri dhe çeliku, metali me ngjyra, minerale jo metalike, kimikate, pulpë, letër dhe dru, ushqim dhe pije, prodhime të tjera) industria e mbeturinave (përfshirë menaxhimin e mbeturinave, riciklimin e disa prej tyre dhe trajtimin e ujërave të zeza).

Tashmë ndotja nga industria në vendin tonë është subjekt i legjislacionit kombëtare i përputhur me legjislacionin evropian dhe ndërkombëtar, si dhe standardeve që kufizojnë emetimet në ajër, ujë dhe tokë, minimizimin e mbeturinave dhe përdorimin e burimeve natyrore.
Agjencia Kombëtare e Mjedisit menaxhon sistemin e informacionit mjedisor me të dhënat e grumbulluara nga operatorët ekonomike të pajisur me leje mjedisore të tipit A dhe B, institucionet e varësisë si dhe nga ministritë e linjës të cilat kanë detyrim ligjor të raportojnë mbi të dhënat mjedisore.

## 10.2 Vlerësimi i gjendjes

Gjatë vitit 2021 kemi një rritje të numrit të dorëzimit të raporteve të vetmonitorimit nga Operatorët të cilët janë të pajisur me leje mjedisore për zbatimin e kushteve të vendosura në të në zbatim të ligjit nr.53/2020 Për një ndryshim në ligjin Nr. 10 431, datë 9.6.2011 Për mbrojtjen e mjedisit, nenit 44 Detyrimet e operatorit për monitorimin e përputhshmërisë si dhe janë subjekt të VKM-së Nr.742 datë 09.09.2016 "Për funksionimin dhe menaxhimin e regjistrit të shkarkimit e të transferimit të ndotësve, miratimin e listës së veprimtarive dhe të ndotësve, që janë subjekt i këtij regjistri, si dhe të formularit të deklarimit të të dhënave për shkarkimet dhe për transferimin e ndotësve nga operator" , ku kanë filluar të ndërgjegjësohen dhe plotësojnë formatin e raportimit sipas detyrimeve të përcaktuara. Numri i operatorëve të cilët kanë raportuar për vitin 2021 është rreth 1314 nga të cilat 77 janë operator të pajisur me Leje Mjedisi Tipi A dhe 1237 operatorë të pajisur me Leje Mjedisi Tipi B.

Tabela 1. Numri i subjekteve të cilat kanë realizuar vetëmonitorimin për lejet e mjedisit të tipit A dhe B të ndara përkatësisht në secilin qark, për vitin 2021

| Qarku | Viti 2021 | | |
|---|---|---|---|
| | Leje Tipi A | Leje Tipi B | Total |
| Tiranë | 10 | 341 | 351 |
| Durrës | 12 | 168 | 180 |
| Lezhë | 5 | 87 | 92 |
| Gjirokastër | 1 | 29 | 30 |
| Vlorë | 1 | 101 | 102 |
| Berat | 4 | 74 | 78 |
| Fier | 11 | 113 | 124 |
| Kukës | 1 | 28 | 29 |
| Shkodër | 2 | 70 | 72 |
| Dibër | 14 | 73 | 87 |
| Elbasan | 14 | 72 | 86 |
| Korçë | 2 | 81 | 83 |
| **Totali** | **77** | **1237** | **1314** |

## Qarku Tiranë

Në qarkun e Tiranës janë dorëzuar **351 Raporte Vetëmonitorimi**, ku më së shumti janë subjekte që operojnë në fushën e industrisë prodhuese si: Industria Minerare, Industria Kimike dhe ajo Hidrokarbure dhe më pak të përmendura janë Industria e Drurit, Industria e Peshkut, Industria e Mishit, Industria Teknologjike, Industria e Prodhimit të Birrës etj.

## Qarku Elbasan

Për qarkun e Elbasanit janë dorëzuar **86 Raporte Vetëmonitorimi** nga subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Kimike dhe Industrisë Metalore dhe më pak në Industrinë Minerare, Industrinë e Menaxhimit të Mbetjeve dhe Industrive të tjera.

## Qarku Durrës

Për qarkun e Durrësit janë dorëzuar **180 Raporte Vetëmonitorimi** ku përfshihen subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Hidrokarbure, Industrisë Minerare, Industrisë Metalore dhe Industrisë së Lehtë dhe Ushqimore. Në qarkun e Durrësit vihet re një shumëllojshëri Industrish operuese të cilat përshin gjithashtu Industrinë Kimike, Industria e Përpunimit të Peshkut.

## Qarku Dibër

Në qarkun e Dibrës janë dorëzuar **87 Raporte Vetëmonitorimi**, ku më së shumti janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Metalore dhe asaj Minerare.

## Qarku Shkodër

Për qarkun e Shkodrës janë dorëzuar **72 Raporte Vetëmonitorimi** nga subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare, Industrisë Metalore dhe Industrisë së Përpunimit të Duhanit , Industrinë e Përpunimit të Peshkut, Industrinë Hidrokarbure, Industri Ushqimore.
Në qarkun e Shkodrës vihen re se operojnë edhe subjekte të tjera që ushtrojnë aktivitetin e tyre në Industrinë e Pijeve, Industrinë e Menaxhimit të Mbetjeve dhe Industrinë e Përpunimit të Drurit.

## Qarku Kukës

Për qarkun e Kukësit janë dorëzuar **29 Raporte Vetëmonitorimi** ku më së shumti janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare dhe Industrisë Metalore. Gjithashtu vihet re se operojnë edhe shoqëri të industrisë së Prodhimit të Pijeve Alkolike.

## Qarku Korçë

Për qarkun e Korçës janë dorëzuar **83 Raporte Vetëmonitorimi** ku përfshihen subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare, Industrisë Hidrokarbure dhe Industrisë Kimike. Në qarkun e Korçës vihet re nje shumëllojshmëri industrish operuese ku pasohet me Industrinë e Lehtë dhe Ushqimore, Industrinë Energjitike dhe Industrinë e Pijeve, Thertore, Rritje intensive e shpendëve në një instalim, etj.

## Qarku Berat

Për qarkun e Beratit janë dorëzuar **78 Raporte Vetëmonitorimi** të cilat janë nga subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare dhe Industrisë Hidrokarbure. Gjithashtu operojnë aktivitete që bëjnë pjesë në Industrinë Metalore dhe në Industrinë e Lehtë dhe Ushqimore.

## Qarku Gjirokastër

Për qarkun e Gjirokastrës janë dorëzuar **30 Raporte Vetëmonitorimi** ku më së shumti janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Minerare dhe Industria e Përpunimit të Drurit. Po ashtu operojnë aktivitete që bëjnë pjesë në prodhimin e Pijeve jo-alkoolike dhe në Industrinë e Lehtë dhe Ushqimore.

## Qarku Vlorë

Për qarkun e Vlorës janë dorëzuar **102 Raporte Vetëmonitorimi** ku pjesa më e madhe janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Hidrokarbure, Industrisë Minerare, Industrisë Metalore dhe Industrisë së Përpunimit të Peshkut. Vihet re një shumëllojshëri industrish operuese të cilat përfshijnë Industrinë e Pijeve, Industria e Lehtë dhe Ushqimore, Menaxhimi i mbetjeve dhe Industria Tekstile.

## Qarku Fier

Për qarkun e Fierit janë dorëzuar **124 Raporte Vetëmonitorimi** ku më së shumti janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Hidrokarbure, Industrisë Minerare, Industrisë Metalore dhe Industrisë së Përpunimit të Peshkut. Industrinë e Pijeve, Industria e Lehtë dhe Ushqimore në një masë pak më të ulët. Gjithashtu vihen re se operojnë edhe subjekte të tjera që ushtrojnë aktivitetin e tyre në Industrinë e Menaxhimit të Mbetjeve dhe Industria Tekstile.

## Qarku Lezhë

Për qarkun e Lezhës janë dorëzuar **92 Raporte Vetëmonitorimi** ku më së shumti janë subjekte që operojnë në fushën e Industrisë Metalore, Industrisë Minerare, Industria e Menaxhimit të Mbetjeve, Industria Hidrokarbure, Industria e Përpunimit të Peshkut. Operojnë edhe subjekte që përfshihen në Industrinë e Përpunimit dhe Industrinë Ushqimore.
Secili subjekt ka realizuar vetëmonitorimin e burimeve të shkarkimit të veprimtarisë së vet duke u bazuar në kushtet e lejeve dhe në afatet kohore të përcaktuara në to.
Në varësi të lejeve të mjedisit të miratura për secilin subjekt janë përcaktuar dhe komponentët që monitorohen nga subjektet për shkarkimet në ajër, në tokë dhe ujë. Niveli i zhurmave, vibrimet si dhe parametra të tjerë referuar aktivitetit të subjekteve.

**Nga raportet e vetëmonitorimit të dërguara nga subjektet pranë Agjencisë Kombëtare të Mjedisit për vitin 2021 rezulton se parametrat e matur të përcaktuar në lejen mjedisore të tyre janë brenda normave të përcaktuara në legjislacion përkatës.**

## 10.3 Tendenca në Vite

Gjatë vitit 2021 vërejmë se kemi një rritje të konsiderueshme të numrit të raporteve të vetëmonitorimit të lejeve të tipit A dhe B.

Tabela 2. Numri i raporteve të vetëmonitorimit të protokolluara në vite

| Vitet | 2014 | 2015 | 2016 | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 | 2021 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Lejet e Tipit A dhe B | 422 | 835 | 995 | 813 | 1100 | 779 | 930 | 1314 |

Kjo vjen si pasojë e rritjes së kontrollit inspektues të subjekteve të pajisur me Leje mjedisi si dhe ndërgjegjësimit të subjekteve për detyrimet që kanë në Lejet mjedisore.

Të gjitha raportet e vetëmonitorimit të dërguara pranë AKM-së janë regjistruar në formë elektronike dhe është bërë analizimi i tyre.

Tab. 2 Numri i subjekteve të cilat kanë realizuar vetëmonitorimin për lejet e mjedisit A dhe B në secilin qark, për vitin 2014 – 2021

| Vitet / Qarku | 2014 | 2015 | 2016 | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 | 2021 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Tiranë | 49 | 89 | 188 | 145 | 227 | 162 | 232 | 351 |
| Durrës | 33 | 80 | 165 | 77 | 160 | 119 | 124 | 180 |
| Lezhë | 27 | 21 | 53 | 31 | 49 | 35 | 49 | 92 |
| Gjirokastër | 1 | 9 | 14 | 15 | 28 | 13 | 28 | 30 |
| Vlorë | 31 | 50 | 68 | 38 | 87 | 63 | 85 | 102 |
| Berat | 15 | 35 | 91 | 58 | 82 | 64 | 60 | 78 |
| Fier | 29 | 75 | 92 | 67 | 107 | 131 | 97 | 124 |
| Kukës | 3 | 27 | 23 | 23 | 37 | 5 | 19 | 29 |
| Shkodër | 8 | 21 | 45 | 43 | 67 | 53 | 60 | 72 |
| Dibër | 49 | 88 | 41 | 23 | 126 | 68 | 59 | 87 |
| Elbasan | 29 | 35 | 29 | 29 | 62 | 35 | 68 | 86 |
| Korçë | 16 | 36 | 56 | 43 | 68 | 31 | 49 | 83 |
| Totali | 290 | 566 | 865 | 549 | 1100 | 779 | 930 | 1314 |

Grafiku Nr.1 Numri i raporteve të vetëmonitorimit për subjektet e pajisura me Leje Mjedisi Tipi A dhe Leje Mjedisi Tipi B



## 10.3 Forcat shtytëse, presionet, ndikimi

Aktivitetet industriale kanë ndikimin e tyre në mjedis dhe në shëndet në varësi të llojit të aktivitetit që ato kryejnë, lëndës djegëse që përdorin, si dhe llojit të ndotësve që ato shkarkojnë në ajër ,tokë dhe ujë. Mund të përmendim zhveshje të bimësise përreth, ndryshimet klimatike, eutrofikimin e liqeneve ose lumenjve, ndotje të tokës për shkak të depozitimit të mbetjeve në vite, kryesisht për metalet e rënda. Disa nga efektet në shëndet mund të përmendim sëmundjet respiratore të cilat vijnë si rezultat i grimcave të pluhurit, sëmundjet kardivaskulare, disa lloje të ndryshme sëmundjesh kancerogjene, infeksione lëkure, syri ose veshi.

Tregues i reagimit janë inspektimet e kryera nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit dhe degët rajonale të mjedisit ndaj aktiviteteve të ndryshme me qëllim sigurimin e zbatimit të legjislacionit dhe kushteve të përcaktuara në lejen mjedisore. Inspektimet e kryera për vitin 2021 paraqiten në tabelën e mëposhtme.

Tabela 3. Inspektimet e kryera gjatë vitit 2021

| Nr | Deget Rajonale të AKM | Inspektime te realizuara në Sektorin e Mjedisit | Inspektime të realizuara në Sektorin e Burimeve Natyrore (ujërat) |
|---|---|---|---|
| 1 | Agjencia Rajonale e Mjedisit (Lezhë, Shkodër , Kukës) | 215 | 56 |
| 2 | Agjencia Rajonale e Mjedisit (Tiranë, Durrës, Dibër) | 276 | - |
| 3 | Agjencia Rajonale e Mjedisit (Fier,Vlorë,Gjirokastër) | 219 | 86 |
| 4 | Agjencia Rajonale e Mjedisit (Berat, Elbasan, Korçë) | 156 | 84 |
| 5 | Sektori i Inspektimit Qendër në AKM | 184 | 64 |
| | **TOTALI** | 1050 | 290 |

## 10.4 Rekomandime

- Për kompani të mëdha ose të pajisura me Leje Mjedisore të Tipit A, të bëhet monitorimi i vazhdueshëm i parametrave të ajrit.
- Të gjithë operatorët që bëjnë trajtimin e peshkut si dhe të prodhimet të pijeve alkolike apo produkteve ushqimore të instalojnë impiante të trajtimit të ujërave teknologjike.
- Të merren masa për shkarkimet nga mjetet motorrike.

## 11.1 Informacion i përgjithshëm

Në këtë kapitull trajtohen treguesit mjedisor dhe përfaqësimin e tyre në lidhje me marrëdhënien apo ndikimin që kanë me sektorët e mjedisit duke ndjekur modelin DPSIR. Disa prej treguesve paraqiten në kapitujt e tjerë të Raportit të Gjendjes në Mjedis sipas çështjeve që trajtohen.




Modeli DPSIR për treguesit mjedisor është një nga çështjet që trajtohet në vlerësimin e gjendjes. Ky model përdoret nga Agjencia Europiane e Mjedisit dhe përfaqëson marrëdhëniet ndërmjet pesë kategorive të treguesve mjedisor:

| | | |
|---|---|---|
| D | - driving forces | - forcat shtytëse |
| P | - pressures | - presionet |
| S | - state | - gjendja |
| I | - impacts | - ndikimet |
| R | - responses | - përgjigja ose reagimet |

Treguesit mjedisor sipas DPSIR.

| Sektori i mjedisit | Emri i treguesit | Lloji i treguesit sipas DPSIR |
|---|---|---|
| Ajri | Cilësia e ajrit në zonat urbane | Tregues i gjendjes |
| | Emisionet e gazrave acidifikuese | Tregues i presionit |
| | Emisionet nga dëmtuesit e ozonit | Tregues i presionit |
| | Emisionet e grimcave primare pezull dhe demtuesit e grimcave sekondare pezull | Tregues i gjendjes |
| Ndryshimet klimatike | Temperatura vjetore e ajrit | Tregues i gjendjes |
| | Sasia vjetore e reshjeve | Tregues i gjendjes |
| | Përdorimi i substancave që dëmtojnë shtresën e Ozonit | Tregues i presionit |
| | Trendi i emisioneve të gazrave serrë | Tregues i presionit |
| | Projeksionet e emisioneve të gazrave serrë | Tregues i presionit |
| Ujërat | Nutrientet ne ujërat sipërfaqësor | Tregues i gjendjes |
| | Nevoja biokimike per oksigjen, NBO | Tregues i gjendjes |
| | Indeksi i cilësisë të ujërave sipërfaqësor | Tregues i gjendjes |
| | Cilësia i ujit të pijshëm | Tregues i gjendjes |
| | Përdorimi i burimeve të ujërave të ëmbla | Tregues i presionit |
| | Humbjet e ujit | Tregues i reagimit |
| | Qasja në ujësjellësit publik | Tregues i reagimit |
| | Qasja në kanalizimet publike | Tregues i reagimit |
| | Qasja në impiantet për trajtimin e ujërave të zeza | Tregues i reagimit |

| Sektori i mjedisit | Emri i treguesit | Lloji i treguesit sipas DPSIR |
|---|---|---|
| Biodiversiteti | Diversiteti i llojeve | Tregues i gjendjes |
| | Përfaqësimi dhe gjendja e llojeve të zgjedhura | Tregues i gjendjes |
| | Llojet e huaja - alohtone dhe invazive | Tregues i gjendjes |
| | Zjarret pyjore | Tregues i presionit |
| | Zonat e mbrojtura | Tregues i reagimit |
| Mbetjet | Sasia e gjeneruar e mbetjeve urbane | Tregues i presionit |
| | Sasia e gjeneruar e mbetjeve industri-ale | Tregues i presionit |
| | Sasia e gjeneruar e mbetjeve te rrezikshme | Tregues i presionit |
| | Sasia totale e mbetjeve urbane të depozituara | Tregues i reagimit |
| | Sasia totale e mbetjeve urbane të ricikluara | Tregues i reagimi |
| Toka/dheu | Ndryshimi i destinimit të përdorimit të tokës | Tregues i presionit |
| | Erozioni | Tregues i gjendjes |
| Bujqësia | Sipërfaqet me bujqësi organike | Tregues i reagimit |
| | Përdorimi i plehrave | Tregues i presionit |
| | Përdorimi i substancave për mbrojtjen e bimëve | Tregues i presionit |
| Peshkimi | Vlerësimi i biomasës së fondit peshkor dhe kuotave të lejuara për peshkim | Tregues i gjendjes |
| Energjetika | Konsumi i energjisë primare sipas burimeve energjetike | Tregues i forcave shtytëse |
| | Konsumi i energjisë finale sipas sek-torëve | Tregues i forcave shtytëse |
| | Varësia nga importet e energjisë | Tregues i forcave shtytëse |
| | Intensiteti energjetik | Tregues i reagimit |
| | Konsumi i energjisë primare nga burimet e ripërtërishme të energjisë | Tregues i reagimit |
| Transporti | Trafiku i pasagjerëve | Tregues i forcave shtytëse |
| | Transporti i mallrave | Tregues i forcave shtytëse |
| | Mosha mesatare e mjeteve motorike | Tregues i presionit |
| | Numri i automjeteve | Tregues i presionit |
| | Numri i viktimave të aksidenteve rrugore | Tregues i presionit |
| Turizmi | Vizitat e turistëve | Tregues i forcave shtytëse |
| | Netët e qëndrimit të turistëve | Tregues i forcave shtytëse |
| | Intensiteti i turizmit (Numri i shtretërve dhe shkalla e shfrytëzimit të këtij kapaciteti) | Tregues i forcave shtytëse |
| | Numri i turistëve (vizitorëve) në Parqe Kombëtare | Tregues i forcave shtytëse |

## 11.2 Të dhënat për presionet dhe forcat shtytëse sipas sektorëve

### • Sektori i ujërave

Faktorët kryesor që ndikojnë në cilësinë e ujërave janë shkarkimet e ujërave urbane të patrajtuara në ujërat pritëse. Mbulimi me ujësjellës dhe sistemin e kanalizimeve si dhe impiantet e trajtimit të ujërave urbane janë tregues të reagimit dhe përfshijnë akvitetetet që duhet të kryejne institucionet përkatëse për përmirësimin e situatës si dhe parandalimin e ndotjes së ujërave sipërfaqësore dhe bregdetare.

Tabela 1. Mbulimi me ujësjellës- kanalizime sipas shoqërive për vitin 2021

| Shoqeria | Mbulimi me ujesjelles (%) | Mbulimi me kanalizime (%) |
|---|---|---|
| | 11 Mujori | 11 Mujori |
| Shkoder | 56 | 44.3 |
| Fushe arrez | 96.6 | 37.5 |
| Puke | 39.4 | 25.4 |
| Vau i dejes | 57.3 | 6.2 |
| Malesi e madhe | 58.3 | 1.9 |
| Lezhe | 74.6 | 61.6 |
| Mirdite | 55.3 | 39.8 |
| Kurbin | 46.2 | 37 |
| Kukes | 74.7 | 50.8 |
| Tropoje | 55.8 | 24.7 |
| Has | 69.1 | 0 |
| Tirane | 96.0 | 89.7 |
| Kamez | 72.1 | 82.6 |
| Kavaje | 97.8 | 73.3 |
| Rrogozhine | 66 | 7.8 |
| Vore | 56.4 | 50.8 |
| Durres | 90.8 | 54.6 |
| Kruje | 43.5 | 25.7 |
| Diber | 92.3 | 41.1 |
| Bulqize | 51 | 28.3 |
| Burrel | 83.7 | 46.6 |
| Klos | 34.4 | 6 |
| Elbasan | 70.9 | 56.9 |
| Librazhd | 28.7 | 21 |
| Gramsh | 89 | 0 |
| Cerrik | 67.2 | 31.6 |

| Shoqeria | Mbulimi me ujesjelles (%) | Mbulimi me kanalizime (%) |
|---|---|---|
| Belsh | 72.1 | 14.4 |
| Peqin | 46.9 | 12.7 |
| Korce | 91.6 | 65.3 |
| Pogradec | 85.5 | 50.3 |
| Maliq | 66.3 | 26.5 |
| Pustec | 51.7 | 24.2 |
| Bilisht | 97 | 0 |
| Erseke | 100 | 81.6 |
| Berat | 80.8 | 63.7 |
| Ura Vajgurore | 39.9 | 13.7 |
| Polican | 68.7 | 67.8 |
| Skrapar | 92.8 | 51.2 |
| Fier | 68.1 | 46.6 |
| Lushnje | 72.8 | 37.4 |
| Divjake | 55 | 0 |
| Patos | 50.4 | 33.1 |
| Roskovec | 50.2 | 31.3 |
| Mallakaster | 77.5 | 21.6 |
| Vlore | 90.8 | 63.3 |
| Selenice | 74.4 | 6.6 |
| Himare | 91 | 18.3 |
| Delvine | 89.1 | 38.1 |
| Sarande | 96.2 | 79.4 |
| Finiq | 44.4 | 0 |
| Konispol | 94.9 | 0 |
| Gjirokaster | 100 | 40.3 |
| Tepelene | 76.8 | 48.5 |
| Kelcyre | 46.7 | 0 |
| Permet | 95.7 | 68.6 |
| Libohove | 100 | 0 |
| Dropull | 100 | 1.7 |
| Memaliaj | 51.4 | 31.9 |

Shënim: Vlerat 0 tregojnë që mbulimi me kanalizime nuk kryhet nga Shoqëria por nga Bashkia

Tregues tjetër i reagimit është impiantet e trajtimit të ujërave urbane të cilat paraqiten si mëposhtë vijon.

Tabela 2.Impiantet për trajtimin e ujërave të ndotura (ITUN) në vitin 2021

| Emri i Shoqërisë | Emërtimi i ITUN | Vendndodhja | Sipërfaqja sipas projektit | Popullsia ekuivalente sipas projektit (Banorë) | Lloji i impiantit të trajtimit | Kapaciteti trajtues sipas projektit (m³/ditë) | Volumi ujit të ndotur që hyn në ITUN (000m³)(11 mujori) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Sh.A UK Korçë | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Korçe | Korçë | 12 ha | 85,000 | - Uji trajtohet në nivel sekondar - Ka shkarkim të ujrave nga fabrika birra Korça në ITUN (ndotje në nivel detergjentesh pastrimi) - Trupa pritëse, Përrua | 15,000 | 4,202 |
| Sh.A UK Pogradec | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Pogradec | Buçimas, Pogradec | 15 ha | 50,000 | - Uji trajtohet në nivel: paraprak, primar, sekondar & terciar (reduktim i fosforit) - Nuk shkarkojnë ujra industriale në ITUN - Trupa pritëse, Liqen | 38 l/s | 2,477 |
| Sh.A UK Durrës | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Durres | Porto Romano Durrës | 70 ha | 250,000 | -ITUN Durrës përdor një teknologji të llumit aktiv, të avancuar me trajtim biologjik terciar, ku përftohet Biogaz për prodhimin e energjisë elektrike . Perbehet nga: linja e paratrajtimit, trajtimit primar, sekondar dhe terciar (reduktim i fosforit) & (Reduktim i azotit) - Trupa pritëse, Det | 60,000 | 8,606 |
| | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Lalëz | Hamallaj Durrës | 1.5ha | 15,000 | ITUN Lalëz përdor Llum aktiv (Pranim /Paratrajtim/ Oksigjenim /Dekantues/Trashues/ Qetësues /Centrifugë) | 2,500 | |
| Sh.A UK Lezhë | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Shëngjin | Kune, Shëngjin | 29.5ha | 60,000 | - Biodiversitet, trajtim biologjik deri në nivel primar i avancuar - Nuk shkarkojnë ujra industriale në ITUN. - Trupa pritëse, Lum | 12,240 | 854 |
| Sh.A UK Sarandë | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Sarandë | Fshati Çukë, Sarandë | 30ha | 60,000 | Impiant me trajtim biologjik të ujrave nëpërmjet pondeve te ajruara, trajtimi i ujrave deri në nivel sekondar - Nuk shkarkojnë ujra industriale në ITUN - Trupa pritëse, Lum | 12,240 | 1,131 |
| Sh.A UK Kavajë | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Kavajë | Qerret, Kavajë | 18 ha | 25,000 | - Uji trajtohet në nivel sekondar. - Shkarkojnë ujra industriale në ITUN dhe janë të paratrajtuar. - Trupa pritëse, Det | 4,500 | 10,568 |
| Sh.A UK Shkodër | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Shkodër | Shirokë | 1913 m² | 25,000 | - Trajtim biologjik me llum aktiv - Nuk shkarkojnë ujra industriale në ITUN | 350 | 285 |
| | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Velipojë | Velipojë | 2.8 ha | 48,300 | - Uji trajtohet me basene SBR dhe rreze ultraviolet. | 15,800 | |
| Sh.A UK Vlorë | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Vlorë | Vlorë | 25.5 ha | 210,000 | - Uji trajtohet me paratrajtim dhe trajtim primar. - Nuk shkarkojnë ujra industriale në ITUN - Trupa pritëse, Det | 42,000 | 5,416 |
| | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Orikum | Orikum | 2ha | 55,000 | I përfunduar, pritet të lidhet me sistemin e kanalizineve | 4,000 | |

| Emri i Shoqërisë | Emërtimi i ITUN | Vendndodhja | Sipërfaqja sipas projektit | Popullsia ekuivalente sipas projektit (Banorë) | Lloji i impiantit të trajtimit | Kapaciteti trajtues sipas projektit (m³/ditë) | Volumi ujit të ndotur që hyn në ITUN (000m³)(11 mujori) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Sh.A UK Tiranë | Impianti i trajtimit të ujit të ndotur Tiranë | Kashar, Tiranë | 53ha | 335,880 | ITUN trajton ujin e ndotur deri në nivelin sekondar me rrugë biologjike. Linja e trajtimit të ujit të ndotur: përmban njësi paratrajtimi si: grila mekanike e automatike dhe stacion pompimi që dërgon ujin te niveli primar i trajtimit dekantuesi primar; Niveli sekondar i trajtimit është projektuar si filtër me pikim & dekantues sekondar. Pasi uji del i trajtuar nga niveli sekondar kalon në një njësi dizinfektimi. Më pas uji shkarkohet në trupën ujore më te afërt. Linja e trajtimit te llumit është projektuar me keëo elemente: Trashues llumi; Tretës llumi & shtretër tharjeje për llumin. Impjanti është në ndërtim | 75,843 | |

## • Biodiversiteti

Zjarret pyjore janë tregues i presionit që ushtrohet mbi biodiversitetin dhe pyjet duke shkaktuar degradim të tyre. Në tabelat e mëposhtme paraqitet numri i zjarreve gjatë vitit 2021 si dhe sipërfaqe e djegur dhe e përshkuar sipas bashkive dhe në nivel qarku. Të dhënat janë marrë nga databaza e Agjencisë Kombëtare të Mbrojtjes Civile.

### Qarku KORÇË.

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| KORÇË | 11 | 16,5 Ha | 8 Ha |
| DEVOLL | 12 | 65.3 Ha | 23,2 Ha |
| POGRADEC | 12 | 37,5 Ha | 35.3 |
| MALIQ | 7 | 2.7 Ha | - |
| KOLONJË | 25 | 64 Ha | 11,2 Ha |
| PUSTEC | 2 | E pa matur | - |

### Qarku KUKËS.

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| KUKËS | 10 | 38.9 Ha | 3.3 Ha |
| TROPOJË | 6 | 0.8 Ha | 5 Ha |
| HAS | 1 | 4.2 Ha | - |

## Qarku DURRËS.

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| DURRËS | 19 | 28.3Ha | 12 Ha |
| KRUJË | 15 | 23.1Ha | 5 Ha |
| SHIJAK | 7 | 8 Ha | 0.8 Ha |

## Qarku LEZHË

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| LEZHË | 8 | 9.4 Ha | 11.32 Ha |
| MIRDITË | 9 | 270.5 Ha | 386 Ha |
| KURBIN | 5 | 4.6 Ha | 6.1 Ha |
| LAÇ | 3 | 46 Ha | 40 Ha |

## Qarku TIRANË

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| TIRANË | 28 | 32.1 Ha | 2.6 Ha |
| VORË | 7 | 32.91 Ha | 20 Ha |
| KAVAJË | 11 | 8 Ha | 0.6 Ha |
| KAMËZ | 13 | 5.17 Ha | - |
| RROGOZHINË | 10 | 15.3 Ha | - |

## Qarku SHKODËR

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| SHKODËR | 14 | 63.1 Ha | 10.75 Ha |
| PUKË | 7 | 10.2 Ha | 0.1 Ha |
| MALËSI E MADHE | 10 | 48 Ha | --- |
| FUSHË-ARRËZ | 4 | 11 Ha | 50.31 Ha |
| VAU I DEJES | 22 | 1.3 Ha | 22,2 Ha |

## Qarku DIBËR

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| DIBËR | 12 | 8.2 Ha | 18.1 Ha |
| MAT | 9 | 3.1 Ha | 14 Ha |
| BULQIZË | 10 | 25.2 Ha | 36 Ha |
| KLOS | 8 | 6.6 Ha | 4.9 Ha |

## Qarku GJIROKASTËR

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| GJIROKASTËR | 21 | 12.2 Ha | 7.3 Ha |
| TEPELENË | 11 | 33.2 Ha | --- |
| PËRMET | 14 | 15.1 Ha | 0.2 Ha |
| MEMALIAJ | 11 | 14.5 Ha | 7 Ha |
| DROPULL | 5 | 22.3 Ha | 2 Ha |
| KËLCYRË | 4 | 6,15 Ha | --- |
| LIBOHOVË | 1 | --- | 0.4 Ha |

## Qarku VLORË

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| VLORË | 35 | 108 Ha | 20 Ha |
| SELENICË | 24 | 124.1 Ha | 3 Ha |
| HIMARË | 8 | 5.7 Ha | - |
| SARANDË | 2 | 6 Ha | - |
| DELVINË | 6 | 36.5 Ha | - |
| KONISPOL | 4 | 88 Ha | - |
| FINIQ | 11 | 46.7 Ha | - |

## Qarku BERAT

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| BERAT | 14 | 57.8 Ha | --- |
| SKRAPAR | 7 | 11.3 Ha | 0.4 Ha |
| DIMAL | 2 | 0.7 Ha | --- |
| POLICAN | 4 | 6.2 Ha | --- |

## Qarku ELBASAN

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| ELBASAN | 12 | 30.8 Ha | 31 Ha |
| LIBRAZHD | 2 | 1.22 Ha | --- |
| PRRENJAS | 2 | 1.2 Ha | --- |
| CËRRIK | 1 | 5 Ha | --- |
| GRAMSH | 11 | 13.8 Ha | 10.6 Ha |
| PEQIN | 4 | 25 Ha | --- |
| BELSH | 1 | 7 Ha | --- |

## Qarku FIER

| BASHKIA | NUMRI I ZJARREVE | SIPËRFAQE E DJEGUR | SIPËRFAQE E PËRSHKRUAR |
|---|---|---|---|
| FIER | 20 | 240.8 Ha | 3.5 Ha |
| LUSHNJE | 11 | 26.8 Ha | --- |
| PATOS | 8 | 65 Ha | 1 Ha |
| DIVJAKË | 4 | 70 Ha | 10 Ha |
| MALLAKASTËR | 15 | 28.5 | 50 Ha |
| ROSKOVEC | 10 | 9.2 Ha | --- |

- **Sektori i Turizmit**

Vizitat e turistëve është një tregues i forcave shtytëse për sektorin e turizmit. Numri i shtetasve të huaj të hyrë në Shqipëri gjatë vitit 2021 është 5.688.649, duke u rritur me 2,1 herë, në krahasim me vitin 2020. Më poshtë paraqiten netët e qëndrimit të turistëve për vitin 2021 që përfaqëson një tregues të forcave shtytëse. Një natë qëndrimi është çdo natë që një vizitor / turist (rezident ose jo-rezident) aktualisht shpenzon (fle apo qëndron) në një njësi akomodimi.

Numri i netëve të qëndrimit sipas Viti. Gjithsej, Numri i netëve të qëndrimit.




**Burimi: INSTAT.**

Intesiteti i turizmit ( numri i shtretërve dhe shkalla e shfrytëzimit të këtij kapaciteti) është tregues i forcave shtytëse Norma neto e shfrytëzimit të shtretërve tregon përqindjen e shfrytëzimit të shtretërve për Hotelet dhe akomodime të ngjashme për vitin 2021.

Norma neto e shfrytëzimit të shtretërve sipas Viti. Norma neto e shfrytëzimit të shtretërve.




**Burimi: INSTAT.**

Agjencia Kombëtare e Bregdetit është institucioni përgjegjës për mbrojtjen dhe zhvillimin e një mjedisi të qëndrueshëm të zones bregdetare, nëpërmjet monitorimit dhe kontrollit të zonës bregdetare në funksion të zhvillimit të qëndrueshëm të turizmit. Sipërfaqet ranore të shfrytëzuara për plazh publik dhe privat sipas bashkive paraqiten si mëposhtë vijon:

Tabela. 3. Sipërfaqet publike dhe të menaxhuara gjatë sezonit turistik 2021

| SEZONI TURISTIK 2021 | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| **Nr.** | **Bashkia** | **Sipërfaqe e menaxhuar, m2** | **Sipërfaqe e menaxhuar, %** | **Sipërfaqe publike, m2** | **Sipërfaqe publike %** |
| 1 | SHKODËR | 155.343 | 74.4 | 53.626 | 25.6 |
| 2 | LEZHË | 397.730 | 70.7 | 164.149 | 29.3 |
| 3 | DURRËS | 512.592 | 49.4 | 524.539 | 50.6 |
| 4 | KAVAJË | 175.160 | 62.5 | 104.978 | 37.4 |
| 5 | RROGOZHINË | 315.629 | 76.8 | 94.897 | 23.1 |
| 6 | DIVJAKË | 138.907 | 78.5 | 37.890 | 21.4 |
| 7 | POGRADEC | 96.490 | 66.7 | 48.106 | 33.2 |
| 8 | FIER | 415.368 | 79.8 | 104.717 | 20.1 |
| 9 | VLORË | 550.044 | 77.4 | 160.310 | 22.5 |
| 10 | HIMARË | 272.801 | 65.9 | 140.048 | 34 |
| 11 | SARANDË | 104.256 | 89.5 | 12.126 | 10.4 |

## Turizmi kulturor

Viti 2021 në total u mbyll me rreth 424 mijë vizitorë të huaj dhe vendas që kanë vizituar Institucionet e Kulturës në vendin tonë. Rritja vjetore krahasuar me vizitueshmërinë e 28 institucioneve të kulturës që është 2.2 herë më shumë se viti paraardhës, por ende mbetet 60 % më pak se viti 2019. Më poshtë po japim tabelën e vizitueshmërisë së institucioneve me të njëjtën periudhë të dy viteve paraadhëse.

Tabela 4. Vizitueshmëria e institucioneve kulturore viti 2019-2021

| EMËRTIMI I INSTITUCIONIT | Janar-Dhjetor 2019 | Janar -Dhjetor 2020 | Janar -Dhjetor 2021 | Rritja (%) |
|---|---|---|---|---|
| MUZEU HISTORIK KOMBËTAR TIRANË | 72,613 | 5,571 | 16,757 | 200.8 |
| MUZEU ARKEOLOGJIK DURRËS | 19,683 | 2,312 | 8,682 | 275.5 |
| MUZEU I PAVARSISË VLORË | 5,019 | 1,530 | 2,500 | 63.4 |
| MUZEU GJERGJ KASTRIOTI, KRUJË | 74,980 | 18,135 | 41,122 | 126.8 |
| MUZEU ETNOGRAFIK, KRUJË | 30,120 | 6,653 | 11,866 | 78.4 |
| MUZEU ETNOGRAFIK BERAT | 10,646 | 888 | 3,816 | 329.7 |
| MUZEU IKONOGRAFIK ONUFRI, BERAT | 53,097 | 5,428 | 16,992 | 213.0 |
| MUZEU I ARTIT MESJETAR, KORÇË, | 10,771 | 1,614 | 3,609 | 123.6 |
| MUZEU ARKEOLOGJIK, KORÇË, | 1,710 | 429 | 748 | 74.4 |
| MUZEU ARSIMIT, KORÇË, | 2,382 | 0 | 6,491 | - |
| MUZEU K. I FOTOGRAFISË MARUBI | 16,076 | 2,529 | 6,927 | 173.9 |
| MUZEU K. I PËRGJIMEVE " SHTËPIA ME GJETHE" | 20,729 | 4,199 | 12,713 | 202.8 |
| TOTALI MUZE | 317,826 | 49,288 | 132,223 | 168.3 |
| KALAJA BERAT | 139,558 | 25,264 | 76,973 | 204.7 |
| KALAJA GJIROKASTËR | 115,353 | 30,139 | 55,412 | 83.9 |
| KALAJA PORTOPALERMOS | 28,990 | 4,341 | 8,923 | 105.6 |
| KALAJA E KANINËS | 4,545 | 768 | 1,535 | 99.9 |
| KALAJA E HIMARËS | 3,693 | 1,136 | 1,983 | 74.6 |
| AMFITEATRI | 21,817 | 878 | 4,321 | 392.1 |
| MANASTIRI I 40 SHËNJTORËVE | 1,200 | 101 | 648 | 541.6 |
| TOTALI KALA E MONUMENTE TË TJERA | 322,395 | 62627 | 149,795 | 139.2 |
| PARKU KOMBËTAR BUTRINT | 236,723 | 34,694 | 52,924 | 52.5 |
| PARKUT ARKEOLOGJIK APOLONI | 60,250 | 7,822 | 30,575 | 290.9 |
| PARKU ARKEOLOGJIK BYLIS | 4,595 | 625 | 2,400 | 284.0 |
| PARKU ARKEOLOGJIK SHKODËR | 111,075 | 31,768 | 50,215 | 58.1 |
| PARKU ARKEOLOGJIK LEZHË | 5,000 | 1,373 | 2,759 | 100.9 |
| PARKU ARKEOLOGJIK AMANTIA | 1,399 | 271 | 548 | 102.2 |
| PARKU ARKEOLOGJIK ORIKUM | 3,451 | 1,317 | 1,020 | -22.6 |
| PARKU ARKEOLOGJIK FINIQ | 1,182 | 50 | 514 | 928.0 |
| PARKU ARKEOLOGJIK ANTIGONE | 1,185 | 632 | 592 | -6.3 |
| TOTALI PARQE ARKEOLOGJIK | 424,860 | 78,552 | 141,547 | 80.2 |
| TOTALI NUMRI I VIZIOREVE | 1,065,081 | 190,467 | 423,565 | 122.4 |

**Burimi: Ministria e Kulturës**

Grafiku 3. Vizitat në institucionet e kulturës




## ● Turizmi natyror

Në lidhje me turizmin natyror nga të dhënat e Agjencisë Kombëtare të Zonave të Mbrojtura, rezulton se viti 2021 u mbyll me 4.295,998 vizitorë të huaj dhe vendas, që kanë vizituar zonat tona të mbrojtura, që rezulton 67,8% më shumë se numri i vizitorëve gjatë vitit paraardhës.

Në grafikun e mëposhtëm paraqiten vizitorët që kanë vizituar zonat e mbrojtura në muajin dhjetor në tre vitet e fundit. Nga grafiku kuptohet që numrin më të madh të vizitoreve e kanë zonat e mbrojtura të Korçës, e ndjekur nga zonat e mbrojtura të Durrësit e Fierit.

Grafiku 4. Vizitorët në Zonat e Mbrojtura




| | TIRANA | VLORA | LEZHË | GJIROKASTËR | KUKËS | KORÇË | BERAT | ELBASAN | SHKODËR | DIBËR | FIER | DURRËS |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| DHJETOR 2019 | 9 347 | 6 374 | 9 384 | 1 339 | 2 772 | 59 040 | 280 | 3 672 | 8 050 | 568 | 4 850 | 9 900 |
| DHJETOR 2020 | 7 940 | 1 498 | 5 655 | 1 003 | 2 112 | 94 381 | 115 | 986 | 3 250 | 412 | 19 550 | 13 600 |
| Dhjetor 2021 | 5 260 | 7 381 | 12 535 | 1 961 | 3 125 | 105 298 | 1 413 | 4 135 | 11 600 | 921 | 14 200 | 15 900 |

Burimi Agjencia Kombëtare e Zonave të Mbrojtura

## Sektori Energjetik

Të dhënat për sektorin energjetik janë siguruar nga INSTAT.

Gjatë vitit 2021, energjia elektrike në dispozicion u rrit me 10,9 %.

**Prodhimi neto vendas** i energjisë elektrike arriti vlerën 8.963 GWh nga 5.313 GWh energji të prodhuar në vitin 2020, duke shënuar një rritje të prodhimit me 68,7 %.
Ky prodhim u realizua nga hidrocentralet publike në masën 59,6 %, nga hidrocentralet private dhe koncensionare në masën 39,9 % dhe nga të tjerë prodhues (Fotovoltaikë) në masën 0,5 % të prodhimit neto vendas të energjisë elektrike.

**Hidrocentralet publike**, në vitin 2021, prodhuan 5.344 GWh nga 3.090 GWh të prodhuar në vitin 2020, duke shënuar kështu një rritje të prodhimit me 72,9 %.

**Hidrocentralet private dhe koncensionare**, prodhuan 3.578 GWh nga 2.191 GWh të prodhuar një vit më parë, duke shënuar një rritje të prodhimit të energjisë elektrike me 63,3 %.

**Humbjet në rrjet** kanë arritur vlerën 1.785 GWh nga 1.631 GWh, duke shënuar kështu një rritje me 9,5 %.

**Humbjet në transmetim** janë rritur me 32,4 % dhe pesha që zënë në totalin e humbjeve në rrjet është 12,8 %.

**Humbjet në shpërndarje** zënë një peshë më të madhe, rreth 87,2 % të humbjeve në rrjet dhe janë rritur me 6,8 %, krahasuar me vitin 2020.

**Përdorimi i energjisë elektrike nga konsumatorët**, në vitin 2021, arriti vlerën 6.630 GWh nga 5.958 GWh që ishte në vitin 2020.

**Përdorimi i energjisë elektrike nga konsumatorët familjarë** u rrit me 4,2 %, duke arritur vlerën 3.090 GWh nga 2.966 GWh që ishte në vitin 2020, ndërsa **përdorimi** nga **konsumatorët jo familjarë** u rrit me 18,3 %, duke arritur vlerën 3.540 GWh nga 2.992 GWh që ishte një vit më parë.

Konsumi i energjisë primare sipas burimeve energjitike, konsumi final i energjisë sipas sektorëve, dhe varësia nga importet e energjisë janë tregues të forcave shtytëse në sektorin energjetik. Të dhënat për këta tregues paraqiten në tabelat e mëposhtme.

Tabela 5.Konsumi i energjisë primare sipas burimeve energjitike.

| Prodhimi dhe konsumi i energjive parësore *(ktoe)* | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| **Emërtimi** | **2016** | **2017** | **2018** | **2019** | **2020** |
| **Prodhim i produkteve parësore** | **2,013** | **1,661** | **1,997** | **1,727** | **1,480** |
| – Qymyr | 4 | 46 | 98 | 31 | 42 |
| – Naftë | 1,056 | 959 | 911 | 1,005 | 758 |
| – Gaz natyror | 79 | 82 | 73 | 64 | 49 |
| – Energji elektrike | 669 | 389 | 735 | 448 | 457 |
| – Dru zjarri | 188 | 168 | 162 | 160 | 155 |
| – Të tjera | 17 | 17 | 18 | 19 | 19 |
| **Disponibël për konsum final** | **2,060** | **2,147** | **2,132** | **2,116** | **1,880** |
| – Qymyr | 61 | 100 | 186 | 113 | 134 |
| – Naftë | 1,270 | 1,299 | 1,206 | 1,291 | 1,018 |
| – Gaz natyror | 51 | 54 | 46 | 7 | 7 |
| – Energji elektrike | 474 | 515 | 519 | 532 | 543 |
| – Dru zjarri | 190 | 165 | 159 | 157 | 160 |
| – Të tjera | 15 | 16 | 16 | 17 | 17 |

Burimi: INSTAT.

Tabela 6. Konsumi final i energjisë sipas sektorëve

| Konsumi i energjisë sipas degëve ( *ktoe* ) | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Emërtimi | 2016 | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 |
| Konsumi final i energjisë në: | 1,917 | 2,070 | 2,077 | 2,067 | 1,848 |
| Industri | 318 | 413 | 416 | 378 | 388 |
| Transport | 827 | 828 | 832 | 860 | 627 |
| Konsumatorët familjarë, biznese, administrata publike etj | 669 | 689 | 711 | 710 | 718 |
| - nga të cilët konsumatorë familjarë | 499 | 485 | 500 | 492 | 528 |
| Bujqësi | 74 | 74 | 80 | 79 | 75 |
| Peshkim | 29 | 39 | 38 | 40 | 41 |
| Të tjera | 0 | 22 | 0 | 0 | 0 |

Burimi: INSTAT.

Tabela 7. Varësia nga importet e energjisë

| **Bilanci i përgjithshëm i energjisë ( *ktoe* )** | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| **Emërtimi** | **2016** | **2017** | **2018** | **2019** | **2020** |
| **Konsumi i brendshëm bruto** | **2,309** | **2,366** | **2,332** | **2,340** | **2,055** |
| Prodhimi i produkteve primare | 2,013 | 1,661 | 1,997 | 1,727 | 1,480 |
| Import | 1,358 | 1,569 | 1,377 | 1,636 | 1,498 |
| Ndryshimi i gjendjeve | 133 | 177 | 113 | 100 | 70 |
| Eksport | 895 | 650 | 899 | 892 | 822 |
| Depozituar | 34 | 36 | 31 | 31 | 31 |
| **Konsumi në degën e energjisë** | **115** | **156** | **135** | **119** | **86** |
| Humbje në shpërndarje | 125 | 107 | 100 | 91 | 71 |
| **Disponibël për konsum final** | **2,060** | **2,147** | **2,132** | **2,116** | **1,880** |
| Konsumi final joenergjetik | 143 | 77 | 55 | 49 | 31 |
| **Konsumi final i energjisë** | **1,917** | **2,070** | **2,077** | **2,067** | **1,848** |

Burimi: INSTAT.

Importi bruto i energjisë elektrike (energji në marrje) arriti vlerën 2.253 GWh nga 3.239 GWh që ishte një vit më parë, duke shënuar kështu një rënie me 30,4 %. Eksporti bruto i energjisë elektrike (energji në dhënie) arriti vlerën 2.800 GWh nga 963 GWh duke shënuar një rritje me 2,9 herë.

**Shkëmbimi i energjisë elektrike (diferenca mes eksportit dhe importit bruto të energjisë)**, në vitin 2021, ka arritur vlerën pozitive prej 548 GWh, krahasuar me vitin 2020 ku kishte nje vlerë negative prej 2.276 GWh.

## Sektori Hidroenergjitik

Lidhur me Sektorin Hidroenergjitik, Agjencia Kombëtare e Burimeve Natyrore administron 167 kontrata aktive:

- 124 jane kontrata koncesioni, ku 13 prej tyre në fazë ndërtimi dhe 11 ne fazë prodhimi.
- 43 janë kontrata sipas VKM 822/2015.

Tabela 8. Kontratat e koncesionit aktive në fazë ndërtimi

| Nr. | Qarku | HEC-i | Nr. I HEC-eve |
|---|---|---|---|
| 1 | Kukës | Valbonë | 1 |
| 2 | Gjirokastër | Bënçë, Tepelenë | 2 |
| 3 | Korçë | Zerec | 1 |
| 4 | Kukës | Domaj (ROT) | 1 |
| 5 | Gjirokastër | Meshanik, Guvë | 2 |
| 6 | Kukës | Dragobia | 1 |
| 7 | Berat | Backa-Staravecka | 5 |
| 8 | Berat | Vokopola 1, 2, 3 | 3 |
| 9 | Dibër | Plepi | 2 |
| 10 | Lezhë | Kaçinar | 4 |
| 11 | Korçë | Mesmal 1, 2, 3, Selca 2 | 4 |
| 12 | Dibër | Shutri 1 & Shutri 2 | 2 |
| 13 | Kukës | Veleshica 1, 2 | 2 |
| SHUMA | | | 30 |

Tabela 9. Kontratat e koncesionit aktive në fazë prodhimi energjie

| Nr | Qarku | HEC | Nr. i HEC | Nr | Qarku | HEC | Nr. i HEC |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Elbasan, Berat | Lenie, Çorovodë | 2 | 57 | Berat | Faqekuq 1, Faqekuq 2 | 2 |
| 2 | Dibër | Tucep | 1 | 58 | Vlorë | Fterrë, Fterrë 1 | 2 |
| 3 | Elbasan | Stranik, Zall Tore | 2 | 59 | Dibër | Përroi Zalli I Licones (Koka 1) | 1 |
| 4 | Vlorë | Sasaj | 1 | 60 | Elbasan | Sllabinjë 2B, 2C, 2D & 2D/1, 2E | 5 |
| 5 | Berat | Bogovë | 1 | 61 | Berat | Nishova 1, Nishova 2 | 2 |
| 6 | Dibër | Tërnova, Zall Bulqiza | 2 | 62 | Lezhë | Hurdhas 1, Hurdhas 2, Hurdhas 3 | 3 |
| 7 | Korçë | Gjanç | 1 | 63 | Elbasan | Sotirë 1, Sotirë 2 | 2 |
| 8 | Elbasan | Xhyrë | 1 | 64 | Shkodër | Kaskada e Hec-eve në lumin Dardhë | 2 |
| 9 | Vlorë | Smokthina | 1 | 65 | Korçë | Qafezezë | 1 |
| 10 | 22 HEC-e Vendore | Arras, Funarës, Dukagjin, Nikolicë, Bulqizë, Lurë, Orgjost, Lekbibaj, Velcan, Zerqan, Borsh, Leshnicë, Shoshan, Ujanik, Karpicë, Barmash, Lunik, Homesh, Muhur, Rajan, Mar-jan, Treskë 2 | 22 | 66 | Kukës | Pobreg | 1 |
| 11 | Elbasan | Egnatia | 1 | 67 | Korçë | Cemerica 1, 2, 3 | 3 |
| 12 | Elbasan | Tervol | 1 | 68 | Elbasan | Rapuni 3, 3-a, 4 | 3 |
| 13 | Korçë | Verbë-Selcë | 1 | 69 | Dibër | Lena 1, 2, 2-A | 3 |
| 14 | Korçë | Qytezë | 1 | 70 | Berat | Vertop | 1 |
| 15 | Gjirokastër | Çarshovë | 1 | 71 | Elbasan | Spatharë | 1 |
| 16 | Elbasan | Labinot Mal | 1 | 72 | Korçë | Lenie Hec 1, Shalës Hec 2, Strelce Hec 3 | 3 |
| 17 | Elbasan | Stëblevë | 1 | 73 | Shkodër | Shutinë | 1 |
| 18 | Kukës | Lapaj | 1 | 74 | Dibër | Shkallë, Cerruje 1, Cerruje 2, Rrupe, Klos | 5 |

| Nr | Qarku | HEC | Nr. i HEC | Nr | Qarku | HEC | Nr. i HEC |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 19 | Gjirokastër | Lengarica | 1 | 75 | Korçë | Kozel, Helmes 1, Helmes 2 | 3 |
| 20 | Dibër | Peshku | 1 | 76 | Dibër | Germani 1, 2 | 2 |
| 21 | Dibër | Stavec, Stavec 1 | 2 | 77 | Lezhë | Kaskada e Fanit | 3 |
| 22 | Korçë | Sllabinjë | 1 | 78 | Lezhë | Bisak | 1 |
| 23 | Dibër | Kacni | 1 | 79 | Dibër | Ostren I Vogël | 1 |
| 24 | Dibër | Tuçep 2 | 1 | 80 | Tiranë | Çekrezë 1, 2 | 2 |
| 25 | Elbasan | Stravaj | 1 | 81 | Dibër | Koxheraj | 1 |
| 26 | Berat | Vlushe | 1 | 82 | Elbasan | Ligjancë 1, Ligjancë 2 | 2 |
| 27 | Vlorë | Bistrica3, Bistrica 4 | 2 | 83 | Berat | Ujanik 2 | 1 |
| 28 | Dibër | Selishte | 1 | 84 | Shkodër | Truen | 1 |
| 29 | Dibër | Lura 1, Lura 2, Lura 3 | 3 | 85 | Dibër | Lashkiza Hec 1, 2, 3 | 3 |
| 30 | Elbasan | Rapuni 1, Rapuni 2 | 2 | 86 | Korçë | Treska 3: Hec 1, 2, 3 | 4 |
| 31 | Korçë | Strelca 1, Strelca 3 | 2 | 87 | Korçë | Zerec 1, 2 | 2 |
| 32 | Dibër | Martanesh | 1 | 88 | Dibër | Malla | 1 |
| 33 | Dibër | Prelle 1, Prelle 2 | 2 | 89 | Korçë | Danas | 1 |
| 34 | Elbasan | Holta Kabash, Holta Porocan | 2 | 90 | Elbasan | Shpella Poshtë II | 1 |
| 35 | Elbasan | Bishnica 1, Bishnica 2 | 1 | 91 | Vlorë | Driza | 1 |
| 36 | Shkodër | Ashta 1, 2 | 2 | 92 | Lezhë | Seke, Zais | 2 |
| 37 | Dibër | Darsi 1, Darsi 2 | 2 | 93 | Dibër | Seta 1, 2, 3 | 3 |
| 38 | Lezhë | Klos | 1 | 94 | Lezhë | Zall Xhuxhë nr. 1, 2 | 2 |
| 39 | Elbasan | Gur Shpat 1 & 2 | 2 | 95 | Dibër | Shengjun | 1 |
| 40 | Tiranë | Murdhari 1, Murdhari 2 | 2 | 96 | Dibër | Ballenjë | 1 |
| 41 | Korçë | Niçe | 1 | 97 | Shkodër | Gjadër 1/1, 1/2, 2, 3, 4, 6 | 6 |
| 42 | Korçë | Radovë | 1 | 98 | Lezhë | Shëngjon 1, 2, 3 | 3 |
| 43 | Korçë | Lubonjë | 1 | 99 | Berat | Tomorric, Dobrenj | 1 |
| 44 | Gjirokastër | Picar 1 | 1 | 100 | Kukës | Perrollaj | 1 |
| 45 | Korçë | Dishnicë | 1 | 101 | Korçë | Kasollet e Selcës 1, 2 | 2 |
| 46 | Kukës | Borje, Oreshkë, Cernaleve 1, Cerna-leve | 4 | 102 | Korçë | Qarr | 1 |
| 47 | Berat | Belesova | 2 | 103 | Elbasan | Gavran 1, Gavrani | 2 |
| 48 | Kukës | Bele 1 & Topojan 2; Orgjost I Ri; Bele 2 & Topojan 1 | 5 | 104 | Berat | Vendresh | 1 |
| 49 | Elbasan | Hec-et në përroin Sheja e Hotolish-tit: Liqenet, Maja e Madhe, Zanore, Dragostunjë, Frari, Hotolisht, Ura | 7 | 105 | Lezhë | Blaç | 1 |
| 50 | Korçë | Molla | 1 | 106 | Kukës | Skatina | 1 |
| 51 | Dibër | Zalli I Okshtunit | 7 | 107 | Shkodër | Arsti | 1 |
| 52 | Kukës | Shemri; Mgull | 2 | 108 | Shkodër | Kabash 1, Kabash 2 | 2 |
| 53 | Shkodër | Kryezi, Kryezi I Epërm | 2 | 109 | Elbasan | Kaskada e Devollit | 3 |
| 54 | Dibër | 3 Hec-et në prr Trebisht H/C-1, H/C-2, H/C-2A | 3 | 110 | Elbasan | Llenga Hec 1, 2, 3 | 3 |
| 55 | Gjirokastër | Shtika 1, Shtika 2, Shtika 3, Shtika 4 | 1 | 111 | Shkodër | Lumzi, Tuci | 2 |
| 56 | Gjirokastër | Gostivisht, Langarica 3, Ura e Dashit | 3 | | | | |
| SHUMA | | | | | | | 228 |

Tab.10. Kontrata aktive sipas VKM 822/2015 në fazë ndërtimi

| Nr. | Qarku | HEC-i | Nr. I HEC-eve |
|---|---|---|---|
| 1 | Dibër | Borie, Lurë | 1 |
| 2 | Kukës | Terfojë | 1 |
| 3 | Dibër | Jetoni | 1 |
| 4 | Dibër | Miresh | 1 |
| 5 | Lezhë | Eme | 1 |
| 6 | Elbasan | Polemi | 1 |
| 7 | Dibër | Daznjane | 1 |
| 8 | Dibër | Shelli | 1 |
| 9 | Lezhë | Thirre | 1 |
| 10 | Berat | Mivas 1 | 1 |
| 11 | Kukës | Drita | 1 |
| SHUMA | | | 11 |

Tab.11. Kontratat aktive sipas VKM 822/2015 në fazë prodhimi energjie

| Nr | Qarku | HEC | Nr. i HEC | Nr | Qarku | HEC | Nr. i HEC |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Korçë | Osoje | 1 | 17 | Korçë | Goricë | 1 |
| 2 | Kukës | Lusen 1, 2, 3 | 3 | 18 | Korçë | Lozhan (Hec ekzistues) | 1 |
| 3 | Korçë | Vilë | 1 | 19 | Korçë | Razdoll | 1 |
| 4 | Elbasan | Kalis | 1 | 20 | Elbasan | Orenjë ka-tund & veri | 3 |
| 5 | Dibër | Letaj | 1 | 21 | Elbasan | Vadar | 1 |
| 6 | Kukës | Trojet | 1 | 22 | Berat | Dukona | 1 |
| 7 | Elbasan | Miraka | 1 | 23 | Dibër | Deni | 1 |
| 8 | Korçë | Kamenica | 1 | 24 | Dibër | Gur I Zi | 1 |
| 9 | Kukës | Thanza | 1 | 25 | Elbasan | Strori | 1 |
| 10 | Elbasan | Pishat | 1 | 26 | Korçë | Voskopojë | 1 |
| 11 | Dibër | Gurra | 1 | 27 | Shkodër | Dobrinjë | 1 |
| 12 | Shkodër | Muras | 1 | 28 | Korçë | Marjan-Gu-ra e veshëve | 1 |
| 13 | Dibër | Antena | 1 | 29 | Lezhë | Rrëshen | 1 |
| 14 | Dibër | Ndërfushas | 1 | 30 | Elbasan | Kamican | 1 |
| 15 | Gjirokastër | Kaparjel | 1 | 31 | Elbasan | Mivas | 1 |
| 16 | Shkodër | Meshurdh | 1 | 32 | Elbasan | Prevalli | 1 |
| SHUMA | | | | | | | 36 |

## • Sektori Hidrokarbur

Gjatë vitit 2021 kanë kryer aktivitetin e tyre për zhvillimin e vendburimeve të naftës dhe gazit 7 kompani, ndërkohë që në fushën e kërkimit të hidrokarbureve kanë kryer aktivitetin e tyre 2 kompani në 3 blloqe kërkimi.

Tab. 12 Treguesit kryesorë të prodhimit të realizuar gjatë vitit 2021

| Nr. | Kompania | Vendburimi | Prodhim nafte / ton | Prodhim Gazi Mijë Nm$^3$ | Prodhim Uji Teknologjik Mijë m$^3$ | Prodhim Rërë m$^3$ |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Bankers Petroleum | Patos-Marinza | 607,114 | 54,730 | 3,495 | 2,988 |
| 2 | Sherwood International | Kuçovë | 1,125 | 176 | 1,669 | - |
| 3 | Terraoilsëiss | Visokë | 16,624 | 333 | 54,081 | - |
| 4 | Anio Oil & Gas | Ballsh-Hekal | 25,410 | 515 | 226,200 | - |
| 5 | FinPek Petroleum | Finiq-Krane | 307 | - | - | - |
| 6 | Fin-Pek Petroleum | Pekisht-Murriz | 899 | - | - | - |
| 7 | Delvina Gas Com-pany | Delvinë | - | - | - | - |
| 8 | Shell Upstream Albania | Blloku 2-3 I kërkimit | - | - | - | - |
| 9 | Shell Albania Block 4 | Blloku 4 I kërkimit | - | - | - | - |
| 10 | Eni Albania BV | Blloku I kërkimit Dumre | - | - | - | - |
| SHUMA | | | 651,479 | 55,754 | 285,445 | 2,988 |

Burimi: Agjencia Kombëtare e Burimeve Natyrore

## • Sektori Minerar

Lidhur me këtë sektor të dhënat janë siguruar nga Agjencia Kombëtare e Burimeve Natyrore. Gjithsej janë 582 leje minerare shfrytëzimi aktive, nga të cilat 280 janë minerare për mineralet ndërtimore dhe 302 leje minerare për mineralet metalore, të cilat pasqyrohen në të dhënat e mëposhtme:

Mineralet ndërtimore, (280 subjekte minerare)
Sipërfaqja e liçencuar = 91.255 km2 ose 0.326% e gjithë territorit.
Sipërfaqja e prekur nga operacionet e shfrytëzimit = 5.7351 km2 ose 0.0205% e gjithë territorit.

Tab.13. Lejet e shfrytëzimit, të ndara sipas bashkive, për mineralet ndërtimore

| Nr. | Bashkia | Nr. i subjekteve | Nr. | Bashkia | Nr. i subjekteve |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Belsh | 4 | 26 | Malësi e Madhe | 1 |
| 2 | Berat | 10 | 27 | Maliq | 5 |
| 3 | Bulqizë | 1 | 28 | Mallakastër | 3 |
| 4 | Cërrik | 3 | 29 | Mat | 6 |
| 5 | Devoll | 3 | 30 | Memaliaj | 2 |
| 6 | Dibër | 1 | 31 | Mirditë | 5 |
| 7 | Dropull | 5 | 32 | Patos | 3 |
| 8 | Durrës | 2 | 33 | Përmet | 5 |
| 9 | Elbasan | 8 | 34 | Pogradec | 8 |
| 10 | Fier | 6 | 35 | Poliçan | 3 |
| 11 | Finiq | 3 | 36 | Prrenjas | 5 |
| 12 | Fushë-Arrëz | 1 | 37 | Pukë | 2 |
| 13 | Gjirokastër | 1 | 38 | Rrogozhinë | 2 |
| 14 | Has | 1 | 39 | Sarandë | 3 |
| 15 | Himarë | 10 | 40 | Selenicë | 19 |
| 16 | Kavajë | 5 | 41 | Shijak | 4 |
| 17 | Këlcyrë | 3 | 42 | Shkodër | 4 |
| 18 | Klos | 2 | 43 | Skrapar | 17 |
| 19 | Kolonjë | 3 | 44 | Tepelenë | 2 |
| 20 | Korçë | 8 | 45 | Tiranë | 12 |
| 21 | Krujë | 25 | 46 | Tropojë | 2 |
| 22 | Kukës | 3 | 47 | Dimal | 22 |
| 23 | Kurbin | 10 | 48 | Vau i Dejës | 5 |
| 24 | Lezhë | 9 | 49 | Vlorë | 6 |
| 25 | Librazhd | 7 | | | |
| SHUMA | | | | | 280 |

Tab.14. Lejet minerare, sipas llojit të mineraleve Ndërtimore & Prodhimi

| Nr. | Lloji i mineralit | Nr.Subjekteve | Prodhimi vjetor 2020 | | Prodhimi 6-mujori I-rë 2021 | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | $m^3$ | ton | $m^3$ | ton |
| 1 | Argjilë & Shiste Argjilore | 17 | | 924,950 | | 266,302 |
| 2 | Bazalte | 5 | | | | 2,500 |
| 3 | Bitum & Zhavorr Bituminoz & Rërë Bituminoze | 14 | | 178,294 | | 59,843 |
| 4 | Gur dekorativ (Gabro) | 2 | | | | |
| 5 | Gëlqeror Mermerizuar | 36 | 19,336 | | 3,425 | |
| 6 | Gëlqeror Pllakor | 14 | 15,767 | | 20,777 | |
| 7 | Gur Gëlqeror (Inert) | 138 | 2,454,833 | 2,521,898 | 1,549,891 | 1,372,910 |
| 8 | Olivinte | 1 | | | | 3,000 |
| 9 | Gips & Gips-Alabastër | 8 | | 11,880 | | 56,867 |
| 10 | Traktolite | 2 | | | 138 | |
| 11 | Konglomerat & Zhavorre & Zhure | 9 | 88,436 | | 31,821 | |
| 12 | Kuarc & Rërë Kuarcore | 7 | | 20,500 | | 4,200 |
| 13 | Qymyr Guri | 2 | | 2,577 | | 1,700 |
| 14 | Ranor Silicor | 23 | 13,292 | | 7,178 | |
| 15 | Ndërtimor Efuziv | 1 | 27,083 | | | |
| 16 | Travertinë | 1 | | | 1,020 | |
| SHUMA | | 280 | 2,618,747 | 3,660,099 | 1,614,250 | 1,767,322 |

***Mineralet metalore (302 subjekte minerare)***

Në të gjithë vendin, aktiviteti minerar i subjekteve zhvillohet kryesisht me shfrytëzim nëntokësor dhe me karrierë. Në shfrytëzimin nëntokësor realizohet kryesisht minerali i kromit dhe bakrit, ndërsa shfrytëzimi i hekur-nikelit dhe nikelit-silikat bëhet me karriera.
Për mineralin e kromit janë aktive 255 leje minerare shfrytëzimi:
- 249 leje minerare për shfrytëzimin e mineralit të kromit .
- 1 leje Ni-Sulfur & krom.
- 4 leje sterile kromi.
- 1 lejes skorie Fe-Cr.

Për mineralin e bakrit janë aktive 16 leje minerare shfrytëzimi
Për mineralin e Fe-Ni dhe Ni-Si janë aktive 31 leje minerare shfrytëzimi (Shfrytëzim të shallmave të hekurit).

Tab.15. Lejet e shfrytëzimit, sipas bashkive per mineralet Metalore

| Nr. | Bashkia | Nr. i Lejeve |
|---|---|---|
| 1 | Bulqizë | 124 |
| 2 | Dibër | 7 |
| 3 | Elbasan | 2 |
| 4 | Has | 18 |
| 5 | Korçë & Devoll & Maliq | 5 |
| 6 | Kukës | 31 |
| 7 | Lezhë & Mirditë | 10 |
| 8 | Prrenjas | 16 |
| 9 | Fushë-Arrëz | 9 |
| 10 | Mat | 2 |
| 11 | Klos | 22 |
| 12 | Pogradec | 14 |
| 13 | Pukë & Vau i Dejës | 3 |
| 14 | Librazhd | 7 |
| 15 | Tropojë | 32 |
| SHUMA | | 302 |

Tab.16. Lejet minerare sipas llojit të mineraleve Metalore & Prodhimi

| Nr. | Lloji i Mineralit | Nr. Lejeve | Prodhimi vjetor 2020 | Prodhimi 6 mujori I-rë, 2021 |
|---|---|---|---|---|
| | | | ton | ton |
| 1 | Krom | 255 | 626,627 | 287,695 |
| 2 | Bakër | 16 | 333,715 | 267,599 |
| 3 | Fe-Ni | 31 | 432,673 | 172,912 |
| SHUMA | | 302 | 1,393,015 | 728,206 |

Për 6-mujorin e I-rë të 2021, 49% të prodhimit të kromit e ka Bulqiza.

Tab.17. Prodhimi i Koncentrat Kromit

| Nr. | Bashkia | Nr. Fabrikave | Prodhimi vjetor 2020 | Prodhimi 6 mujori I-rë, 2021 |
|---|---|---|---|---|
| | | | ton | ton |
| 1 | Bulqizë | 7 | 25,761 | 12,474 |
| 2 | Kukës | 4 | 4,964 | 1,524 |
| 3 | Klos | 1 | | 756 |
| 4 | Has | 1 | 0 | 0 |
| 5 | Librazhd | 2 | 135 | 0 |
| SHUMA | | 15 | 30,861 | 14,754 |

Tab.18. Prodhimi i Koncentrat të Bakrit

| Nr. | Bashkia | Nr. Fabrikave | Prodhimi vjetor 2020 | Prodhimi 6 mujori I-rë, 2021 |
|---|---|---|---|---|
| | | | ton | ton |
| 1 | Pukë | 1 | 17,361 | 9,059 |
| 2 | Mirditë | 1 | 10,820 | 5,283 |
| SHUMA | | 2 | 28,181 | 14,342 |

Tab.19. Prodhimi i Ferro Kromit

| Nr. | Bashkia | Prodhimi vjetor 2020 | Prodhimi 6 mujori I-rë, 2021 |
|---|---|---|---|
| | | ton | ton |
| 1 | Mat (Burrel) | 18,414 | 31,706 |
| 2 | Elbasan | 35,129 | 12,459 |
| SHUMA | | 53,543 | 44,165 |

- ## Transporti

Sektori i transportit është një nga forcat shtytëse që ndikon në ndotjen e ajrit urban. Infrastruktura e dobët rrugore dhe trafiku i rënduar i pasagjerëve apo transporti i mallrave janë forcat shtytëse që i ushtohen mjedisit. Të dhënat për këto tregues janë marrë nga INSTAT

Tabela 20 Transporti i mallrave 2017-2021, në 000/ton

| Përshkrimi | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 | 2021 |
|---|---|---|---|---|---|
| Volumi i mallrave me hekurudhë | 150 | 199 | 708 | 629 | 632 |
| Volumi i mallrave me det | 4,022 | 3,890 | 4,455 | 4,277 | 4,840 |
| Volumi i mallrave me ajër | 2,0 | 2,3 | 2,2 | 1,8 | 2,0 |

Tabela 21. Transporti i pasagjerëve 2017-2021

| Përshkrimi | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 | 2021 |
|---|---|---|---|---|---|
| Numri i pasagjerëve me hekurudhë | 65,980 | 75,881 | 59,787 | 17,948 | 24,018 |
| Numri i pasagjerëve me det | 1,507,116 | 1,522,896 | 1,574,095 | 379,084 | 862,757 |
| Numri i pasagjerëve me ajër | 2,630,338 | 2,947,172 | 3,338,147 | 1,310,614 | 2,928,275 |

Aksidentet rrugore dhe të aksidentuarit janë tregues i presionit për sektorin e transportit. Gjithashtu mosha mesatare e mjeteve motorike dhe numri i automjeteve janë tregues i presionit

Tabela 22. Aksidente rrugore 2014-2021

| Përshkrimi | 2014 | 2015 | 2016 | 2017 | 2018 | 2019 | 2020 | 2021 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Aksidente | 1.914 | 1.992 | 2.032 | 1.978 | 1.718 | 1.498 | 1.234 | 1.376 |
| Aksidente nën veprimin e alkolit | 123 | 98 | 123 | 90 | 79 | 57 | 59 | 45 |
| Të aksidentuarit (vrarë + plagosur) | 2,617 | 2,692 | 2,778 | 2,611 | 2,291 | 2,044 | 1,598 | 1,860 |
| Nga të cilët: Të vdekur | 264 | 270 | 269 | 222 | 213 | 227 | 181 | 197 |

Tabela 23. Mjetet rrugore dhe mosha motorike, 2019 - 2020

| Përshkrimi | 2019 | 2020 |
|---|---|---|
| Autoveturë | 499,779 | 539,497 |
| Automjet për transport të përzier | 44,679 | 46,844 |
| Motor | 30,470 | 33,899 |
| Kamion | 13,538 | 13,819 |
| Autobus | 7,493 | 7,627 |
| Automjet për transport të veçantë | 6,435 | 6,860 |
| Ciklomotor | 6,590 | 6,661 |
| Gjysëm rimorkio | 6,137 | 6,361 |
| Tërheqës | 4,504 | 4,763 |
| Automjet për përdorim të veçantë | 3,554 | 3,755 |
| Makinë bujqësore | 1,293 | 1,743 |
| Rimorkio për transport mallrash | 1,705 | 1,527 |
| Makinë teknologjike | 786 | 874 |
| Motokarro | 825 | 819 |
| Rimorkio për transport të veçantë | 75 | 645 |
| Rimorkio kamperi | 559 | 598 |
| Motomjet për transport të përzier | 159 | 164 |
| Autokamp | 116 | 117 |
| Rimorkio për përdorim të veçantë | 64 | 69 |
| Rimorkio për transport pasagjerësh | 60 | 56 |
| Autokarro | 47 | 43 |
| Motor me kosh | 34 | 35 |
| Të tjera | 35 | 35 |
| **TOTAL** | **628,937** | **676,811** |
| 0-2 vjet | 8,249 | 8,363 |
| 3-5 vjet | 17,667 | 19,279 |
| 6-10 vjet | 45,056 | 46,079 |
| 11-20 vjet | 369,168 | 311,525 |
| > 20 vjet | 188,781 | 180,834 |

## • Bujqësia

Përdorimi i produkteve për mbrojtjen e bimëve dhe i produkteve plehëruese në bujqësi janë tregues të presionit që ushtrohet në mjedis. Përveç funksionit pozitiv të mbrojtjes dhe rritjes së bimëve kanë edhe ndikim negativ në tokë dhe mjedis.

Tabela 24. Sasia e importuar e produkteve për mbrojtjen e bimëve

| Nr. | Emërtimi | 2019 | | 2020 | | 2021 | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | kg | litër | kg | litër | kg | litër |
| 1 | Fungicide | 227706 | 77530 | 456451 | 44730 | 449149 | 98548 |
| 2 | Insekticide | 134257 | 115410 | 175264 | 84080 l | 83449 | 90258 |
| 3 | Herbicide | 146124 | 63894 | 109210 | 202469 | 18783 | 178586 |
| 4 | Rodenticide | 20500 | - | 27118 | - | 2060 | - |
| 5 | Të tjera | 28500 | 14310 | 18581 | 15557 l | 5000 | 63738 |
| | **Total** | **557087** | **271144** | **786624** | **346836** | **558441** | **431130** |

Burimi: Autoriteti Kombëtar i Ushqimit

Tabela 25. Sasia e importuar e produkteve plehëruese (PP)

| Nr. | Emërtimi | Njësia | 2019 | 2020 | 2021 |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | PP të thjeshta të azotit(N) total | Ton | 31809 | 27368 | 59889 |
| - | Nitrat | Ton | 4754 | 6092 | 25012 |
| - | Ure | Ton | 27055 | 21276 | 34877 |
| 2 | PP të thjeshta të fosforit (P)<br>(Superfosfat pluhur dhe granular) | Ton | 16650 | 2693 | 15602 |
| 3 | PP të përbëra + mikroelemente total | Ton/litra | 103329 dhe<br>10464 litra | 102254 | 33097 |
| - | NP (DAP) | Ton | 262 | 2181 | 15307 |
| - | NK (Azot, Fosfor) | Ton | 489 | 3 | 18 |
| - | PK (Fosfor, Kalium) | Ton | 13 | 2697 | |
| - | Të përbëra NPK+mikroelemente | Ton/litra | 102565 dhe<br>10464 litra | 97373 | 17772 |
| 4 | PP bazuar në elemente dytësore | Ton | 31 | 31 | 36 |
| 5 | PP bazuar në mikroelemente | Ton | 6 | 8 | 25 |
| | **Total** | | **151825 Ton<br>dhe 10464 litra** | **132354 Ton** | **108649 Ton** |

Burimi: Autoriteti Kombëtar i Ushqimit

Sipërfaqet me bujqësi organike janë tregues i reagimit dhe përfaqësojnë veprime që ndërmerren për mbrojtjen e mjedisit duke ulur përdorimin e kimikateve në bujqësi. Të dhënat janë marrë nga INSTAT.

Tabela 26. Sipërfaqe me prodhime organike në tokë bujqësore ( Ha), 2020

| Emërtimi | Sipërfaqe | | | - nga e cila në serra |
|---|---|---|---|---|
| | Gjithsej | Në proces çertifikimi | E çertifikuar | |
| Tokë e punueshme | 760.5 | 42.7 | 717.8 | 2.9 |
| Bimë aromatike dhe mjekesore )* | 755.4 | 38.2 | 717.2 | 2.3 |
| Perime | 2.9 | 2.9 | - | 0.6 |
| Foragjere | 1.6 | 1.6 | - | - |
| Të tjera | 0.5 | - | 0.5 | - |
| Drufrutorët | 136.5 | 101.8 | 34.7 | - |
| Pemë frutore | 43.7 | 43.5 | 0.2 | - |
| Ullinj | 80.1 | 46.0 | 34.1 | - |
| Vreshta | 12.7 | 12.3 | 0.4 | - |
| Gjithsej | 897.0 | 144.5 | 752.5 | 2.9 |

)*Këtu janë përfshirë edhe erëzat e gatimit

## • Peshkimi

Në vitin 2020, zënia e peshkut nga të gjitha kategoritë ujore, ka qenë 16.892 ton nga 15.011 ton që ishte në vitin 2019, duke shënuar një rritje me 12,5 %.

Tabela 27. Zëniet sipas kategorive ujore (Janar- Shtator) 2021, në ton

| Kategoritë ujore | Tremujori I | Tremujori II | Tremujori III |
|---|---|---|---|
| Detar | 735 | 935 | 1280 |
| Bregdetar | 127 | 138 | 170 |
| Laguna | 34 | 11 | 72 |
| Ujëra të brëndshme | 844 | 696 | 980 |
| Akuakultura | 1,668 | 2095 | 2180 |
| Molusqe | 181 | 225 | 279 |
| **TOTAL** | **3,589** | **4,100** | **4,961** |

Burimi: MBZHR, Sektori i Peshkimit

Përsa i përket kuotave të lejuara për peshkim, Ministria e Bujqësisë dhe Zhvillimit Rural, në zbatim të Rekomandimit të Komisionit të Përgjithshëm të Peshkimit për Mesdheun(GFCM/44/2021/1) miratuar me Urdhrin e Ministrit Nr 639, datë 22.12.2021 "Për vendosjen e një regjimi sforco të peshkimit për specie kryesore fundore në detin Adriatik (nënzonat gjeografike 17 dhe 18)", të gjitha anijet peshkimit që peshkojnë peshq fundorë nuk duhet të kalojnë 22 109 ditë peshkimi në vitin 2022.

Gjithashtu në zbatim të Rekomandimit të Komisionit të Përgjithshëm të Peshkimit për Mesdheun (GFCM/44/2021/1) miratuar me Urdhrin e Ministrit Nr 11, datë 14.1.2022 "Për një plan menaxhimi për një shfrytëzim të qëndrueshëm të rezervave të pelagjikëve të vegjël në detin Adriatik(nënzonat gjeografike 17 dhe 18)", zënia e pelagjikëve të vegjël (sardele + açuge) për vitin 2022 është 4650 ton dhe për vitin 2023 është 4301 ton.

## PËRMBLEDHJE

**Ujërat e** baseneve të Drinit, të Shkumbinit, Ishëm-Erzen, Semanit dhe Vjosës, klasifikohen si ujra të embla dhe të ngopura me oksigjen. Ujërat e baseneve Shkumbin dhe Vjosë janë të cilësisë së mirë, ujerat e baseni te Drinit – Bunë janë të cilësisë së varfër dhe të basenit të Matit i cilësisë së moderuar. Kurse ujërat e basenit Ishëm-Erzen dhe Semanit janë të cilësisë së keqe. Bazuar mbi të dhënat e tendencës në vite, vërehet se kemi përmirësim të cilësisë të ujërave të basenit Shkumbin në vitin 2021 krahasuar me vitin 2020, duke kaluar nga cilësi e moderuar në cilësi të mirë.

**Ujërat e tributarëve:** duke referuar vlerave të parametrave, Lumi i Pogradecit, dhe Tushemishtit, klasifikohen në ujëra me cilësi shumë të mirë. Ndërsa lumi i Vërdovës klasifikohet në një lum me cilësi të keqe.

**Ujërat e liqeneve** të Prespës, Ohrit, dhe Shkodrës duke u nisur nga vlerat e transparencës, të nevojës kimike për oksigjen, nevojës biokimike për oksigjen, përmbajtja e nitrateve, fosforit, klorofila –a dhe indeksi trofik (TSI), rezultojnë të cilësisë mezotrofike. Gjendja e cilësisë të liqenit të Shkodrës, Ohrit dhe Prespës për periudhën 2018-2021 paraqitet e njëjtë.

**Ujërat nëntokësorë** në Basenet i Drinit, Matit, Baseni Erzen-Ishëm, Baseni i Shkumbinit, i Semanit, Baseni Vjosës, Zonës Jonike, jane ujra të ëmbla, neutralë me alkalinitet të dobët deri ne alkalinë, të pijshëm, me një fortësi që varion nga e butë - në mesatare deri në të fortë.

**Cilësia e ujërave bregdetare në Dhërmi, Borsh, Lukovë, Zvërnec, Ksamil, Shëngjin dhe Velipojë**, referuar të dhënave për periudhën 2019 - 2021, vlerësohen se ka prani e përmbajtjes së amonjakut për zonat bregdetare Dhërmi, Borsh, Lukovë, Ksamil gjatë viteve 2020-2021 krahasuar me vitin 2019, ku nuk kishte prani të amonjakut. Ka një luhatje të lehtë të vlerave nga viti në vit, por gjendja e cilësisë të ujërave bregdetare është e njëjtë. Ujërat paraqiten me cilësi të mirë.

**Sipas vlerësimit mikrobiologjik** (mikroorganizmave E. Coli dhe S. Fecal), ujërat bregdetare larëse ndahen cilësi shumë e mirë 51%, cilësi e mirë 32%, cilësi e mjaftueshme 8% dhe cilësi e keqe 9%. Plazhe që kanë ngarkesë të madhe mikrobike janë: plazhi Zhiron dhe Plepat në Durrës; Mak Albania në Kavajë; Plazhi i vjetër (ish kampi i pionierëve), Plazhi i Vjetër (ish kabina) dhe Shkolla e Marinës në Vlorë; Liqenin i Ohrit në Pogradec si pikat e monitorimit Hotel Enkelana (ish Turizmi), Hotel Depo, Hotel 1 Maji, Pika e molit Dogana, kompleksi.

**Referuar vlerësimit për Lagunat:** Ka përkeqësim të gjendjes në Lagunën e Butrintit duke kaluar nga cilësi mezotrofike(2020) në cilësi eutrofike në vitin 2021; Laguna e Karavastasë është me cilësi eutrofike referuar periudhës 2020-2021. Laguna e Nartës ka përmirësim të cilësisë së ujërave, duke kaluar nga cilësi eutrofike në cilësi mezotrofike në vitin 2021.

**Ndikimi i shkarkimeve të lëngëta urbane në zonat bregdetare:** Përmbajtja e lartë e $NBO_5$ (nevoja biokimike për oksigjen), dhe e NKO (nevoja kimike për oksigjen), përmbajtja e fosforit total mbi vlerat e lejuara, si dhe vlerat e larta të lëndës pezull mbi limitin e lejuar në stacionet në Vlorë dhe Sarandë, tregon se ka shkarkime urbane të patrajtuara. Të tilla janë: stacionet Dr1 – Hidrovori në Durrës; V1 – në det pas hidrovorit tek Pylli i Sodës, V2 – në det pas stacionit të pompimit Vlorë, Sarandë S1 – në det, kolektori, në stacionin Dr1 – Hidrovori Durrës, si dhe stacioni V1 – Hidrovori Vlorë.

**Ndryshimet klimatike:** Kontribuesit më të rëndësishëm të emetimeve të Gazeve me Efekt Serë (GES) në Shqipëri janë sektori i Energjisë , Bujqësisë, Pyjet dhe Përdorimet e tjera të tokës. Gazi me efekt serë më i rëndësishëm në Shqipëri është $CO_2$, emetimet e të cilit janë më të larta se gazet e tjerë $CH_4$, $N_2O$ dhe HFC. Duke marrë në konsideratë të gjithë sektorët (energjia, bujqësia, proçeset industriale, mbetjet), emetimet e $CO_2$ sipas projeksionit të skenarit BAU (punë si zakonisht) parashikohet të rriten nga 10 139 kt $CO_2$e në vitin 2016, në 15 148 kt $CO_2$e në vitin 2030, duke përfaqësuar një rritje prej +49,4%.
Sasia e importuar e substancave ozonholluese është ulur në vitin 2021 në krahasim me vitet e mëparshme 2019 dhe 2020.

**Tendenca klimatike:** Referuar analizës së përshtatjes dhe skenarëve për Basenin e Lumit Vjosë, parashikojnë se temperatura në këtë zonë ka gjasa të rritet. Temperaturat maksimale mesatare parashikohet të arrijnë deri në 1,1°C mbi periudhën normale (1986-2005) brenda vitit 2050 dhe të mbeten në nivele të pandryshuara në vijim. Nga viti 2000 ka pasur një periudhë me rritje të nivelit të reshjeve.

**Biodiversiteti në Shqipëri është i larmirshëm:** Për vitin 2021 në total u regjistruan 64 lloje shpendësh ujorë dimërues, me një numër total individësh prej 142.376. Inventarizimi i faunës së egër në zonat e mbrojtura mjedisore përfshin 40 specie. Nga këto specie, 13 janë kafshë dhe 27 prej tyre janë shpendë. Rrjeti kombëtar i zonave të mbrojtura mjedisore përfshin rreth 18.5% të territorit të vendit (Sip. 523831. 31 Ha). Janë gjithsej 725 monumente natyre.

**Gjendja shëndetësore në pyje;** Përsa i përket fenomenit të ç'halëzimit (rënia e halave), për llojet halorë dhe ç'gjethëzimit për llojet fletorë, si dhe ç'ngjyrosja (tjetërsimi i ngjyrës së halave/gjetheve) rezulton se ka **një përqindje më të lartë që janë në klasën e parë** (lehtësisht të ç'halëzuara/ç'gjethëzuara/ç'ngjyrosura) dhe pasohen me klasën e dytë (mesatarisht të ç'halëzuara/ç'gjethëzuara/ç'ngjyrosura).
Ka një përqindje të ulët të klasës së tretë (shumë të ç'halëzuara/ç'gjethëzuara/ç'ngjyrosura .

Rezulton që prekja e pyjeve **nga dëmtuesit dhe semundjet** varion nga e lehtë dhe mesatare. Kemi një përqindje të ulët që i përket klasës së tretë (prekje e shkallës së lartë). **Speciet drunore më të rrezikuara** janë Caraca e Kaukazit, Tisi, Rrenja, Gështenja e kalit, Lajthia e egër. Gjendja vegjetative dhe fitosanitare e **bimëve aromatiko-mjekësore** si Çaji i malit, Sherebelë, Xhirokull, Salep dhe Boronicë në përgjithësi paraqitet e mirë.

**Gërryerja e tokës bujqësore në brigjet e lumenjve:** Janë konstatuar gjithsej rreth 57.8 Ha tokë bujqësore e gërryer respektivisht; në Lumin Drin, 15 Ha , Lumin Bunë, 6.7 Ha, Lumin Shkumbin 5.9 Ha, Lumi Osum 11.2 Ha dhe Lumi Vjosë rreth 19 Ha.

**Vlerësimi i riskut gjeokimik në zonën Kanali i Hoxharës- Plazhi i Darëzezës**. Elementët Cu, Pb, Zn, Co, janë me vlerë nën norma. Për elementin Ni rezulton me vlerë 1.5 herë mbi normë dhe Cr 6.6 herë mbi normë për SRCeco. (Përmbajtja e riskut serioz për ekosistemin) dhe SRCintg. (Përmbajtja e riskut serioz e integruar ku përfshihen njerëzit dhe ekosistemi). Këto vlera duke qenë disi në përgjithësi të ulta nuk përbëjnë risk për njerëzit dhe ekosistemin.
**Dinamika e vijës bregore të rajonit të Shëngjin-Grykëderdhja e lumit Buna** është intensive dhe mbizotëron erozioni. Bilanci i përgjithshëm i erozion-akumulimit është negativ me -10.87 Ha erozion.

**Cilësia e ajrit urban:** Vlerat e PM10 janë brenda normës së BE në Vlorë dhe Berat. Ndërsa në Lezhë tejkalon normën me 17.22%. Vlera e $NO_2$ e monitoruar në Durrës është brenda vlerës limite vjetore. Nga monitorimi i $SO_2$ në stacionin e Fierit, rezulton se nuk ka tejkalim të vlerës limite ditore dhe as të vlerës limite orare të BE. Përsa i përket ozonit (O3) kemi tejkalime në stacionin e Durrësit për muajin Korrik dhe në stacionin e Korçës për muajt Korrik-Gusht, ndërsa në Fier është brenda limitit të BE. Nuk ka tejkalim të normës 8 orare të BE referuar vlerave të CO në Durrës dhe Shkodër.

**Menaxhimi i mbetjeve:** Sasia vjetore e gjeneruar e mbetjeve bashkiake është 888.018 Ton. Gjatë vitit 2021 në impiante rajonale të depozitimit përfundimtar të mbetjeve (landfill/incinerator) janë depozituar rreth 573 mijë Ton (ose 65% e mbetjeve të grumbulluara në të gjithë vendin). Sasia e mbetjeve që depozitohen në impiante sanitare të cilat ofrojnë kushte të kontrolluara të grumbullimit të mbetjeve është rritur me rreth 40% brenda një viti (2021 kundrejt vitit 2020). Rreth 57 % e bashkive nuk i peshojnë mbetjet, ndërsa 43% i peshojnë mbetjet. Për vitin 2021 raportohet se janë krijuar, përpunuar apo transferuar rreth 430 mijë Ton mbetje të parrezikshme dhe të rrezikshme. Sasia totale e mbetjeve spitalore, farmaceutike dhe të tjera të lidhura me to, rezulton të jetë rreth 1,337 Ton. Përgjatë gjithë vitit 2021 janë eksportuar rreth 48 mijë Ton mbetje.

**Ndotja nga kimikatet** e magazinuara në subjekte të ndryshme që konsiderohen si pika të nxehta mjedisore vazhdon të jetë e pranishme. Sasia e kimikateve të depozituara në magazinat e vjetra është rreth **241,270 Kg**. Gjatë vitit 2021 janë importuar **558441 Kg** dhe **431130 Litër** produkte për mbrojtjen e bimëve. Ndërsa sasi e importuar e produkteve plehëruese është **108649 Ton**. Sasia e mbetjeve nga plehrat kimike dhe pesticideve të skaduara nga përdorimi në bujqësi në Vlorë është 1.04 Litra + 0.00012 Ton Produkte të Mbrojtjes së Bimëve dhe në Fier 9.15 Litra+0.0045 Ton Produkte të Mbrojtjes së Bimëve.

**Niveli i zhurmave** në qytetet Tiranë, Korçë, Gjirokastër, Sarandë, Berat, Pogradec, Kukës, Shkodër, Fier, Vlorë dhe Lezhë. Vlerësohet se përgjatë vitit 2021, niveli i ndotjes nga zhurmat për periudhën e ditës dhe natës është i lartë, pothuajse në të gjitha qytetet duke përjashtuar qytetin e Kukësit. Niveli më i lartë vërehet në qytetin e Tiranës ku kemi tejkalim të normës ditën me 22.4% dhe natën me 31.7%.

**Aktivitetet industriale:** Numri i operatorëve të cilët kanë raportuar për vitin 2021 është 1314 nga të cilat 77 janë operator të pajisur me Leje Mjedisi Tipi A dhe 1237 operatorë të pajisur me Leje Mjedisi Tipi B. Nga raportet e vetëmonitorimit të dërguara nga subjektet pranë Agjencisë Kombëtare të Mjedisit për vitin 2021 rezulton se parametrat e matur të përcaktuar në lejen mjedisore të tyre janë brenda normave të përcaktuara në legjislacion përkatës. Gjatë vitit 2021 kemi një rritje të konsiderueshme të numrit të raporteve të vetëmonitorimit të lejeve të tipit A dhe B krahasuar me vitet e mëparshme. Kjo vjen si pasojë e rritjes së kontrollit inspektues të subjekteve të pajisur me leje mjedisi si dhe ndërgjegjësimit të tyre. Gjatë vitit 2021 janë kryer 1,340 inspektime.

# ANEKS I

## VLERËSIMI I TË DHËNAVE TË MBETJEVE BASHKIAKE MBËSHTETUR TE PESHIMI NË VENDDEPOZITIME

*Projekti:*
*Menaxhim i Modernizuar dhe Miqësor ndaj Klimës i Mbetjeve dhe Riciklimit*

**Autorë:**

Dr. Ornela Shapo
Artur Galanxhi
Ekspertë të GIZ-it

## Të dhëna të sakta për mbetjet bashkiake si bazë për zhvillimin e politikave dhe përmirësimin e menaxhimit të mbetjeve për qytetarët.

### 1.Cilësia e të dhënave në sektorin e MIMN-së sot

Në Shqipëri, të dhënat nga sektori i menaxhimit të mbetjeve shërbejnë për tre qëllime:
për gjenerimin e statistikave për zhvillimin e Planeve të Integruara të Menaxhimit të Mbetjeve dhe Strategjisë Kombëtare për vendim marrjen për hapjen e një venddepozitimi të ri në zonë; dhe për përditësimin e përgjithshëm të statistikave të mbetjeve për bashkinë, duke dhënë informacion për përmirësimin e shërbimit të menaxhimit të mbetjeve për komunitetin lokal.
Realiteti tregon se bashkitë i mbështesin të dhënat e tyre vetëm tek numri i popullsisë, i shumëzuar me një koefiçient të mbetjeve të prodhuara për frymë, i cili ndryshon midis bashkive të mëdha dhe atyre të vogla, si dhe midis zonave urbane dhe atyre rurale.

Në venddepozitime, parë në rrafshin kombëtar, mungesa e peshoreve për matjen e peshës në venddepozitime dhe e objekteve të trajtimit të mbetjeve krijon sfida të mëdha për mbledhjen e të dhënave dhe aftësinë për të ofruar një shërbim efektiv të menaxhimit të mbetjeve. Për më tepër, aty ku të dhënat e mbetjeve mblidhen përmes "metodave të vlerësimit", verifikimi i të dhënave të tilla është i vështirë. Rasti i Strategjisë Kombëtare (SK) për Menaxhimin e Integruar të Mbetjeve 2020-2035 i mbështetur nga GIZ-i/DKTI-ja është një shembull klasik në këtë drejtim.
Situata aktuale në Shqipëri me raportimin e të dhënave parashikon vetëdeklarim drejtpërdrejt nga bashkitë në AKM (bazuar në VKM nr. 687/2015, e ndryshuar me VKM nr. 538/2021).

Agjencia Kombëtare e Mjedisit (AKM) ka një bazë të konsoliduar të dhënash për menaxhimin e mbetjeve të mbledhura nga bashkitë si dhe nga bizneset që kanë ndikim mbi prodhimin e mbetjeve në mjedis, përfshirë përpunimin dhe trajtimin. AKM-ja ka detyrimin të verifikojë të dhënat e raportuara nga bashkitë dhe më pas t'i hedhë ato në sistemin e Regjistrit të Shkarkimit dhe Transferimit të Ndotësve (RSHTN), t'i përpunojë ato më tej dhe të përgatisë raportin vjetor dhe t'i ndajë ato më tej me Ministrinë e Turizmit dhe Mjedisit (MTM) si dhe me institucione të tjera qendrore, njësitë e qeverisjes vendore (NJQV - bashki) dhe Institutin e Statistikave (INSTAT).

Sot 18 nga 61 bashki dorëzojnë mbetjet në venddepozitime sanitare ose inceneratorë, gjë që do të thotë se vetëm për këto bashki grumbullimi i mbetjeve peshohet në hyrje të venddepozitimit përfundimtar, duke bërë që 30% e bashkive të peshojnë mbetjet e tyre, ndërsa pjesa tjetër e 70% të bashkive e bazojnë raportin e tyre dhe menaxhimin e shërbimeve në vlerësime.

### 2.Metodologjia e peshimit të mbetjeve bashkiake - ushtrim

Deri në vitin 2020, AKM-ja nuk i ka verifikuar të dhënat e raportuara nga bashkitë apo kompanitë e tjera private që kanë marrë leje nga ajo për menaxhimin e mbetjeve. Gjatë fundit të vitit 2020 dhe gjysmës së parë të vitit 2021, AKM-ja, së bashku me GIZ-in/DKTI-në, ka mbështetur peshimin e mbetjeve të hedhura në vendgrumbullimet bashkiake (jo venddepozitime sanitare dhe inceneratorë) në 27 bashki, nga të cilat në 7 prej tyre ushtrimi i peshimit është bërë dy herë, (në tetor 2020 dhe në verë 2021). Peshimi u zgjodh për ato bashki të cilat nuk i depozitojnë mbetjet e tyre në venddepozitime sanitare apo inceneratorë.

Ky ushtrim shërbeu për të përmirësuar të dhënat e sektorit të mbetjeve për Raportin e Gjendjes Mjedisore të AKM-së në vitin 2020 dhe për vitin më pas, pra për vitin 2021. Të dhënat e përmirësuara për sektorin do të kontribuojnë për negociatat e Shqipërisë me BE-në për kapitullin
27. Peshorja e lëvizshme është një nga mjetet e verifikimit të përdorura nga AKM-ja për ushtrimin e peshimit, e cila është ofruar nga GIZ-i (2 peshore të lëvizshme të tipit ura peshimi me një bosht të vetëm (UPB) u përdorën për këtë qëllim).

Ushtrimi i peshimit u realizua falë përpjekjeve të përbashkëta të ekipeve të GIZ-it/DKTI-së dhe AKM-së në çdo qark për të siguruar pjesëmarrjen dhe kontrollin cilësor të proçesit. Rezultatet janë çertifikuar nga bashkitë përkatëse dhe angazhimi i tyre ka qenë shumë i lartë dhe pjesëmarrës. Për të siguruar suksesin e ushtrimit të peshimit, MTM-ja nxori një urdhër të ministrit për të gjithë kryetarët e bashkive bazuar në VKM nr. 687/2015 (që ka të bëjë me raportimin e të dhënave të sektorit të mbetjeve). Urdhëri tregon se inspektorët e AKM-së verifikojnë të dhënat e vetëdeklaruara nga bashkitë duke matur mbetjet e dorëzuara në venddepozitimet përkatëse për çdo bashki. Nga ana tjetër, AKM-ja ka mbështetur proçesin duke dërguar një inspektor për të qenë pjesë e proçesit (validimi i proçesit) bazuar në një kalendar të paracaktuar për të gjitha bashkitë, ku është përcaktuar dita, ora dhe vendi ku zhvillohet peshimi i mbetjeve të bashkisë. Bashkitë kishin detyrimin të koordinoheshin me kompanitë private të nënkontraktuara (ose me strukturat e tyre të brendshme) që kamionët të ndiqnin kalendarin e përcaktuar dhe kërkohej të ishte i pranishëm një person nga bashkia dhe një person nga Zyra Rajonale e AKM- së/Inspektoratit.
I gjithë ky ushtrim u mbështet nga GIZ-i/DKTI-ja.

Roli i projektit ishte të koordinonte datat dhe orën për bashkitë për matjet e mbetjeve dhe të siguronte mbështetjen e ushtrimit nga bashkitë, si dhe të ofronte ekspertë që kishin përdorur metodën e urave të peshimit për të matur mbetjet e bashkive të hedhura në venddepozitimet e tyre.

Ekipit të peshimit (ekspertëve) iu ofrua trajnim fillestar. U përdorën dy ura peshimi paralelisht në dy bashki të ndryshme. Mbetjet e depozituara në venddepozitime peshoheshin gjatë 5-6 ditëve të javës (në disa raste vetëm gjatë 3-4 ditëve pasi bashkia grumbullonte mbetje vetëm një herë në dy ditë në zonat e saj administrative). Kamionët e grumbullimit të mbetjeve u drejtuan me kujdes për tu vendosur mbi dyshekët e nivelimit dhe sensorët e peshimit me një shpejtësi prej afërsisht 5 km/orë, pasi sistemi peshon në lëvizje. Sensorët e urës së peshës peshojnë më pas çdo bosht dhe regjistrojnë peshat në terminal. Peshat u printuan më pas në një printer të lidhur me peshoren e lëvizshme. Për çdo kamion pesha regjistrohej dy herë, në hyrje dhe në dalje të venddepozitimit. Të dhënat e identifikimit të automjetit u hodhën më pas në shiritin e printuar për t'u siguruar që pesha "në hyrje" e automjeteve të lidhej me peshën "në dalje" të automjeteve. U sigurua që për çdo automjet  të printohej një shirit me informacion përpara se të peshohej kamioni tjetër. Gjatë ushtrimit, u morë koha e nevojshme për proçesin për të shmangur peshimet e pasakta. Përfaqësuesi i GIZ- it/DKTI-së ishte i pranishëm në ditën e parë të ushtrimit të peshimit në çdo bashki.





Foto nga ushtrimi i peshimit në Bashkinë e Tepelenës

**3.Rezultatet e peshimit të mbetjeve bashkiake**

Ushtrimi i peshimit ka çuar në mbledhjen e një dokumentacioni shumë të detajuar si dhe në nënshkrimin e një deklarate rezultatesh nga përfaqësues të bashkive përkatëse, përfaqësues të ofruesve të shërbimeve të punësuar nga Projekti i GIZ-it dhe nga shoferi i kamionit të mbetjeve bashkiake. Fletët e të dhënave të detajuara janë dhënë për çdo bashki, të shoqëruara me foto të aktiviteteve të kryera çdo ditë për verifikim të mëvonshëm nëse është e nevojshme. Raporti i referohet jo vetëm të dhënave konkrete për rezultatin e peshimit të mbetjeve bashkiake, por edhe  informacionit të mbledhur, të tilla si pyetjet drejtuar ofruesit të shërbimit të menaxhimit të mbetjeve, bashkive përkatëse si dhe vëzhgimeve nga stafi i përfshirë si, për shembull:

- pesha e kamionit në hyrje të venddepozitimit
- pesha e kamionit në dalje të venddepozitimit
- numri i targës së kamionit
- gjendja e kamionit (i vjetër; shumë i vjetër; i ri; në kushte të mira)
- njësia administrative e bashkisë ku grumbulloheshin mbetjet nga kamioni përkatës;
- përqindja e përzierjes së mbetjeve bashkiake kundrejt mbetjeve organike dhe atyre të  gjelbërta nga gardhet dhe kopshtet;
- numri i kontejnerëve të mbledhur nga kamioni përkatës
- etj.

Rezultati i hapave të mësipërm **prodhon të dhëna** mbi:
- grumbullimin ditor të mbetjeve të bashkisë (e dhënë e matur)
- periodicitetin ose shpeshtësinë e grumbullimit të mbetjeve të njësisë administrative brenda  bashkisë
- (e dhënë e matur)
- sasinë neto të mbetjeve të mbledhura (e dhënë e matur)
- llojin e kamionit (informacion i verifikuar)
- mbulimin sipas ditës (vlerësim)
- mbulimin e popullsisë në total (vlerësim)
- vëzhgimin e tipologjisë së mbetjeve (e dhënë e vlerësuar)
- numrin e kazanëve të mbledhura sipas ngarkesës (vetëdeklarim)
- numrin e turneve (vetëdeklarim)

Mbulimi me shërbim mesatarisht për zonën urbane për të gjithë qarkun është 100% ndërsa në zonat rurale 84%, gjë që është brenda standardit minimal të shërbimit të përcaktuar nga Strategjia Kombëtare si për zonën urbane ashtu edhe për atë rurale. Rezultatet më të mira i ka bashkia e Pustecit, ndërsa rezultatet më të dobëta ajo e Kolonjës. Vini re se nuk disponohen të dhëna për bashkitë Korçë, Devoll dhe Maliq.




Detaje për secilën bashki sipas njësive administrative jepen më poshtë

- **Bashkia Pogradec**

| Nr. | Njësia administrative | Numri i popullsisë (formula e korrigjuar e MF-së) | Nr. i fshatrave | Nr. i fshatrave që marrin shërbim | Nr. i popullsisë së shërbyer | Mbulimi me shërbim (%) | Shpeshtësia e mbledhjes së mbetjeve (herë/javë) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Pogradec qytet | 20,848 | 1 | 1 | 20,848 | 100% | 6 |
| 2 | Buçimas | 15,687 | 8 | 8 | 15,687 | 100% | 2 |
| 3 | Çerave | 7,009 | 11 | 10 | 6,372 | 91% | 2 |
| 4 | Dardhas | 2,182 | 9 | 4 | 970 | 44% | 2 |
| 5 | Hudenisht | 5,990 | 6 | 6 | 5,990 | 100% | 2 |
| 6 | Proptisht | 4,785 | 15 | 3 | 957 | 20% | 2 |
| 7 | Trebinje | 2,481 | 15 | 3 | 496 | 20% | 2 |
| 8 | Velçan | 2,548 | 8 | 4 | 1,274 | 50% | 2 |
| 11 | **Bashkia Pogradec** | **61,530** | **73** | **39** | **52,594** | **85%** | |

| Të dhënat e shërbimit | |
|---|---|
| Rezultati i peshimit nga bashkia për 6 ditë (në kg) | 226,435 |
| Mbledhja e përditshme e mbetjeve (mesatarja në kg) | 32,348 |
| Vlerësimi vjetor (mesatarja në ton) | 11,807 |
| Norma e gjenerimit të mbetjeve (kg/person/ditë) | 0.53 |
| Ofruesi i shërbimit | REI |
| Numri i automjeteve (teknologjike + të hapura) | 7 + 1 |
| Përbërja e mbetjeve urbane përkundrejt rurale (në %) | 45 - 55 |
| Përqindja e popullsisë së mbuluar me shërbim (mesatarja në %) | 85% |
| - zona urbane | 100% |
| - zona rurale | 78% |

- **Bashkia Pustec**

| Nr. | Njësia administrative | Numri i popullsisë (formula e korrigjuar e MF-së) | Nr. i fshatrave | Nr. i fshatrave që marrin shërbim | Nr. i popullsisë së shërbyer | Mbulimi me shërbim (%) | Shpeshtësia e mbledhjes së mbetjeve (herë/javë) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Bashkia Pustec | 3,290 | 9 | 9 | 3,290 | 100% | 3 |

| Të dhënat e shërbimit | |
|---|---|
| Rezultati i peshimit nga bashkia për 6 ditë (në kg) | 13,490 |
| Mbledhja e përditshme e mbetjeve (mesatarja në kg) | 1,927 |
| Vlerësimi vjetor (mesatarja në ton) | 703 |
| Norma e gjenerimit të mbetjeve (kg/person/ditë) | 0.59 |
| Ofruesi i shërbimit | Bashkia |
| Numri i automjeteve (teknologjike + të hapura) | 0 + 2 |
| Përbërja e mbetjeve urbane përkundrejt rurale (në %) | 30 - 70 |
| Përqindja e popullsisë së mbuluar me shërbim (mesatarja në %) | 100% |
| - zona urbane | 100% |
| - zona rurale | 100% |

- **Bashkia Kolonjë**

| Nr. | Njësia administrative | Numri i popullsisë (formula e korrigjuar e MF-së) | Nr. i fshatrave | Nr. i fshatrave që marrin shërbim | Nr. i popullsisë së shërbyer | Mbulimi me shërbim (%) | Shpeshtësia e mbledhjes së mbetjeve (herë/javë) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Erseka qytet | 3,746 | 1 | 1 | 3,746 | 100% | 6 |
| 2 | Leskovik | 1,525 | 1 | 1 | 1,525 | 100% | 6 |
| 3 | Barmash | 480 | 10 | 4 | 192 | 40% | 2 |
| 4 | Çlirim | 355 | 12 | 10 | 296 | 83% | 2 |
| 5 | Qender Leskovik | 416 | 14 | 12 | 357 | 86% | 2 |
| 6 | Mollas | 1,520 | 14 | 10 | 1,086 | 71% | 2 |
| 7 | Novesele | 355 | 10 | 2 | 71 | 20% | 2 |
| 8 | Qender Erseke | 2,673 | 17 | 12 | 1,887 | 71% | 2 |
| 9 | **Bashkia Kolonjë** | **11,070** | **79** | **52** | **9,159** | **83%** | |

## 4.6 Qarku Vlorë

Harta e Qarkut Vlorë






| Nr. | Bashkia | Vendgrumbullimi bashkiak |
|---|---|---|
| * | **Zona e mbetjeve – Vlora Veriore** | |
| 1 | Vlora | Kanali motorit |
| 2 | Selenica | Hambaret Fermes |
| ** | **Zona e mbetjeve – Vlora e Jugut** | |
| 3 | Sarandë | Venddepozitimi i Bajkajt |
| 4 | Finiq | Venddepozitimi i Bajkajt |
| 5 | Delvinë | Venddepozitimi i Bajkajt |
| 6 | Konispol | Venddepozitimi i Bajkajt |
| 7 | Himarë | Venddepozitimi i Bajkajt |
| 8 | **Qarku Vlorë** | **2 vendepozitime sanitare:**<br>**- Vlora veri = venddepozitimi i Vlorës**<br>**- Vlora jug = Venddepozitimi i Bajkajt** |

Qarku i Vlorës përbëhet nga 7 bashki. Vlora është qendra e qarkut. Qarku është i ndarë në dy zona mbetjesh sipas Strategjisë dhe Master Planit Kombëtar: Vlora Veriore dhe Vlora e Jugut. Çdo zonë mbetjesh ka parashikuar një venddepozitim sanitar. Sot, vetëm venddepozitimi i Vlorës së Jugut që ndodhet afër qytetit të Sarandës (Bajkaj) është në gjendje pune dhe funksional që nga viti 2016. Vlora e Veriut është në ndërtim e sipër me financimin e KFW-së.

Të gjitha bashkitë brenda Vlorës Jugore konkretisht: Saranda, Finiqi, Konispoli, Finiqi, Delvina dhe Himara i dërgojnë mbetjet e tyre bashkiake në venddepozitimin sanitar. Një stacion transferimi është ndërtuar në Himarë, por nuk është funksional. AKM-ja, me mbështetjen e GIZ-it/DKTI-së, ka matur mbetjet e depozituara vetëm për bashkitë e Vlorës Veriore, përkatësisht: Vlorë dhe Selenicë. Të dhënat nga matja jepen më poshtë.

| Nr. | Bashkitë | Popullsia (formula e korrigjuar e MF) | Nr. i fshatrave | Nr. i fshatrave që marrin shërbim | Nr. i popullisë së shërbyer | Mbulimi me shërbim (%) | Rezultati i peshimit në bashki për 6 ditë (në kg) | Vlerësimi vjetor (mesatarja në ton) | Norma e gjenerimit të mbetjeve (kg/pers/ditë) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Vlora | 104,827 | 39 | 37 | 103,942 | 99% | 713,960 | 37,228 | 0.97 |
| 2 | Selenica | 16,396 | 48 | 20 | 8,171 | 50% | 4,500 | 235 | 0.04 |
| 3 | Sarandë | 20,227 | 4 | | | | | 9,273 | 1.26 |
| 4 | Finiq | 7,743 | 52 | | | | | NA | |
| 5 | Delvinë | 10,384 | 17 | | | | | NA | |
| 6 | Konispol | 8,245 | 17 | | | | | 690 | 0.23 |
| 7 | Himarë | 7,818 | 24 | | | | | 4,107 | |
| 8 | **Qarku Vlorë** | **175,640** | **201** | **57** | **112,113** | **74%** | **718,460** | **51,533** | **0.62** |

| Nr. | Norma e gjenerimit të mbetjeve (Kg/person/ditë) | Vetëdeklarimi (AKM 2020) | SK dhe VKM 538/2021 | Rezultatet e peshimit |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Vlora | 1.57 | 0.95 | 0.97 |
| 2 | Selenica | 0.02 | 0.42 | 0.04 |
| 3 | Sarandë | 1.26 | 0.96 | |
| 4 | Finiq | NA | 0.51 | |
| 5 | Delvinë | NA | 0.63 | |
| 6 | Konispol | 0.23 | 0.40 | |
| 7 | Himarë | 1.44 | 0.62 | |
| 8 | **Qarku Vlorë** | **0.77** | **0.81** | **0.51** |

Norma e gjenerimit të mbetjeve tregon shifra të cilat nuk janë në përputhje me vetëdeklarimin dhe janë shumë afër strategjisë dhe metodologjisë kombëtare për Bashkinë Vlorë dhe shumë afër vetëdeklarimit, por larg SK-së dhe Metodologjisë për Selenicën. Vini re se shërbimi në Vlorë ofrohet nëpërmjet nënkontraktorit privat, ndërsa në Selenicë ofrohet nga bashkia si pjesë e strukturave të saj të shërbimit publik.



Mbulimi me shërbim mesatarisht për zonën urbane për të gjithë qarkun është 100%, ndërsa për zonat rurale 79%, gjë që është brenda standardit minimal të shërbimit të përcaktuar nga Strategjia Kombëtare për zonën urbane dhe shumë afër atij për zonën rurale. Performancën më të mirë e ka bashkia e Sarandës, ndërsa performancën më të dobët Selenica.




Detajet për secilën bashki të ndara sipas njësive administrative jepen më poshtë.

## • Bashkia Vlorë

| Nr. | Njësia administrative | Numri i popullsisë (formula e korrigjuar e MF-së) | Nr. i fshatrave | Nr. i fshatrave që marrin shërbim | Nr. i popullsisë së shërbyer | Mbulimi me shërbim (%) | Shpeshtësia e mbledhjes së mbetjeve (herë/javë) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Vlora qytet | 79,513 | 1 | 1 | 79,513 | 100% | 7 |
| 2 | Novesele | 8,209 | 12 | 12 | 8,209 | 100% | 3 |
| 3 | Orikum | 5,503 | 5 | 5 | 5,503 | 100% | 3 |
| 4 | Qender | 7,621 | 12 | 12 | 7,621 | 100% | 3 |
| 5 | Shushice | 3,981 | 9 | 7 | 3,096 | 78% | 3 |
| 6 | **Bashkia Vlorë** | **104,827** | **39** | **37** | **103,942** | **99%** | |

| Të dhënat e shërbimit | |
|---|---|
| Rezultati i peshimit nga bashkia për 6 ditë (në kg) | 713,960 |
| Mbledhja e përditshme e mbetjeve (mesatarja në kg) | 101,994 |
| Vlerësimi vjetor (mesatarja në ton) | 37,228 |
| Norma e gjenerimit të mbetjeve (kg/person/ditë) | 0.97 |
| Ofruesi i shërbimit | Duka |
| Numri i automjeteve (teknologjike + të hapura) | 13 + 4 |
| Përbërja e mbetjeve urbane përkundrejt rurale (në %) | 45 - 55 |
| Përqindja e popullsisë së mbuluar me shërbim (mesatarja në %) | 99% |
| - zona urbane | 100% |
| - zona rurale | 97% |

- **Bashkia Selenicë**

| Nr. | Njësia administrative | Numri i popullsisë (formula e korrigjuar e MF-së) | Nr. i fshatrave | Nr. i fsha-trave që marrin shërbim | Nr. i pop-ullsisë së shërbyer | Mbulimi me shërbim (%) | Shpeshtësia e mbledhjes së mbetjeve (herë/javë) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Selenica qytet | 2,235 | 1 | 1 | 2,235 | 100% | 3 - 4 |
| 2 | Armen | 2,965 | 7 | 3 | 1,271 | 43% | 2 |
| 3 | Brataj | 2,849 | 10 | 2 | 570 | 20% | 2 |
| 4 | Kote | 3,516 | 10 | 6 | 2,110 | 60% | 2 |
| 5 | Sevaster | 1,720 | 8 | 2 | 430 | 25% | 2 |
| 6 | **Vllahine** | **3,111** | **12** | **6** | **1,556** | **50%** | 2 |
| 1 | **Bashkia Selenicë** | **16,396** | **48** | **20** | **8,171** | **50%** | |

| Të dhënat e shërbimit | |
|---|---|
| Rezultati i peshimit nga bashkia për 6 ditë (në kg) | 4,500 |
| Mbledhja e përditshme e mbetjeve (mesatarja në kg) | 643 |
| Vlerësimi vjetor (mesatarja në ton) | 235 |
| Norma e gjenerimit të mbetjeve (kg/person/ditë) | 0.04 |
| Ofruesi i shërbimit | Bashkia |
| Numri i automjeteve (teknologjike + të hapura) | 0 + 2 |
| Përbërja e mbetjeve urbane përkundrejt rurale (në %) | 30 - 70 |
| Përqindja e popullsisë së mbuluar me shërbim (mesatarja në %) | 50% |
| - zona urbane | 100% |
| - zona rurale | 42% |

## 4.7 Qarku Dibër

### Harta e Qarkut Dibër






| Nr. | Bashkia | Vendgrumbullimi bashkiak |
|---|---|---|
| 1 | Mat | Komsi |
| 2 | Klos | Kalbac |
| 3 | Bulqiza | Do të identifikohet gjatë fazës së dytë |
| 4 | Dibra | Do të identifikohet gjatë fazës së dytë |
| 5 | **Qarku Dibër** | **Nuk është zhvilluar ende një venddepozitim rajonal** |

Qarku i Dibrës përbëhet nga 4 bashki. Peshkopia (Dibra) është qendra e qarkut. I gjithë qarku është pjesë e zonës së mbetjeve të Dibrës. Kjo do të thotë që i gjithë rajoni duhet t'i dorëzojë mbetjet në një venddepozitimin sanitar rajonal, ku venddepozitimi dhe stacionet e parashikuara të transferimit të jenë funksionale. Sot rajonit i mungon një venddepozitim sanitar rajonal ose një vend tjetër depozitimi përfundimtar, prandaj të gjitha bashkitë i dorëzojnë mbetjet e tyre bashkiake në vendgrumbullimet e tyre. Bashkia Dibër ka një vendgrumbullim të rehabilituar të mbështetur nga Agjencia Zvicerane për Zhvillim (projekti Helvetas) në fillim të vitit 2019, i cili shërbeu si ide pioniere për rehabilitimin e vendgrumbullimeve bashkiake deri në zhvillimin e infrastrukturës rajonale. AKM-ja, me mbështetjen e GIZ-it/DKTI-së, ka peshuar mbetjet për 6 ditë në Mat dhe Klos gjatë fazës së parë të ushtrimit të peshimit. Bashkitë e mbetura Dibër dhe Bulqizë do të maten gjatë fazës së dytë të ushtrimit të peshimit. Rezultatet e ushtrimit për fazën e parë jepen më poshtë.

| Nr. | Bashkitë | Popullsia (formula e korri-gjuar e MF) | Nr. i fshatrave | Nr. i fshatrave që marrin shërbim | Nr. i pop-ullisë së shërbyer | Mbu-limi me shërbim (%) | Rezultati i peshimit në bashki për 6 ditë (në kg) | Vlerësimi vjetor (mesatar-ja në ton) | Norma e gjenerimit të mbet-jeve (kg/ pers/ditë) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Mat | 27,600 | 46 | 33 | 22,789 | 83% | 66,110 | 3,447 | 0.34 |
| 2 | Klos | 16,396 | 48 | 20 | 10,586 | 50% | 12,490 | 651 | 0.04 |
| 3 | Bulqiza | 31,210 | 63 | | | | | 4,150 | |
| 4 | Dibra | 61,619 | 141 | | | | | 8,150 | |
| **5** | **Qarku Dibër** | **98,413** | **208** | **71** | **33,375** | **66%** | **78,600** | **16,398** | **0.47** |

| Nr. | Norma e gjenerimit të mbetjeve (Kg/person/ditë) | Vetëdeklarimi (AKM 2020) | SK dhe VKM 538/2021 | Rezultatet e peshimit |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Mat | 0.46 | 0.52 | 0.34 |
| 2 | Klos | 0.36 | 0.40 | 0.04 |
| 3 | Bulqiza | 0.36 | 0.52 | |
| 4 | Dibra | 0.36 | 0.56 | |
| **5** | **Qarku Dibër** | **0.40** | **0.52** | **0.19** |

Normat e gjenerimit të mbetjeve tregojnë shifra që nuk janë në përputhje me ato të vetëdeklarimit dhe strategjisë kombëtare vetëm në rastin e Bashkisë Kolonjë.



Mbulimi i shërbimit mesatarisht për zonën urbane për të gjithë qarkun është 100%, ndërsa për zonat rurale 67%, që është brenda standardit minimal të shërbimit të përcaktuar nga Strategjia Kombëtare për zonat urbane dhe me ndryshim të konsiderueshëm kundrejt zonës rurale siç përcaktohet nga standardi kombëtar i shërbimit. Performancën më të mirë e ka bashkia Mat




Detajet për secilën bashki të ndara sipas njësive administrative jepen më poshtë.

## Bashkia Mat

| Nr. | Njësia administrative | Numri i popullsisë (formula e korrigjuar e MF-së) | Nr. i fshatrave | Nr. i fshatrave që marrin shërbim | Nr. i popullsisë së shërbyer | Mbulimi me shërbim (%) | Shpeshtësia e mbledhjes së mbetjeve (herë/javë) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Baz | 2,228 | 5 | 4 | 1,782 | 80% | 2 |
| 2 | Burrel qytet | 10,862 | 1 | 1 | 10,862 | 100% | 6 |
| 3 | Derjan | 1,102 | 7 | 6 | 945 | 86% | 2 |
| 4 | Komsi | 4,283 | 10 | 5 | 2,142 | 50% | 2 |
| 5 | Lis | 3,824 | 6 | 6 | 3,824 | 100% | 2 |
| 6 | Macukull | 1,565 | 5 | 0 | - | 0% | 2 |
| 7 | Rukaj | 2,507 | 5 | 4 | 2,006 | 80% | 2 |
| 8 | Ulëz | 1,229 | 7 | 7 | 1,229 | 100% | 2 |
| 9 | **Bashkia Mat** | **27,600** | **46** | **33** | **22,789** | **83%** | |

| Të dhënat e shërbimit | |
|---|---|
| Rezultati i peshimit nga bashkia për 6 ditë (në kg) | 66,110 |
| Mbledhja e përditshme e mbetjeve (mesatarja në kg) | 9,444 |
| Vlerësimi vjetor (mesatarja në ton) | 3,447 |
| Norma e gjenerimit të mbetjeve (kg/person/ditë) | 0.34 |
| Ofruesi i shërbimit | ANTE |
| Numri i automjeteve (teknologjike + të hapura) | 2 + 1 |
| Përbërja e mbetjeve urbane përkundrejt rurale (në %) | 40 - 60 |
| Përqindja e popullsisë së mbuluar me shërbim (mesatarja në %) | 83% |
| - zona urbane | 100% |
| - zona rurale | 71% |

- **Bashkia Klos**

| Nr. | Njësia administrative | Numri i popullsisë (formula e korrigjuar e MF-së) | Nr. i fshatrave | Nr. i fshatrave që marrin shërbim | Nr. i popullsisë së shërbyer | Mbulimi me shërbim (%) | Shpeshtësia e mbledhjes së mbetjeve (herë/javë) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Gurrë | 3,369 | 6 | 4 | 2,246 | 67% | 3 - 4 |
| 2 | Klos | 7,873 | 14 | 10 | 5,624 | 71% | 2 |
| 3 | Suç | 2,716 | 5 | 5 | 2,716 | 100% | 2 |
| 4 | Xibër | 2,660 | 6 | 0 | - | 0% | 2 |
| 6 | **Bashkia Klos** | **16,396** | **48** | **20** | **10,586** | **67%** | |

| Të dhënat e shërbimit | |
|---|---|
| Rezultati i peshimit nga bashkia për 6 ditë (në kg) | 12,490 |
| Mbledhja e përditshme e mbetjeve (mesatarja në kg) | 1,784 |
| Vlerësimi vjetor (mesatarja në ton) | 651 |
| Norma e gjenerimit të mbetjeve (kg/person/ditë) | 0.04 |
| Ofruesi i shërbimit | Bashkia |
| Numri i automjeteve (teknologjike + të hapura) | 1 + 0 |
| Përbërja e mbetjeve urbane përkundrejt rurale (në %) | 30 - 70 |
| Përqindja e popullsisë së mbuluar me shërbim (mesatarja në %) | 67% |
| - zona urbane | 71% |
| - zona rurale | 57% |

## 5. Përfundime

Ushtrimi i peshimit pati sukses falë mbështetjes së qeverisë qendrore (MTT-së dhe AKM-së) dhe kryetarëve të bashkive. U vërejt një koordinim i shkëlqyer ndërmjet ekipit të peshimit (ekspertëve të kontraktuar nga projekti GIZ-it/DKTI-së) dhe të gjitha palëve të tjera të përfshira. Vetëm në një rast, peshimi nuk mund të kryhej (bashkia Fier). Zakonisht, zona e madhe administrative në disa bashki shkaktonte vonesa dhe kërkonte kohë të gjatë që kamionët të mbërrinin nga zona e grumbullimit në venddepozitim, gjë që e bëri ushtrimin të vështirë për ekipin, pasi ai duhej të kalonte pothuajse 12 orë në vend për të kryer peshimin e gjithë ditës. Ndonjëherë prania e ekipit të peshimit shkaktonte ndryshim të sjelljes, e cila ndoshta mund të ketë ndikuar në vëllimin e mbetjeve (mbetjet inerte janë mbledhur në ditën specifike, gjë që ka çuar në mbledhjen e sasive të mëdha të mbetjeve).

Rezultatet e peshimit do të përdoren për të përmirësuar raportimin periodik të bashkive në AKM, për përgatitjen e raportit vjetor të mjedisit, përmirësimin e planeve lokale të planeve të MIMN-ve, përmirësimin e menaxhimit të bashkive, përmirësimin e kontratës së shërbimit me operatorët privatë dhe mbështetjen e zhvillimit të politikave në përgjithësi për sektorin. Kontributi i ushtrimit të peshimit pati ndikim të lartë pasi nga 18 bashki deri në vitin 2020 që kanë matur të dhënat për grumbullimin e mbetjeve (që përfaqësojnë vetëm 30% të bashkive), sot numërohen 45 bashki që masin të dhënat (që përfaqësojnë 74% të bashkive). Deri në fund të pranverës të vitit 2022, të gjitha bashkitë do të kenë të dhëna të matura për grumbullimin e mbetjeve.

Norma e gjenerimit të mbetjeve në kilogram mbetje për banor në ditë është një shifër e përafërt e dhënë në Strategjinë Kombëtare si dhe e përfshirë në VKM Nr. 538/2021 për gjenerimin e të dhënave dhe raportimin për mbetjet bashkiake. Ushtrimi i peshimit vërteton analizën e bërë në Strategjinë Kombëtare se bashkitë deklarojnë norma më të larta se në realitet. Kjo është arsyeja që SK-ja dhe Metodologjia 538/2021 parashikojnë norma që duhet të përdoren nga bashkitë në rast se nuk është i mundur peshimi i mbetjeve konkrete. Ushtrimi i peshimit dëshmon se matja është shumë e afërt me SK-në dhe Metodologjinë, por me devijime të konsiderueshme nga vetëdeklarimi i bashkisë për vitet 2020 ose 2019. Zakonisht, rezultatet e matjes janë më afër shifrave të vetëdeklarimit kur shërbimi ofrohet nga vetë bashkia.

## Gjetjet kryesore:

- Ushtrimi i peshimit dëshmon se bashkitë deklarojnë të dhëna të fryra, kryesisht në ato raste kur shërbimi kryhet nga nënkontraktorët privat.
- Në disa bashki është vërejtur prania e mbetjeve të gjelbra si degë, gjethe, bar, veçanërisht në pranverë p.sh. në Përmet, Libohovë, Lushnje, Selenicë etj. Pjesa organike e mbetjeve bashkiake duhet t'i frymëzojë bashkitë të përdorin kompostimin si metodë trajtimi. Kjo do të zvogëlojë sasinë e mbetjeve të përziera të depozituara në pikat fundore të depozitimit, të tilla si venddepozitimet dhe inceneratorët.
- Gjatë stinës së pranverës identifikohen mbetje të lagështa. Për këto bashki duhet të mendohet mundësia e përpunimit të mëtejshëm të të dhënave si, për shembull, një peshim i dytë gjatë sezonit të verës.
- Bizneset tregtare, të tilla si dyqane, tregje, supermarkete etj. në zonat urbane janë mësuar që t'i hedhin mbetjet e thata të riciklueshme (kryesisht karton) brenda kazanëve të mbetjeve të bashkisë, jo në kazanë të dedikuar. Kjo shkakton mbushje të shpejtë të kazanëve që në orët e para të ditës. Në disa raste, kutitë e kartonit hidhen përbrinj kazanëve, gjë që e bën më të lehtë punën për grumbulluesin dhe që çon në mos mbushjen e shpejtë të kazanit.
- Në disa bashki përdoret grumbullimi "derë më derë". Është e rëndësishme të theksohet se në këtë rast nevojitej kohë më e shkurtër për grumbullimin e mbetjeve. Gjithashtu, higjiena ishte më e mirë (kamoni nuk mbante erë, nuk kishte mbetje të lëngjeve të dekompozimit etj. punëtorët ishin më të kënaqur me kushtet e punës).
- Vihet re se pothuajse të gjithë kamionët gjatë lëvizjes kanë derdhje të lëngjeve, të cilat shkaktohen nga hapja e thaseve të paketimit të mbetjeve nga grumbulluesit informalë të lëndëve të riciklueshme.
- Në disa venddepozitime të mbetjeve bashkiake janë vërejtur zjarre, si në Libohovë, Dropull,
- Fatkeqësisht, në shumicën e rasteve, automjetet që përdoren për grumbullimin e mbetjeve bashkiake janë kamionë të dëmtuar (të amortizuar), kryesisht të hapur. Nuk ka dallim sa i takon modalitetit të ofruesit të shërbimit (shërbimi i ofruar nga bashkia ose nga një kompani private nënkontraktore). Shoferët e kamionëve ankoheshin për konsumin e lartë të karburantit të kamionëve për grumbullimin e mbetjeve, etj.
- Të dhënat e vetëdeklarimit nga shoferi i kamionit të mbetjeve ose përfaqësuesi i bashkisë lidhur me numrin e kazanëve të mbledhur nga kamioni përkatës nuk konsiderohen të sakta. Kjo tregon se shërbimit të monitorimit në bashki i mungojnë të dhënat konkrete të menaxhimit, të cilat janë të rëndësishme për mbikëqyrjen e kontratës së shërbimit me kompaninë private apo menaxhimin më të mirë të shërbimit të ofruar nga vetë bashkia.
- Shpesh, mbetjet e ngurta bashkiake përziheshin me mbetje inerte. Në këto raste, shifrat janë më të larta në krahasim me ditët normale.

## 6 Rekomandime

Përfundimi i peshimit në bashkitë e mbetura është i domosdoshëm për të krijuar një pamje të plotë në lidhje me grumbullimin e mbetjeve të bashkive në Shqipëri. Marrja e përvojës nga koordinimi me AKM-në gjatë ushtrimit të peshimit të bërë në vjeshtën e vitit të kaluar (7 bashki) dhe kërkesa e AKM-së për të raportuar në bazë të rezultateve të peshimit janë kyçe për konsolidimin e raportimit të të dhënave të sektorit.

Bashkitë shqiptare mbledhin mbetje organike në një pjesë shumë të madhe të mbetjeve të përgjithshme, sasia e të cilave varion nga 55% deri në 70% të mbetjeve të përgjithshme të grumbulluara. Kjo duhet t'i bëjë planet vendore të drejtohen drejt aktiviteteve të kompostimit. Kjo do të sjellë një ndikim të lartë mbi uljen e mbetjeve të hedhura në pikën fundore të venddepozitimit. Duhet të theksohet që përbërja e mbetjeve është vetëm një vlerësim i përafërt i grupit të peshimit, ndërkohë që nuk bazohet në ndonjë matje apo vrojtim, prandaj të dhënat duhet të merren vetëm si të dhëna me natyrë indikative.

Grumbullimi i mbetjeve sipas llojit të tyre është nevojë urgjente për të nxitur riciklimin, për përmirësimin e shërbimit të grumbullimit të mbetjeve për të gjithë komunitetin dhe uljen e sasive të mbetjeve të depozituara në venddepozitimin fundor. Bashkitë duhet të fillojnë të zhvillojnë plane/aktivitete konkrete dhe buxhet për infrastrukturën e grumbullimit të mbetjeve sipas llojit të tyre.

Të dhëna më të sakta për grumbullimin e mbetjeve duhet të kontribuojnë për rishikimin e kontratave të shërbimit me kompaninë private nënkontraktore. Ka raste kur kontrata bazohet në një sasi (në letër – kontratë) e cila është 5 herë më e lartë se shifrat reale. Përfitimet përkatëse nga përmirësimi i marrëveshjeve kontraktuale, për shkak të të dhënave konkrete mbi sasitë e mbetjeve dhe jo përllogaritjet e përafërta (më pak mbetje për t'u menaxhuar) do të duhet të kontribuojnë për investimet për grumbullimin e mbetjeve, transportin, riciklimin, infrastrukturën e kompostimit, etj. Kjo është rruga drejt përmirësimit të shërbimit, qoftë duke rritur mbulimin e popullsinë totale dhe/ose duke mbështetur riciklimin.
Së fundi, por jo më pak e rëndësishmja, të dhëna më të sakta duhet të kontribuojnë për një llogaritje më të mirë të kostos së shërbimit si edhe për përcaktimin e nivelit të tarifës së menaxhimit të mbetjeve.

Bashkitë duhet të përdorin normat që dolën nga ushtrimi i peshimit për llogaritjen e ardhshme të mbetjeve të prodhuara për banor në vit. Kjo shifër rezultoi të jetë shumë e afërt me normat e parashikuara nga SK-ja dhe Metodologjia 358/2021.

## Ndërgjegjësimi mjedisor

Ndërgjegjësimi mjedisor ka një rol efektiv në krijimin e vetëdijes njerëzore për mbrojtjen e mjedisit ku jetojmë. Përgatit individin që të bëhet i aftë të balancojë nevojat e tij jetësore dhe mjedisin natyror. Rrit aftësinë njerëzore për të marrë pjesë në menaxhimin e mjedisit dhe në zgjidhjen e sfidave mjedisore. Ne kemi nevojë për vetëdije në sjelljen tonë për mbrojtjen dhe ruajtjen e mjedisit dhe përmirësimin e cilësisë së jetës njerëzore

Gjatë periudhës 2020-2021 nga Agjencia Kombëtare e Mjedisit janë organizuar tre fushata ndërgjegjësuese me fokus mbrojtjen e mjedisit.

### 1. Fushata ndergjegjësuese për një menaxhim më të mirë të mbetjeve

Agjencia Kombëtare e Mjedisit përgjatë periudhës 2020-2021, me mbështetjen e projektit të GIZ " Menaxhimi i Modernizuar i Mbetjeve të Ngurta dhe Ekonomia Ricikluese në Respekt të Mjedisit" ka ndërmarrë zhvillimin e një fushate ndërgjegjësuese në 61 bashkitë e vendit tonë dhe organizimin e orëve edukuese në shkolla 9 – vjeçare në qytete të ndryshme në lidhje me mbrojtjen e mjedisit nëpërmjet mirëmenaxhimit të mbetjeve.

Gjatë takimeve është diskutuar për rëndësinë e ndarjes të mbetjeve që në burim. Detyrimin që kanë bashkitë për sigurimin e infrastukturës së nevojshme për hedhjen e mbetjeve të familjeve dhe bizneseve në kazanat për mbetjet e diferencuara për riciklim, kosha rrugorë, mjetet për mbledhjen dhe transferimin e tyre në vend-depozitime sanitare në mbrojtje të shëndetit të njerezve dhe mjedisit. Nxitjen e qytetarëve dhe të bizneseve për hedhjen e rregullt dhe të diferencuar të mbetjeve, parandalimin e konsumit të produkteve plastike njëpërdorimshe, ripërdorimit dhe riciklimit të mbetjeve për të patur një mirëmenaxhim të tyre dhe mjedis të pastër.

Qëllimi kryesor i orëve edukuese është informimi i fëmijëve në lidhje me ndarjen e mbetjeve sipas rrymave, hedhjen e rregullt të mbetjeve në vendet e caktuara nga bashkia. Sensibilizimin e tyre për reduktimin e përdorimit të artikujve njëpërdorimshe të plastikes si dhe riciklimin e ripërdorimin e tyre. Gjatë këtyre orëve janë zhvilluar aktivitete ndërgjegjësuese ku nxënësit e shkollave kanë paraqitur vizatime, poster dhe punime të realizuara me materiale të riciklueshme, ku përcillen mesazhet ndërgjegjësuese për mbajtjen pastër të qytetit.
Janë organizuar trajnime për mësuesit në shkolla në bashkitë e vendit mbi disa mënyra se si mund të realizohen punime me materiale të plastikës, që të mos përfundojne në landfille, duke ju rritur kështu jetëgjatësinë e tyre. Nga projekti i GIZ në këto shkolla janë dhuruar disa sete me materiale shkollore për krijimin e punimeve me materiale të plastikës.

Eksperienca në këtë drejtim tregoi se:

- Monitorimi i mirë i territorit nëpërmjet inspektimit në dyqanet e mëdha, supermaketet dhe tregun joformal të fruta-perimeve jep ndikim të menjëhershëm dhe të mirë në uljen e konsumit të qeseve plastike njëperdorimshe
- Fushatat sensibilizuese nuk mund të jenë të veçuara dhe të kryera vetëm njëherë. Është e nevojshme një fushatë gjithëpërfshirëse dhe angazhim i gjithë komunitetit dhe biznesit
- Shkollat janë një levë e rëndësishme edukimi dhe sensibilizimi, gjithsesi ato japin impakt në terma afatgjatë
- Kufizimi i plastikës njëpërdorimshe është hapi i parë për zbatimin e direktivës së BE-së në lidhje me heqjen nga përdorimi të plastikës njëpërdorimshe.

### 2. Fushata e sensibilizimit "Thuaj Jo ndotjes, përdor më pak plastikë"

Agjencia Kombëtare e Mjedisit, në kuadër të një nga sfidave më të mëdha që po përballet sot e gjithë bota, ndotja nga mbetjet plastike dhe mbeturinave të hedhura në det, me fillimin e sezonit turistik të vitit 2021 ka ndërmarrë fushatën e sensibilizimit përgjatë bregdetit shqiptar **#ThuajJONdotjes❎** përdor më pak plastikë ". Synimi ynë ka qenë ndërgjegjësimi i qytetarëve, turistëve për rëndësinë e mbrojtjes së mjedisit dhe vecanërisht menaxhimit të integruar të mbetjeve. Ndarja e mbetjeve në burim, hedhja e tyre në vend depozitimet e caktuara dhe ruajtja e mjedisit detar nga mbetjet dhe plastika shmangin ndikimin negativ në biodiversitet dhe shëndetin tonë. Mbetjet me përmbajtje plastike, alumini, qelqi, mbetjet ushqimore të hedhura në natyrë dhe në mjediset ujore çlirojnë kimikate, të cilat paraqesin rrezikshmëri të lartë duke ndikuar gjithashtu edhe në ndryshimet klimatike.

### 3. Fushat ndërgjegjësuese "Njohja me gjendjen e mjedisit dhe rekomandimet për përmirësimin e situatës mjedisore si dhe ndërgjegjësimi për mbrojtjen e mjedisit "

Gjatë periudhës Tetor 2021- Shkurt 2022 janë organizuar takime ndërgjegjësuese me përfaqësues të 61 bashkive të vendit dhe 22 biznese të ndryshme të cilët ushtrojnë aktivitetin e tyre në këto zona. Synimi i takimeve ndërgjegjësuese ishte:

- Njohja me vlerësimin e gjendjes së mjedisit në vendin tonë për vitin 2020
- Informimi me rekomandimet e dhëna në RGJM 2020, për përmirësimin e situatës mjedisore, me qëllim përfshirjen e tyre në dokumentat strategjike dhe planet vendore për mjedisin të bashkive. Ndërgjegjësimi për ndërmarrjen e veprimeve të rekomanduara.

- Ndërgjegjësimi i bizneseve me aktivitet industrial për ndikimet negative që shkaktohen në mjedis dhe njohja me rekomandimet për minimizimin e tyre në mbrojtje të mjedisit.
- Nxitjen e tyre për përdorimin e teknologjive më të mira dhe trajtimin e shkarkimeve në ajër, tokë dhe ujë.

Rekomandimet e Raportit të Gjendjes në Mjedis shërbejnë si një bazë e mirë për ndërgjegjësimin e bashkive dhe bizneseve në mbrojtje të mjedisit. Gjithashtu ndihmojnë në hartimin e politikave më efikase jo vetëm në përmirësimin e gjendjes së mjedisit, por edhe në parandalimin e ndikimeve në mjedis. Për këtë arsye gjatë takimeve me bashkitë dhe bizneset u theksua rëndësia e përfshirjes së rekomandimeve në planet e tyre për mjedisin si dhe ndërmarrjen e veprimeve për treguesit kryesor të mjedisit të cilat do të ndihmojnë në përmirësimin e gjendjes mjedisore në vendin tonë. Nxitja e bizneseve për ushtrimin e aktiviteteve duke përdorur teknologjinë e duhur si dhe marrjen e masave për trajtimin e shkarkimeve për të minimizuar ndotjen e mjedisit.

Ndërgjegjësimi për ndërmarrjen e veprimeve që këto rekomandime të mos mbeten thjesht në letër por të përfshihen në planet për mjedisin dhe të kthehen në veprime konkrete për mbrojtjen e mjedisit.

## • Konsultimi me publikun në proçesin e Vlerësimit të Ndikimit në Mjedis

Agjencia Kombëtare e Mjedisit është insitucion që në fushën e përgjegjësisë ka edhe marrjen në shqyrtim dhe dhënien e vendimeve për projekte, që i nënshtrohen proçedurës së Vlerësimit të Ndikimit në Mjedis. Një rol të rëndësishëm në këtë proçes luan edhe proçedura e konsultimit me publikun në vendimarrjen mjedisore, e cila kryhet për projektet në fusha të ndryshme dhe për proçesin e thelluar të VNM-së, në bazë të VKM 247/2014.

Qëllimi kryesor i këtij procesi, është të sigurojë:

a)një nivel të lartë të mbrojtjes së mjedisit, përmes parandalimit, minimizimit dhe kompensimit të dëmeve në mjedis, nga projekte të propozuara që përpara miratimit të tyre për zhvillim;

b)garantimin e një procesi të hapur vendimmarrjeje, gjatë identifikimit, përshkrimit dhe vlerësimit të ndikimeve negative në mjedis, në mënyrën dhe kohën e duhur; si dhe përfshirjen e të gjitha palëve të interesuara në të.

Numri i konsultimeve me publikun dhe fusha e veprimtarisë për të cilat janë kryer këto konsultime për vitin 2021 paraqiten në tabelat më poshtë.

Tabela 1. Numri i konsultimeve sipas rajoneve/Agjencive Rajonale të Mjedisit

| Agjencia Rajonale e Mjedisit | Rajonet | Numri konsultimeve |
|---|---|---|
| Tiranë | Tiranë, Durrës, Dibër | 359 |
| Fier | Fier,Vlorë, Gjirokastër | 150 |
| Lezhë | Lezhë, Shkodër, Kukës | 96 |
| Berat | Berat, Elbasan, Korçë | 164 |
| **TOTAL** | | **769** |

Tabela 2. Fushat e veprimtarive dhe konsultimet

| Veprimtaria | Numri i konsultimeve |
|---|---|
| Shfrytëzim/përpunim guri dhe inerte | 80 |
| Shfrytëzim kromi | 19 |
| Trajtim uji | 2 |
| Hidrokarburet | 354 |
| Institucione shëndetësore | 25 |
| Magazinim/prodhim solvent - kimikatesh | 22 |
| Servis/lyerje makinash | 27 |
| Elektrike | 3 |
| Ndërtim linje OST | 2 |
| Kërkim/zbulim | 5 |
| Rritje intensive | 15 |
| Prodhime shtazore | 22 |
| Prodhime plastike | 20 |
| Prodhimi i pijeve dhe ushqimit | 16 |
| Prodhim/riciklim vaji | 2 |
| Prodhim mobilje | 5 |
| Prodhime të ndryshme | 20 |
| Stampim | 4 |
| Të tjera | 19 |
| Prodhime të ndryshme | 20 |

| Të dhënat e informacionit | Tiranë | Durrës | Shkodër | Vlorë | Elbasan |
|---|---|---|---|---|---|
| Sasia e mbetjeve organike, shtëpiake (Kg) | 292,147,000 | 83,070,096 | 4,362,840 | 12,920,640 | 17,664,600 |
| Sasia e mbetje Inerte (Kg) | 0 | 331,108 | 600,000 | 27,200,000 | 4,195,000 |
| Sasia e mbetjeve farmaceutike Spitalore (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| Sasia e mbetjeve Spitalore jo të rrezikshme (Kg) | 0 | 231,750 | 0 | 0 | 3,687,600 |
| Sasia e mbetjeve Spitalore të rrezikshme dhe Dentare (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| Sasia e mbetjeve Plastike (Kg) | 0 | 1,200,000 | 310,000 | 2,215,600 | 4,361,195 |
| Sasia e mbetjeve të Qelqit (Kg) | 0 | 305,000 | 80,000 | 959,300 | 4,827,400 |
| Sasia e mbetjeve Metalike (Kg) | 0 | 670,335,000 | 750,000 | 261,100 | 985,000 |
| Sasia e mbetjeve të Drurit (Kg) | 0 | 19,350,000 | 0 | 634,500 | 603,000 |
| Sasia e mbetjeve të Letër dhe Kar-tonit (Kg) | 0 | 54,974,250 | 0 | 1,304,900 | 4,714,730 |
| Sasia e mbetjeve të Baterive të dala jashtë përdorimit (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 142,020 |
| Sasia e mbetjeve të gomave të dala jashtë përdorimit (Kg) | 0 | 6,226,000 | 0 | 18,000 | 273,500 |
| Numri i automjeteve të dala jashtë përdorimit | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| Sasia e mbetjeve të vajrave të për-dorur (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 5,527,000 |
| Sasia e mbetje nga produktet e Kafshëve (Kg) | 0 | 558,540,000 | 0 | 0 | 1,383,500 |
| Sasia e mbetjeve nga plehrat kimike dhe pesticideve të skaduara nga përdorimi në bujqësi (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| Sasia e mbetjeve farmaceutike bujqësore (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| Sasia e mbetjeve të produkteve të tekstilit (Kg) | 0 | 44,894,000 | 0 | 218,600 | 1,399,550 |
| Sasia e mbetjeve të vajrave izolues dhe përcjellës nxehtësie që përm-bajnë PCB/PCT (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| Sasia e mbetjeve nga sektori i in-dustrisë dhe minierat (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| Sasia e mbetjeve Elektrike dhe Elektronike (Kg) | 0 | 100,000 | 1,800,000 | 0 | 499,555 |
| Sasia e mbetjeve bimore dhe shtazore e pakompostuar (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| Sasia e mbetjeve të depozituara për kompostim e mbetjeve urbane (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| Sasia e mbetjeve të depozituara në Lendfill (Kg) | 47,360,000 | 55,306,196 | 0 | 81,887,600 | 26,396,000 |
| Sasia e mbetjeve të depozituara në Incenerітor (Kg) | 0 | 0 | 0 | 0 | 24,498,000 |

**Shënim: Të dhënat e paraqitura në tabelë janë të vetdeklaruara nga Njësitë e Qeverisjes Vendore.**

| | Korçë | Fier | Gjirokastër | Lezhë | Dibër | Berat | Kukës |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | 41,295,270 | 20,965,000 | 4,318,080 | 185,792,000 | 12,277,400 | 8,371,715 | 11,150,000 |
| | 1,083,000 | 3,723,000 | 868,720 | 950,000 | 453,060 | 1,441,000 | 4,952,000 |
| | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| | 0 | 1,100 | 3,000 | 150,000 | 5,859 | 31,900 | 0 |
| | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| | 173,000 | 3,805,100 | 882,310 | 0 | 750,240 | 2,003,000 | 0 |
| | 2,329,520 | 1,628,000 | 390,440 | 0 | 247,020 | 955,000 | 0 |
| | 63,000 | 234,000 | 190,930 | 0 | 80,530 | 213,200 | 0 |
| | 443,000 | 560,000 | 246,080 | 0 | 151,322 | 270,000 | 0 |
| | 514,747 | 2,087,000 | 515,290 | 0 | 773,180 | 2,168,000 | 0 |
| | 0 | 8,000 | 5,000 | 0 | 129,906 | 9,600 | 0 |
| | 100,000 | 64,000 | 10,000 | 0 | 57,161 | 0 | 0 |
| | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| | 114,000 | 6,000 | 2,000 | 0 | 68,104 | 0 | 0 |
| | 520,300 | 0 | 55,350 | 0 | 115,604 | 313,000 | 0 |
| | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| | 28,770 | 308,000 | 174,000 | 0 | 215,208 | 914,000 | 0 |
| | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| | 0 | 530,000 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| | 180,000 | 26,119 | 12,000 | 0 | 93,906 | 86,000 | 0 |
| | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |
| | 21,942,640 | 27,872,550 | 6,287,500 | 4,380,000 | 20,343,000 | 18,691,500 | 11,150,000 |
| | 0 | 3,501,900 | 0 | 0 | 0 | 0 | 0 |

